

Autori i këtij libri Hysen Haxhiaj një pjesë të madhe të jetës së tij e ka kaluar në burgjet e ndryshme të diktaturës komuniste.

E nisi më 12 dhjetor 1976 me burgun famëkeq të Spaçit, ku edhe dielli kishte frikë të hynte për të kaluar më pas në një rrugëtim kalvaresk në burgun e Ballëshit, Zejmenit, Qafës së Barit për ta mbyllur këtë torturë në burgun e Burrelit.

Pra siç shihet, një rrjetë e tërë burgjesh që ndonëse lanë gjurmë të pashlyera në shpirtin e tij, nuk mundën kurrë ta thyenin atë.

Hyseni është një organizëm vital idealisti, që ajrin e lirisë dhe demokracisë i konsideron më të shenjtë se vetja. Ky është shkaku që shumica e këtyre shkrimeve eseistike dhe rrëfimtare tingëllojnë si të shkruara me psherëtima revolte dhe zhgënjimi.

Është një libër ku ndihesh si i shtypur nga prania e Gulagut komunist dhe fuqia tronditëse e rrëfimit.Çdo shkrim është një barometër ngjarjesh dhe karakteresh historik, të djeshëm dhe të sotëm, por dhe një barometër qëndrese e njerëzve që u kaloi jeta në ato Gulage dhe burgje.

Hija e diktaturës në këtë kohë të paeikuilibruar dhe të paemër është ende e dukshme dhe e prekshme për të gjithë. Kjo është një nga arsyet që titulli i këtij libri është kaq i prekshëm dhe domethënës.

Agim Bajrami

ISBN:978-9928-179-04-3



Çmimi: 1000 lekë
10 Euro

BURG NE LIRI

HYSEN HAXHIAJ



HYSEN HAXHIAJ



# BURG NE LIRI

PUBLICISTIKË, TREGIME DHE POEZI

Botime "Vllamasi"

*Poetët kanë fuqinë të ngrejnë dhimbjet e veta në art, ku ne të gjithë gjejmë dhimbjet tona.*

**M. Kuteli**

## SHPENDI TOPOLLAJ

### PARATHËNIE

Është bërë zakon që sa herë na duhet të shkruajmë parathënien e ndonjë libri, të përqëndrohemi ose tek ajo për të cilën flitet në të, ose tek autori i saj, ose te të dy së bashku, kur ato nuk i ndajmë dot. Ky varianti i fundit, po ngjet edhe me mua, tani që më duhet të them dy fjalë për librin e mikut tim Hysen Haxhiaj, drama e jetës së të cilit është e denjë për një libër më vete. Se libri merr formë ose nga talenti i shkrimtarit të mirëfilltë, ose nga nevoja e dikujt për të treguar diçka që mbart brenda vetes: dashuri të madhe, ose urrejtje, pra mësime të domosdoshme për të tjerët, për të mos thënë; ato të vërteta që latinët i quanin De visu, pra të para me sy.

Hysen Haxhiaj, është lindur më 1 mars të vitit të trazuar 1942, kur Shqipëria ishte në flakën e luftës për liri, në një familje të pasur dhe të dëgjuar për mikpritje e atdhedashuri nga Çorrushi i Mallakastrës, jo larg rrënojave të Bylisit antik. Gjyshi i tij Muharremi që kishte kryer studimet në medresenë e Stambollit dhe sidomos i vëllai Bektashi që ishte dhe deputet, i pranishëm në aktin shpalljes së Pavarësisë në Vlorë dhe delegat i Kongresit të Lushnjes, gëzonin një emër të nderuar në gjithë

krahinën. Babai i Hysenit, Ismaili, kishte pesë djem dhe tri vajza dhe qe ndër të parët që u bashkua pa asnjë rezervë me lëvizjen nacional i çlirimtare, i ngarkuar me detyrën e zëvendëskomandantit të çetës territoriale të Mallakastrës. Por kjo zgjati deri në vitin 1943, kur ai pa te qëndrimi i Partisë Komuniste ndaj Konferencës së Mukjes, dorën hileqare të emisarëve jugosllavë të cilët synonin të gllabëronin Kosovën dhe ta kishin Shqipërinë nën suzerenitetin e tyre. U kthye në shtëpi dhe nuk u përzie me asnjë ngatërresë apo forcë politike. Natyrisht që njohjet dhe miqësitë e vjetra impononin mbajtjen e derës hapur për cilindo luftëtar, pa e ditur se dikur këtë bujari që ai e ndiente edhe si detyrë, do ta paguante shtrenjtë, pasi me prepotencën, injorancën dhe përbuzjen për nacionalistët, të pasurit dhe të diturit, atij në sy të djalit të vogël, i hedhin hekurat dhe e dënojnë me 25 vite burg, duke e akuzuar si anëtar imagjinar të grupit armiqësor të Tepelenës. Odisea e kalvarit të tij kaloi nga këneta e Maliqit, ajo e Tërbufit, kanalit të Bedenit, aeroportit të Rinasit e deri baltovinat e fushës së Torovicës. As që deshi kush t'ia dinte se biri i tij Xhevdeti, partizan i Brigadës së XI - S, kishte rënë dëshmor i atdheut në Gomsiqe të Pukës.

Hyseni, para kësaj situate, gjen mbështetje në Durrës, tek vëllai Hajro dhe e shoqja e tij Afërdita, si dhe tek e motra Lumturije, e cila ishte martuar me një njeri shumë të nderuar, por edhe të besuar të pushtetit i cili ju gjend dhe e përkrahu atë. Kurse dy vëllezërit e tjerë të tij, Enveri dhe Haxhiu u internuan dhe qëndruan jo pak, por nga 33 vjet secili.

Në këtë qytet, ku kishte mbetur ende e gjallë qytetaria dhe shpirtbutësia, ai ndoqi shkollën derisa mbaroi dhe gjimnazin "16 shtatori", ku kishte shokë djem të zgjuar dhe të kulturuar si Bardhyl Ballanca, Veip Bakiri, Fadil



Marika, Irakli Çipi, Verushe Myshketa, Jorgo Kosta, Met Bylykbashi, Cen Demiri, Feredin Teli dhe mbi të gjitha, mësues të përkushtuar dhe shumë të aftë si Burhan Kaduku, Matish Gjeluci, Petrit Vela, Sul Demiri, Kastani Gjini, Ali Kovaçi me shokë. Por edhe gjatë periudhës që ishte nxënës, hija e luftës së klasave, ashtu e zezë dhe e pamëshirshme siç ishte, nuk ju nda, pasi në moshën 14 vjeçare Këshilli i lagjes kishte varur në mur, për ta parë çdo kalimtar, një shpallje, ku thuhej se djali i kulakut dhe i ballistit, Hysen Haxhiaj që kishte ardhur për të humbur gjurmët në këtë qytet, duhej të ndërpriste mësimet dhe të kthehej atje në fshatin e tij. Ky, më shumë se gjithçka, ishte turpërimi që i bëhej një fëmije që sapo kishte nisur të krijonte personalitetin e tij dhe të thurrte, aq sa e lejonte arsyeja dhe mundësitë, ëndërrat e veta. Instinkti i vetëmbrojtjes e detyroi të ngrinte zërin diku dhe me besim te burrëria e kryetarit të Rrethit, trokiti në derën e zyrës së Reiz Xhelilit, i cili pasi e dëgjoi, dhe ju dhimbs, i premtoi se do bënte diçka për të. Por ndërkohë, atë vogëlush e kishin përplasur në një birucë të errët dhe plot lagështirë të degës së Punëve të Brendshme, ku rasti fatkeq e kishte bashkuar edhe me dy vëllezërit e tjerë, të cilët, ishin kapur duke fjetur tek shtëpia e kunatës së tyre, ku kishin shkuar për t`u çmallur dhe për të qarë hallet e shumta që u kishin rënë. Doli prej andej, vetëm pas interesimit të Reizit, i cili kishte urdhëruar edhe bërjen e pasaportizimit të tij në Durrës.

Në vitin 1963, Hysenin e thërresin për të kryer shërbimin e detyrueshëm ushtarak dhe e dërgojnë në një repart pune në Plug të Myzeqesë. Ushtrinë, ky djalë i një familjeje që asnjëherë nuk e kishte ndarë pushkën nga dora e kryen me një lopatë. Pasi u lirua, me besimin se disa histori të vjetra, ku ai s'kishte as më të voglin rol, do qenë harruar, rregjistrohet në Institutin Pedagogjik të

Shkodrës, në degën matematikë - fizikë. Shkodra, me bukurinë e saj mahnitëse, me krenarinë që i jepte historia, me besimin që i jepte kultura dhe me lirshmërinë që i jepte liberalizmi i banorëve të saj, i ngjalli besimin se jeta e tij do të merrte një drejtim tani e tutje. Ndaj, nisi të studiojë me vullnet dhe pasion, derisa po afrohej fundi, ku si rezultat i orjentimit për rritjen e vigjilencës revolucionare dhe nevojës për ashpërsim të goditjes ndaj elementit të "dyshimtë dhe të rrezikshëm", e përjashtojnë nga shkolla, pa e lejuar të jepte provimet e shtetit. I dëshpëruar, i revoltuar, por edhe me dashuri në zemër për këtë qytet, ai kthehet në Durrës. Nuk sheh tjetër, veçse të fillojë sërish shkollën e mesme mekanike, ku mësoi zanatin e axhustatorit, ç'ka mundësoi edhe futjen e tij në punë në ORMN. Në çdo kohë, ka dhe njerëz të mirë dhe të arsyeshëm. Kështu, drejtori Stefan Stavri, duke parë edhe prirjet e tij nga arti, e aktivizoi me përgatitjen e grupit artistik të ndërmarrjes, ku në vitin 1974, arritën të zenë vendin e parë me dramën e Minush Jeros "Të pamposhturit". Por taksiratet për të nuk kishin fund.

Në vitin 1971 ai u martua dhe pas nja dy vjetësh i lindi vajza. Mendonte se ngrohtësia e vatrës familjare do të bënte që të harronte disa nga makthet, brengat dhe vuajtjet që i kishte shkaktuar absurdi i asaj kohe të çmendur, por ishte gabuar: në dhjetor të vitit 1976, teksa merrej në ofiçinë me ndërtimin e detalit të quajtur bati i fraksionit për një eskavator "Staliniec", me të mrekullueshmen Mela Moisiu etj. e arrestojnë si pjesëmarrës në grupin e Everest Kërliut dhe së bashku me të tjerë, si arkeologu Astrit Qorri, Pol Dungu, Mitat Turkeshi, Xhep Gojani dhe vëllai i Everestit. Pas një hetuesie mizore, deri në maj të 1977, i nxjerrin para gjyqit në kinemanë e Portit, ku gjithçka ishte inskenuar më së miri, për t`u përballur me akuzën qesharake të



agjitacionit dhe propaganës në art e kulturë. Ishin marrë të gjitha masat që pjesëmarrja e të shkretit popull dhe kërshëria e tyre, të ishin të papara, me qëllim që kushdo t`ja vinte mirë gishtin kokës dhe as të mos e mendonte që të dyshonte në vendosmërinë e pushtetit për ndërtimin e socializmit utopik në Shqipëri, gjë që veç mendjes diabolike të Enver Hoxhës, nuk e kishte parashikuar as Marksi vetë. Të frikësuar gjer në palcë, askush nuk pipëtiu kur u shpall dënimi dragonin për ata djem të rinj dhe të pafaj, ku për vetë Hysenin u dhanë plot dhjetë vjet burg.

Ja dhe Spaçi, ferri i vërtetë dhe që ai pasi e kishte lexuar te përkthimi mjeshtëror i Pashko Gjeçit, kishte besuar se qe vetëm pjellë e imagjinatës gjeniale e fiorentinasit të madh. Ç'do bënte në këtë humbëtirë? Mendja e turbulluar i thoshte se "do mbushte fuçinë e Danaidave". Por jo. Ishte më keq akoma. Do futej së bashku me shokët deri 2500 metra thellë nën tokë. As ferri nuk ishte më shumë. Dhe atje nën një temperaturë të padurueshme prej 43 gradësh, ç'ka të merrte frymën dhe nën një shi acidi që në lakuriqësinë që ajo imponontë, të linte njolla të mëdha djegjeje në lëkurë, duhej të realizonte normën herkuliane për të gërmuar dhe nxjerrë vagona të tërë me mineral bakri e piriti. Me disiplinë kërbaçi, njësoj si skllevërit dikur, punonin të burgosurit, djem nënash shqiptare, pa asnjë garanci për jetën e tyre. Kishin parë gjymtime dhe vdekje, por atje jeta ishte çvleftësuar. Ajo e kishte humbur kuptimin. Të burgosurve s'u mbetej tjetër veçse të numëronin orët, ditët, javët, muajt, vitet, por ato ishin kthyer respektivisht në ditë, javë, muaj, vite dhe shekuj. Dhe kjo punë vazhdonte e vazhdonte... Dhe përsëri, ky nuk ishte fundi. Në vitin 1981, vjen nga Dega e Punëve të Brendshme oficeri nazist F.S. vet' i dytë dhe takon Hysenin, të cilit me premtime i kërkon të dëshmojë për dikë që e kishin

arrestuar. E si mund ta bënte ai, nipi i Bektash Çorrushit këtë? Kurrën e kurrës. Do ta pësosh më keq - i thanë. Le ta pësoj! Veç ndërgjegjen ta kem pa njolla. Ishte qershor. Në 7 korrik e ridënojnë me dhjetë vjet të tjera. O Zot! Më ruaj mendjen e kokës. Por ai tani e dinte se e keqja nuk kishte kufi. Aty në burg Hyseni kishte gjetur shokë që kishin qenë të burgosur qysh me babanë e tij dhe kishin mbetur të pathyer si Shyqyri Selami, Luan Myftiu, Irfan Vrioni dhe Sami Dangëllia e pastaj Gëzim Çela, Qazim Toro, Bedri Blloshmi, Luan Burimi, e deri Sander Sokoli që e vranë barbarisht. Në ato burgje njeh qëndrimin e Edmond Halimit, Haki Hoxhës vet i tretë, Shik Stërmasit, Burhan Kalasë. Por dhe Fadil Kokomanin, Vangjel Lezhon, Xhelal Koprenckën etj. që u kushtoi shumë, deri me jetën e tyre, guximi i treguar dhe urrejtja ndaj diktaturës dhe diktatorit. Ata i jepnin kurajo. Por dhe vëllezërit, dhe motra, gruaja e Hakiut, nuk e braktisën asnjëherë. Djemtë e saj të guximshëm, e ndiqnin burgjeve me trastat me ushqimet që hiqnin nga goja e tyre. Dhe ai do t'u mbetej mirënjohës përjetë atyre.

Pas viti 1982, nisin transferimet: në burgun e Ballshit, në Zejmen, në Qaf Bari ku kishte ndodhur ajo revolta e famshme dhe ende ndihej tmerri i hakmarrjes dhe pastaj në vitin 1989 në famëkeqin burg të Burrelit, ku qëndroi një vit, pra deri në 13 tetor 1990, kur komunizmi ra në varrin që kishte hapur vetë. Kishin kaluar 15 vjet llahtari, nga mosha e tij më e bukur. Ja tani ajri i lirisë. Ajri që do mbushte me oksigjenin e tij mushkëritë e atrofizuara të të gjithë shqiptarve. Ajri i demokracisë, për shumicën i panjohur. Dhe ai do t'i përkushtohej ndershmërisht asaj. Pa hakmarrje. Ndaj nisi punën me shoqatën e të përndjekurve politikë. I nxitur nga thënia e Lamartinit se "Libri më i madh është libri i jetës, të cilin nuk mund ta hapësh, as ta mbyllësh sipas qejfit" vendosi të shkruaj.



Të shkruante për të treguar. Pa çka se e kishte kuptuar mirë se: Ku ka penë t'i rezistojë / Botës ku kemi jetuar / Ku ka mendje t'i gjykojë / Dramat që kemi kaluar. I kujtohej ajo sentenca se "Hidhërimi më frymëzon vargun" dhe filloi të thurë dhe botojë poezi. Predikonte paqe mes shqiptarve. Thosh: Nuk kërkojmë shpagë. Dhe shpresonte shumë, sikurse del te libri i tij "Rilindja e Shpirtit".

Por fatkeqsisht edhe vërente se tani po shfaqeshin fenomene të reja, po lulëzonte babëzia për pushtet dhe pasuri. Madje, kishte nga ata që ai i kishte gjykuar si njerëz me dinjitet. Por qenka e çuditshme; paska pasur shumë të drejtë ai latini i vjetër që kishte thënë: "Corruptio optimi pessima" që donte kuptuar se "Kur korruptohen të mirët, bëhen më të këqinj." Kjo jo vetëm e mërziti, por dhe e detyroi ta merrte sërish penën për të shkruar. Dhe ja ku kemi tani librin e tij "Të burgosur në liri", ku ndoqi dëshirën e muzave për këngë të alternuara dhe krahas poezive, vendosi edhe prozë.

Edhe proza e Hysen Haxhiajt, brenda saj ka intervista, artikuj problemorë, publicistikë, replika e tregime. Të gjitha ato kanë të përbashkët bindjet e vetë këtij autori i cili nuk mund të harrojë se ç'hoqi ai dhe shokët e tij nga diktatura komuniste apo ku u gremis i gjithë atdheu për kapriçiot arriviste të satanait Enver Hoxha që nuk ngopej me pushtet dhe gjak shqiptarësh. Ai, kujton shokët që pushuan së jetuari brenda rrethimit të burgjeve dhe kampeve si rezultat i dëshpërimit, torturave apo punëve të rënda. Nuk le pa përmendur edhe rastin kur kishte humbur çdo shpresë dhe vendosi të hidhet drejt telave me gjemba, ku vdekja ishte më se e sigurtë nga mitrolozi i ushtarit që qëndronte syhapur dhe plot urrejtje sipër kullës së vrojtimit. Por shoku nuk e lejon ta bëjë këtë veprim të pakuptimtë. Ne duhet të rrojmë për të folur. Pra, Rrno për me tregue. Dhe ai mbijetoi, por shpirti i tij

i di brengat që hoqi. Kishte parë llahtare të padëgjuara. Dhe kishte bindjen se tani e tutje gjithçka do merrte një tjetër drejtim. Vendi do shkonte në rrugën e demokracisë, ku përpjekjet për të vënë ndershmërisht në jetë idealet e atyre që luftuan dhe vdiqën, të atyre që ua vranë rininë dhe që i ndanë nga nëna e babai, nga gratë e fëmijët, do e çonte popullin drejt lumturisë, drejt botës së qytetëruar, drejt perëndimit. Por kjo nuk paskej qenë aq e kollajtë; lloj - lloj pengesash dhe fenomenesh të paparashikuara dilnin. E shkuara nuk ndahej si një mallkim. Ajo ishte si një oktapod i stërmadh që me tentakulat e saj nuk shqitej aq lehtë. Tani edhe ai vetë kishte këndvështrimet e tij për jetën, për lirinë, për ndershmërinë e kështu me radhë. Vitet e burgut i kishin mprehur një shqisë të re, të panjohur më parë. Ai nuk ishte si gjithë të tjerë, pasi vinte nga skëterra. Dhe atë, vetëm Orfeu mund ta sqaronte, se dhe ai nuk i shpëtoi dot tundimit për të mos e kthyer kokën prapa, sado që e pagoi rëndë këtë mosbindje. Edhe Hyseni do ecte para, por duke e mbajtur kokën pas. Dhe kur të mos i pëlqente diçka, nuk do ngurronte të revoltohej dhe të ngrinte zërin e tij. Sepse edhe demokracia paska kusuret e veta. Se nga dolën karrieristët, hakmarrësit, hajdutët me maska politikanësh. Dikush hiqte për bukën e gojës dhe ata u pasuruan në mënyrë marramendëse. Dhe ligji si ligji: një rrjetë merimange që kap mushkonjat, kurse çakenjtë çajnë e ikin. Jo, nuk e mendonte kështu: varfëri, padrejtësi, sherre pa fund dhe drogë, prostitucion, trafiqe gjithfarësh… Dhe më e renda; për interesa partish, shiten ato të atdheut. E si mund të heshtëte ai, që ende e ndiente veten nxënës të bindjes, burrërisë, mënçurisë dhe atdhedashurisë së Osman Kazazit me shokë që i kishte kënduar: Njeri linde, hero mbete / Prometeu ç'qe para teje / Dritë i more një komete / Sytë ja fale një rrufeje. Kritikon, pa qenë kritizer.



Godet, pa denigruar. Shpreh mosaprovim, por gjithmonë duke theksuar se jemi vëllezër. Ashtu si zhvillohen ngjarjet në Shqipëri, ai edhe vetë e di se diku mund të mos jetë deri në fund i saktë. Por, rëndësi ka që ai nuk e mbyll gojën dhe nuk qëndron sehirxhi. Madje edhe kur dikush me një primitivizëm gjykimi e kulture e fyen gjyshin e tij atdhetar, ai i përgjigjet me llogjikë dhe pa sharje e inate. Jep kështu Hyseni një shembull shumë të vyer edhe për politikanët edhe për analistët edhe për intelektualët, sesi duhet bërë polemika. Para dymijë vjetësh historiani nga Padova Tit Livi bënte shumë kujdes për këtë, ndaj dhe thosh "Absit iniurio verbo" ( Qoftë thënë pa fyerje). Ai, kundërshtinë e tij shpesh e vesh edhe me nota humori: Psherëtin mbi avuj loti / Nuk heq dorë kollaj nga huqet / Bëmë luftë si Don Kishoti / Sanço Pançot zunë kolltuqet. A nuk thoshte Sokrati se jeta është si një shfaqje, ku njerëzit e liq zenë vendet më të mira?

Dhe megjithë zhgënjimin që ka, Hyseni në tërësinë e poezive të tij përpiqet të mbetet njerëzor. Ai, si për të dëshmuar se ka ndjenja fisnike, përfshin këtu poezi që i thurin himne së bukurës, nënës, motrës apo vajzës së dashur: Dashuria punë e madhe / S'kisha faj dhe unë i shkreti / Herë më ngjaje si sorkadhe / Herë si pulëbardhë deti. Mjaftojnë këto vargje për të dëshmuar se shpirti i Hysenit nuk u tha si lulet e vjeshtës. Ai mbeti përherë i freskët dhe i bukur. Ai mbeti një ëndërrimtar romantik; pra mbeti njeri. Njeri që është mirënjohës për këdo që i ndenji pranë në ato kohë të vështira. Janë domethënëse vargjet kushtuar burrit të motrës, njeriut të mirë e kurajoz, Haki Kokës i cili jo vetëm e ndihmoi sa mundi por dhe e ruajti të shenjtë familjen e tij, pa dashur t'ja dijë nga presionet që i bëheshin, ç'ka u pa gjatë këtyre viteve, ku fëmijët tani të rritur, fituan respektin e kujtdo që i njohu: Unë të desha ty si jetën / Aq sa s'desha veten time / Te

ty sytë përher‘ më mbetën / Si një qiell plot ëndërrime. Këtë mall dhe dashuri ai ka dhe për vëllanë e tij dëshmor: Babait ju tha loti / Në terr vdiq ideali / Mbi plagë ngjyrë baroti / Po klithin sorra mali.

Në gjithë ato që thotë në këtë libër, si në prozë ashtu dhe në poezi, Hysen Haxhiaj nuk kërkon tjetër, veçse të mos zhgënjehet më, por për idealet e atyre që kaluan nga llahtaret e ferrit komunist, të punohet dhe luftohet po me idealizëm. Dhe këtë ta bëjnë së pari politikanët. Në të kundërtën, sikurse porosiste Montenji, ai shpirti që nuk u tha viteve të gjata të burgut, po nuk pati një qëllim të caktuar, mund të humbasë fare lehtë, tani në liri. Dhe vetë liria mund të shndërrohet përsëri në burg.



## FRAGMENTE TË NJË JETE

Unë jetoj në vendin tim si i huaj, pa atdhe, me borxhe, me trupin dhe shpirtin e vrarë, por me një mision të madh: të shkruaj atë të vërtetë që më është dashur të jetoj, atë të vërtetë të madhe që është dhimbja e të gjithë shqiptarëve të ndershëm.

Në vitin 1979, i zhgënjyer dhe në deziluzion të plotë nga regjimi në fuqi, i burgosur padrejtësisht, vendosa t'i jap fund jetës. Zgjodha pozicionin mbas rojes, ku një muaj më parë ishte hedhur Hyseni nga Berati, i cili vdiq nga breshëria e kallashnikovit. Derdhja lotët e fundit teksa hidhja hapin fatal drejt vdekjes, kur një dorë e fortë më zuri nga supi. Qe Sami Dangëllia, i cili kishtë bërë burg edhe me babanë tim. “Dil këndej më tha, bëj çfarë ke ndërmend të bësh, por jo pa më dëgjuar më parë mua, shokun e babait tënd. Të dija më të mençur, do që të vdesësh? Po kush do t`ua tregojë brezave torturat makabre të këtyre qenërve që po na vrasin, po na mbytin në këneta, po na groposin të gjallë nëpër miniera, që janë varri i rinisë shqiptare? Kush tjetër më mirë se ti, do ta përshkruajë dhimbjen tonë apo do të lësh komunistët, këta kriminelë, ta shkruajnë historinë si të duan vetë? Po për jetët tona, po për shokët tanë, po për idealin tonë kush do shkruajë? Po dole gjallë nga burgu e nuk shkrove atëherë ke të drejtë të vdesësh”.

Këto fjalë të atij plaku të mençur më mbajtën gjallë deri sot. Ishin fjalë që dilnin nga shpirti i Sami Dangëllisë, Mandela i kampeve dhe burgjeve shqiptare. Të tilla fjalë do të m'i përmendte shpeshherë dhe Irfan Vrioni, i cili vdiq në burgun e Burrelit pak më vonë. Shokët e tij Xhelel Kaprensën dhe M. Hoxhën, bashkë me dy intelektualë të tjerë që kishin mbaruar studimet në Moskë, i vranë si armiq të popullit. Aleksandër Sokoli më dha kurajo kur më arrestuan për herë të dytë në vitin 1981, duke më thënë:

-" Mos u mërzit! Mbahu e mos u trego i dobët, se nesër do të dalim dhe do t'u tregojmë brezave që vijnë, se kush ishte komunizmi i Hoxhës dhe i Ramiz Alisë"!

Fatkeqësisht ai nuk mundi t'u mbijetonte torturave çnjerëzore të hetuesve specialë. Në revoltën e vitit 1984, kafshët e stërvitura të komunizmit, që pinin gjak dhe hanin mish njeriu, i thyen më dysh shtyllën kurrizore. Për hir të jetës së gjashtë mijë të vrarëve, prej bishës komuniste dhe vuajtjes së nënave dhe motrave të këtyre heronjve të shqipes, po hedh në letër këto rradhë me penën e ngjyer në gjakun e zemrës sime. Dëshiroj që të ndriçoj sadopak shpirtrat e tyre që dhanë jetën për liri dhe demokraci, që ëndërruan ta shihnin Shqipërinë zonjë në Europën e bashkuar.

Këto viktima të torturës së madhe me emër komunizëm, kurrsesi nuk mund të harrohen. Tanimë me heroizmin e tyre, janë bërë martirë të pavdekshëm.



## BEKTASH ÇORRUSHI
## (1864-1934)

## NJË JETË PLOT DRITË

Çdokush ka dritën dhe natën e tij në këtë jetë. Raportet e tyre shpeshherë janë në varësi të aktivitetit dhe përpjekjeve që bëjnë ata në dobi të Atdheut dhe shoqërisë së cilës i përkasin. Një prej atyre që e ndriçoi veten me dritën e punës dhe luftës së tij, ishte dhe Bektash Çorrushi.

Bektash Ismail Haxhiaj (Çorrushi) lindi në vitin 1864 në fshatin Çorrush të Mallakastrës, në një familje me tradita të shquara atdhetare, me frymë dhe ide patriotike të Rilindjes Kombëtare.

Mbas përfundimit të një kolegji klasik në Stamboll, u kthye në Shqipëri dhe u vu në krye të lëvizjeve e kryengritjeve për liri e pavarësi kombëtare. Si udhëheqës i luftëtarëve mallakastriotë, mori pjesë në shpalljen e pavarësisë dhe ngritjes së flamurit. U takua personalisht me Ismail Qemalin, u miqësua me të dhe kontribuoi moralisht dhe materialisht në mbështetje të qeverisë së Vlorës. Bektashi ishte një ndër patriotët më aktivë për vendosjen e administratës së re shqiptare në krahinën e Mallakastrës dhe për hapjen e shkollave shqipe në qendrat më kryesore të saj.

Ai dha një kontribut të çmuar edhe për pritjen dhe

mbajtjen e qindra familjeve muhaxhire të përndjekura nga juglindja e Shqipërisë prej andartëve grekë, veçanërisht familjeve të dëbuara nga krahina e Çamërisë.

Pra, Bektash Çorrushi ishte një nga udhëheqësit më kryesorë të rezistencës dhe luftës së popullit të Mallakstrës në mbështetje të qeverisë së Ismail Qemalit e të Princ Vidit kundër kryengritjes antikombëtare të rebelëve.

Në vitin 1915 ai mërgoi në Amerikë, ku u bë një ndër mbështetësit e udhëheqësit shpirtërorë të emigrantëve mallakastriotë e shoqërisë "Vatra".

Në vitin 1918 Bektash Çorrushi u kthye rishtas në Atdhe dhe vazhdoi të merrej si zakonisht me veprimtari politike. Në shtëpinë e tij u bë mbledhja e parë e krerëve mallakastriotë ku u vendos për luftë të armatosur dhe pa asnjë kompromis kundër ushtrisë italiane që mbante Vlorën të okupuar. Ai u vu në krye të forcave vullnetare mallakastriote, që bënë betimin në Poçem, u hodhën në Vjosë dhe u futën në operacione ushtarake në Kotë, Beun, Barçalla dhe në kodrat e Risilisë.

Për merita dhe kontribut të shquar, për vizionin e tij politik dhe patriotik, në dhjetor të vitit 1923, populli i Mallakastrës e votoi unanimisht për deputet në Kuvendin Kushtetues të Shqipërisë. Si deputet Bektash Çorrushi, pati një rol historik të madh, të vlerësonte dhe të votonte ligje të tilla bazë, të cilat e ruajnë edhe sot dobinë si në formulim ashtu edhe në përmbajtjen e tyre.

Veç hartimit të Statusit të Republikës ai mori pjesë edhe në hartimin e dispozitave ligjore, në ratifikimin e shumë marrëveshjeve dhe traktateve të një rëndësie kombëtare e ndërkombëtare.

Më 17 maj 1925 kuvendi kushtetues e përfundoi misionin, duke iu hapur rrugë zgjidhjeve të reja për legjislaturën e parë të Republikës së Shqipërisë.

Bektash Çorrushi u kthye në Mallakastër dhe vazhdoi



me të njejtën energji, si veprimtar i shquar dhe në ndihmë të problemeve të vendlindjes.

Ai dha një kontribut të shquar në stabilizimin e gjendjes në Mallakastër, për ngritjen e administratës së saj, veçanërisht për shpalljen e Bashkisë së Ballshit, për legalizimin e qytetit, për zhvillimin e ekonomisë, arsimit dhe shëndetësisë në nivelet e asaj kohe.

******

Në vitet e para të luftës antifashiste familja e Bektash Çorrushit dhe shtëpia e tij e madhe dhe e pasur u bënë strehë dhe vatër e parë e patriotëve e luftëtarëve të lirisë.

Si e tillë kjo shtëpi u dogj barbarisht nga ushtria italiane.

Për çudinë e të gjithëve pas çlirimit të vendit, familja e Bektash Çorrushit, nipërit pasardhës dhe fëmijët, në vend që të nderoheshin, iu nënshtruan përndjekjeve dhe dënimeve më të ashpra dhe më të padrejta. Gjithë pronat e familjes, sa edhe muret e shtëpisë, u konfiskuan dhe u shtetëzuan. Të gjithë ata që kishin mbijetuar u shpallën kulakë, u burgosën dhe u internuan për 40 vjet rresht nga diktatura e shtetit totalitar komunist.

Gjithsesi kjo periudhë e vështirë, sado e gjatë, nuk mundi të fshinte nga kujtesa popullore figurën e patriotit të shquar Bektash Çorrushi, dhe as vlerat historike-atdhetare, që e patën karakterizuar atë gjatë jetës.

# ATDHEU DHE JETA IME

(Në vend të një jetëshkrimi)

Ka mbi dy dekada që thonë se drita e demokracisë, po ndrin në Shqipëri, por mua më duket se ne po vazhdojmë të ecim dhe të frymojmë në errësirë, errësirë sa fizike aq dhe morale. Nuk e besoni dot? Besojeni se është kështu si ju them. Vëllavrasjet dhe degjenerimi po marrin përmasa të pabesueshme. Mjerimi shihet rrugëve, lypsat zgjasin duart sikur lusin perënditë për një copë bukë. Dhe njerëzit jo më kot pyesin deri kur, deri kur, deri kur?!... Ndaluni për një çast në rrugë dhe vëreni me kujdes kalimtarët. Do ta kuptoni vetë dhe do të më jepni të drejtë.... Kjo gjendje më duket se kështu ka qenë për sa mbaj mend unë. Besoj është e trashëguar nga shekulli i kaluar ose më thellë nëpër shekuj. Gjendja po bëhej gjithmonë edhe më e padurueshme, derisa erdhi një ditë që ky popull i lodhur nga kohët e vështira të trazirave, më në fund shpërtheu me të gjitha forcat e shpirtit të tij patriotik në luftë për çlirimin e vetes dhe të Atdheut. Lufta pati shembuj heroizmi dhe vetësakrifikimi nga më të pabesueshmet. U derdh gjak dhe ranë plot therorë, çka solli lirinë më 1944. Por kuçedra e kuqe, komunizmi, nga kthetrat e të cilit shpëtoi Greqia, e gllabëroi Shqipërinë e lënë mbas dore prej marrëveshjes së kokave



të mëdha në Jaltë. Pasi e pushtoi cep më cep, u hodh me tërë forcën kafshërore dhe e sakatoi Atdheun tim për vite e vite të tëra deri në ditët e sotme.. Dhe tërë ai gjak i derdhur dhe tërë ato sakrifica nëpër luftra vajtën dëm.

Ndryshoi sistemi në dukje në vitin 1990, por çuditërisht Shqipëria ende vuan. Më besoni, vuan nën tentakulat e gjakosura të përbindëshit gjigand, neokomunizmit. Mjerisht ky popull ende nuk e ka kuptuar se vazhdon të vuajë skllavërinë e kuqe. Propaganda e paskrupullt e sllavokomunizmit ende skllavëron shpirtrat tanë në forma nga më të moderuarat e më mashtrueset për njerëzit e thjeshtë. Dhe ata nuk arrijnë ta kuptojnë. Ne, po. E kemi kuptuar ne., intelektualët, ish të burgosurit e të persekutuarit politikë dhe ndihemi të zhgënjyer prej këtij modeli të ri skllavërimi. Dhe në këtë moment, zhgënjimi, pasiguria e çnderimi kombëtar sikur kanë arritur kulmin e vet.. Të paktën kështu më duket mua në mos gaboj. Në këto rrethana vendosa të shkruaj diçka mbi jetën, familjen dhe Atdheun.

Të rrëfej shkurt historinë e dhimbshme të fisit e të vetes sime, se si u kacafytëm dhe u përgjakëm me bishën e kuqe "komunizmin". U kacafytëm gjatë, shumë gjatë por mbijetuam. Historia ime është historia e mbijetesës shqiptare prej komunizmit.. Kujtimet e mia të para janë si ato të vitit 1977.. Vit i mbrapshtë që çoroditi dhe fëmijën në barkun e nënës.. Luftë e zjarr.. Më duket se e gjithë jeta ime ishte luftë e zjarr, një vit 1977 i pambarim.. Mbaj mend se sa kishte filluar të më hynte në shtatin tim ëngjëllor dashuria për jetën. Më kujtohet një gjyshe, nënë Lalaja. E shkreta, donte të më shuante urinë dhe më merrte në prehër. Humbisja i tëri në çitjanet e saj unë, vocërraku mjeran, dhe gjeja ngrohtësinë e një nëne në atë prehër. Nëna ime si shumë fshatare të asaj periudhe krismash, nuk kishte kohë as për pak gjumë e jo më t'i

thoshte fëmijës fjalë përkëdhelëse si "të keqen nëna" etj. U dëshirova të dëgjoja këtë fjalë sa magjike dhe ushqyese për fëmininë time e nuk ma zuri kurrë veshi. E ku ta gjente kohën nëna e shkretë aty në atë shtëpinë tonë, ku shikoje veç mure gjigandë si të një kalaje a një pallati të madh përrallash që herë-herë më dukej se arrinte në qiell? Çudi edhe Arapi, qeni i zi i shtëpisë, kur hynin ca me yll të kuq në kapelet engleze ose ca me qylaf e me shqiponjën në mes të ballit, nuk lehte, por e vija re se si me bisht në shalë futej nëpër ca qoshe që dhe unë, miku i tij i vogël, nuk arrija t'i gjeja dot dhe zemërohesha me të. Vinin një palë dhe kërciste vallja dhe mishi, vinte pala tjetër, donte zogj të njomë, se ndoshta iu ishte mërzitur mishi i trashë. Ngado zhurmë e madhe, bomba, mitrolozë, pushkë, kobure.. Të gjithë burrat hiqeshin si trima, por mua më dukej se baba im qe më trimi, se kur i thosha të vriste zogun që po fluturonte, ai me gjithmend e vriste dhe unë vrapoja e merrja dhe me vrap e fusja në prushin që ditë e natë rrinte ndezur. Një ditë pyeta gjyshen: "Lala pse zihen me njëri-tjetrin, çfarë kanë?!. Të dy palët si ata me qeleshe e me shkabë, si ata me yll të kuq, i dëgjoj që flasin shqip, a nuk janë vëllezër ata?!. "Loloja e shkretë qeshte e më përgjigjej: Të keqen nëna, po t'i shohësh mirë, më shumë shahen e vriten me njëri- tjetrin se me italjan e me gjerman. U ka hyrë dreqi i mallkuar në bark, të keqen. Nuk mendojnë se janë tetëqindmijë gjithsej dhe duhet ta ruajnë njëri-tjetrin, si këtë hajmalinë që kam ruajtur unë qysh kur isha e re, e vockël fare. Më thirri nëna e shkretë që vdiq nga tuberkulozi dhe ma vari në qafën time. Dhjetë vjeçe më duket se isha atëherë. Nëna më foli duke iu dridhur zëri, më tha ta ruaja se e kishte kujtim nga gjyshja. Shihe djalë, dhe kjo hajmali copë hekuri ka shkuar brez pas brezi, kurse këta të mallkuar se ç`kanë, ec e merri vesh. Një Meladin a një çalash me



vete dhe e shuan djalërinë shqiptare, që i shoftë mortja i shoftë". Unë i tmerruar u mbështolla te këmbët e saj si shkop prej xunkthi dhe mendja ime e vogël më thosh se aty do të gjeja shpëtim nga përbindëshi që gjyshja i thosh " Moskovi".

Më vonë kur u rrita dhe mbarova gjimnazin, më erdhi baba që ma kishin rrëmbyer qysh kur isha pesë vjeç. S'e harroj sa të vdes atë ditë. Po korrnim misër dhe vëllezër e motra ishim në garë. Unë dëgjoja babain kur i thoshte motrës: "Të lumtë luanesha e babait", se Lumja në atë kohë 15 vjeç, dilte e para në korrje misri e kudo. U mblodhëm për të ngrënë drekë. Bukën e solli Zyrakua (vajza e arapit nga Amerika) dhe Shanikua. Ashtu gjithë djersë u lamë me ujë burimi. Më binte në sy babai me një peshqir të bardhë që fshinte përherë fytyrën e mustaqet dhe i përvishej byrekut e mishit si asnjë tjetër. Sapo kishim mbaruar bukën dhe mua se si më shkrepi në kokë dhe bërtita befasisht:- "O xha, po vjen policia"! Mbaj mend se ishte fundi i gushtit 1945.. Motrat dhe vëllezërit e mi u kthyen dhe panë me habi si të trembur, por në gjithë faqen e kodrës nuk dalluan shenjë polici. Dhe m'u turfulluan mua dhe m`u turrën gjithë të shara. Ishte një vapë e tmerrshme, dhe unë ca prej saj, ca prej të sharave të tyre më mbuluan ca djersë të mëdha që ia kalonin dhe atyre të babait. Dhe kot nuk thonë që parandjenjat e fëmijëve dalin!.

Për çudi mbas një ore, shtatë të panjohur, tre civilë dhe katër policë, mbërritën tek hija e bredhit ku unë lozja me babain, duke i kafshuar tulin e dorës. Ai bënte gjoja ou,ou. Ndërkaq unë ndjehesha gjithë krenari se më dukej se po e mposhtja atë që më kishte falur jetën. Dëgjova ca fjalë, ca tingëllima hekurash dhe zërin e shqetësuar të babait që u thoshte:- "Jo këtu në sy të fëmijëve se janë gjynah"!.

Ata nuk pritën, i vunë prangat. Unë u hodha në mbrojtje të tij dhe i kapa prej xhakete, por një dorë kriminele më bëri të ndiej dhimbje në atë zemër të vogël, më qëlloi tek dora njomëzake me një shkop thane, që e mbante si luks.. Për mua s'do të ketë dhimbje më të madhe se ajo. Unë besoj te Zoti i madh, i plotfuqishëm, ua pagoftë të ligat që na kanë bërë. Hataja më e madhe ishte më pas. M'u sulën të gjithë me të shara e të rrahura, sikur ta kisha arrestuar unë babanë tim. O Zot ç'më gjeti!.Fitova dhe urrejtjen e familjes. Thoshin se isha tersi, se nga tre motrat dhe tre vëllezërit e tjerë isha unë engjëlli i së keqes, se paralajmërova një orë më parë arrestimin e babait. Sikur isha unë ai që parandolla të keqen e tij dhe të familjes. O Zot!. Mendo që edhe sot po ato përplasje, sharje dhe urrejtje prej motrave dhe vëllezërve nuk më ndahen se, sipas tyre, unë qesh shkaku i arrestimit të babait. Një jetë të tërë m'u rëndua zemra, nga dhimbja për humbjen e babait dhe të sharat. Dilja në baçe dhe bërtisja për ndihmë nga ajo anë që morën babain, por më kot. Në vend të zërit të babait, gryka e luginës më kthente në vesh vetëm jehonën e thirrjeve të mia. Deshëm, s'deshëm u mblodhëm një grusht nga barbaria e luftës së klasave, luftë e gjatë që më duket se ende nuk ka pushuar edhe sot. Kohë e pamëshirshme. Pas burgosjes së babait bujqit tanë u sulën si bishat mbi gjah për të na rrëmbyer pasurinë e shtëpinë që i trashëgonim prej qindra vjetësh. U turrën të gjithë me përjashtim të disa fisnikëve, njerëz të ndershëm që u dhimbte zemra tek shikonin që vëllezërit e tyre bënin tërë ato spiunlliqe, intriga e shpifje si e si të na merrnin gjithçka. I mashtronin komunistët duke u thënë se pasuria e shtëpisë sonë nuk na përkiste më ne, se do ndahej midis tyre dhe ashtu u bë. Në vitin 1957 u krijua kooperativa, duke i shndërruar të gjithë në skllevër. 50 vjet skllavëri nën pushtetin e komunistëve, aq sa sot



shqiptarët i largohen me frikë vendit të tyre dhe bashkë me fëmijët janë shpërndarë gjithandej nëpër botë si zogjtë e korbit.

Rrënjët e familjes sonë janë sa të thella aq dhe të vjetra.

Babai më thosh se para 500-600 vjetësh një familje e përbërë prej tre vëllezërish Trako të Labërisë u vendosën në Çorrush. Në këto pemë familjare, diku nga brezi i pestë- gjashtë degëzohemi dhe ne me familjen Shehu. Në moshën 15-16 vjeçare Ismaili i vogël largohet nga shtëpia dhe shkon në Vlorë. Me ndihmën e një miku të babait të vet që paguan për të, hipën në një anije turke dhe merr rrugën drejt Stambollit ku hyn në shkollën ushtarake dhe bëhet bimbash. Provokohet nga dy grekë në një restorant dhe u hedh dorezën për duel. Në prani të Sulltanit del në duel, dhe e vret me shpatë të parin. Del vëllai i dytë, e vret dhe atë, e kështu me rradhë dylufton me disa grekë, megjithëse nuk donte, por urdhëri i Sulltanit nuk bëhej dysh. Më vonë duke patrulluar në një nga lagjet e Stambollit, një grua i hodhi të mbështjellë me shami një mollë, në shenjë takimi dashurie. Ismaili u lidh me atë grua, duke i thënë se do kthehej në Shqipëri dhe do vendosej në Vlorë. Fshati çoi një përfaqësi për ta takuar dhe mbas tridhjetë vjetëve të emigrimit në Stamboll, Ismaili u vendos në Çorrush të Mallakastrës. Fati i keq për turkeshën se nuk lindte fëmijë, kështu që i dha leje Ismailit, katragjyshit të martohej me një tjetër, e cila lindi katër djem, Muharremin gjyshin tim, Bektashin, Hysenin dhe Hajron.

Me floririn që pruri nga Stambolli, Ismaili shkoi në Mekë dhe u bë haxhi. Pikërisht nga ky titull fetar rrjedh dhe mbiemri ynë Haxhiaj. Hajriu dhe Hyseni emrat e të cilëve i kemi sot unë dhe vëllai i madh, punuan bashkarisht dhe kështu me punë këmbëngulëse dhe me djersë të madhe katër vëllezërit arritën të formojnë një ekonomi

të mirë dhe të qëndrueshme.. Edhe mbas vdekjes së Hajros dhe Hysenit, që vdiqën shumë të rinj, në moshën e martesës, dy vëllezërit e tjerë, gjyshi im Muharremi dhe Bektashi vazhduan punën dhe ndërtuan shtëpinë tonë të madhe, të lartë si pallati i përrallave, që më dukej mua pesë vjeçarit sikur takonte qiellin. Muharremi vdiq në moshën 33 vjeç nga tetanozi, duke e lënë babanë jetim në moshë të vogël. Bektashi që kish emigruar në Amerikë, me punën e tij të palodhur vuri një pasuri të madhe, të cilën e investoi në toka, pyje e kullota në vendlindje dhe me ndërtime në Tiranë. Një pjesë të mirë të pasurisë e shkriu për ndihma për të varfërit dhe për çdo situatë kritike të atdheut. Bektashi përfitoi shumë nga ajo periudhë që ndenji në Amerikë dhe kur u kthye në Shqipëri futi në familje kulturën perëndimore, duke bërë një revolucion në jetën tonë familjare. Ai me aftësitë e tij arriti të edukojë edhe babain tim e të tjerë. I mësoi ata me dashurinë për atdheun, familjen dhe pronën e tyre.

I urrente dembelët dhe frikacakët. Kur qe në Amerikë mbante si bodigard një arap , boksier të degraduar, të cilin e mori me vete edhe kur erdhi në Shqipëri. Këtu në Shqipëri arapi sikur gjeti vetveten dhe me ndihmën e Bektashit u martua dhe krijoi familjen e tij. Edhe fëmijët e arapit mbetën besnikë të familjes sonë, deri në fund. Si njeri me kulturë dhe interesa të gjera baba Bektashi sa erdhi në Shqipëri, u aktivizua në jetën shoqërore dhe politike shqiptare. Ai ishte nga ata që nuk e duronin më skllavërimin dhe pushtimin. Më 1912 mori pjesë me Ismail Qemalin në ngritjen e flamurit në Vlorë. Ndihmoi financiarisht edhe shtetin e sapoformuar shqiptar. Në dokumentat e kohës emri i Bektash Haxhiajt është dhe si delegat në kongresin e Lushnjës, dhe në dy legjislaturat deputet i periudhës së mbretërisë së Zogut. Pra ka dhënë kontributin e tij në shumë fusha për Atdheun që e quante



gjënë më të shtrenjtë. Në luftën e Vlorës ndihmoi materialisht me flori edhe djali i tij, Qazimi, që në atë kohë kishte mbaruar shkollën për inxhinier rrugësh. U inkuadrua në çetën partizane të Mallakastrës si komisar i saj dhe ka qenë luftëtar mallakastriot, bashkë me të tjerë që i hodhën në det mbeturinat italiane. Mbas vdekjes së Bektashit më 1934, në Shqipërinë e vogël filluan halle të mëdha. Zogu i lidhi interesat e vendit me Italinë. Ata nisën të investonin në sektorin e bujqësisë dhe të naftës, duke shfrytëzuar barbarisht krahun e lirë të punës dhe duke krijuar vatra të nxehta revolte. Këto lëkundje të vogla prunë vetë vullkanin e madh, luftën e dytë botërore, por unë s'do zgjatem me historinë e saj. Vetëm nëpërmjet historisë së familjes sime do mundohem të nxjerr në pah qëllimet e liga dhe tradhëtitë që iu bënë idealit dhe jetës të heronjve të tokës meme, Shqipërisë.

Viti 1941 në familjen tonë gjeti Adilin dhe babanë tim, Ismailin. Adili kishte katër fëmijë, tri vajza dhe një djalë, si dhe një vajzë të lënë nga Bektashi, Leba e pleqërisë. Babai e donte jo si kushërirë të parë, por si vajzë të tij dhe ia plotësonte të gjitha tekat. Filloi lufta. Në bisedimet e të dyja palëve, Partisë Komuniste dhe Ballit Kombëtar, krerët e tyre vendosën që shtëpia jonë të ishte një bazë e furnizimit me ushqime, bukë e strehim. Të shkretat motra Hatixheja, vajza e xha Dilit, së bashku me Sanijen punonin për t'iu shërbyer natë e ditë gati 24 orë. Mbanin ndezur furrën natë e ditë dhe deri më sot nuk u tha dikush qoftë dhe një fjalë të mirë, prej atyre që kanë ngrënë bukë në atë shtëpi. Kështu ishte shkruar jeta për gratë shqiptare. Unë u linda më 21 dhjetor të vitit 1941, nën bubullimat dimërore dhe krismat e pushkës, kështu që shumë nga ngjarjet e asaj periudhe i kam rrënjosur në tru më shumë se nga rrëfimet e të tjerëve. Ishte fillimi i ngjarjeve të mëdha që i mbaj mend

ashtu turbull në mes të belbëzimeve të para, të qarave e klithmave gazndjellëse fëminore. Eh, ato kohë të vështira sollën vështirësi edhe më të mëdha në Shqipërinë e pas luftës!. Eh, isha i vogël për të kuptuar si do të rridhte e ardhmja. Shumë pikëpyetje të mbetura në kokën time do të m'i sqaronte më vonë babai kur doli nga burgu komunist. Isha më i rritur, kuptoja më shumë dhe kisha plot kohë që të bisedoja me babanë për fatin e familjes sonë e të Shqipërisë në ato kohë të errëta. Dhe ai pa u lodhur, më tregonte realisht se çfarë ndodhi në atë mënxyrë lufte, dhe çfarë do të ndodhte më vonë me shqiptarët fatkeqë nga skllavëria komuniste. Të ulur të dy në hijen e fikut bisedonim e bisedonim dhe kështu pasuroja dijet e mia me mizoritë e luftës, dhe më keq dhe ato të pas luftës.. Në vitin 1945 u vlerësua puna e shtëpisë sime dhe pjesëmarrja në luftë e Xhevdetit, vëllait tim 19 vjeçar. Gjatë luftës ai pati mirëkuptim idesh me bashkëluftëtarët, por pati dhe përleshje mendimesh e pikëpamjesh deri në sharje. Këto sollën pasoja shumë dramatike për familjen tonë. Djali i Aliut ose më saktë djali i djalit të Bektashit, qe arratisur nga ushtria dhe rrinte si firar, sa atje e sa këtu, dhe në shtëpinë tonë. Babai e kërkoi gjatë luftës, por më kot, u zhduk pa gjurmë, dhe kjo zhdukje e tij na rëndoi më vonë. Filluan intrigat fill mbas konferencës së Mukjes, megjithëse marrëveshja e saj u firmos si nga Balli Kombëtar, dhe nga Partia Komuniste dhe  Legaliteti. Intrigat çuan Shqipërinë në vëllavrasje.

Eh! Më kujtohet si sot dhe nuk më shqitet nga mendja një rrëfim i S. Pepës, një kolonel i mbretit Zog. I gjori vdiq në burg në Lezhë, nga pakujdesia kriminale e doktor Koço Avrasit.. Nuk e mbajti në infermieri doktor katrani, por e çoi në dhomë, ku temperatura ishte shumë e ulët dhe vdiq. Pra ai më tregoi se kur erdhi korrieri që pruri



në Pezë aktmarrëveshjen e konferencës, kishte qenë tek dera bashkë me një farë Xhemal. Ata panë me sy dhe dëgjuan me vesh se si Miladin Popoviçi, mbasi e dëgjoi leximin e atij dokumenti nga goja e Enver Hoxhës, ia rrëmbeu nga dora dhe duke e grisur i tha:- "Të........ Shqipërinë e madhe!. Po do pushtetin, bëj si të them unë!. Dhe kështu të nesërmen u shpall thirrja ogurzezë dhe vëllavrasëse "Luftë kundër Ballit Kombëtar". Kjo solli që pabesia, vrasja mbas shpine dhe eliminimi i njeriut të shëndoshë nacionalist, të bëhej vullnet i shëndoshë i çdo komunisti. Çdo nacionalist mund të vritej në sulm, në luftë ose mbas shpine, njëlloj ishte për komunistin. Pra, lufta jonë ishte një luftë civile e vërtetë, me dirigjent Miladin Popoviçin dhe Dushan Mugoshën, dy mësuesit e krimit dhe të zhdukjes të nacionalizmit shqiptar. Çudi, shumë krime të asaj kohe edhe sot janë të pa indentifikuara, kurse skllavo-komunizmi vazhdon të na fshehë historinë e vërtetë kombëtare, qoftë dhe atë të partisë së vet. Brenda Partisë Komuniste mbas Konferencës së Mukjes filluan me Ymer Dishnicën, S. Malishovën dhe vazhdojnë me Nako Spiron etj, pjesëmarrës ose përkrahës të ideve të asaj konference. Kurse nga rradhët e nacionalistëve shqiptarë u zhdukën dhe u futën nëpër burgje jo vetëm udhëheqësit, por dhe ushtarët e thjeshtë. Një diskriminim i vërtetë kishte plasur brenda llojit, duke shfrytëzuar pakënaqësitë e krizës e ndodhitë e luftës dhe moralin e lartë të asaj kohe.. Pra, politika komuniste e mashtrimit dhe e përçarjes bëri punën e vet. Ajo politikë iu dha dorë të lirë xhelatëve sllavokomunistë të bënin spastrimin  e intelektualëve dhe nacionalistëve me emër, duke iu vënë dhe vulën e turpit.

Më 1945 babanë e arrestojnë dhe e akuzojnë për vrasjen e Ibrahim Aliut, vëllait të vet, por drejtësia nuk e pa të arsyeshme dënimin kapital. Por më 1947, tre muaj

mbas lirimit, kuçedra e kuqe e arrestoi përsëri për gjoja pjesëmarrje në organizatat tradhëtare të Tepelenës dhe e dënojnë me njëzet vjet burg. Fillon kështu kalvari i Vlashnikut, Maliqit, Bedenit, Tërbufit, Zadrimës e tej. Lirohet në vitin 1959 dhe mua më gjen në maturë. O Zot ç'kemi kaluar, një odise vuajtjesh nga më të pabesueshmet! Nuk kishte ditë pa ngjarje e lotë, na konfiskuan çdo gjë deri tek jorganët dhe dyshekët, lugë, pirunj, na dogjën bibliotekën dhe çdo gjë të shenjtë e të trashëguar brez pas brezi, edhe tavolinat e karriket. Na zhveshën nga çdo gjë dhe në shtëpi ishim si në burg, megjithëse ishim të paburgosur. Nuk kishim asnjë të drejtë, ishim armiq të betuar, kulakë, ballistë e ku ta di unë çfarë epitetesh na vinin. Nuk guxonim të dilnim në rrugë, se provokatorët dhe zemërkatilët na shanin e na përbaltnin me shpifjet e tyre. Kishim mbetur me një nënë të lodhur nga jeta, që na mblidhte si zogjtë e klloçkës. Ajo na mblidhte dhe na këshillonte të mos jepnim përgjigje, se do të na fusnin të gjithëve në burg dhe do linim motrat vetëm pa përkrahje. Ndërkohë vëllai i madh Hajriu kishte ardhur në Durrës dhe na tërhoqi dhe ne në bodrumet e Halil Grudës. Erdha në Durrës. Isha i vogël dhe klasën e dytë fillore e bëra te shkolla "10 Korriku". Nuk kaloi shumë dhe Hajron e dënojnë nga një defiçit prej 36.000 lekësh të asaj kohe.. E dënuan me 15 vjet burg. Ishte e shkruar që edhe ne këtu të mos gjenim prehje. Kështu filluan nga e para persekutimet. Na përzunë nga Durrësi dhe na çuan në një grykë kodrash, në Spitallë, ku na strehuan kunetërit e motrës sime, Lumes, e cila qe martuar me Haki Kokën. Ata ishin shtatë vëllezër të gjithë të prirë për mirë. I ati dhe e ëma ishin dy prindër fisnikë dhe bujarë si ata.. Hynë dhe ata në historinë dhe kalvarin e vuajtjeve tona, por nuk na mbronin dot. Një fjalë dhe ne përfunduam tek mulliri i Bullgarit. E shkreta nënë,



desh na u dogj në katin e dytë në një dhomë të vogël. Po gatuante kur i plasi kaminetoja e benzinës. Unë isha aty, e pashë atë llahtar me sy. O zot ç'tmerr!!

Më 1956 një lëvizje tjetër. Ishte dimër dhe një i ftohtë tmerr. Na futën në një makinë dhe na lanë tek katër rrugët e Shijakut, ku u mbuluam me një plasmas për t'u mbrojtur nga të ftohtit. Nëna e shkretë i qau me lot ato lecka që kishim me vete. Nga ora 02:00 e natës një fshatar i ndershëm dhe bujar erdhi na afroi për strehë stallën e deleve, mu tek katër rrugët. Ishte një zotni që e quanin Shit Daja. Hymë në kasolle, na u duk si pallat. Të nesërmen, megjithëse bënte ftohtë, nëna dhe motra Shanikua filluan të bënin baltë me pak kashtë që na dha Shiti dhe zunë të mbyllnin brimat e kasolles. E shtruan me baltë poshtë, e lustruan lagështirën në të gjitha anët dhe kasollja sikur u ngroh pak. Edhe sot i ndiej dhimbjet e kockave prej asaj lagështije, dhimbje që do m'i shuajë vdekja.

Në verën e 1957 u futëm familjarisht të bënim tulla. Enveri dhe Haxhiu ishin të fortë si dy përbindësha. Ishin në moshë të re dhe të dy sa kishin mbaruar ushtrinë. Iu përveshën punës dhe për dy-tre vera bëmë një shtëpi në Xhavzotaj, buzë lumit Erzen, tek Hoxhët dhe Nerjakët. Aty kaluam nja 15 vjet. Unë në atë kohë kisha mbaruar gjimnazin dhe isha në dyvjeçaren e Shkodrës për matematikë-fizikë. Babai kishte ardhur në shtëpi dhe kujtesa ime thithte si sfungjeri ujin, çfarë dilte nga goja e tij. Dinte të tregonte bukur ai, prej rrëfimeve të tij njoha familjet nacionaliste shqiptare, ata që ranë si heronj dhe të tjerët që u thyen dhe përfunduan në mjerim dhe në krim në çdo qoshe të Atdheut tim. I urreja pa masë komunistët që kishin gatuar këto lloj fatkeqësish dhe shpirti im rinor u kalit me lotët e babait. Ai i përlotur i tregonte si të gjalla historitë e atyre që dhanë jetën dhe

të atyre që vuanin në kampet e burgjet komuniste të Shqipërisë. Vuanin jo vetëm ata nëpër burgje, por dhe vetë Atdheu. Nëna e tyre Shqipëri ishte tashmë një burg i madh me popullin e vet të burgosur, brenda telave me gjemba tej e tej kufirit shqiptar. Pra, Shqipëria e Enverit dhe e viktimave të tij ishte katandisur një burg i madh në mes të Europës. Më përjashtuan nga shkolla si person me përbërje të keqe politike dhe erdha dhe u vendosa në Durrës, vazhdova shkollën teknike dhe elektrike natën dhe i mora të dyja diplomat. Pra, u diplomova në disa fusha, megjithëse nuk më shqiteshin pengesat që më sillnin komunistët, për bindjet e mia antikomuniste.

Punova pak kohë në disa sektorë, por shpejt u arrestova me grupin e Everest Kërliut. Ai ishte jo vetëm kryetar i grupit, por edhe dëshmitari im në gjyq. Kishim biseduar me Everestin gjoja për të rrëzuar pushtetin komunist, të hapnim burgun e Spaçit dhe me makina plot me të burgosur politikë t'i suleshim Tiranës për ta çliruar prej komunistëve e shumë e shumë muhabete të tjera të kësaj natyre, të cilat qenë me rrezikshmëri të madhe politike për pushtetin komunist. Nga gjashtë vetë që ishim, unë njihja vetëm tre.

Kështu nisi dhe për mua rruga e kampeve dhe burgjeve komuniste. Ishte 12 dhjetori i vitit 1976, lashë në shtëpi gruan 25 vjeçe dhe një vajzë dy vjeçare. Nuk qe e thënë të përkëdhelja fëmijën tim, ashtu si babai im mua. Nga Durrësi më çuan në burgun famëkeq të Spaçit " Varri i djalërisë shqiptare". Një varr i hapur ku kishte tre-katër orë diell në ditë, varr ku bënin roje xhelatët e lindur vetëm për krime e gjak. Kur më çuan në Spaç, kryetari i Këshillit të Edukimit ishte një farë Kujtim Xharri, i cili më futi në galeri që ditën e tretë të mbërritjes. M'u duk vetja se hyra në varr për së gjalli, dhe isha i bindur se nuk do të dilja



më që andej, ndaj orë mbas ore, ditë mbas dite, mendoja si t'i jepja fund jetës, vetëm e vetëm mos të jetoja më në atë ferr për së gjalli. Në këtë kohë më vjen një letër nga fshati, prej vëllait tim Enverit, i cili ndërmjet të tjerash shkruante:- "Mirë ne do të ta falim krimin ndaj Partisë, po fëmijët tanë a do të ta falin vallë?. I ktheva përgjigje se po të ishte ai në vendin tim, unë, si i biri i Ismailit, nuk do ia thosha ato fjalë sa makabre aq dhe lënduese. Por ajo letër u ndalua dhe nuk u përcoll kurrë nga kartelisti kiminal dhe për atë përgjigje hëngra tre muaj burg në birucë. Nuk i vija faj atij sharlatani, se kjo sjellje qe si pasojë e mendimit të tij politik.

Nuk do futem thellë në labirintet e 15 vjetëve të burgut tim, por do përqëndrohem në ngjarjet kryesore. Në tetor të vitit 1983 më vdes babai dhe nuk e di se si nuk luajta mendsh. E doja shumë tim atë. Më 1985 ndërron jetë dhe nëna jonë e shkretë. Eh, nëna sa vuajti për ne! Qenë vitet e një farë zbutjeje politike në dukje, e cila po përgatiste përjetësimin e komunistëve në Shqipëri, sipas burimeve të Katovicës të vitit 1986. Komunistët filluan të lironin disa të burgosur të cilët kishin emër. Po i lironin pjesë-pjesë. Me sa dukej po përgatitej një përmbysje e komunizmit, më saktë me sa dukej shndërrimi i tij në kapitalizmin komunist. Ishin studiuar nga Byroja e Ramiz Alisë të gjitha mënyrat e format e mashtrimit të popullit, por më tragjike ishte se këto do të bëheshin nga vëllezërit tanë të vuajtjes, që gjoja po ndërtonin "demokracinë". O zot atë që nuk e theu tortura, skllavëria e jetës nëpër kampe e internime, po e thyente politika Ramiziane. Ata pa kuptuar mashtrimin e madh, shanin, luftonin dhe injoronin shokët e tyre të vuajtjes. Pra, këlyshët e Miladinit, Enverit, të dirigjentit Alia kamufloheshin, tjetërsoheshin, modernizoheshin dhe pasuroheshin, duke na lënë ne fushë betejën, të kacafyteshim me njër-tjetrin.

Dhe si me lezet na vunë në krye të demokracisë së brishtë dhe të zhgënjyer një kryeministër të betuar, Sali Berishën i cili realizoi programin e R. Alisë më mirë se kushdo tjetër, më mirë se vetë padroni i tij, Alia. Ky sekretar partie nga më të devotshmit u vu në krye të demokracisë shqiptare, duke marrë rreth vetes ca mercenarë nga rradhët tona. Na zhvlerësoi si shtresë me veprimet e tij, duke zbatuar me konseguencë komuniste ligjin Nr. 7501, më antikombëtarin, që i dha minoritetit tokat e shqiptarëve dhe ata ngritën flamurin grek deri në Shkodër, Sarandë e Dropull.

Edhe statusin e ish të përndjekurve politikë e përdhunoi si i deshi qejfi, duke ua dhënë këtë status edhe ordinierëve, hajdutëve, pederastëve, e spiunëve të qelive, vetëm e vetëm që populli të thoshte, siç tha:

- Pse këta janë politikanët që kemi dashur ne? Vëllezërit e mi m'i hodhën kundër, çka s'e bëri dhe babai i tyre shpirtëror, Hoxha. Suksesi i Salës qe i madh, nën emrin e demokracisë mashtroi shumë e shumë debila në radhët tona. E besuan ata, gati e besuam dhe ne mashtrimin e tij. Ai i prishi imazhin demokracisë. Mbas dhjetë vjetësh tranzicion shumica e popullit ndihej e zhgënjyer aq shumë me demokracinë, saqë nuk shkonin më as në votime, por çuditërisht kërkonin rikthimin e periudhës së Enver Hoxhës. O Zot! Ç' katastrofë demokracia! Pjesëmarrja në votime zbriti në nivelin 25-35 %. Pra, shoku Sali e arriti misionin e tij, e përjetoi komunizmin kapitalist në Shqipëri. Kjo është drama e këtyre 10-15 viteve të fundit në Shqipëri, dramë e zhgënjimit dhe e mashtrimit mbarëpopullor.. Sot Shqipëria nuk ka të djathtë reale, natyrisht dhe opozitë, por dy klasa, dy klane mashtrimesh, pjellë të PPSH-së dhe arkitektit Alia, i cili mendon se do të arrijë qëllimet e tij të poshtra për ta përjetësuar komunizmin në Shqipëri nën hundën e BE-së dhe



Amerikës.. Pra, Ramizi e Sala luajnë bukur me mentalitetin, injorancën dhe fodullëkun e racës sonë shqiptare, të mbarsur nëpër shekuj me lloj-lloj llumi të perandorive që e pushtuan, racë e cila ndonjëherë nuk ka kurajo të shohë më larg se hunda e vet. Eh!. Vuajtja dhe mjerimi i këtij populli do jetë i gjatë dhe pambarim, po nuk u ndërgjegjësuam politikisht, po nuk u ngritëm kundër mashtrimit të madh që na servirën në vend të demokracisë së vërtetë europiane. Dhe duhet të ndërgjegjësohemi, t'u hapim sytë sadopak atyre që e duan këtë vend të lirë nga të tilla doktrina të shartuara me komunizmin e monstrave komuniste pesëdhjetvjeçarë. Nuk po lodhem me vuajtjet dhe tmerret e pafund të kampeve komuniste, por po rendis nja tre-katër tregime, raste të vërteta hetuesie, edhe për të qarë edhe për të qeshur. Dua t'ju tregoj shqiptarëve se cili ishte komunizmi ugurzi.

H. XH. nga një qytet bregdetar i jugut ish kryetar dege në Korçë kur po i bënte hetuesi një avokati të njohur korçar K. V. mbas shumë torturash, i pruri gruan para syve dhe i futi gishtin në vaginë duke i thënë:- "Mos i ke fshehur florinjtë këtu?". K. V. u lemeris dhe ia ktheu:- "Mos bre burrë se nuk bën shqiptari me motrën e vet kështu". Por fati qenka me të vërtetë i çuditshëm. Rrota e tij rrutullohet dhe, për çudi, Zoti bëri që zotërinë gjeneral, në fillim të viteve '70 ta flakin në burgun e Burrelit, e pikërisht në qelinë e avokatit. Ky i fundit kishte dhe nipin e vet aty dhe ia kish treguar bëmat e hetuesit. Avokati e njohu menjëherë ish hetuesin e vet, kurse ai nuk e njohu atë që e kishte torturuar. Nipi hovi përpjetë i tërbuar për t'u hakmarrë, por avokati i drejtohet.

– Të keqen xhaxhi bëna nja dy kafe të presim mikun tonë të vjetër.

- Nipi deshi s'deshi zgurdulloi sytë, megjithatë ia

plotësoi porosinë xhaxhait. Të nesërmen avokati e ftoi edhe për drekë hetuesin se ashtu ishte zakoni, kur vinte një i burgosur i ri. Dyzetë burra prisnin me ankth se çdo të ndodhte, nipi mezi e përmbante veten nga dëshira për hakmarrje. Halimi që nuk e kishte njohur ende avokatin, dikur viktimë e torturave të tij si hetues, e pyeti se kush ishte ai që po i bënte kaq shumë nderime. Ai qetë-qetë i tha që ishte avokat filani, por derisa E. Hoxha të pruri dhe ty, xhelatin tim këtu në burg, rri rehat se je në besën time, veç po dolëm të gjallë këndej kam dy fjalë për të t'i thënë. Fatkeqësisht asnjëri prej tyre nuk e pa dritën e lirisë. Vdiqën të dy, njëri nga Zoti dhe tjetri i vetëvarur në birucë apo i varur prej xhelatëve komunistë.

Gjelosh e quanin, kishte lindur në Malësinë e Madhe, me tradita e zakone, me kanune e besë. Sa herë na tregonte ç'i kishte ndodhur në hetues ne edhe qeshnim edhe qanim për tragjikomedinë e jetës së tij. Ishte Kryetar Këshilli qysh para viteve '70 dhe vazhdoi ta mbante këtë detyrë deri sa u arrestua. Babaxhani Gjelosh ishte trupmadh, nja 125 kg, por i dashur dhe zemërgjerë si ai dhe askush tjetër. Ishte kjo zemërgjerësi që e kishte hedhur në kurth. Tregonte se diku kish takuar një grup diversantësh të ardhur nga Jugosllavia. Njëri nga ata ishte një bashkëfshatari i tij, i cili kur ish arratisur kishte lënë nënën dhe motrën, në shtëpinë e vet, nja 200 metra larg shtëpisë së Gjeloshit. Një natë aty nga vitet '68-'69, natë e zezë me shi e borë, erdhi të merrte nënën dhe motrën. Trokiti dhe në derën e Gjeloshit, dhe ai si e donte zakoni i shekujve, i hapi derën e shtëpisë. Por miku para se të ikte për të mos u kthyer më, i kërkoi Gjeloshit edhe një nder, të takonte dhe disa kushërinj të afërt që kishte aty në fshat. Djali i Gjeloshit 14-15 vjeçar i lajmëroi, dhe ata erdhën ta takonin mes lotëve dhe mallit vëllazëror. U ndanë rreth orës 2-3 të mëngjesit duke lënë pas shtëpinë



e Gjeloshit. Miku me motrën dhe nënën kaluan të qetë matanë kufirit prej 1-2 km. për në Jugosllavi, kurse kushërinjtë e tij u kthyen për në shtëpitë e tyre. Por kusuret do t'i hiqte Gjeloshi dhe kushërinjtë e tij. Afër shtëpisë së Gjeloshit një djalë 14-15 vjeç, që kishte futur natën delet për t'i kullotur tek jonxha e kooperativës i pa të gjitha lëvizjet. Ai kishte parë hijet që hynë shtatë dhe dolën tetë. I tha të atit në mëngjes ato që kish parë natën. I ati i tha:

- "Mos mor djalë se na korite, se asht kushëriri jonë". Për 15-20 vjet kjo ndodhi ra në heshtje derisa erdhi në fshat një bursë e vetme për infermier dhe Gjeloshi si kryetar këshilli ia dha djalit të djalit të tij. Mirëpo i ngeli hatri atij që dinte historinë dhe ia plasi Gjeloshit në mes të mbledhjes, se në filan vit dhe natë ke vepruar kështu.. Mbas tre ditësh i vënë hekurat Gjeloshit të shkretë. Gjatë hetuesisë që zgjati nja 2 vjet e 9 muaj, i kërkonin se kush ishin ata pesë të tjerët që hynë në orën 2 të natës në shtëpinë e tij. Gjeloshi pranonte vdekjen më mirë dhe këtë nuk e thoshte kurrë. I hoqën thonjtë e këmbëve dhe të duarve, i vunë morra në kokë me filxhan, i thyen këmbë, dorë e brinjë, i hoqën dhëmbët me pinca korenti, i vendosën vezë të nxehta nën sqetull sa i hiqnin nga vala, por Gjeloshi i pathyeshëm si vetë Malësia, ndërroi shtatë hetues duke bërë një dosje me dhjetëra volume e faqe. Në një nga procesverbalet e tyre shkruhej se ky i pandehur ishte aq i poshtër, sa me paguren e shurrës desh na vrau një ordinier. Ishte gej, që e kishte provokuar duke i kapur Gjeloshit penisin. Gjeloshi duke mos duruar i hapi kokën me pagure. I shkreti Gjelosh nga 125 kg. që ishte erdhi dhe u katandis për 2 vjet e 9 muaj që qëndroi në hetuesi 57 kg. I kishin mbetur vetëm kockat e mustaqet, të cilat dikur ia shkulën me pincat e korentit për 8 orë njërën anë dhe 8 orë anën tjetër. Një natë të bukur na vjen një

hetues esmer dhe shtatshkurtër, i cili e kishte kryer specializimin në Francë. Ky nuk na paskësh punë me të pandehurit, por hetonte procesverbalet e të shtatë hetuesve kasapë që e kishin katandisur Gjeloshin në këtë hall.

- Çfarë i keni bërë kështu kryetarit të këshillit tonë?! - u gërthiste ai hetuesve, dhe fap hapet e i gjuan me pëllëmbë hetuesit më kriminel.

-M'u bë zemra mal,- tregon Gjeloshi dhe thashë:

-Paska ba djalë Enver Hoxha për mu! Zeshkani rronxhoponxho u kapërdis dhe u dha urdhër të gjithëve, meqënëse ishte shefi:

- Do ta lirojmë Gjeloshin, bëni dokumentat gati!. Pastaj m'u drejtua mua:

- Kurse ti Gjelosh do provosh dhe një sprovë të vogël dhe, nëse e kalon do të ikësh në shtëpi. O Zot shyqyr, më në fund mbase më lirojnë vërtet, fillova të ëndërroja për fëmijët dhe gruan që m'i kishin internuar nuk e di se ku, për muret e shtëpisë, por ndërkohë shoh në derë një polic me një karrike në duar, kishte një fytyrë të akullt dhe pa shprehje, zgërdhihej. Më vunë përmbys në atë karrike, më lidhën duar e këmbë dhe polici me urdhër të shefit, më hoqi pantallonat e brekët.

- Mos bre burrë, ç'po bën kështu?! - i thashë shefit. Kur tek dera nga e cila kisha fytyrën përballë, pashë një fytyrëzi si tigan, një derr arapi me penisin jashtë të fryrë që e tundte majtas e djathtas. Më iku gjaku nga turpi. Ndërkohë shefi tha prerë:

- Do bëjë seks arapi me ty dhe menjëherë do të të nxjerrim. Kjo është sprova e fundit. Thashë me vete:- " Po tallet ky bir kurve me mua?! Qenka më i poshtër se shtatë hetuesit e tjerë. Kur e pashë që arapi po më afrohej seriozisht dhe po shtynte penisin me sa forcë kishte dhe unë nuk po rezistoja dot, mendova: " Më mirë



gjithë fshati brenda, se sa ai i arapit". Iu drejtova shefit:

- Hiqe këtë mbrapa mor bir kurve dhe shkruaj se ata të pestë që erdhën në shtëpinë time ishin kushërinjtë e vet, dhe kështu u bë gjyqi dhe u dënuan dhe ata. Gjeloshi 25 vjet dhe të tjerët me nga 23 deri në 18 vjet më i pakti. Kur erdhën në burg ata të pestë i thoshin Gjeloshit ç'na bëre or burrë?. Ai iu përgjigj:

- Durova të rri pa thonj, me brinjë të thyera, me duar e këmbë të copëtuara, me dhëmballë të shkulura, durova ata dreq morra në kokë e vezë të ngrohta në sqetull sa dhe sot i kam plagë, po kur pashë se po më vinte arapi mendova:-"Më mirë në burg që të gjashtë". Thuhet se komunizmi ha pjellën e vet. E njëjta gjë edhe sot. Sado i sofistikuar, i majmur me pasuritë e vjedhura në të gjithë Shqipërinë, përsëri po ha pjellën e vet. Është në natyrën e tij, nuk duron dot pa gjak dhe terror. Gjaku, terrori dhe burgjet janë forca dhe pushteti i tij. Për pushtetin janë gati si në 1997, t'i hapin burgjet, të bëjnë kasaphanë dhe me një "amnisti" i hedhin të gjitha mbas krahëve. S`ka fajtorë. Dënohen dhe kapen viktimat në kohë dhe në momente politike që iu duhen. Kurse liderët e krimit duartrokiten dhe votohen sa herë që kandidojnë. M`u kujtua Kosta Gjoka, është bërë për rahmet. Ishte nga familje komunisti i shkreti, punonte në kripore të Vlorës. Ishte ujar dhe bidonat i mbante në një barakë afër kanalit ku punonin të burgosurit e tjerë. Nga një derë dilje nga banja aty ku shpërndante dhe ujë. Një ditë kur flota e gjashtë amerikane ishte në Mesdhe, Gjokës së shkretë iu desh të lidhej me flotën me anë të një kutije mishi të bërë si radiomarrëse e dhënëse, në një kohë kur jashtë barakes ishin dy kapterët e komandës. I ndante një kompesatë. Kosta i binte kanaçes:

-Pi, pi, pi, marrje, marrje. Këtu të burgosur politikë shqiptarë, Pi, pi, pi. Këtu flota e gjashtë amerikane. Po

ju presim, po ju presim të marrim Tiranën. Pi, pi, pi,etj, etj.

Dy kapterat kur dëgjuan këtë lloj transmentimi në radio, u bindën se qe një zbulim i madh dhe dhanë menjëherë alarmin. O zot i madh, policët ua hynë me bishta kazme e lopate të 1.000 të burgosurve pa përjashtim, dhe në fund i vunë në rresht tërë gjak, me këmbë e duar të thyera, të çarë në kokë e në fytyrë. Vijnë komandanti e komisari dhe bërtasin:

- O të dalë radioja dhe kush e ka, ose do t'u marrim shpirtin të gjithëve!.

Dhe për fat i pari që pati radhën për t'u rrahur qe Kosta, i cili sa e kapën xhelatët thirri:

- Ore jeni në vete se na vdiqët?! Ore ku ka radio këtu, unë u talla me kapterët me një gozhdë dhe një kanaçe. Në moment e verifikuan dhe e kuptuan që ishte thjesht një lojë. I shkreti Kosta se ç'hoqi. Viti 1973, muaji maj, muaji dhe viti i shpërthimit të një revolte masive. Për gati tre ditë e tre netë nën flamurin e Skënderbeut ndiheshin të lirë brenda telave me gjemba dhe tre rrethimeve, nga jashtë me batalionet e Diko Zeqos me të gjitha llojet e armatimeve deri tek tanket, helikopterët dhe avionët. Nga kjo revoltë komunizmi i E. Hoxhës, mori goditjen e parë për vdekje. Aty u përdorën parrullat " Poshtë Komunizmi", "Poshtë Enver Hoxha, kriminel i popullit Shqiptar", "Rroftë Europa e bashkuar në bisedime", "Duam Europën e bashkuar" etj,etj. U përdor tradhëtia për uljen e flamurit dhe hynë forcat spiune. Ishin 2000 forca speciale që u ndeshën me 400 burra e djem. Një përleshje për jetë a vdekje. Në përfundim u vranë 4 djem dhe 80 të tjerë u ridënuan me dëshmitarë të burgosur, të thyer dhe të rekrutuar nga Sigurimi i Shtetit . U dënuan me nga 25 vjet burg. Mbas 1973 u përdorën metodat e Xherxhinskit; në qeli futën elementin ordinier,



kapot e perversit, mashtrimit e vjedhjes. Policia herë-herë ulte me qëllim frikën dhe terrorin dhe u linte dorë të lirë, i ndërronte prototipat ordinerë, që të na nxinin jetën ne të burgosurve politikë. O zot! Më mirë të vdekur se sa të gjallë, kështu burgu u bë një tmerr për vdekje, në radhë në tualet, në radhë kudo.. Të dilnin para ordinerët dhe veç të vriteshe me ta. Ka pasur dhe raste vrasjesh me thika. Ishin të padurueshme provokimet e tyre, nga më perveset. Ky ishte dhe qëllimi i kriminelëve komunistë si e si të na mposhtnin ne të burgosurve politikë. Janë shprehur kur humbte jetën ndonjëri nga ne "Një armik më pak"! Fjalimi i R. Alisë para byrosë politike në vitin 1988 ishte dhe është tabu dhe diskriminues për gjithë shtresat e popullit shqiptar. Mbaj mend se po flija gjumë dhe hapa sytë si i llahtarisur. Ishte ora 01:00 e natës, ngrihem ngadalë e shoh se B. V. diç po shkruante përmbys në shtratin e vet. Dhomat ishin nga 50 vetë me shtretër me tre kate. Zgjata kokën me kujdes dhe lexova se çfarë po shkruante. Për çudi, i zhytur në fantazinë e tij prej spiuni dhe dëshmitari portativ, pashë se po shkruante për vete. S'u besova syve! I lutej Partisë që ta falte se kishte bërë propogandë kundër pushtetit, etj. Nuk m'u durua dhe e pyeta shumë ngadalë:- Pse po rrëfehesh, çfarë bën?! Ai mu përgjigj:

- I kam mbaruar spiunimet për të gjithë, por tani duhet plani, prandaj po shkruaj për vete. Po raportoj. E pështyva dhe i gjuajta me shpulla. Plasi nga inati dhe ulëriti sa kishte në kokë. E kuptova që do shkoja në birucë, i gjuajta dhe dy lapra dhe e hodha nga krevati poshtë.. Ndërkaq mbërriti P. K. një kapter që vetëm me pyetjet e tij të përsëritura pse, pse, pse, më torturoi gjithë natën deri sa më çoi në birucë.. Më dënuan një muaj. Dhe për çudi të tillë spiunë sot në kohën e demokracisë u organizuan dhe na morën jetën, përfituan statusin e të përndjekurve

politikë dhe u veshën me grada e ofiqe. Më kujtohet se cigarja ishte gjë e shtrenjtë, sidomos në burgun e Burrelit. K. Gj i ndjeri u kërkonte shpesh cigare të burgosurve që ndonjëherë s'i jepnin. Ai për t'u hakmarrë merrte një gozhdë dhe në 02:00 të natës dilte tek dritarja me një tas që e gërvishte dhe dukej sikur dikush brenda dhomës me 40 veta po gërmonte për të hapur ndonjë tunel. Kur ushtari afrohej tek dritarja ai thoshte :

- Shëët erdhi ushtari! E përsëriste një herë, dy herë derisa ushtari qëndronte dhe i dëgjonte fare mirë fjalët e Gjokës. Më kujtohet si tani. Ishte muaji shkurt 1978, kishte rënë nata dhe binte një vesë shi. Ushtari i mësuar nga komisarët gjuan me automatik dhe nuk luan nga dritarja. Vjen oficeri i rojes i alarmuar dhe ushtari i raporton që brenda dhomës po bëhet një tunel. Dikush bën roje në dritare dhe kur vij unë, u thotë shokëve:- "Pushoni se po vjen ushtari". O Zot alarm në orën 02:20 të natës. Dalim jashtë me dyshekë dhe jorganë. Tortura dhe kontroll gjithandej. Vetëm kur nuk gjendej shenjë tuneli, na lejuan të hyjmë përsëri brenda. Gjoka në mëngjes i kërkon shokut përsëri cigare duke i thënë:

- Do më japësh cigare apo t'ju nxjerr përsëri sonte jashtë?.

- Ti mor qen na e bëre tërë atë katrahurë mbëmë? - ulëriti shoku dhe iu turr Gjokës i xhindosur. U zunë me grushta, ndërsa ne qeshnim duke mbajtur barkun me dorë. Qeshëm derisa erdhën policët. I morën të dy, i rrahën dhe i futën në birucë.



## JA PËRSE MË DËNOI MUA PUSHTETI KOMUNIST

*(Intervistë dhënë shkrimtarit Odise Plaku)*

Si banor i fshatit të njohur të Çorrushit, ai kurrsesi nuk mund ta kuptonte veten jashtë atmosferës festive të krijuar dje në fshatin e tij të lindjes për 90-vjetorin e hapjes së shkollës së parë shqipe. Dukej shumë i gëzuar kur takonte e përqafonte miqtë dhe shokët e hershëm të rinisë së tij. E quajnë Hysen Haxhiaj. Thotë se është një ndër nxënësit e parë të kësaj shkolle, madje edhe rrënjët e tij fisnore kanë lidhje të forta me ngritjen e një prej shkollave të para në Shqipëri. Modest në tregimin e ngjarjeve, Hyseni tregon se gjyshi i tij, Bektash Haxhiaj, ishte një prej atyre që vendosën gurin e parë në themelet e shkollës. Por, megjithëkëtë, fisi i tij ka pësuar jo pak trauma, që janë përcjellë edhe tek vetë ai.

### "GJYSHI IM DY HERË DEPUTET"

"Pasi u kthye nga emigracioni në Shtetet e Bashkuara të Amerikës, së bashku me shumë bashkëfshatarë të tjerë, gjyshi im e hodhi shikimin drejt mësimit të gjuhës së nënës dhe nuk dolën keq", nis rrëfimin 60-vjeçari Haxhiaj, sipas të cilit, Bektashi ka përfaqësuar Mallakastrën në qeverinë e Ismail Qemalit dhe ka marrë pjesë në ngritjen e flamurit në Vlorë, ashtu si dhe në Kongresin e Lushnjës, për t'u

zgjedhur më pas deputet për dy legjislatura radhazi. Ai ka qenë deputet i zonës mallakastriote në qeverinë e mbretit Zog që nga viti 1924 deri në vitin 1932. Duke vijuar tregimin, Hyseni pohon se të tilla ndjenja patriotike janë përcjellë edhe tek i ati, përmes brumosjes nga vetë familja Haxhiaj. Ismail Haxhiaj, babai i tij, ka qenë një ndër emrat e dëgjuar të luftës për liri dhe pavarësi, madje në hierarkinë e luftës partizane, ka mbajtur postin e nënkomandantit të batalionit territorial, së bashku me Baba Fejzon. Por përfundimi i Luftës Nacionalçlirimtare do të shënonte një tjetër faqe në historinë e këtij fisi.

## PAS LUFTËS

"Ishte viti 1947", - kujton Hyseni. "Isha pak a shumë 5 vjeç. Atëherë ndodhi ajo që nuk e harroj kurrë, arrestimi i babait". Sytë e tij përloten dhe duart fillojnë e dridhen nga emocioni. E ka edhe të vështirë të sjellë sërish në kujtesë atë periudhë, që edhe për të ka lënë shije të hidhur.

"Atëherë, - thotë ai, - mesa kam mësuar më vonë, kishte filluar organizimi i një lëvizjeje kundërkomuniste. Vitet e para të çlirimit të vendit kishin sjellë edhe pakënaqësi dhe ato po shoqëroheshin me organizime kundërshtuese. Mbi tim atë do të rëndonte akuza e rëndë e tradhëtisë dhe propagandës antikomuniste", - vijon rrëfimin Hyseni. Pasi e kishin hetuar disa ditë me radhë, në vjeshtën e vitit 1947, ndërsa atë e bir ishin duke korrur misër, afrohet një polic dhe e merr nga krahu të atin e tij.

"E kuptova se po më arrestonte tim atë, ndaj klitha dhe iu hodha përsipër policit, por goditja e tij më shkaktoi një dhimbje aq të madhe, sa edhe sot e kësaj dite e kujtoj" – tregon ai. Më pas kalvari i internimit dhe burgimit të të atit do të vazhdonte për më shumë se dhjetë vjet, në kënetat e Maliqit, në burgjet e Tërbufit e të Zadrimës.



Një jetë plot tortura, që do të përsëritej gati në të njëjtën masë dënimi edhe për atë vetë.

## ËNDRRAT PËR SHKOLLËN

Hysenin do ta ndiqte nga pas biografia e dyshimtë e familjes. Për të riun nuk do të kishte të ardhme të sigurtë e pa telashe. Asnjëherë ai nuk do të arrinte të përfundonte shkollën që dëshironte. Për biografi të keqe e përjashtuan nga Instituti i Shkodrës.

"Ishte viti 1966. Unë isha në vitin e dytë të studimeve në Shkodër. Nuk më lanë të vazhdoja, ndaj fillova punë si axhustator. Isha një nga punëtorët me kategorinë më të lartë, atë të shtatën. 10 vjet më pas ndodhi arrestimi, nën një akuzë që ishte më e lehtë për t'u zbatuar, por edhe që të rëndonte më shumë në dënime. Akuzat false dhe vetë gjyqi fals i agjitacionit dhe propagandës më dërguan në burgun e Spaçit", - kujton Hyseni.

## GJYQTARI IM SA NJERI I MIRË

Hysen Haxhiaj thotë se gjyqin ndaj tij e ka drejtuar Hajri Shehu."Gjyqin ma ka bërë ai, por nuk e shaj dot. Ishte me të vërtetë një njeri i mirë, por ishin ligjet në fuqi në atë kohë që të detyronin të mos lëvizje, ndryshe të lëvizte koka," – thotë me keqardhje. Dënimi i parë për agjitacion dhe propagandë kundër regjimit, përveç atij fillestar të dhënë nga gjykata, u shoqërua me një tjetër shtesë dënimi.

"Funksiononin në mënyrë të tmerrshme gjyqet brenda burgut: përmes dëshmitarëve të rremë, të shtohej dënimi e të bëhej gropa dhjetë pash më tepër", - thotë Hyseni, i cili tashmë është nënkryetar i Shoqatës së të Përndjekurve Politikë. Por thotë se nuk është për

hakmarrje. Ai kërkon që secili të jetojë ditë sa më të qeta."Na kanë lodhur hallet e përse duhet të grindemi?" - thotë ai.

Nga dhjetë vjet që mori dënimin në vitin 1976, kur u dënua për herë të parë, Hysenit iu shtuan edhe 5 të tjera. "Isha në shtëpinë e vjehrrit. Jetoja atëherë në lagjen nr.1, në qytetin e Durrësit, në një dhomë me qera. Si çift i ri kishim një fëmijë të vogël. Ka qenë diçka më shumë se ora nëntë e mëngjesit e 12 dhjetorit '76, kur zbritën policët dhe me atë thënien e famshme: "Në emër të popullit je i arrestuar", më vunë prangat. Në dhomën e vogël lashë vajzën, atëherë as dy vjeç e gjysmë, por edhe bashkëshorten time, Fadilen, e cila më priti derisa dola nga burgu. Mes nesh bëmë kompromisin e ndarjes formale, ndërsa betimi i përbashkët ishte të prisnim njëri–tjetrin, ashtu siç u kishim premtuar zemrave në ditët e dashurisë", - tregon 60-vjeçari. Thotë se në burg e vizitonin më shumë të vëllezërit dhe ndonjë kushëri. Kaluan vite e vite, kur me ndryshimin e klimës politike, ai do të kthehej në shtëpi.

"Trokita në derë. Ma hapi Fadilja, e cila më pyeti: - Mos të pa njeri që ke ardhur? Dukej se frika ende nuk ishte shuar tek këta njerëz që kishin vuajtur tmerrësisht",- shton ai. Por për Hysenin, më prekës ka qenë takimi me vajzën, atë fëmijë që përpara syve i shfaqej ndryshe. "Kur dola nga burgu, ishte maturante. Sa e pashë, u mallëngjeva. Vajza ime e vogël, sa ishte rritur. E kishin gënjyer se babai i kishte vdekur. Tani është martuar në Gjermani dhe nga korriku do të shkoj atje, bashkë me gruan", - përfundon Hyseni me të qeshur. Në festën e shkollës së Çorrushit ai është ndër më të lumturit.

"Sa mirë që jemi bashkë sot. Sa mirë që jemi të qeshur. Kështu duhet, boll duke sharë njëri-tjetrin", - thoshte shpesh Hysen Haxhiaj.



## NJË NATË NGA FERRI
(Tregim i jetuar)

Dimri i vitit 1982, edhe pse dhjetori ishte në ditën e tij të dytë, erdhi i egër me një dëborë të ngrirë e erë të fortë. Godinat e burgut të strukura nën pushtetin e dëborës, kishin dhe më ftohtë se të tjerat. Njerëzit gjysmë të zhveshur, të burgosur të lirisë së ndërgjegjes, venin e vinin në mjedisin e kampit, shfrynin acarin që po iu merrte frymën dhe nuk e fshihnin dot një ankth të rëndë, më të rëndë se pesha e borës që binte e binte. Po bëheshin përgatitjet për transferimin e 200 burrave më të fortë mes asaj turme të madhe prej 1200 të burgosurish.

Ku do ti çonin vallë mes këtij dimri përbindësh?

Kjo ishte një pyetje që kish ditë që qëndronte pezull mbi kokat e të gjithëve. Kishte shumë mendime dhe hipoteza, por dikush nga të besuarit e komandës u kish thënë se do i çonin në veri, për të nxjerrë mineral nga galeritë e tmerrshme të minierave.

Mëngjesi i asaj dite gdhiu më i zymtë se asnjëherë tjetër. Retë e nxira që qëndronin me kërcënim mbi kokat e të burgosurve, të bashkuara me copëzat e muzgut që ende s'ish tretur plotësisht, jo vetëm që nuk i linin të burgosurit të shihnin qartë njëri-tjetrin, por edhe sikur u merrnin frymën atyre. Ata u rreshtuan të gjithë në oborrin e ngrirë të kampit dhe nisën të dëgjonin emrat e atyre që

do të transferoheshin.

Komandanti lexonte me një zë të rëndë, duke i rrokullisur nëpër dhëmbë emrat e fatkeqëve. Nëpër kullat e vrojtimit rojet fërkonin duart gjysmë të ngrira. Acar në oborr, acar dhe në shpirtrat tanë. Ata që dëgjuan emrat, hodhën mbi shpinë dengjet e grisura të teshave dhe nën thirrjet kërcënuese të rojeve filluan të hipnin nëpër makina. Të burgosurit i lidhnin nga njëra dorë dy e nga dy me pranga. Shpejtësi në lëvizje dhe në veprime, dhe në ajër ndihej një ankth se diçka nuk shkonte në rregull. Në orën 04:30 karvani i makinave u nis me zhurmë. Mbasi kaluan qytetin e përgjumur të Fierit, Rrogozhinën, Urën e Zogut filluan të ecnin me ngadalë drejt rrugës që të çonte në Rubik.

- Është e qartë - thanë me vete të burgosurit, do na çojnë në Spaç. Emri i këtij kampi vdekjeprurës ishte tepër i njohur për të gjithë. Por nuk ndodhi kështu. Mbasi mbërritëm në Shën Pal makinat morën për nga veriu. Ec e ec, e s'kish të sosur. Bashkë me ankthin filloi dhe një rrebesh i egër shiu. Qielli dhe toka ishin tërbuar aq shumë, sa disa prej nesh menduan se do të na merrte me vete. Dikush nga mesi i makinës desh të bënte shaka, duke thënë se po na çonin në Kosovë.

- Të lumtë goja, - u përgjegj një nga shokët tanë, dhe kjo bëri që entuziazmi të shtohej në kulm. Të paktën do jepnim jetën tonë për tokën dhe vëllezërit tanë të një gjaku. Por sa mbërritëm në Fushë Arrëz, kamionët e parë u kthyen në një grykë të errët. S'kaloi shumë dhe ne e morëm vesh të vërtetën. Ishim caktuar për në minierën e Qafë Barit.

O Zot! Ky ishte një varr i hapur dhe një tmerr. Për këtë na kishin treguar të burgosurit ordinierë që kishin qenë atje. Shiut iu shtuan dhe gjëmimet, e rrufetë binin shumë afër por jo mbi ne, që çdo sekondë i lusnim të na



binin. Kur mbërritëm ra një heshtje varri, diçka ndienim thellë në shpirt. Më e tmerrshme ishte ulërima e bishave të quajtur policë.

- Çudi, - më tha Luani i shkretë, më shumë ulërijnë policët se qentë. Më në fund qentë kuptuan diçka dhe sado që i shtynin dhe i detyronin policët, ata nuk lehnin. Çudia më e madhe ishte se dëgjohej një ulërimë vdekje dhe tmerri. Ata donin gjak. Bedriu erdhi pranë meje dhe Luanit dhe na tha: -Ore çfarë kanë ndërmend të bëjnë këta sonte, ç'është kjo lemeri?

Ia priti Luani:

- O Bedri këta sonte do bëjnë terror, se para nesh kanë qenë ordinierë, dhe nja tre të shkretë i ka zënë galeria se është shumë e keqe. E bëjnë këtë që ne nesër të futemi në galeri.

Unë ia prita: -Vëllezër më mirë të përleshemi me malin dhe varrin tonë, se sa me këta bisha me fytyrë njeriu.

- Ore ti nuk je në vete, nuk e sheh se ata janë të shpërfytyruar dhe nuk ngjajnë fare si njerëz? - tha Bedriu.

- O Zot thashë unë, mendova se shpëtuam nga Pjetër Koka dhe Preng Rrapi, por këta qenkan të gjithë njësoj.

Një zë këmbues dhe i egër u dëgjua. Ishte zëri i Mond Cajës dhe i komandant Ludovikut. Krijuan një heshtje varri. Listat i kishin bërë gati dhe kur të dilte emri, të shoqëronte një polic deri tek dhoma. Mua më ra dhoma në katin e tretë. Tek krevati me dërrasa, prania e policit tek koka, urdhërat "Mos fol, mos lëviz!" të tmerronin. Dhoma u mbush. Çdo na sillte minuti mund ta sillte dhe sekonda, në atë gjendje ishim. Në atë kohë arritën dhe 200 të burgosurit e Ballshit dhe 100 të burgosurit e Spaçit. Menduam se me kaq mbaruan kusuret. Vesh më vesh po qarkullonte fjala se një listë me 30 emra, po i marrin një e nga një. I 27- ti isha unë. Kur zbrita poshtë në oborr dhe më vunë në rradhë, po lusja Zotin që të më merrte

jetën dhe mos të më linte të gjallë. Në atë moment dëgjova një ulërimë sa therëse dhe mjerane. Nja shtatë policë me bishta kazme dhe lopate, kishin përveshur këmishët dhe provonin forcën, duke qëlluar në mish dhe kockë njëherësh mbi ne me sa fuqi kishin. Kur ndonjëri nga ne shtrihej që me goditjen e parë, xhelati fillonte të komentonte "ndeshjen" dhe fitoren e tij. Më tmerr ishte kur ndonjëri dilte nga dhoma e instruksionit gjithë gjak dhe nuk e fshihte ngazëllimin e fitores mbi ne. Pritja qe më therëse se vetë tortura. Disa dilnin me kokë të çarë tërë gjak, ndonjë me dorë të thyer, e shumë të tjerë me brinjë të thyera. Egërsia e tyre ishte tek ata që, nuk ulërinin dhe nuk qanin, me ta kishin punë, derisa i linin pa ndjenja si kufoma. Por më e keqja ishte se i çonin gati në çdo dhomë, ashtu të gjakosur për të reklamuar terrorin e kuq.

Po më afrohej radha mua. Po thosha me vete: "O Zot të hyj dhe të mbaroj me këtë tmerr". Ishte ora 01:00 e natës. Bajram Dërvishi kishte dëgjuar një polic që thoshte: -" Na lodhi druri, na theu tre bishta kazme"! Më vonë mësova se Bajrami i shkretë kishte hyrë në burg që 18 vjeç, sepse së bashku me të fejuarën 17 vjeçe, donin të shkonin në Amerikë tek një xhaxhai i tyre. I kapën në kufi dhe i dënuan 4-5 herë dhe këtë natë tmerri po e pësonte në moshën 39 vjeçare. Thashë me vete: "A i kishte pjellë nënë shqiptare këta mostra dhe çfarë inati kanë me ne?" Po afrohej radha ime, kur një polic përgjegjës më afrohet e më tha:

- Ti je Hysen Haxhia?

- Po i thashë unë.

-Eja me mua. Pa asnjë fjalë shkova mbas tij.

Ç'të shoh, hapet një derë hekuri që të nxirrte jashtë telave. Përnjëherë më shkoi mendja se do më nxirrnin jashtë rrethimit dhe roja që ishte gati do më ekzekutonte.



Ky nuk ishte rasti i parë që ne mjeranëve na kishin provokuar, se gjoja do të arratiseshim dhe na kishin vrarë mbi tela. Mendova më mirë plumbi se bishtat e kazmës. Polici më pyeti shkurt:

- E njeh Ben Cefën? Hajde se po të pret!

Nuk u besoja veshëve. Kur pashë Benin kujtova se linda për së dyti. U përqafuam dhe me lot në sy nga ngashërimi saqë polici tha:

- Beni unë po iki, mbaje sa të duash.

- Beni më shpëtove, - i thashë unë, - s'do të ta harroj për gjithë jetën.

Kurse Beni më tha:

- Në ke kafe në xhep nxirre se plasa. Unë kisha 100 gram në xhep dhe pimë nga një kafe. Shija e saj nuk besoj se do të përsëritej më në jetën time.

Mbas shumë bisedash Beni pyeti: - Hysen si thua ti kështu do vazhdojë?

Iu përgjigja se ose diaspora ose Mbreti do ndërhyjnë të ndryshojnë gjendjen. Por mbretin nuk e lë as bota, se ai ka shkelur vendimet e padrejta të tyre. Kështu do mbetemi këtu brenda për gjithë jetën. Po vriten figurat më të nderuara dhe idealistët më të mirë, dhe kameleonët po bëjnë çfarë duan me ne. Shpresa jonë është vetëm progresi. E ky progres do na shpëtojë jetën. Prej asaj nate deri më sot Beni më thotë:

- Hysen ç'thotë progresi?

# NJË LETËR NGA BURGU

Dilë e dashur! Letrën e shtrenjtë që e mora nga ju e kam pritur me shumë dashuri. Po e kam pritur njëlloj siç pres që shumë shpejt, shumë shpejt të trokasë në atë derë ku më presin kujtimet, brengat dhe gëzimet njëherësh. Në letër m'u duk se i bënit jehonë dëshirës sime të pagjumësisë, në çdo moment mendoj se kur do shihemi. Gjithashtu gëzohesh kur lexon një letër të tillë, shkruar nga një njeri aq i virtytshëm, tek i cili ndiej dhe vështroj qartë se krijesat më të dashura që më ushqejnë brendinë, i përgjigjen edhe ëndrrave dhe principeve të mia. Janë këto ndjenja që më kanë mbajtur dhe më kanë ushqyer shpresën, mbas një fati të zi dikush më pret dhe më do. Nëpërmjet rrethanave kuptova se ju jetoni me mua dhe njerëzit e mi, jetoni me kujtimet dhe besimin në të ardhmen. Kjo më bën të mendoj se jeta ime pa qenien tuaj do të qe diçka e kotë dhe pa vlerat e duhura për të jetuar me kohën dhe njerëzit që na rrethojnë. Është pikërisht ky moral dhe humanizëm njerëzor, që e dallon njeriun e vërtetë, të cilin e ka zili kushdo. Njeriu pa humanizmin do të qe një qenie pa vlera, e barabartë me kafshët që e kanë shoqëruar në shekuj, të cilët nuk e njohin as zilinë, as turpin, virtyte këto që e dallojnë njeriun dhe e bëjnë të mos mbetet në stadin e instikteve dhe interesave të ngushta pa vlerë. Nuk di sa e ka mbajtur



fjalën e dhënë Belina, apo vullneti i saj i dobët do arrijë deri aty sa ta plagosë atë dashuri prindërore të ushqyer prej kaq vitesh? Të lutem mos e bëj këtë bijë e babait, se kjo do qe vuajtja dhe plaga ime më e rëndë dhe e pariparueshme deri në vdekje! Mundohu ta gëzosh dhe ta nderosh babin me ndershmërinë dhe korrektësinë tënde, se këto janë njësitë matëse të asaj dashurie pa të cilën do isha i mjerë përjetë.

Motër e dashur, m'u bë zemra mal që u martua dhe Nardi. Ju uroj lumturi, sinqeritet dhe mbi të gjitha pastërtinë shpirtërore që sjell harmoninë!

Motër e dashur duaje djalin dhe nusen, sepse jam i bindur që në thellësinë e shpirtit janë dy zemra të dashura dhe humane. Jeta e tyre e re qoftë për ju çlodhja e mendimit bashkëshortor, që është mëshiruar në një jetë shembullore dhe aq të dashur për njerëzit, sa Zoti jua shpërbleftë me jetëgjatësi dhe pleqëri të mbarë. Ju e afirmuat shëmbëlltyrën tuaj si askurrkush në botë dhe ju kam zili unë që e kam kuptuar thellësinë e shpirtit tuaj të pastër si ari. Shumë shpejt do më plotësohet ajo dëshirë pesëmbëdhjetë vjeçare, që t'ju përqafoj me mall të madh dhe lotë, duke ju konsideruar prindër të dytë.

Shpirti i vëllait, humbjen e Ismailit dhe të Lolos, brengës sime më të madhe, them se do ia gjej shërimin me përqafimin e Hakiut dhe tëndin, në të kundërt do jetoj në boshllëk dhe do e kem plagën e shpirtit të hapur në jetë të jetëve. Duke përfunduar, ju përqafoj me mall së largu, të mëdhenj e të vegjël dhe rroj me shpresë se do ju përqafoj së shpejti duke ju rrokur në kraharorin tim të përmalluar. Edhe njëherë përqafime ty Lume, Ilirit, Terit, gocave dhe kush të pyesë.

I juaji vëlla Hyseni!

Qafë Bari, më 23. 06. 1990

## DY ËNDRRA ME SHËN MËRINË
(Tregim)

Ishte kohë e mbrapshtë. Lufta e Dytë Botërore ishte në kulmin e saj. Në jug të vendit, gjermanët kishin zënë rob shtatë partizanë dhe i vunë në rresht në gjunjë për t'i pushkatuar. Njëri prej atyre aty ishte nga Konispoli dhe e takova në Zejmen të Lezhës. Ishte baba i katër djemve dhe quhej Koço Fysheku, i ndjeri.

Ishte viti 1985. Sapo dha shpirt agjenti i Komiternit, krimineli i popullit Enver Hoxha. Në një qoshe të kapanonit, ku ishte kafeneja private në burgun e Zejmenit, po rrinte me një cigare në gojë K. Fysheku. Iu afrova, pasi e dija që ishte i sëmurë dhe, duke përdorur takt, duke iu lutur, pasi kisha bërë takim dhe më kishin sjellë një pako kafe, i thashë: " Të lutem, më shoqëro të pimë një kafe bashkë!". Koço më pa dhe më miratoi se do ta pinte atë kafe me mua.

Bëra kafet dhe u ulëm jashtë nën strehën e çatisë së barakës. Ai donte të qëndronte larg njerëzve, nuk e di ngaqë i urrente apo i kishte frikë. Isha në moshën 40-vjeçare dhe po shikoja një partizan të vjetër, i cili po kryente dënimin bashkë me mua. Foli ai i pari:

- Hysen, dëgjo, mor djalë. - më tha - Megjithëse je i dënuar dy herë, ti do të dalësh jashtë dhe do e gëzosh lirinë tënde, por për mua, tani që vdiq *djali i bimbashit*, erdhi dhe fundi im.



Në çastet që dëgjoja këto fjalë u përlota dhe i thashë:

- Jo, more Koço, jo, mos fol kështu, se edhe ti do t'i gëzosh djemtë e tu dhe familjen tënde.

Ai m'u përgjigj: - Ulu, djalë, ulu! Meqë kemi kohë, do të të tregojë xhaxhi për një hisori të vërtetë, por edhe të bukur. Mos u bëj i paduruar, dëgjomë deri në fund dhe mos i harro fjalët e mia. (Fjalët që vijojnë janë të gdhendura në kujtesën time, pasi ato më bënë të ndryshoj mendësinë në lidhje me fenë dhe jetën pas vdekjes).

Na zunë gjermanët rob, shtatë partizanë në Konispol. Pas vendimit të pamëshirshëm të gjermanëve për të na pushkatuar, isha i shtati në radhë, i ulur në gjunjë dhe po prisja "rradhën" për të ndërruar jetë. Njëri prej oficerëve gjermanë nxorri koburen dhe u bë gati të na pushkatonte. Jam një besimtar i krishterë, besoj te Krishti dhe në ato çaste bëra kryqin dhe iu luta Shën Mërisë me gjithë shpirt, duke i kërkuar të më mbronte fëmijët dhe të më falte mëkatet. Në fund të lutjes sime, shoh mbi kokë revolen e urryer të oficerit gjerman dhe dëgjoj fjalët e tij, teksa pyeste përkthyesin, që të dinte nga unë, nëse besoja në Zot, apo jo. Përkthyesi, me dhembshuri, më pyeti, nëse besoja vërtet në Zot apo jo. Iu përgjigja se po dhe me lot në sy, përsërita edhe një herë kryqin. Krejt papritur dhe për çlirimin tim, oficeri e tërhoqi dorën duke ulur revolen dhe i tha njërit prej ushtarëve: " Dërgojeni në burg atë të fundit!". Pas shumë përpjekjesh nëpër Europën e ndezur tym e flakë, mbërrita gjallë në kampin e përqëndrimit Mat'hauzen-Gusen, ku kalova dy vjet të jetës sime. O Zot! T'ia tregoj gurit të varrit atë histori. Vetëm kockat e lëkura më mbetën në trup. Atje, mor bir, kam ngrënë edhe minj të gjallë për t'i mbijetuar urisë së tmerrshme, - dhe buzëqeshi.

- Përse po qesh? – e pyeta i habitur.

- Po qesh, sepse m'u kujtove ti në janar, kur u zgjove

nga gjumi i tronditur, teksa shikoje gojën tënde të mbushur me lesh. Kishe ngrënë leshin e batanijes gjatë natës dhe ulërite si i çmendur. Të dëgjuan 200 burra duke sharë e bërtitur : " Bobo..! Paskam ngrënë lesh, mor i q…t'ëmën e s'ëmës! Atë natë ka qeshur i gjithë kapanoni, deri sa erdhi edhe policia. Të kujtohet?

Unë qesha sërish dhe e kapa në qafë. Ai rinisi ta tregonte atë që kishte ndërprerë me atë shaka.

- E ndjeja veten të vdekur në kampin e Mat'hauzenit, kur një natë të bukur prilli, teksa flija, më shfaqet një figurë e turbullt në mes të dritës. Jam mëse i sigurtë se ishte vetë perëndesha Shën Mëri me shëmbëlltyrë prej të gjalli. Ajo më thotë: "Koço, do të lirohesh dhe do të shkosh i gjallë dhe me shëndet të mirë në vendin tënd, të cilin do ta gjesh të çliruar nga të huajt, atë pra, për të cilin ti luftove. Njerëzit e tu do të besojnë në detyrën e vështirë të Kryetarit të vendit tënd, por më vonë do të arrestohesh sërish dhe do të fusin përsëri në burg me akuza spiunazhi, por për meritat e babait dhe të familjes do të lirohesh, por babain nuk do ta gjesh më në shtëpi; ai do të ketë ndërruar jetë. Do të kesh katër djem dhe, sapo të jesh kthyer në jetën normale, ti do të biesh sërish në duart e akuzuesve dhe sërish do të kryesh dënimin për spiunazh dhe ai do të zgjasë 25 vjet burg. Jeta jote prej të burgosuri do të përfundojë kur të "ngordhë" diktatori i atij vendi.

- Jo, mor jo, ai të na marrë të keqen neve. Zoti do të marrë të tijët e ne do të na lërë të qetë në familjet tona. – i thashë unë.

M'u përgjigj : - Prit, more shejtan, se brenda vitit ti do ndërrosh jetë.

- Ou! Po si kështu?!

- Të thashë të më dëgjosh deri në fund.

- Si urdhëron, Koço!



- Shën Mëria, në ëndërr më tha se nuk do t'i gëzoj dot djemtë e mi, përkundrazi gruaja ime do t'i gëzojë ata. Kurse unë vetë jam i destinuar të ndërroj jetë. Ajo vazhdoi të ecte drejt një rrezeje drite, që më verboi sytë në mënyrën se si erdhi. U ngrita dhe fillova të bëj kryqin derisa u gdhi drita. Të gjitha ato që më tha Koçoja i kam të regjistruara në tru, pasi janë provuar të vërteta një për një. Ju betohem për këtë!

- Hysen vëllai, derisa më kanë dalë të vërteta të gjitha, përse të mos më dalë edhe kjo e fundit? – më pyeti Koçoja.

- Mos, mor burrë, se ëndrra janë! – iu përgjigja, por me atë sëmundje që kishte i shkreti Koço edhe unë i besova pa diskutim fjalët e Shën Mërisë.

Kur e shoqja e Koços erdhi në takim së bashku me dy a tre djemtë e tyre në Zejmen, unë isha i pranishëm tek e shoqëronim vetë i dytë në takim. E shoqja, që po i rriste djemtë me sakrifica të mëdha, i thoshte se ai do të kthehej në shtëpi. Por Koçoja shikonte djemtë, vocërrakët që shihnin të atin dhe i tha gruas: "Të m'i kesh kujdes fëmijët, qofsh e lumtur me gjithë ata!". Koçoja i përlotur dëgjonte gruan, e cila në breshërinë e lotëve, i kërkonte atij të mos fliste ashtu në sy të fëmijëve. Pasi u përshëndetën, me vështirësi e dërguam Koçon në infermierinë e spitalit, ku, si xhebrail e priste "doktori", Koço Avrasti.

Pas gjashtë muajsh,i qofshim falë Zotit, Koçoja me të vërtetë ndërroi jetë. Nuk e harroj kurrë përcjelljen me sy që i bëra trupit pa jetë, që e morën në dorë xhelatët dhe e varrosën diku pranë anës së lumit, ku u vendos edhe komunisti i kongresit Dashnor Mamaqi, i cili qau për kriminelin Hoxha; kurse për të mjerin Dashnor nuk qau askush.

* * *

Ka qenë një ditë pranvere me një diell të nxehtë, që plaste gurin dhe shkëmbin e malit Spaç. Viti 1981. Para verës, në qershor më vjen në Spaç dhe më takon tek

dhomat e instruksionit dhe poshtërsisë nënkryetari i Degës së Durrësit, shoku Sinoimeri, i cili me një lapsaxhi birucash nga Durrësi, që mbante shënim çdo fjalë dhe rënkim timin në atë hetuesi triorëshe, ku Sinoimeri fliste dhe myteberi tjetër shkruante, me sa duket dënimin tim të dytë. Krimineli u zbut dhe me mua u bë më i dashuri në botë duke më thënë:

- Kemi ardhur këtu të na ndihmosh dhe po punove me ne do të shkosh në shtëpi, ose përkundrazi këtu je gjithë jetën, me këta armiq të poshtër.

- Mbarove zotrote? - e pyeta.

- Po, - më tha.

- Më dëgjo, atëherë! – thashë. - Unë jam dënuar prej jush 10 vjet dhe kam këtu 5 vjet që po vuaj dënimin. Këto që po them i keni të shkruara në dosjen time. Sa i lumtur ndjehem që jam i dënuar dhe më sollët këtu në Spaç, në varrezën e djalërisë shqiptare. I the atij myteberit të shkruajë, atëherë mos lër asnjë fjalë pa marrë shënim, por unë po i them që, meqë duket i përgatiur, të shikojë mos gjen gjë që i duhet për pushkatimin tim. Ju më dhatë mundësinë të mësoj në këtë vend, rrethuar tre herë me tela me gjemba dramat e atdheut tim, nga Mitrovica në Preshevë. Ju keni lënë me mijëra nëna pa djem, me mijëra gra pa burra, më mijëra motra pa vëllezër, më mijëra fëmijë pa baballarë dhe vini këtu e më flisni pa pikën e turpit, duke më kërkuar t'i dal dëshmitar një babai me 5 fëmijë të rritur, që ju doni t'i lini pa baba. Çfarë kërkoni nga unë? Të gjitha m'i morët: pasurinë, lirinë, jetën. Më kthyet në një skllav që po punon me tre turne. Natë e ditë po nxjerr minerale për t'ju pasuruar juve dhe fëmijët tuaj. Ndërsa ti vjen e më kërkon të vetmen gjë të shenjtë që më ka mbetur, nderin. Do të më kthesh në një qenie pa shpirt, pa nder, pa dinjitet, pa karakter. Mos vallë kjo është kanosja juaj, shoku kolonel? Apo mos vallë udhëheqësit e mëdhenj marksistë-leninistë me këto krime



e perversitete jetojnë dhe vritet nderi në botë? Jo, "zotni" nuk do t'ju kënaq edhe po ma morët shpirtin. Nderin nuk do e cënoni dot, as babait me 25 vjet burg, as vëllait me 15 vjet.

- Bobo...! Ky dashka plumbin në kokë. Ngrihu! – i tha rojes që kishte me vete. – Edhe ti, more, – i tha oficerit të komandës, - sikterise në birucë!

* * *

Në 3 korrik 1981 , i ndjeri Aleksandër Sokoli më kërkoi të pinim kafe bashkë. Kisha shumë respekt për të dhe pranova vetëm nëse kafen e qerasja unë. Por ai, fisnik i Ushtrisë Shqiptare, sigurisht që nuk pranoi dhe e kaloi me të qeshur. U futëm tek kuzhina private dhe për çudinë time Xhemal Neza nga Tropoja e mbylli derën me çelës dhe na la të dyve të pinim kafen vetëm.

- Ç'bën, more, - thashë unë, - se do marrësh veten në qafë, pasi unë tani e kam marrë rrugën e Qabesë!

Ai m'u përgjigj: - Mos u mërzit, se është tropojan e nuk ka shanse të na raportojë.

Çuditërisht ai filloi të më bëjë moral.

- Edhe shumë pak burg kemi. Ty do të arrestojnë këto 3-4 ditë, por duhet të qëndrosh i fortë dhe të kesh shpresë, pasi kam bindjen se, e shumta pas 4 viteve do të falemi, ose unë vdes.

I habitur iu përgjigja: - Çfarë thua kështu, mor burrë, se ty të kam gjeneralin e atdheut tim.

Dhe më të vërtetë ashtu ishte, një djalë azgan nga Tropoja. Ishte kolonel dhe anëtar i Këshillit të Luftës. Ai i meritonte të gjitha.Intelektual dhe ushtarak i mrekullueshëm. Mbi të gjitha një atdhetar i flaktë dhe njeri me karakter, shqiptar si ai. Vazhdoi më tej:

- Unë, more Hysen vëllai, jam ushtar i Atdheut, nga Mitrovica në Prevezë. Dhe po vdiqëm në këtë tokë kam

lumturinë dhe krenarinë e Kombit tim. Por vetëm nga këta të paudhë të mos vdesim, prandaj të lutem ruaje veten dhe mos u tremb, se në ëndërr më doli Shëm Mëria dhe më tha :"Sokol, shiko atje!" dhe në një dritë hyjnore pashë vitin 1984. "Ky është shpëtimi yt" – më tha Shën Mëria dhe pastaj u zhduk sërisht mes asaj drite që më duket sikur e kam para syve, sa herë e kujtoj. Prandaj Hysen, vëllai im, më 1984, ose lirohemi, ose unë ndërroj jetë.

- Mos, mor vëlla, se nuk ka vdekje për ty. – i thashë. – Ti je njeri i rregullt e i përpiktë, tamam një ushtarak. Tek ti nuk kanë ku të kapen.

Pasi dera u hap, ishim të detyruar të ndaheshim. Pas 3 ditëve, unë më 7 korrik 1981 u arrestova për të dytën herë. 3 muajt e ardhshëm i kalova në hetuesi intensive në Rrëshen. O Zot! Si mund të ketë lindur nëna djem të tillë që duan të quhen shqiptarë dhe fusin në burg akoma pa mbaruar dënimi i parë? Pasi kisha marrë dënimin e parë prej 10 vjetësh, u dënova sërish për të njëjtin krim 10 vjet të tjera, duke më dënuar 20 vjet gjithsej. Më dërguan në Ballsh e prej andej në Qafë të Barit dhe përsëri në 1983 sërish në Spaç.

Më 1984, në Qafë të Barit mora lajmin ogurzi, se disa djem të rinj nga Tropoja kishin bërë revoltë për trajtimin e tyre si skllevër, natë e ditë duke punuar në kushte mizore dhe antinjerëzore në minierë. Atëherë, policia e Qafë Barit, nën komandën e kriminelit Mond Caja dhe forcat e ndërhyrjes së shpejtë, nën drejtimin e kriminelit Zylyftar Ramizi reaguan menjëherë. Për çudinë e të gjithëve, kur hynë në kamp me dhunë, duke mbajtur në dorë kallashë a kobure, ata rrethuan 300 viktima të paarmatosura. Menjëherë policia arrestoi 30-40 vetë dhe të tjerët, nën dhunën e bishtit të lopatës dhe kazmës, u torturuan për muaj me radhë pas revoltës. Katër prej të arrestuarve i dënuan me vdekje. Për këtë revoltë i'u mor jeta katër



filizave dhe heronjve të lirisë.

Gjatë kësaj kohe, Aleksandër Sokoli rrinte i shtrirë në krevat, me qëllim që të mos i jepte kriminelëve asnjë arsye për t'u kapur me të. Por çudia ndodhi, gjithsesi. Me urdhër të Mond Cajës dhe Zylyftar Ramizit, u mor nga shtrati Aleksandri i shkretë. Forcat e ndërhyrjes së shpejtë e nxorën në oborr dhe po e shoqëronin për tek makina e burgut. Dy e mbanin nga koka dhe dy nga këmbët me trupin përmbys. Aty ndodhi e papritura. Oh, nëna ime, çfarë shpirti makabër! Një tjetër prej ushtarëve të vdekjes kërceu mbi kurrizin e tij dhe zhurma e vetme që u dëgjua ishte zhurma e kockave të thyera në mes, që i shkaktuan vdekjen e menjëhershme Aleksandër Sokolit. Aty dha jetën djali i burimeve të Tropojës, i cili akoma dhe sot nuk e kanë bërë Dëshmor të Kombit dhe eshtrat e tij akoma nuk janë varrosur me nderim në Varrezat e Dëshmorëve të Kombit.

Kush e vrau atë djalë? Mond Caja, që jeton me status në Gjermani dhe Zylyftar Ramizi, që jeton në Amerikë, ndoshta edhe ai me status.

Kjo është historia e vërtetë e dy ëndrrave të këtyre dy shqiptarëve të mirë me Shën Mërinë. Qysh atëherë, me gjithë plehrat e komunizmit, që i vodhën besimin edhe idhujve, mua m'u rrënjos besimi te Zoti me nënën Shën Mëri, së cilës i kërkoj që këta kriminelë të pandëshkuar nga ligji i njeriut, të ndëshkohen njëherë e përgjithmonë nga ligji i Zotit. Përulem me nderim para shpirtit të tyre dhe mijëra dëshmorëve, të cilët dhanë jetën për Atdheun dhe Lirinë.

Me respekt
Kryetari i Shoqatës së të Përndjekurve
dhe të Burgosurve Politikë
Osman Kazazi
Hysen Haxhiaj
*Durrës, shtator 2013*

## BISEDË PËR PAQEN E PAMUNDUR
(Me Qani Sadikun-bashkëvuajtës)

Qani Sadiku:- Me Hysen Haxhinë kam shkuar gjithmonë mirë, ndoshta ngaqë jemi pak kokëkrisur që të dy. Jemi ndër të vetmit shokë të burgut që kurrë nuk kemi pasur qejfmbetje me njëri-tjetrin. Apo jo Cen?! Nuk më kujtohet të kemi bërë fjalë ndonjëherë bashkë? Të kujtohet ty?.

Hysen Haxhiaj:- Jo, jo! Nuk kemi ndërruar kurrë një llaf bashkë.

Qani Sadiku:- Thashë unë! Nuk flas kot. Ishim aq të lidhur me njëri-tjetrin sa kur Hyseni më tregoi që do ta arrestonin për herë të dytë, gjë që atij ja kish thënë Sandër Sokoli, i thash që do të vij dhe unë mbas teje dhe se do të merreshim vesh në birucë. Dhe vërtet ashtu ndodhi. Pas dhjetë ditësh të riarrestimit të Hysenit, unë i shkova pas në burgun e Burrelit.

Në vitin 1991, në kohën e përmbysjes së sistemit komunist, dihet nga të gjithë se të burgosurit politikë u amnistuan dhe natyrisht mes tyre dhe unë me mikun tim të vuajtjeve, Hysen Haxhiaj. Edhe kur u martova, kuptohet, kur dola nga burgu, Hysenin e kam pasur krushk të parë në dasmën time, gjë që tregon se miqësia midis nesh ka mbetur e paprekur, ndoshta edhe më e fortë se dikur.. Do t'ju tregoj se ç'më bëri gjatë dasmës. Vetëkuptohet se në dasëm ishin mbledhur tërë shokët e



mi të burgut, mbi treqid burra. Nuk i bëra asnjërit ftesë, u mjaftova me një njoftim në gazetë, dhe kush dëshiroi erdhi.

Më kujtohet si tani Hyseni ngriti një dolli për të përshëndetur miqtë dhe rrëmbyer prej pasionit, për të folur, u dha aq shumë pas atyre që thoshte sa që harroi që ishte në dasëm dhe përshëndetjen e ktheu në fjalim mbledhjesh e midis të tjerash tha: "Të dashur miq bashkëvuajtës, më në fund na erdhi dhe neve radha të shohim një ditë të gëzuar! Sot për ne është një ditë e shënuar. Po martohet Qaniu, po bëhet dhëndërr megjithëse plak, pa asnjë fije floku në kokë".

"Mooos se ja fute kot, nuk mund ta quash plak dhëndërrin", i tha dikush dhe Hyseni e mblodhi veten menjëherë dhe vazhdoi. " Po e përsëris or burra, ditë e shënuar sot, po marto-jmë mikun tonë Qaniun, po e bëjmë dhëndërr, se ai është përherë i ri në shpirt dhe në mendime, nuk njeh moshë pleqërie shpirti i tij". Ja kështu ma bëri Ceni në dasëm por ç`ti thuash!

Hysen Haxhiaj:- Eh, lum or Qani vëllai, lum për kujtesën që ke! Si djalë njëzet vjeç, dhe meqë kujtesën e ke më të fortë se timen, do të lutesha të rikujtojmë edhe një herë ato ditë të vështira që kemi kaluar burgjeve të diktaturës. Të flasim e të diskutojmë për ata burra trima, heronj e legjenda të pavdekshme të kombit tonë, me të cilët sakrifikuam vite e vite me rradhë. Do të doja të sillnim ndërmend ngjarjet e hidhura që na shoqëruan dhe ato pak çaste të "bukura" që kaluam me njëri-tjetrin dhe që na mbajtën gjallë brenda errësirës së burgjeve dhe rrethimit të telave me gjemba.

Qani Sadiku:- O Cen unë, ti dhe gjithë bashkëvuajtësit tanë nuk mund t'i harrojmë ato ditë tmerri e terrori fizik e psikologjik, sado kujtesë të dobët të kemi!. Nuk mund t'i harrojmë shokët tanë të vuajtjes. E si mund të harrohet

Lala, i ndjeri Osman Kazazi! Veteranin e burgjeve, me më shumë burg se ne, i shkreti kishte vdekur nga mendja me kohë! A të kujtohet kur i ra derës polici dhe ai doli prej birucës lakuriq, siç kishte dalë nga banja, në sy të gjithë atyre burrave? Ne qeshëm kurse njëri nga shokët i foli:

- " Çfarë bën kështu mor Lalë, ku vete pa u veshur"?.

Ai e mblodhi veten, i hodhi një sy trupit të tij dhe u shemb përdhe. I kishte rënë të fikët

Hysen Haxiaj:- E si nuk më kujtohet, nuk doli gjashtë muaj nga dera se i vinte turp. Ai ishte burrë burrash që nuk e mposhti dot as kuçedra komuniste edhe pse e dënoi për dyzet vjet me rradhë.

Qani Sadiku:- Mbaj mend që një herë, njërit prej shokëve i sollën për të lexuar librin " Vdekja më vjen prej syve të tillë" të shkrimtarit Rexhep Qosja, dhe meqë Lala ishte më i vjetri, ia dhamë atij që ta lexonte i pari, unë si më psikopati e kisha rradhën i dyti. Që Lala ta mbaronte shpejt librin së lexuari, unë e ruaja sa flinte, se ai lexonte dy faqe dhe e zinte gjumi, dhe i kaloja tridhjetë fletë përnjëherësh. Çohej Lala dhe e fillonte leximin ku e kisha lënë unë faqen, nuk mbante mend i shkreti. Këtë punë i bëra dhe tri herë të tjera dhe kështu libri mbaroi për katër ditë, dhe vinte më shpejt në dorën time. Mbasi e mbaronte së lexuari librin e pyesja:

- I mirë libri mor Lalë?

- Shumë i bukur! Shkrimtar i kohës, shkrimtar modern, - ma kthente ai. Të gjithë ia jepnin gazit, se më shikonin kur ia ndryshoja faqet librit.

Hysen Haxhiaj:- Osman Kazazi qe një njeri i madh dhe kujtimet rreth tij janë të ngulura thellë në mendjen e çdo të burgosuri. Po çfarë kujton tjetër ti Qani, për ata burra trima e të guximshëm nga Kelmendi e Kosova, Malësia e Madhe, Fieri, Durrësi, Tirana e mbarë Shqipëria deri në Çamëri? Pash Zotin jemi njohur me tërë ata miq



e shokë që në vitin 1975 kur erdha në burg e deri sa dolëm. Kush nga ata bënte burg të mirëfilltë politik? Ti kujtojmë emrat e tyre me respekt e nderim.

Qani Sadiku:- Ç'është e vërteta mua më vjen keq kur dëgjoj shokët tanë për bashkëvuajtësit:

" Hë more se 80 % e tyre ishin spiunë!.

Për mua e vërteta qëndron krejt ndryshe dhe këta pseudo të burgosur e kanë shumë gabim duke sharë të tjerët dhe duke lavdëruar veten

- " Unë jam ai fillestari, ai vetëmohuesi, që sakrifikova gjithçka për politikën". Mbase mendojnë se dalin vetë më të mirët, por jo. Këta njollosin veten, na njollosin dhe ne të tjerëve.

Më ka dhënë dy librat e tij Kurt Kola dhe si autograf ka shkruar:

- "Shokut të vetëm që kam pasur në burg!" Po ashtu ka shkruar dhe Maks Velo.

- "Ia dhuroj të vetmit shok që kam pasur në burg!" A nuk është papjekuri një sjellje e tillë?

Hysen Haxhiaj:- Më fal Qani por për mua, Maks Velo e ka tepruar edhe në librin e tij. Seç i ka shkrepur dhe hedh një teori sa të papranueshme aq dhe idiote:

"Komunizmi mysliman"! A hahet kjo? Në këtë libër ndër të tjera ai shprehet se komunizmi paska ardhur nga Labëria, kur e dinë të gjithë se komunizmin në Shqipëri e solli peshqesh Miladin Popoviçi dhe Enver Hoxha me shokë.

Qani Sadiku:- Që komunizmi erdhi në Shqipëri nga një çam dhe një kosovar dihet.

Shefkiu:- Fakti që njëri prej sjellësve të ideve komuniste ishte njëri çam dhe tjetri kosovar, për mua nuk janë veçse një rastësi e madhe, nëse ishin me të vërtet këta komunizëmsjellësit, çka mos gabohem unë nuk e di. Monteskje thotë një shprehje të bukur:- "Unë rastësisht

kam lindur në Paris dhe them se jam nga Parisi, por në të vërtetë jam qytetar i botës."Me këtë dua të them që komunizmi ishte një ideologji që na e bëri peshqesh bota lindore, nën influencën e së cilës na lanë Fuqitë e Mëdha. Na lanë tre të mëdhenjtë e botës Çurçilli, Rusvelti dhe Stalini pas Konferencës së Jaltës. Ishte një epidemi e vështirë vdekjeprurëse që e vuajti gjatë vendi ynë. Mund të thuash se zona të varfëra baritore, kodrinore e malore si Labëria e përqafuan, e përkrahën dhe e mbështetën më shumë Partinë Komuniste për faktin se njerëzit e atyre anëve u prekën pak ose aspak dhe përfituan shumë nga reformat e shtetit të saj, por kurrë s`mund të thuash se komunizmi ishte lab, çam a kosovar.

Qani Sadiku:- Jam shumë dakort me ty. Në Labëri komunizmi gjeti vend sepse njerëzit ishin më të varfër.

Shefkiu:- Kurrsesi nuk mund të thuash se komunizmi ishte mysliman. Ç'lidhje kanë vendet myslimane me komunizmin, po Turqia, e sa e sa shtete të tjera myslimane?! Zoti është një si për të krishterët dhe për myslimanët, si për Biblën dhe për Kuranin, pavarësisht nga dallimet dhe veçoritë e këtyre feve. Sa lidhje mund të ketë një i krishterë me ideologjinë komuniste, po aq mund të ketë dhe një mysliman. Pra, është absurditet të lidhësh komunizmin me myslimanizmin apo me krishtërimin.

Hysen Haxhiaj:- Absurditete me plot gojën ato që shkruan Maks Velo për komunizmin gjoja lab apo mysliman.

Qani Sadiku:- Nejse t'i kthehemi muhabetit tonë. Kur përmenda Maks Velon e kisha muhabetin tek egoizmi që na karakterizon shpesh neve të burgosurve politikë, që lavdërojmë veten dhe shajmë të tjerët me vend e pa vend.

Hysen Haxhiaj:- Qani, vërtet e teprojmë me egoizëm, por e përgjithshmja është se komunizmi u përpoq të na shuante me lloj-lloj metodash nga më të egrat, edhe me



metodën e spiunëve në rradhët tona, dhe kjo na ka dëmtuar shumë. Na bëri të dyshonim për njëri-tjetrin. Na kthjellohet menjëherë truri kur sjellim ndër mend bëmat dhe sakrificat e shokëve. Të kujtohet mjeku Jetulla Gashi që kundërshtoi urdhërin e komandës për të nxjerrë të burgosurit e sëmurë në punë?

Mbaj mend si i tha komisarit Pjetër Cara:

- Unë nuk vesh këmishë të kuqe, si ti o Komisar, përparësen time si mjek unë e kam të bardhë! Kështu tha dhe si nuk pranoi të nxirrte të sëmurët me temperaturë të lartë për të punuar, e vuri përparësen tek gardhi i telave me gjemba. E mbërthyen policët dhe e bënë të vdekur për këtë fjalë goje, megjithatë ai u mbijetoi torturave.

Qani Sadiku:- E si jo, më kujtohet mirë çdo veprim i Jetullahut. Ai sa herë vjen nga Kosova, rri në shtëpinë time nga dhjetë ditë. Kur është vapë mbyllet dhe rri në shtëpi, se nuk mund të vijë mbas meje në punë.

-Në pikë të vapës, - më tregon gruaja, - mblidhet sa një grusht i shkreti, dhe nuk guxon të shkojë as në banjo. Pra shiko se çfarë njeri i rrallë është. Mendo i vjen turp nga gruaja të shkojë dhe në banjo, kur unë nuk jam në shtëpi. Ke tjetrin nga Berati, Luan Myftiun, që është symbol i vuajtjes sonë dhe mund të thuash pa frikë se është një mit në vetvete.

Hysen Haxhiaj:- Për mua ai është personifikimi i pastërtisë njerëzore. Luani tashmë 63 vjeç është një ndër ata të paktë njerëz që po vdes i virgjër.

Qani Sadiku:- Po Hodo Sokoli, një intelektual i jashtëzakon-shëm,që kur fliste të ngjallte respekt. Po Estref Kelmendi dhe Selim Kelmendi, që vdiqën në Burrel, vinin nga një familje e nderuar dhe ishin që të dy djem të mrekullueshëm. Po Zef Hardhishta dhe Sinan Hardhishta a nuk janë për t'u kujtuar?! Po konispolatët Sulo Veshi e Kadri Pashua? Po çamët Halil Mana, Haxhi Bilali, Dërvish

Sulo e Mehmet Hoxha? Po shko-dranët Ferit Tahja, Cuf Tahja e Faik Hoxha? Po Sabri Koçi, Izet Gumeni, Haxhi Lena, Rakip Hadëri, Esat Gala? Kiço Venediku që vdiq i uritur në kamp dhe nuk u mposht. Gëzim Bedolli që vdiq duke lypur cigare si në burg dhe jashtë tij.

Hysen Haxhiaj:- Vërtet Qani burra të rrallë këta që përmende. Kemi shumë shembuj të hidhur të bashkëvuajtësve tanë që komunizmi i çoi në atë botë, pa u dhënë vlerat që u takonin dhe pa u kërkuar, të paktën as falje morale. Nuk ke kë të veçosh. Ishin të gjithë burra të mrekullueshëm, kundërshtarë të komunizmit dhe dëshirës së demokracisë së vërtetë.

Qani Sadiku:- Edhe Zef Pëllumbi në botimet e tij ka bërë një përshkrim realist të vuajtjeve tona. Për mua ai ia kalon dhe Kadaresë.

Hysen Haxhiaj:- Zef Pëllumbi për mua është një penë e artë. Jo vetëm për atë, por për të gjithë ne nuk harrohen lehtë ato ndodhi rrënqethëse që na shoqëruan për vite e vite me rradhë. Harrohet ai i burgosuri nga Lezha, që vinte nga një familje e persekutuar, por vetëm se kishte gruan e bukur, iu vu një operativ, një qen bir qeni, dhe e dënoi për agjitacion e propagandë me tre deklarata shokësh?! Në burg i thanë se gruaja jote shkon me operativin.

-Prandaj më futi në burg, ai qen, që të shkonte me gruan time, - tha - dhe u hodh nga kati i tretë dhe mbeti i paralizuar. Kur u dënova për herë të dytë e gjeta në Lezhë, në një karrocë më rrota. Më vjen keq që nuk ia mbaj mend emrin.

Ai pushtet kishte njerëz të ligj që futeshin në lojë vetëm e vetëm për të të prishur me fëmijët, bashkëshorten dhe fisin. Operativët e Sigurimit të Shtetit kanë bërë ligjin në jetën shqiptare. Ata ishin arma më e fëlliqur e atij sistemi, prandaj ne kemi një dhimbje të madhe në shpirtin tonë



dhe nuk arrijmë ta kuptojmë përse nuk hapen dosjet, që të marrim vesh të vërtetën e njëri-tjetrit.

Pavarësisht dhimbjes dhe trishtimit të madh që kemi në shpirt, për të cilin kanë shkruar Pjetri, Zefi e shumë të tjerë do të doja vëlla Qani, të kujtonim bashkë edhe ndonjë ngjarje me humor.

Qani Sadiku:- Isha dënuar me njëzet e pesë vjet burg. Më kujtohet se na kishin nxjerrë në kaush. Qe koha kur u vra Mehmet Shehu dhe nuk na linin të lëviznim asgjëkund, kuptohet brenda rrethimit. Në kaush unë njihja një pjesë të tyre, ndër ta dhe Spartak Ngjelën, Kim Bashën, Gjet Kadelin dhe Njazi Hoxhën, spiunin nga Tropoja etj.

Shefkiu:- Ju i njihnit spiunët dhe nuk ruheshit prej tyre?

Hysen Haxhiaj:- E kush i kishte frikë spiunët mor Shefki vëllai, ne më shumë ruhemi tani prej tyre se atëherë.

Qani Sadiku:- Me spiunët pavarësisht se ata dalloheshin nga ne në sjellje, shkonim mirë, me disa prej tyre përshëndetem dhe sot, njëlloj si me shokë të tjerë. Shumë shoqëri kam dhe me Skënderin dhe me Bashkimin.

Hysen Haxhiaj:- Mua babai i Skënderit dhe i Bashkimit me shokë më futën në burg dhe më persekutuan familjarisht.

Qani Sadiku:- E, siç e kisha fjalën më lart, në kaush unë isha njohur me një pjesë të mirë të të burgosurve, por më duhej të siguroja patjetër përkrahjen e ndonjërit, që të më ndihmonte sado pak me ushqime dhe cigare. Unë vërtet kisha gjashtë vëllezër, por shumica ishin ende të vegjël dhe vetëm pesëqind lekë arrinin të më sillnin një herë në kaq kohë.

Dhoma e Spartakut me shokë, duke e ditur pamundësinë time ekonomike, njëkohësisht dhe oreksin e madh për gjërat e mira, vetëkuptohet isha i ri dhe i

fuqishëm, dhe kisha nevojë për më shumë ushqim, i thonë Kosta Gjokës për mua: "Ky është i sigurimit dhe për pak ditë i vjen vaporri, prandaj po arrite ta sjellësh në dhomën tonë ia hodhe". Kosta me mendimin për të përfituar prej meje, bisedon me një nga komandantët dhe i thotë:

- "Më ka ardhur një kushëri dhe dua ta marr në dhomën time, si i bëhet"? Komandanti qëlloi megjithëmend njeri zemërgjerë dhe ra dakort me Kostën që unë të shkoja në dhomën e tyre. Më thonë mua dhe unë pranova, edhe pse e dija që nuk e kisha vendin atje, pranova për t`ju bërë qejfin dhe mos të tregohesha cinik.

Sa hyra në dhomë u përshëndeta me ta dhe pyeta:

- Po ai evgjiti atje kush është?

- Pusho më thanë. Është Dhori Gërnjoti!

Të them të drejtën kisha dëgjuar të flitej për Dhorin, dhe po ta dija që ishte ai, as që do ta bëja atë pyetje idiote. Dhori ishte boksier trupmadh dhe nuk bëhej shaka me të. Po atë ditë që ishte shumë ftohtë ai qe mbledhur poshtë batanijes dhe nuk binte në sy, të jepte përshtypjen e një evgjiti. Po mësonte gjuhën italiane dhe kishte katër vjet që kishte mësuar vetëm dy fjalë: "La madre, la padre". Më pas la italishten dhe iu vu spanjishtes.

Mes të njohurve dhe të panjohurve ishte dhe ai që kishte këmbëngulur aq shumë të më kishte në dhomën e tij, Kosta Gjoka. Ishte edhe Kosta Fili nga Mursia e Sarandës. Më parë kisha dëgjur për të se ishte një burrë nja dy metra i gjatë, dhe bënte çudira sa herë ndeshej me forcat e kufirit. Thoshin se ai kishte susta në këmbë, në thembrat e këpucëve dhe hidhej nga një mal në tjetrin, pra, kisha krijuar një mit në kokë për atë njeri. Mirëpo kur u përballa me Kosta Filin e vërtetë, nuk u besoja dot syve. Ai qe një verdhacuk sa një mi.

- Ti je Kosta Fili mor qen bir qeni? -iu drejtova, jo pa çudi.



- Po! - më tha ai. Përse?

- Po unë për ty jam dënuar, mor burrë. Të dija dy metro dhe... Nuk e mbaj mend për çfarë ishte dënuar ai. Di që hynte e dilte si diversant në kufi në fshehtësi të madhe dhe thuhej se ishte i pakapshëm.

Shefkiu:- Pavarësisht sa i gjatë qe Kosta Fili, emrin e ka të madh në rrethin e Sarandës.

Qani Sadiku:- E ka vërtet emrin të madh. Ka krijuar një mit. Edhe ai vetë qe një mitoman. Tregonte se qe oficer i madh në Asfalinë greke dhe kishte pasur në komandë një togë me ushtarë dhe oficerë të forcave speciale. Në një ditë stërvitjeje e qitjeje, ai duke qëlluar papushim me pistoletë na paskësh mbajtur në ajër një copë teneqeje për gjysmë ore.

- Hodha një copë teneqeje lart dhe e kam mbajtur për gjysmë ore duke qëlluar bam-bam me pistoletë. Dhe të gjithë ushtarë e oficerë, thërrisnin:

- Filis, Filis u mburrej ai të burgosurve.

Pra, ai qe komplet mitoman, besonte vetë në të pabërat që sajonte e donte ta besonin dhe të tjerët. Mendo pistoleta ka gjashtë plumba dhe mbasi t'i harxhosh, ti duhet kohë që të fusësh krëhërin e ri me fishekë dhe ta rimbushësh për të qëlluar përsëri. Gjatë kohës së rimbushjes teneqeja bie jo një, por disa herë në tokë. Pra, Kosta këpuste gënjeshtra si kodra mbas bregut dhe për çudi e besonin.

Këto ishin për Kosta Filin, tani do tregoj episodin me Kosta Gjokën.

Një ditë prej ditësh mbasi kisha shkuar në dhomën e tyre, gjeta poshtë krevatit dy kokrra vezë. — Më paska pjellë pula, - thashë me vete, - dhe i mora dhe i hëngra. Një ditë tjetër gjeta një kavanoz me reçel. I habitur pyeta një shok.

- Ti e ke vënë kavanozin?

- Jo më tha, e ka vënë Kosta Gjoka, po haje.

E hëngra pa e zgjatur. Më vonë mësova rrengën që i kishin punuar shokët e dhomës. I shkreti Kosta ishte futur në borxh tek të tjerët, që të më jepte mua për të ngrënë dhe vetë u bë kockë e lëkurë. Priste vaporrin që gjoja do më vinte mua, me shpresën, që duke më ushqyer për pak ditë e duke më bërë mik, do të hante nga unë për muaj të tërë. Tetë muaj në hetuesi vetëm një herë më erdhi plaka dhe një herë ai karikatura i gjallë, bosi, vëllai im dhe miku yt, Shefki.

Në fund të muajit shkuam te sporteli për të marrë ato pak para që na kishte dërguar shtëpia. Në fakt unë kisha për të marrë njëmijë lekë të vjetra, po se kush i kishte shtuar një zero faturës dhe u tha se unë gjoja do të merrja dhjetë mijë. Këtu e hëngri i shkreti Kosta Gjoka, dhe besoi tërësisht se unë isha i Sigurimit, dhe gjithçka kishte m'i sillte mua. Mirëpo kjo nuk zgjati dhe aq shumë, sepse kur erdhi "vaporri" unë thuajse s`mora asgjë. Edhe ato thuajse një pjesë ia dhashë Kostës për të larë detyrimet. Kosta pra, shpenzoi gjithçka kishte për mua, vetëm prej mashtrimeve pa të keq të të tjerëve.

Hysen Haxhiaj:- Eh or Qani, siç e the dhe vetë, këto copëza humori që tregove, ishin grimca të papërfillshme në atë det me tallaze trishtimi e vuajtjesh që kemi kaluar nëpër burgjet komuniste dhe që kalojmë edhe sot, në këto kohë tranzicioni të tejzgjatur pseudodemokracie.

Mendo, na iku dje gjithë jeta në luftë për paqen e pamundur dhe çuditërisht po na ikën dhe sot.

Ke parë ti, e pamundur se e pamundur mbeti paqja për sërën tonë?!



## ÇFARË TË TREGOJ MË PARË O SAMI DANGËLLIA?
(Në vend të një dialogu)

I dashur Sami, energjiku dhe i qeshuri! Oh, sa më rëndoi dhe sa më gëzoi kujtimi yt. Më vjen ndërmend ajo ditë kur erdha i vrarë, i ngrysur, gati të flijohesha, sepse në kulmin e moshës sime 34 vjeçare, me një vajzë të vogël 3 vjeç të lënë mbrapa, vetëm me gruan, shoqen time të jetës, 25 vjeçe po zbrisja shkallët ogurzeza të Spaçit, ku pashë me dhjetëra dhe qindra bashkëvuajtës, që i ngjisnin dhe nuk ktheheshin më kurrë. Po të përmend një të fshehtë. I zhgënjyer më kapi ngashërimi me fytyrë nga telat me gjemba të rrethimit, duke menduar se kur do t'i sulmoja ato. Po mos të më prekte dora jote e lehtë dhe e dashur do të shkoja para teje tek Zoti, por ti shoku im, fisnikëria ime, ndershmëria e kombit tim nuk më le.

-" Je biri i të mirit" - më the me lot në sy, - pse të kesh atë mendim të poshtër për jetën?! O Zot pse ma bëre këtë, më mirë të kisha vdekur dhe të përfundoja drejt pafundësisë. Si ma lexove mendimin? Buzëqeshja jote u bë bindja ime. M`u desh të pija kafenë që nuk e di se ku e gjete. Duke pirë kafen më the: " U arrestova qysh në korrik të vitit 1944 dhe më mbanin lidhur këmbë e duar deri në fund të luftës vëllavrasëse. Më dënuan me burgim të përjetshëm. Sot ti më gjen këtu, ti i biri i Ismailit. Unë kam bërë burg bashkë me të, më dënuan më 1975

me 25 vjet të tjera. Sot që po flas me ty kam bërë 33 vjet në birucë, pa dalë të shijoj dritën e diellit, ajrin, gjelbërimin dhe të përqafoja të paktën një herë të vetme nënën dhe të afërmit e mi. Po vazhdoj në këtë skëterrë ku kam parë me qindra djem, bijë të këtij populli që u kanë marrë jetën në mënyra nga më kriminalet, nga më barbaret që njihen në botë. A e beson ti se një shokut tim, që e kapën para meje në Korçë, i gozhduan patkonjtë për së gjalli me gozhdët e kuajve? Ç`lemeri pashë deri sa vdiq! Nuk mund ta harroj!

Këto qenë krimet e para, terrori i zi i këtyre të paudhëve dhe të pafeve të kuq. E nisën sundimin e tyre komunist me terror, krime e tmerre. A i sheh këmbët e mia? O Zot ende rrjedhin! Më rrjedhin por mos mendo se janë rrjedha qelbi, por lotë, janë lotët e shpirtit që dalin nga këmbët dhe jo nga sytë e mi. Janë lotë që t'i shohin këta të poshtër, po dua të t'i tregoj dhe ty. Shihi, shihi mirë dhe mos i harro! Janë lotë për ata që kanë ikur dhe do të ikin! I shkreti!

- E pra këta nuk mund të jetojnë pa lotë e gjak, pa kufoma. Shikoji mirë, si i kanë sytë të etur për gjak. Sy bishash, e çfarë ju bëmë ne?!

E deshëm kombin të begatë dhe të lirë, por jo të skllavëruar nga pjella e tyre. A e sheh se ç'po bëjnë? Nuk u ngopën me gjakun e trupave tanë dhe me kufomat tona, por filluan të hanë dhe shokët e tyre të devotshëm të krimit. Nuk e sheh si janë trullosur, nuk e kuptojnë se po u vjen fundi? Ndoshta i zuri haku ynë, haku i gjakut tonë të pafajshëm. Kurse ti u mërzite qysh në fillim të dënimit dhe doje t'i jepje fund jetës. Po kush veç teje dhe këtyre të rinjve që po vijnë e do vijnë mbrapa, kush do t'i transmetojë këto tmerre, kush?! Kush do ta gëzojë atë ditë që do t'i shohë këta të mallkuar të përpëliten, të hanë njëri-tjetrin? Tradhëtarë e të paskrupullt janë e do



të mbeten në jetë të jetëve! Edhe në ferr bashkëpunëtorë të diajve kanë për të qenë. Ta dish mirë. Nuk do t'ua falë Zoti ç'kanë punuar mbi këtë vend cep më cep të Shqipërisë.

Erdhi viti 1986. Përsëri nuk harroja çfarë kishim biseduar. Një ditë i thashë:

- "Ore Sami vëllai doli ashtu si the ti, këta të paudhë po hanë njëri-tjetrin". Buzëqeshi dhe filloi të fliste. E dëgjoja me vëmendjen e një fëmije. Ai u përgjigj.

- "Hysen vëlla, e kupton se çfarë po bëjnë, i hëngrën të gjithë ata prej të cilëve kishin frikë, se mos nesër u merrnin pushtetin dhe lanë më dinakun në fushën e komunizmit, lanë atë që dhe zërin e ka si të një lavireje. O Zot, ruaje popullin nga kurthet, intrigat, pabesia dhe krimet e atij që quhet Ramiz Alia"! E dëgjova dhe nuk u besova veshëve.

Na transferuan. Mua më ra shorti të shkoja në Qafë të Barit në Pukë, kurse gjashtëdhjetëvjeçarin Sami Dangëllia e çuan në kampin e Përparimit, në Borsh të Sarandës. Sa mbërritëm në Qafë të Barit, sollën lajmin ogurzi që Sami Dangëllia ndërroi jetë. Ishte përpëlitur në autoburg i shkreti derisa dha shpirt dhe kriminelët që e shoqëruan nuk denjuan ta shpëtonin, por thoshin si përherë " një armik më pak". Kështu u shua tridhjetë e pesë vjet më parë një yll i djalërisë së nacionalizmit shqiptar duke marrë me vete tmerret e 42 viteve burg, torturat çnjerëzore që ka hequr, ka parë e dëgjuar nga shokët e vuajtjes.

- Të faleminderit për çka më mësove o Babai dhe Mandela i kombit tim. Ike, ike dhe na le. Nuk e pe mënxyrën e këtyre dhjetë viteve të "lirisë e demokracisë". E panë sytë tanë. Besoj se e shikon dhe ti nëpërmjet syve tanë?

Sa u liruam në vitet 1990-1991 menduam se e përmbysëm komunizmin. Gjithë gëzim tërhoqëm zvarrë

gurë dhe bronx me fytyrat e diktatorëve. Qeshnim dhe gëzonim, ndërsa ca misionarë me marifetet e tyre, se mos bëhej hataja, mbronin Ramizin si prurësin e demokracisë. Na e bënë dhe president, bashkëudhëtarin teorik dhe praktik të sa e sa krimeve që nga lufta e dytë botërore, deri në vitet 1990, kur i tërhiqnin zvarrë me traktorë djemtë e nënave. U çorrëm më kot duke bërtitur për liri e demokraci në fshatra e qytete, edhe jetën nuk e donim vetëm të fitonte "Demokracia". Ndërkohë mbas shpinës sonë përgatiteshin ligje antikombëtare, ligjet e skllavërisë dhe të kaosit kombëtar, si ligji 7501 për pronën, për të cilin na dënuan mbi 50 vjet. Na mashtruan me ca ligje të pafajësisë, duke na dhënë disa letra gjoja me vlerë, që do t'i merrnim në varr si shumë të tjerë para nesh. Sami vëllai si kryetari i shoqatës në Durrës, më thirri një shoku yt dhe imi, që kish bërë 28 vjet burg, besoj se të kujtohet. Një javë para se të vdiste Frani i shkretë më tha:

- " Hysen vëllai na mashtruan dhe navranë. Ne jemi dënuar për së dyti. Na mashtruan, na dënuan përsëri të poshtrit! Amanet letrat se nuk e di fatin e tyre". Ah, Sami vëllai. Më vonë pronarët e mjerë u futën në grevë për pronat, por i rrahu policia barbarisht. U futën në grevë edhe kulakët, por "hëngën" dru dhe ata. Epo o burra të futemi dhe ne të burgosurit dhe të përndjekurit në grevë, dhe të kërkojmë zbatimin e ligjeve që ka miratuar parlamenti i tyre.

- O Zot ku e gjetën tërë atë mllef të asaj deklarate kundër nesh, e fill mbas saj na e "hynë" në dru dhe na futën në biruca, si dikur. Dhe kjo ndodhi në vitin 1994 o Sami vëllai. Dhjetë orë nëpër biruca, nëpër komisariate.

Të kujtova ty dhe thashë me vete "Shyqyr që shpëtoi Samiu, se do të plaste i ziu, po të provonte përsëri drurin e birucat e policëve të demokracisë, pas 42 vjet burgjesh



komuniste. Dhe u ndjeva i lumtur që ti vëlla ideal nuk vuajte, nuk i jetove këto ditë të zeza të pseudodemokracisë.

Sa shumë janë bërë milionerë dhe miliarderë gjatë kësaj periudhe! Po kush thua ti Sami vëllai?. Deputetët, qeveritarët sepse shoku Ramiz në mbledhjen e byrosë në vitin 1988 paska thënë se po studionte letrën e Gorbaçovit nga Katovica dhe do ta përdorte atë për taktikën dhe strategjinë e partisë. E kupton Sami? Ai gjarpri i kuq që thoshe ti, e ka studiuar dy vjet atë letër dhe ndërtoi "demokracinë sociale", medemek kapitalizmin komunist.

"Ne, - tha shoku Ramiz, - në çdo parti do të vendosim njerëzit tanë".

Dhe kështu bëri vërtet. Krijoi shumë parti pluraliste dhe vuri në drejtim të bindurit e vet, ndërtoi për bukuri demokracinë kapitaliste me fytyra djajsh komunistë. Kujëzestë ne! Të shkretët ne!

Ne drejt e drejt si cjapi tek kasapi. U thoshim shokëve tanë të mos hakmerreshin, qoftë dhe me një pështymë surratit kriminelëve se do të ishte e tepërt. Ne do të silleshim gjithë kulturë me xhelatët e demokratizuar, vetëm e vetëm për të mos hapur luftë civile. Mendonim në të mirë të kombit tonë, dhe mbetëm përsëri të përçarë dhe pa asgjë si në regjimin komunist. Fituam dinjitetin, por trashëguam vuajtjet.

Sami vëllai, pika e dytë e Ramiz Alisë ishte "Shqipëria është e jona", pasurinë kombëtare do ta ndajmë midis nesh! Dhe ashtu u bë. E ndanë komunistët midis tyre, dhe u bënë të gjithë grekofonë. Ata që i pinë gjakun këtij populli për pesëdhjetë vjet nëpër birraritë dhe lokalet e komunizmit, ata dhe e morën pasurinë, se atyre ua dha partia.

Ligji 7501 i hartuar me mençuri partie, e ndau tokën për komunistët, na harruan neve pronarët e ligjshëm,

dhe nuk na përfshinë në reformën e tyre të pafytyrë. Atë që s'e bëri as Enveri e bënë ramizistët. Na lanë kopilë mbas 50 vjet burgimesh, vuajtjesh, internimesh, pa tokë, pa shtëpi. Mirë që nuk na ndaluan dhe diellin.

Por këto vëlla nuk janë gjë dhe më fal që po të shqetësoj, se shpirti yt ka rënë në qetësi atje në parajsë. Sa dëshiroj unë që ta njoh atë. Por dhe sot si dje përsëri kam frikë vëlla. Si në Spaç, nuk flas me njeri. I njëjti tmerr, e njëjta frikë. Frikë se më hidhet në fyt vëllai im. Bu-bu çfarë indokrimimi politik më keq se në komunizëm. Tifozë të çmendur pas partive: ca me PS dhe ca me PD. Edhe bashkëvuajtësit tanë si ata, vetëm shikohet interesi pa ideal. Por, më imoralja e luajtur nga ustallarët e kuq ishte përçarja jonë.Përça dhe sundo si në gjithë diktaturat.

O Zot, shyqyr që shpëtove se nuk e di, se me cilin do ishe dhe ti o vëllai im, me të ndjerin Osman Kazazi apo me Kurt Kolën me shokë. Pale vëlla i dashur kanë pajisur kriminelët tanë me dëshmi penaliteti dhe u kanë dhënë status politikë për në Europë dhe në Amerikë. E beson dot ti?

U dhanë status kriminelëve dhe persekutorëve tanë, u dhanë status tërë spiunëve dhe e bënë shoqatën e shkretë me 700 mijë anëtarë. Ti e di mirë se ngelën apo s'ngelën gjallë rreth 6.ooo të përndjekur politikë.

Pra, ia arriti qëllimit Ramua. Se shoku Ramo para byrosë u betua " Të burgosurit dhe të persekutuarit t'i kemi kujdes, janë pleq dhe nuk kanë fuqi të vdesin."

E beson? I poshtri, ende kërkon vdekjen tonë, i pangopur tha:

- "Të tjerëve, më të rinjëve dhe fëmijëve të tyre, t`u japim pasaporta për jashtë shtetit, që të ikin larg dhe ata që do ngelin këtu, po kundërshtuan ligjet, vendimet dhe urdhërat tanë, do t'i lëndojmë, pra do t'i vrasim."

A më kupton o Sami vëllai? Të thashë që në fillim më



mirë mos të më kishe ndaluar të vija me ty ose të ikja para teje. Më mirë që mos të shihja bëmat e fundit të Ramos, të një krimineli të pandëshkuar, të mos shihja krimet e tij të pandëshkuara, të mos shihja flamurin grek tek valëvitet në tokën e gjyshërve tanë. Të mos shihja vajzat e Shqipërisë që shesin trupin, pafajësinë e tyre që mbushin sofrat dhe zbukurojnë vilat e ramizistëve të rinj. Ato vajza njomëzake që nuk e jetuan si duhet jetën e do të ngelen gjithë jetën fajtore pa faj, të sakrifikuara për miliardierët e rinj. Dhe fajtorët e vërtetë, miliardierët ramizistë, të majmur me mishin dhe gjakun e tyre, qeshin e tallen me ne, me sakrificat tona që shkuan dëm. Më mirë të kisha vdekur që mos të shihja lypsat që shtrinë duart sikur lusin Perëndinë, të përbuzur dhe të përulur. Janë bijtë tanë Sami vëllai, dhe lypin si në poemën " Mjerimi" të Migjenit. Dhe nuk ka shtet që t'i mbrojë. Nuk i mbron dot shteti i pasardhësve të Ramos.

Eh, Sami sa do të doja të mos shihja një rini pa perspektivë, vajza që enden pa asnjë qëllim rrugëve, djem që dergjen nëpër kafene, në salla bixhozi e bilardoje, një rini e paqme në prag të vdekjes, më shumë e vdekur se e gjallë. Jemi kthyer në një fushë tregu, ku krimi dhe pjella e perversitetit bëjnë kërdinë, një treg ku abuzon krimi, spiunllëku dhe poshtërsia. Them Sami, se po të ishe gjallë mund të të akuzonin për lloj-lloj bëmash dhe nuk do ta dije se nga të vinte akuza, nga miku apo nga vëllai. Më beso, jemi një treg i zi plot më absurditete. Vëllai im i madh 80 vjeç se ku kish dëgjuar që një grup ish të burgosurish politikë protestonin për një fotografi të shokut Enver. Nuk të besohet? Kaq poshtë kishin rënë, të shkretët, të gjithë pleq, me thinja të bardha dhe ishin mbi shtatëdhjetë vetë. Ja si na kanë katandisur. Të mendosh se vetëm në listat e Tiranës janë nja 20 mijë ish të burgosur dhe të persekutuar politikë. Vëllai im dëgjoi

se për atë protestë kanë përdorur edhe shprehjet "hajdutë dhe spiunë". Për shumicën tonë, Sami, na quajnë spiunë. Spiunët na veshin gjithë poshtërsitë e tyre, neve që u përgjakëm tërë jetën në komunizëm.

Sami, të betohem në shpirtin e babait dhe të nënës, më tha vëllai i madh në sy të vllezërve të tjerë. Nuk u çudita se unë i njoh mirë spiunët, hajdutët dhe kriminelët. I njoh ashtu si ti. Të kujtohet? Duke qeshur më thoje:

- "Shih pjellën e tyre të krimit dhe të perversitetit po e fusin këtu tek ne që të na marrin jetën, dhe nesër me anë të tyre do na degjenerojnë përballë popullit e e botës mbarë". Ah, Sami atëherë unë nuk të besoja, sa gabim kam bërë! Edhe sot mendoj përse nuk më le të hidhesha tek telat, por më frymëzove që të qeshja, të kërceja në ato galeri apo menza fatkeqe dhe të mos i llogarisja të gjalla as krimin e kriminelët e as forcën e tyre. Këto janë arsyet e dëshpërimit tim. Lër pastaj për politikën e jashtme: vazhdon marrëveshja e Jaltës. Ti e dije mirë që marrëveshjet, vendimet dhe prapaskenat e të mëdhenjve nuk ndryshojnë kurrë. Këtu ka dhe një komision të politikës së jashtme dhe një ministër të jashtëm që e gënjen mendja se bën politikë, por çudia më e madhe është se disa të tjerë e besojnë, e duartrokasin dhe e votojnë.

Si përfundim vëlla Sami:

- " U bëj thirrje gjithë atyre që jetojnë sot dhe në memorjen e tyre ekzistojnë këto vuajtje e tmerre të komunizmit, të bashkohen në një shoqatë të vetme, për hir të vuajtjeve dhe të shpirtrave të atyre që nuk jetojnë më, dhe të mbrojmë me forcë dinjitetin nga sjelljet e padenja të kriminelëve që na kanë vjedhur statusin tonë politik".



## KUSH DO TË MENDOJË PËR SOT DHE NESËR?
(Esse)

O Zot sa shumë na paske dëmtuar me 50 vjetët e komunizmit. Kam arritur në konkluzionin se këto 23 vjet të Demokomunizmit na kanë dhënë grushtin e fundit vdekjeprurës. Interesant, të gjithë flasin, diskutojnë, analizojnë dhe nga bashkëvuajtësit edhe tregojnë historitë dhe tmerret e 50 vjetëve. Zotërinj! Komunizmi po instalohet në një formë djallëzore dhe shumë më i fortë se kurrë. Në klane pa principe, ideale, për interesa dhe përjetësime të pushtetit. Ligji 7501, ligji antikombëtar e ndau tokën për llogari të votave dhe nuk e futi pronarin e ligjshëm në reformë fare. E pa parë në asnjë vend të botës. Pra kjo "Demokraci" e ndërtuar nga "komunistët" i dha pronarëve dhe atyre që po ngelen në legjenda grushtin e fundit vdekjeprurës. Po tallen me vuajtjen tonë shekullore. Po tallen me vdekjen dhe kufomat tona para gjithë Europës dhe botës, dhe, për çudi po përjetësojnë pushtetin me votat tona. Unë mendoj se ne duhet të merremi me të sotmen dhe të nesërmen dhe jo me krimet e rëndomta nga ndarja e pronës me 7501-in apo të grabitura me dokumenta të fallsifikuara nëpër hipoteka. Shkon të kërkosh dokumentacionin në hipotekën shtetërore dhe e gjen fijen e librit themelor të grisur "O kujë e zezë", ku të ankohesh? Media ka filluar çdo ditë e më tepër të japë historitë e udhëheqjes komuniste duke i

shndërruar edhe kuptimin dhe qëllimin, si duket duan të ringjallin "Komunizmin". Analistët flasin, flasin dhe kur vjen puna të përcaktohet se kush është arsyeja e gjithë këtyre ndodhive kriminale dhe monstruoze, ngrejnë supet dhe nuk thonë që misionarët e Katovicës me 7 pikat tabu, ku bëhet thirrje drejtpërsëdrejti që të grabitet pasuria kombëtare dhe private do të formohet një shtresë kapitaliste nga vetë komunizmi dhe simpatizantët e tyre. Këto ligje do i shërbejnë kësaj beteje makabre të cilët dhe pa qenë njerëzore ne s'do i zbatojmë, vetëm që t'u tregojmë "specialistëve" të Europës dhe botës se ja ku i kemi ligjet. Propaganda e tyre arrin sa të trembë Europën dhe botën, se po u dha pasuria do bëhet katasrofë botërore. Prandaj nuk jepen pronat, bile, bile prandaj u vodh dhe thesari, prandaj vidhen dhe pronat, bankat, prandaj vriten për kufijtë, për pronat, prandaj trumbetohen çdo ditë nëpër gazeta krime, përdhunime, drogë, prostitucion nga një anë e botës deri në Tiranë. Bujë dhe tmerr, sharje dhe grushta, plumba dhe thika bënë kërdinë. Media shitet dhe blihet për bukuri vetëm të turbullojë ujin sot dhe vetë misionerët të çuditen dhe të mos i zërë gjumi. Unë pyes: Kush është e djathta sot në Shqipëri? A mund të quhet e djathtë një parti kushdoqoftë me 7501? Unë them vetëm Legaliteti dhe Mbreti që fatkeqësisht në mekanizmin e votës dhe mashtrimit po marrin dhe votën tonë duke përjetësuar pushtetin e tyre, dhe Legalitetin dhe Ballin e lanë me 1.5%, vetëm e vetëm të përjetësojnë pushtetin politik dhe ekonomik. Arkitekti i tyre dhe shefi u thonë: I mashtroni, i gënjeni edhe pronarët edhe pensionistët me një pension vdekjeprurës dhe të dyja palët do vdesin dhe ne do trashëgojmë pasurinë kombëtare dhe Shqipërinë dhe Ne në krye. Përse media, analisti dhe shumë të tjerë nuk marrin si bazë të këtyre krimeve monstruoze këtë



ideologji, këtë qëllim që u ka ngarkuar komunizmi misionerëve të tij? Të ketë guxim iu thotë këtyre misionerëve të kësaj politike të ndyrë. Na lodhët, boll, boll se morët një komb dhe një popull në qafë, po e zhysni në mjerim, krim dhe prostitucion çdo ditë, çdo sekondë. Por jo. Po pse jo, mos janë bashkëpunëtorë apo mos vallë janë kaq naivë apo frikacakë se u heqin bukën e gojës, apo mos vallë i lëndojnë si thotë shoku "Ramiz, byro 1988", se do i përgjigjemi të nesërmes së fëmijëve tuaj për këtë tragjikomedi ligjore, politike dhe ekonomike, se shkrimet, analizat tuaja do lexohen nesër me gjakftohtësi dhe me sy kritik?

Si do ta justifikoni mosdënimin e krimit 50 vjeçar, sidomos vazhdimin dhe më keq idealisht dhe moralisht të këtyre 15 viteve të aktivitetit tuaj politik dhe moral, me çfarë perde të turpit do justifikoni këtë kohë të mbushur me krime dhe trafiqe nga më monstruozet? A e dini se 1997-1998 vrau më shumë se 50 vitet e kuçedrës komuniste, kush përgjigjet për jetët e 10.000 viktimave? Apo do u thonë brezave se donin të vdisnin, apo derisa nuk u dënuan krimet e 50 vjetëve, pse të dënohen këto të '97-'98? Kush janë këto ligjvënës që nuk dënokan krimin, por me një laps u vihet vizë gjithçkaje? Si thoni ju oratorë dhe lapsaxhinj të këtyre 15 viteve, do u falen krimet dhe mëkatet e këtyre 15 viteve, mos vallë shkrimet dhe premtimet dhe demagogjia juaj nuk do ketë dënim? Unë them se po, sepse edhe po ju mbroi dora e krimit është Zoti lart dhe patjetër e keni gjyqin e fundit. Na çmendët, po shisni vetëm të zezën e kësaj balte ku lindëm. Na keni mërzitur atdheun, gjë që nuk e arriti as Satani. Ngrihemi nga gjumi dhe kudo televizioni, gazetat zi e më zi, vrasje për ujë, për drita, për kufij të pronave, për nder, moral dhe para, edhe lulet na duken si ferra, që po na mbysin, televizionet si kuçedra ku merren jetë,

përdhunim dhe burgje, ku rrihen deputetë, plagosen apo vriten. Mos vallë është metoda e dhunës, e frikës? Është e përkohshme?? Po nesër??

24.02.2006



## "NACIONALIZMI YT"- INTRIGË DHE EGOIZËM

### Replikë e detyruar me Abdi Baletën

U detyrova të lexoj me vëmendje paçavuren tuaj me emrin "Rimëkëmbja" zotëri, ish ambasador i komunizmit, dhe dashje pa dashje u fundosa në zhargonin e fëlliqësisë suaj të edukimit e arsimimit fanatiko-komunist të stanit Hoxha. Për një çast u ndjeva keq, por vetëm për një çast ama, se pastaj më pushtoi një dozë humori tallës. Fillimisht kujtova se do ishit më serioz, megjithatë nuk më habit aspak fakti se paskeni akoma aftësi komisareske për të përafruar atdheun, Shqipërinë, me veten tuaj. Pra, keni mësuar të ecni në gjurmët e atit tuaj shpirtëror, Enverit, që e kishte bërë Shqipërinë çifligun e tij, dhe për të punonin tre milionë skllevër.

Në numrin e rradhës së paçavures suaj të datës 7 Mars 2000, ju shquheshit edhe për një veçori tjetër, guximin komunist. Dikë që nuk ju njeh do ta tundit nga vendi, ndërsa mua nuk më çuditi aspak guximi juaj prej komunisti, sepse e di se cili jeni dhe cilës sëre i përkisni dhe për kë punoni. Vetëkuptohet, falë përkushtimit tuaj për sërën tonë që e ndytë në universitetin e Spaçit dhe të Qafë Barit, më bëtë dhe mua profesor, ore profesor, prandaj jo më kot ju them miqve se gjithë ata njerëz dhe ata zëra që ju quajnë përçarës, agjent apo kushedi çfarë tjetër, unë i mëshiroj dhe i quaj të paaftë, sepse në rradhë

të parë duhet të të cilësojnë ty komunist fanatik, pseudojurist nacionalist, pseudoambasador dhe së fundmi, në "proceset demokratike", ekspert dhe misionar për përçarjen më të paskrupullt që është parë ndonjëherë.

Në atë numër përgojoje "një farë shoqate dhe një farë Hysen Haxhiaj". Po të them se ai jam unë! Besoj se të sjell diçka ndërmend! Nuk të kujtohem? Kujtohu mor zotëri, se mua dhe shumë shokëve të mi na diplomuat nëpër Spaçet tuaj! Qysh në moshën pesëmbëdhjetë vjeçare e njoha dorën e kolegëve të tu kriminelë; ajo dorë që shkatërroi çerdhen tonë familjare, dora e krimit që rrëmbeu babanë tim duke e syrgjynosur nga Maliqi në Tërbuf, në Beden, në Vleshuk dhe së fundi, kur u kthye mua më gjeti burrë, 20 vjeçar. Unë jam Hysen Haxhiaj, djali i Ismail Haxhiajt dhe nipi i Bektash Haxhi Çorrushit, dy herë deputet në kohën e Zogut, në vitet 1926-1934, delegat në Kongresin e Lushnjës në vitin 1920. Unë jam pra, i biri i kulakut dhe çifligarit më në zë, që ideologjia jote dhe e shokëve të tu i nxiu gjithë jetën familjes sime dhe gjithë popullit. Jam nipi i dëshmorëve të kombit në luftë me turkun dhe grekun, si dhe vëllai i dëshmorit për demokraci të vërtetë, jo atë demokraci që doje të ndërtoje zotrote.

Ti more "zoti deputet", me ato ligje të kurvëruara që merrnit në verilindje, i mbarsnit këlyshat në Komitetin Qëndror dhe i miratonit në Parlament, ku zotrote ishe "specialist jurist". Ato ligje të egra dhe barbare, ligjet e unit, ligjet e hosanasë, ligjet famëkeqe sllavokomuniste, ligjet nga të cilat ky popull është skllavëruar dhe nuk po del dot as sot nga vargonjtë. As sot dhe as për njëqind vjet, nuk mund të dalim.

Me rastin e një vjetorit të legjendës Kazazi, që ju për 50 vjet e rrasët në glogodën e Burrelit, në andresën tuaj u dërgua një ftesë prej shoqatës sonë, firmosur me emrin



tim. Ju asnjëherë nuk do të merrnit atë ftesë, sepse unë e njoh mirë "diplomacinë" edhe shkrimet e tua të stërholla , por ç`ti bësh të birit të Ali Maliqit, Avni Agollit, që ka respekt për ju dhe e dërgoi ftesën në emrin tuaj, nisur nga fakti se Dibra dhe Burreli janë në një pellg. Gabova paksa kur thashë se nuk më habiti aspak paçavurja juaj se në fakt më habiti pa masë titulli " Rimëkëmbja". Unë e konsideroj atë si rimëkëmbje të komunizmit dhe i thashë vetes dhe miqve të mi, duke të patur parasysh ty:

1- Ku e gjen tërë atë guxim prej budallai të përgojosh gjithçka shqiptare, duke hedhur dyshimin tek të parët tanë, që nga Skëndebeu që njeh ti, tek rilindasit, tek i madhi Isë Boletini e shumë e shumë burra të tjerë që ka nxjerrë ky komb?
2- Kush të financon për këtë fletushkë?
3- Vallë të gënjen mendja se je "nacionalisti më i madh"?
4- A thua se s'ke asnjë mëkat ndaj popullit në atë odise 50 vjeçare?
5- Si guxon të tallesh me dhimbjen e këtij populli, duke i mveshur fytyrës suaj prej demoni lëkurën e bardhë të qengjit të pafajshëm?

Ti dhe kolegët e tu që shpërndani padrejtësi dhe krim në emër të drejtësisë, e keni përkulur kurrizin e këtij populli me tre milionë vjet burgje e kampe internimi. Pse hedh valle mbi këtë pellg mjerimi dhe gjaku, mor zotëri.? A mendoni ndonjëherë se ti dhe shokët e tu një ditë do të dilni para gjyqit të madh dhe shpërblimi juaj do të jetë Ferri?!

"Zotëri diplomat", ju nuk e dini se mua nuk më pranuan në rradhët e rinisë komuniste, më mohuan anëtarësinë e frontit, më përjashtuan nga Instituti me motivacionin "Biografi e keqe politike", derisa në vitin 1976 më arrestuan, më burgosën dhe më dënuan, më ridënuan

me 10 vjet të tjera në Spaç. Dhe vetëm mbas 15 vjetësh më liruan në prag të "demokracisë".

Ky jam unë! Mos vallë mendon se do t'ju bëj hosana ty dhe shokëve të tu ish deputetë që na "liruat"?!

Jo kurrë! Me ligjet që miratove zotrote ti me shokë, na skllavëruat më tepër, na vutë zinxhir të rinj të padukshëm. Na zhdukët me vrasje misterioze, përçarje e vëllavrasje. Ju na nxitë jetën më shumë se levat kriminale të Maliqit, Bedenit, Tërbufit, Zadrimës, Laçit, Burrelit, Spaçit e Qafë Barit. Misioni yt është të shpërndash helmin e propagandës komuniste e internacionalkomuniste, demagogjisë, mashtrimit dhe përçarjes duke e mbuluar këtë me finesë "Demokratike". Por këto jo me mua, mbasi unë nuk besoj që një fanatik komunist-enverist të rinovohet e të këlthasë triumfator me të madhe për liri demokraci, siç bëjnë të vuajturit syleshë të indokrinuar nga sloganet tuaj moderatore. Bravo profesor, dini si të joshni dhe të mashtroni! Këtë detyrë e bëjnë shkëlqyshëm njerëzit e kallëpit tënd, komunistë të verbër që kanë veshur sa për sy e faqe petkun e demokratit. Këtë detyrë e bëjnë gjithandej në botë komunistët, shokët tuaj se komunistët s`kanë Atdhe. Kjo u vërtetua më së miri në Kosovë; atje u poqën langojt internacionalistë kundër Kosovës martire. Unë linda në vitet e zisë, kur lindi parta jote e së keqes, ajo parti që të bëri ty ambasador, jurist, deputet dhe kryetar partie me gazetë. Jetoj në kohën kur së bashku me shokët e mi që numërojmë qindarkat e pensionit të vënë nga ju në masën gjashtë mijë lekë në muaj, kur ti e di mirë dhe në rast se nuk e di, pyet kolegët e tu, që ne në Spaç e kudo burgjeve të ferrit komunist merrnim më shumë se kaq. A e kupton se çfarë burgu po vuajmë ne tani, e ti o Don Kishot i nacionalizmit, tallesh me mjerimin tonë?! Ju bëtë ligjin e shoqatës së ish të Përndjekurve Politikë, duke futur në të minjtë e birucave dhe prevezët,



që të degjeneroni dhe të hidhni baltë mbi vuajtjet tona. Ju këtë e bëtë me qëllim dhe paramendim, duke iu dhënë dëshmi persekutimi edhe inkuizitorëve tanë. Listat dhe dosjet tona i keni pasur. Përse nuk deklaruat 5000-6000 të burgosur politikë sa ishin në të vërtetë dhe t'i integronit në jetë, por i shumëfishuat me llumin tuaj?

Ju zotëri Baleta, e bëtë me qëllim që as pension mos të merrnim, të paktën sa veteranët e partisë tënde. Ju nuk e dini se çfarë do të thotë të punosh nëpër këneta, në kanale, në ndërtime, në miniera në kohën kur ju dhe miqtë tuaj bridhnit dyerve të Europës dhe Nju Yorkut. A e di ti se çdo të thotë të bësh normën në sektorët e lartpërmendur?! Po ta them unë, ose më mirë pyet kolegun tënd Spartak Ngjelën, se sa herë vdiqëm dhe u ngjallëm përsëri! Ajo paçavure-fletushka jote nuk la parti me emër shqiptari pa përgojuar dhe pa përçudnuar. Do të qe e pranueshme sikur në ato faqe të diskutoje edhe për ligjet makabre e antikombëtare si ai i pronës. Por ti s'e bën dot një gjë të tillë. Ti je bir i të mëdhenjve PS dhe PD, dy partive të mëdha të politikës shqiptare, që janë si shushunja.

Besoj se kishe veshur pardesy të bardhë edhe ti gjatë zhvillimit të proceseve demokratike. Përse s'na dhatë dhe neve nga një more zotëri? Apo ne mbajmë mbi supe 40, 30, 25 e më e pakta 10 vjet burg dhe trembeshit se mos shkonim viktima të pasionit të ri? Besoni se s'kishim të drejtë të shprehnim dashurinë për " liri-demokraci" njëlloj si ju! Përse vallë e veshët atë lëkurë të bardhë? Nga kush mbroheshit dhe kush ju mbron?! Ti këtë e kupton shumë mirë apo jo? Ndërsa ne të uriturit për liri ju erdhëm pas dhe na latë mënjanë se trembeshit mos dilnim në skenë e ju merrnim pushtetin. Na latë pa mend me propagandën dhe demagogjinë tuaj. Çirreshit sikur të ishit ju të burgosurit, të internuarit, të pushkatuarit politikë. A e

kupton sa organizim i bukur e perfekt? Bukur na e hodhët!

Kush je ti që me aq "zjarr" po mbron jugun e Shqipërisë? Cila është motoja jote? Ti e di mjaft mirë se unë jam biri i Mallakastrës dhe kam dhënë prova se lind e vdes për të sa herë që ajo të ketë nevojë. Ti e di mjaft mirë historinë e Beratit, Vlorës, Korçës, Gjirokastrës, Sarandës, Himarës, Delvinës, Fierit e Lushnjës. Mos vallë na mbrojte ti? Sa dëshmorë të Atdheut e nbrojtën me gjak jugun dhe veriun shqiptar, nga Preveza në Tivar?

Po ke mirësinë zotrote, më dëgjo një këshillë: Mos e kthe misionin tënd politik në përçarje jug – veri. Misioni yt nuk do arrijë të helmojë asnjë shqiptar të ndershëm, se veri-jug, për fatin tënd të mirë a të keq, merre si të duash, jemi nip e dajë, nuk kemi e as do ta kemi ndonjëherë dëshirën të përçahemi, o oksperimenti fanatik i komunizmit Hoxha!

Të dhashë përgjigje pa hapur dosje, pa shfletuar biografi, duke mos dashur të grumbulloj shumë materiale për ty, sepse arkiva e OKB-së, e PKSH-së apo ndonjë burim tjetër emrin tënd e mbrojnë me fanatizëm. Por më vjen për të qeshur se sa shumë të ka marrë malli për të na parë në bankën e të akuzuarve! Dashke që ne të gjithëve të na bësh akuza si partia jote mëmë! Guxon të marrësh në gojë emra të nderuar si ai i gjeneralit, historianit dhe profesorit Abas Ermenji. Përgojon emra të nderuar si ai i Bushatit, Kalakulës, Qukut, "dreqit" e "shejtanit" , veriut dhe jugut. Kujdes kur bën klasifikimin e personave me vlerë!

Dëshiroj të ndalem pak tek figura e gjyshit tim, se mos na e nxjerr dhe atë agjent të grekut, mor zotëri se ai ka mbaruar studimet në Stamboll. Ti në shkrimet e paçavures tënde me titull "Rimëkëmbja" na kujton të shkretët "agjentë" që vdiqën burgjeve dhe kampeve të internimit, pa mësuar dhe kuptuar kurrë akuzën e kolegëve të tu: "



Je agjent i CIA-s ?!. Eh, mor zotëri çoban i ngratë! O jurist i komunizmit! 50 vjet na shurdhuat veshët dhe mbushët burgjet me ballistë, kulakë, sabotatorë, agjentë, tradhëtarë të atdheut dhe të partisë dhe kjo melodi makabre riciklohet çdo ditë nga goja dhe fletushka jote?

I bëni një analizë dramës së kombit dhe mundohuni t'i gjeni se ku i keni çuar 66.000 vajzat e bukura shqiptare që shesin trupin e tyre për 1000 dhrahmi a lireta. Kush i çoi në këtë rrugë? Çfarë bëre ti me shokë për të ndaluar këtë hemoragji? Mos vallë gjithë këta vjet ti ke qenë në gjumin letargjik?! Përse vallë nuk mbush faqet e fletushkës tënde me këto drama dhe të gjesh rrugë për zgjidhjen e tyre, por na vdiqe me rrezikun anglo-amerikan të Hoxhës? Pra dhe ti njëlloj si ai, trumbeton se greku ka hyrë në vatrat tona. Mos ki merak se ne grekun, serbin apo dreqin e heqim qafe. Vetëm komunizmi yt është shumë i vështirë që të hiqet. Ju goditët nervin më të ndjeshëm të popullit, besimin tek Zoti. Perëndinë dhe Zotin ju e zëvendësuat me baba Enverin. Edhe sot në këto vendet e kultit, në rradhët e para jeni ju shkatërrimtarët e tyre, ju që varrosët të gjallë klerikët e ndershëm, që varrosët çdo lloj shenjtërie. Mundohu një herë të na heqësh nga Shqipëria komunizmin e çdo ngjyre qoftë ai, dhe do të jesh më nacionalisti, dhe do të jesh më i nderuari për mua dhe shtresën time.. Mirëpo ti nuk ke guxim ta bësh këtë. E di që këtë ti dhe shokët e tu nuk e bëni kurrë, nuk mund të dalësh jashtë vetes. Kiço Simaku me shokë, kur bëri gjykimin tim, deklaroi se do të më dënonte me pushkatim si armik dhe salla u ngrit në këmbë duke duartrokitur dhe brohoritur: "Parti Enver"! Edhe ty vetëm kjo turmë pa tru, e identifikuar nga komunizmi, të ndjek pas dhe të duartroket.

Kam ndjekur me vëmendje aktivitetin tënd 10 vjeçar dhe përfundimi im për ty është: " Je komunist i

pandreqshëm, je eksponenti më kompleks i komunizmit, sepse duke folur për Atdhe, Fe, Mbret, Parti dhe Nder shpërndan veç vrer. Shoqata jonë jeton me hallet e saj, me mjerimin e trashëguar nga ju. Duam të jetojmë ato sekuenca të jetës që na kanë mbetur, prandaj mos na lëndoni në plagët e hapura nga ju, se kanë nisur të zënë kore. Boll më me lëndime. Fatmirësisht në këtë shoqatë jemi ajo përqindje burrash dhe grash që i jetuam fortunës, e për më tepër ti dhe shokët e tu nuk do të arrini të na blatosni ose fyeni si dikur.

Dhe së fundi po të jap edhe një këshillë:

- Mos luani me dhimbjen tonë, lëreni të shëndoshet shpirtin e plagosur nga ju!



## MJAFT MË ME PYETJE IRONIZUESE
(Përgjigje emisionit “Top Show”)

Me çudi të madhe dëgjova pyetjen sa ironizuese dhe naive të gazetarit të emisionit “Top show”, drejtuar përfaqësuesve të ish të përndjekurve politikë, se meqënëse komunizmi ju dënoi, ju la pa pasuri dhe pa shkollë, ju, shtresa e përmbysur nuk do të ëndërroni të vini më në pushtet?! Çudia tjetër ishte dhe sjellja kapitulluese e zotërinjve që përfaqësonin gjoja shtresën tonë, se nuk i paska ndihmuar as komunizmi, as pjella e tij, demokracia, e vendosur gjatë këtyre 14 vjetëve postkomunizëm. Më habiti dhe qëndrimi i përulur i princit Leka, i cili u shpreh, që po qe Shqipëria mirë do te jem dhe unë mirë. Ne po punojmë për Shqipërinë..

Hajde qëndrim, hajde! Princ Leka, zotërinj gazetarë dhe ju farë zotërinj përfaqësues të shtresës sonë, keni të drejtë që flisni “kodra mbas bregut”, se nuk i dini mirë ca gjëra shumë të rëndësishme se sa ato që u thanë në emisionin tuaj. Nuk i dini apo nuk ju kanë interesuar t’i dini, tashmë nuk ka shumë rëndësi! Zotërinj, kur pushkatoheshin në luftën vëllavrasëse intelektualët dhe politikanët e kësaj shtrese thoshin:

- “Amanet Shqipërinë”, “Të rrojë Shqipëria e lirë” dhe nuk shpreheshin “Amanet mushkat e Ali Hajdutit”. Kjo plejadë politikanësh u rritën dhe u edukuan në vite e

vite, jo për të vjedhur e vrarë pa ligje e me ligje që mbajnë krimin, por për të ndërtuar atë shtet që ishte model në Ballkan dhe në Europë. I dhanë këtij vendi ligjin dhe shtetin ligjor. Kur sundonte si shtet mund të bridhje gjithë Ballkanin dhe nuk të përdhunonte dot kush, nuk të vrisnin, apo të vidhnin si sot. Janë gjallë ende shumë prej atyre që jetonin në atë periudhë dhe që e faktojnë qetësinë që zotëronte në shtetin e ndërtuar prej Mbretit Zog. Me pasaportën dhe lekët e atij shteti, mund të shëtisje gjithë botën dhe ndiheshe shtetas i nderuar dhe i respektuar. Mirëpo drejtuesit e atij shteti ishin fisnikët që hynin në politikë me pasuri si gjiganti Mit'hat Frashëri dhe largoheshin prej saj pa pasuri, pa këpucë. Politikani dhe ligjvënësi nuk ishin hajdutë të pangopur, që bënin miliona në kurriz të taksapaguesve shqiptarë, por ishin talente me prirje dhe trashëgimi politike, ishin figura intelektualësh të shquar, të cilët ikën nëpër Europë dhe Amerikë kur shihnin se nuk kishin sukses në punët e tyre.

Mundohuni sa të doni, ju politikanët e rinj, që të perjetësoni pushtetin me misionet tuaja, por jo, mos t'ju gënjejë mendja. Historia jonë dhe trashëgimia kulturore e shoqërisë janë qindravjeçare dhe atyre, nuk u shpëtojnë bëmat e kujdo qoftë. Historia pasqyron gjurmët e heronjve, të tradhëtarëve dhe të hajdutëve. Nuk thonë kot, se historia lartëson heronjtë dhe poshtëron hajdutët dhe tradhëtarët. Ata heronj dhe dëshmorë që dhanë jetën për kombin, për Shqipërinë, nuk e dhanë për të përjetësuar hajdutërinë, krimin dhe perversitetin. E dhanë për të mposhtuar antivlerat dhe për të vlerësuar vlerat njerëzore. Të tillë dhe sot kur vdesin thonë:- "Të rrojë Shqipëria e lirë" dhe "Shpëtoni Shqipërinë nga krimi, prostitucioni dhe anarshia".

Princi i vogël nuk thotë më kot se unë jam mirë kur



Shqipëria është mirë. Ju duhet ta kuptoni se Shqipëria është e robëruar dhe po vuan sëmundjen e komunizmit dhe deokomunizmit 60 vjeçar. Ai thotë po punoj dhe vërtet duhet të punojë, që brezi i tij të ketë shtetin ligjor si dhe Shqipërinë dhe shqiptarin e lirë nga vargonjtë e kësaj politike revolucionarësh të paskrupullt, të cilët ende duan ta ndërrojnë pushtetin me dhunën, duke vënë në funksion vjedhjen e votës, aq sa populli nuk dëshiron t'i votojë më. Pa mendo se ku kemi arritur? Rreth 70 përqind e popullit nuk del në votime dhe këta të paudhë luajnë me "politikën e tyre", hidh e prit me 30 % të elektoratit shqiptar.

Zotërinj, përse nuk i bëni këto llogari, dhe të tjera si këto, që të kuptoni sa poshtë keni rënë, që po diskretitohemi nëpër botë, që Europa me raportet e saj na nxjerr më të korruptuarit dhe më të pandreqshmit e globit, por bëni pyetjen sa naive dhe të frikshme, se a do të vijnë më në pushtet, apo organizohen më ish të përndjekurit politikë?! Çudi! Nuk dimë përse i kemi këto shoqata të dala nga skëterra komuniste, nuk dimë se ç'bëjnë partitë e traditës me shumë elementë intelektualë që kanë në përbërjen e tyre, kur nuk jemi në gjendje të ndryshojmë asgjë. Kjo është fatkeqësi kombëtare.

Ti zotëri mendon se nuk do të ndërgjegjësohet ky popull dikur, se do të durojë për jetë e mot kulturën dhe aftësinë tuaj të qeverisjes demokomuniste e ligjvënies shkatërrimtare?! Mos mendoni se e përjetësuat pushtetin tuaj?

Jo! Jo, kurrën e kurrës! Për ne që e duam Shqipërinë dhe të drejtat tona, dhe për gjithë këtë popull të lodhur, do të vijë një ditë që do të votojnë të lirë pa kobure pas kokës dhe frikë për fëmijët tanë, do të votojmë për të nesërmen e bukur. Zotërinj! Nuk mbahet më pushteti me metoda arkaike dhe të dala boje. Me ju u mërzit Europa

dhe Dreqi e i Biri. Ju po përpëliteni duke u munduar të nxirrni në pah legjendarin e komunizmit, por jo zotëri.

Koha po punon për Shqipërinë, për popullin e mjerë. Shtresa e përmbysur nga kuçedra e kuqe po lulëzon dhe arsimohet kudo në Europë dhe në Amerikë. Do të vijë dita shumë shpejt që të çelin si lule pranvere arritjet, megjithëse i refuzoni, i denigroni dhe s'i fusni bijtë e saj në ato farë ministrish, që po i mbani me shpirt në dhëmbë.. Nuk dini ku të futeni nga sulmet e Europës për krimin, trafiqet dhe prostitucionin që nxisin strukturat e shtetit tuaj. Do të vijë dita kur ky popull do t'i kërkojë vetë dhe do t'i vërë në krye të shkolluarit e rinj të shtresës sonë. Ju e hodhët poshtë trashëgiminë e genit shqiptar dhe ADN-në kombëtare, por ajo pas 50 vjetëve triumfoi pa dëshirën tuaj, nuk ju mori leje. Po kështu unë desha t'ju heq merakun, zotëri drejtues i emisionit, se është shumë afër dita kur shtresa e pushtetarëve, e humbur në vjedhje e krime të padënuara, korrupsion dhe prostitucion, do të përmbyset një herë e përgjithmonë dhe do të damkoset me vulën e turpit. Brezat që do vijnë do të dinë si ta ristrukturojnë shtetin ligjor dhe do të nxjerrin ligje, jo që të përjetësojnë vjedhjen e Shqipërisë, por që ta mbrojnë atë dhe popullin e shumëvuajtur.

Kurrë mos mendoni se ka trashëgimi krimi i padënuar dhe pasuria e vënë mbi krimin. Më thuaj një rast dhe unë do ta pranoj këtë fatkeqësi dhe për vendin tim. Por jo! Guri do të shkojë në vendin e vet, doni apo s'doni ju zotëri moderatorë. Ju vetë me shkollën tuaj të lartë apo me intuitën që keni, nuk e vini re një dukuri të tillë, grabitjen?

Po pse mendoni që hajdutët që vranë e prenë, ndanë Shqipërinë mes tyre, vepruan në mënyrë naive, të pandërgjegjshme, si rastësisht dikur do ta kuptojnë që gabuan dhe do t'ju vijë keq për viktimat e tyre? Jo zotëri, vepruan vetëm e vetëm që të plotësojnë sundimin e tyre



mbi ne, viktimat. Por nuk do t'i lëmë ta trashëgojnë të qetë pasurinë e vjedhur. Jo! Jo! Kurrë!

Shqiptari nuk e ka harruar dhe nuk e harron kurrë ku e ka kufirin dhe tokat e tij, se i ka me djersë shekull mbas shekulli. Le të mos votojnë as për Kosovën e as për Çamërinë, as për Shqipërinë dhe shtetin ligjor të saj. Megjithatë ta dinë mirë ashtu si historia dënoi gabimet e Eqerem Bej Vlorës me shokë, ashtu do të dënojë edhe krimet e këtyre, që po zvarriten të gënjejnë Europën dhe Amerikën. Po si thua zotrote:- Deri kur do të vazhdojë? Mos vallë pa fund?

-Jo i dashur gazetar, sepse brezat dhe historia përtërihen dhe përsëriten, dihet se çdo gjë lind, zhvillohet dhe vdes ose ngordh. Edhe ky ligj mua dhe shtresës sime na jep shpresë. Më mirë shiko kush mbaron universitetet dhe laurohet në botë nga shtresa ime dhe do të tmerrohesh, se për t'i vrarë nuk i vret dot. Nuk i vret se ata do të dinë si të mbrojnë veten dhe Atdheun e tyre. Tashmë kanë parë botë me sy dhe janë ndërgjegjësuar. Pra, ne po përgatitemi të marrim pushtetin me votën e popullit, jo me revolucion. I ka ikur koha revolucionit. Rradhën e ka diplomacia, paqja dhe vota e lirë. Këto i ka trashëgimi shtresa jonë që u përmbys dikur përdhunisht, për këtë të jeni mëse të sigurt. Mjerë kush u përzie me krimin. Do dënohen sipas ligjeve të një shteti me të vërtetë demokratik. Dihet se në botë nuk ka krime te padënuara. Nuk do të ketë as në Shqipëri. Çdo gjë zotëri është e përkohshme dhe ne jemi mësuar të presim qoftë duke na vrarë, qoftë duke na burgosur ose internuar.

Pra, siç e shikoni ne jemi shumë të qetë dhe të vendosur në pritje të drejtësisë që do të rivendosim, jo si Butka dhe Isa Buletini që e humbën durimin në atë shou politik.

## REPLIKË ME NJË KOMUNIST TË PANDREQSHËM
(Duro Shehu)

Unë Hysen Haxhija, nip i Bektashit Çorrushit, kur lexova vjershën tënde me titull: "Varri i Bektash Agait", botuar në librin me titull: "Çorrushi, vendlindja ime" ndjeva keqardhje, neveri dhe vendosa të përgjigjem. Kurrë në jetën time, shumë më të vuajtur se ty o Duro, për shkak të diktaturës që krijuat dhe e mbrojtët me shumë fanatizëm ju dhe lloji yt o Duro, të asaj diktature që ju hëngri kokën ju dhe sojit tënd, të asaj diktature që nuk u kurseu as dhe kokat qindra mijëra shqiptarëve, nuk më kishte shkuar në mend të merrja penën dhe të shkruaja, sidomos për keq, për ndonjë Çorrushjot, sado i keq të kish qenë. Gjithsesi kjo lidhet me moralin dhe mënyrën e të kuptuarit të kësaj bote nga çdokush. Unë do të kisha dëshirë që t'i komentonim së bashku këto strofa-bejte, të vjershës tënde të "famshme", në mënyrë të hapur publikisht, por për fat të keq ti ke ikur larg nga vendi yt, aty në Kanadanë "imperialiste" siç i thoje ti atëherë gjatë kohës së regjimit tënd. Nuk e kuptoj si po të gjen shpirti rehat aty në atë vend kapitalist që, sikurse ja u ke shpjeguar ti brezave të tërë këtu, në atdheun tënd, po përjeton fazën e fundit në kalbëzim të sistemit kapitalisto-borgjez. Si duket e ke kuptuar mirë se, këtu në atdheun tënd, nuk ka vend për ty! Gjithsesi kjo është puna jote



dhe në këtë pikë nuk do të shtoj më tepër. Vetëm do të doja të thosha se ne, pasardhësit e Bektashit, por edhe më vonë, siç shkruan ti në "vjershën" tënde , i kemi patur mundësitë që të qëndrojmë atje në Amerikë. Por, sikurse vihet re, kemi qëndruar që të gjithë në atdheun tonë, pasi e kemi parë dhe e shohim veten, të ardhmen e fëmijëve tanë këtu, ku na duket edhe "balta më e ëmbël se mjalta". Gjithsesi edhe në këtë pikë mendoj të mos flas më shumë, por po vazhdoj të komentoj strofën e parë të vjershës - bejte, të shkruar nga ti o Duro:

"Bektash Haxhiu nga Çorrushi,
deputet i Zogut mbret,
hambaret pasuri i mbushi
gjakpirës i popullit të vet."

Qysh te strofa e parë vihet re niveli i ulët intelektual, formimi stalinisto-enverist, mllefi tipik enverist i autorit që, për fatin e tij të keq, edhe pas 23 viteve demokraci, në Shqipëri, nuk ka kuptuar asgjë nga çfarë ka ndodhur në këtë vend. A je në gjendje o Duro, të na thuash për ndonjë bashkëfshatar, pra për ndonjë Çorrushjot, apo mallakastriot, që Bektashi e pat vrarë, i pat rrëmbyer tokën, pati mbushur hambaret e tij dhe i pati pirë gjakun, sikurse e fillon vjershën e "famshme" ti o Duro?

Kur dikush nga Çorrushi ta ketë bërë këtë pyetje je zënë ngushtë dhe e ke lënë pyetjen pa përgjigje. Se si e ka vënë pasurinë Bektashi e kanë ditur dhe e dinë të gjithë, jo vetëm në Çorrush, por gjithandej, nga të gjithë ata që e kanë njohur. Natyrisht në atë kohë, ti nuk kishe lindur, por si duket nga dashakeqësia, injoranca apo dhe niveli yt i ulët intelektual nuk ke marrë mundimin as të mësosh. Është e njëjta rrugë që po ndjekim ne, pasardhësit e tij, por jo vetëm ne. Atë rrugë e shohim sot tek të gjithë njerëzit e zotë, sipërmarrës të ndershëm të këtij vendi të lirë e demokratik. Gjithsesi ti Duro duket se nuk

e kupton dhe s'ke si ta kuptosh pasi tërë jetën, ti dhe lloji yt jeni marrë me luftën kundër kapitalit, kapitalizmit dhe kapitalistëve. Si dhe më lart për të mos shkruar më tej po vazhdoj me strofën e dytë të bejteve të tua o "poeti" bejtexhi:

"Gjakatar na ish Agai
Na kish mësuar në Amerikë,
Ndaj ia pinte gjakun fukarait
Dhe kur s'vriste me belxhik..."

Duro, sipas vjershës tënde, aty në Amerikë, afër së cilës po jeton ditët e pleqërisë edhe ti (në Kanada), shkohet për të mësuar vetëm e vetëm për të vrarë të tjerët?!

O Duro, si duket e paske të vështirë të kuptosh se kush është Amerika, sidomos për në shqiptarët dhe, akoma vazhdon të derdhësh vrer sipas mësimeve staliniste-enveriste, pavarësisht se aty po gjen prehje dhe qetësi ti dhe fëmijët e tu. Po pse vazhdon të rrish më aty, në atë vend "vrasës" o poeti- bejtexhi, ik sa më parë në Rusi, Kinë apo Siri, se aty do të të vrasin dhe do të pinë gjakun...! Keqardhje të madhe edhe për nivelin e ulët intelektual. Ndoshta në mendjen tënde ka hedhur rrënjë të thella shkolla staliniane-ruse e cila, për fatin e keq tëndin, të ka informuar o profesor i lëndës së marksizëm-leninizmit. Gjithsesi nuk do të doja të ishte shpirtligësi, pasi sinqerisht, si çorrushjot më vjen turp për skullufrosjen tënde mendore. Në këtë pikë mund të flas shumë po, për të mos u zgjatur, po kalojmë në strofën tjetër:

"Bektash Haxhiu ish i zgjuar,
Tradhëtin e kish në gjak
Dhe djemtë e tij i kish mësuar
Të vdisnin veç për atë prag."

Meqë ke harruar historinë pyet mallakastriotët. Kush i dorëzoi Hajredin Fratarin dhe Ismail Klosin tek rebelët dhe i varën si heronj. Shehu i Çorrushit. Ka këngën:



"Kush ju çoi në litar
Hajredin o biro djal'
Kallauz Shehu me tradhëtar
Hajredin o biro djalë"

Pjesën tjetër besoj se e ke dëgjuar nga mallakastriotët! Bektash Haxhiu vdiq në vitin 1934, kur ti Duro ishe 4 vjeç. Fatmirësisht nuk e përjetoi ardhjen e sistemit gjakatar komunist se, me siguri, sikurse shumë fisnikë, të zgjuar, të pasur të tjerë shqiptarë, nuk do të ishte pajtuar me të. Sipas meje ti, o Duro, duket se nuk ke shkuar as edhe tek lapidari, ku përjetësohen emrat e dëshmorëve të Çorrushit ku është i shkruar edhe një nga emrat e pasardhësve të Bektashit. Pra, sikurse duket, pasardhësit (djemtë) e Bektashit luftuan, derdhën gjakun e tyre, për të çliruar vendin nga pushtuesi dhe jo për të krijuar diktaturën gjakatare komuniste, që krijuat dhe mbrojtët ju. Ata luftuan për një Shqipëri demokratike dhe jo për të qenë Shqipëria vasale e jugosllavëve dhe rusëve ku, për fat të keq, ti dhe lloji yt, me servilizmin karakteristik përulës mjeran e shputë. Natyrisht, ti dhe lloji yt nuk e donit Shqipërinë demokratike-kapitaliste dhe, ashtu sikurse bënte Stalini në Rusi, si nxënës të zellshëm, filluat të bënit në Shqipëri duke e nisur me pasardhësit e Bektashit, të cilët i burgosët, internuat, persekutuat për mëse dyzet vjet, pa qenë në gjendje që të thoni qoftë edhe një fjalë se çfarë faji patën bërë ata. Gjithsesi do të ecim më tej në krijimtarinë tënde duke vazhduar me strofën pasardhëse:

"Po agai ynë e pat menduar,
edhe për vdekjen kur t'i vinte
qivurin e pat menduar,
përmbi përruan, nën ahishte."

O Duro, nuk do të doja të mendoja se ti nuk e di se pronë e kujt është toka ku la amanet të varrosej Bektashi.

Shko në Çorrush dhe pyet, gjithandej do të thonë se është pronë e familjes Haxhiaj, pronë e trashëguar brez pas brezi nga të parët e kësaj familje.

Ai u varros me të gjitha nderimet e kohës. Në atë ceremoni mortore mori pjesë gjithë populli i Çorrushit dhe Mallakastrës, aty ishte edhe sheh Ismaili me gruan e tij, Sulltanën. Këta të fundit ishin në respekt, jo vetëm të zakonit që kemi ne në Bregasi (ku bën pjesë fisi Haxhiaj) me ju Shehajt. Por s'ka problem se ti, si një ish komunist i bindur, me pikëpamje dhe edukim stalinisto-enverist, munde t'i mohosh, pasi përgjithësisht ti dhe lloji yt i mohoi, jo vetëm zakonet e mira të trashëguara nga të parët tanë, por edhe vetë Zotin për mëse 40 vjet. Aty ishin edhe shumë personalitete të kohës me të cilët kishte punuar Bektashi. Në do më shumë o Duro, lidhur me vdekjen e Bektashit, shko në arkivin e shtetit dhe lexo lajmërimin zyrtar për vdekjen e deputetit të Mallakastrës, Bektash Çorrushi, që mban datën 20 nëntor 1934. Trupi i Bektashit u vendos në arkivol, u fut në dhè, pranë trupit të nënës së tij (vdekur vite më parë), sipas ritit mysliman me kokën nga qabeja. Dhe nuk kishte si të ndodhte ndryshe pasi, sistemi që ai shërbeu ishte një sistem demokratik, ku respektohej njeriu dhe shkonte në atë jetë me nderimet e duhura. Ai sistem o Duro nuk ishte një sistem që merrej me të vdekurit, sikurse sistemi që krijove dhe i shërbeve ti. Sistemi që ti i kushtove jetën tënde me fanatizëm shkoi deri atje sa të vdekurit ti varroste natën, në fshehtësi, duke ua bërë varrin në formë pusi dhe njerëzit i futi në varre, në pozicionin në këmbë, për të mos lënë asnjë shenjë dalluese mbi tokë...Pra, komunizmi yt, nuk e kishte për gjë t'i linte njerëzit e vdekur edhe pa varre. Sistemi yt edukoi njerëz (bisha) që, për fat të keq, pati edhe në Çorrushin tonë, në vitet 70-të, të shkonin te varri i Bektashit e nënës së tij, ku të



shkatërronin gjithçka duke i marrë edhe gurët e varrit. Natyrisht që ne, pasardhësit e Bektashit i dimë, i njohim ata, me emra dhe mbiemra, ndonjëri ka ngrënë edhe bukë tek ne, por ne edhe sot e kësaj dite themi që ata t'i falë Zoti se nuk dinin se çfarë bënin. Ne si njerëz fisnikë që jemi nuk jemi marrë dhe kurrë nuk do të merremi me ta. Sado të keq që ata janë treguar, neve nuk na ka shkuar kurrë në mend që të marrim penën dhe të shkruajmë vjersha apo bejte për ta, pasi kemi patur dhe kemi bindjen se ata zbatonin një urdhër të marrë. Nuk do të doja ta besoja, por kjo s'kishte si të ndodhte ndryshe pa bekimin tuaj aty në Tiranë o Duro...... Kur dikush nga Çorrushi ta ka bërë këtë pyetje, ti je përgjgjur se ne nuk dinim gjë....! Për ne pasardhësit e Bektashit ishte edhe mëse e qartë se në Çorrush edhe një harabel të fluturonte nga Bregasi në Shehaj dhe anasjelltas, ju, aty në Tiranë, e merrnit vesh.

Të pyes o Duro se çfarë faji pati bërë ky Bektashi, vdekur rreth 40 vjet më parë, për kanibalët e Çorrushit të viteve 70-të....? Po nëna e tij...? Përse nuk duhej të kishte një varr...? A je në gjendje që të më thuash diçka o Duro? Meqënëse ti o Duro po e vazhdon "vjershën tënde të famshme" edhe unë po eci më tej tek strofa pasardhëse:

"Dhe sejmenët e rrethuan,
para tij bëjnë çudi
në maj të kodrës ty të dua,
edhe të vdekur efendi!..."

As më shumë e as më pak, sikurse më lart, vë re një lajthitje moshe, ndoshta edhe një shpirtligësi o "poet i madh"! A mund të na sqarosh se kush janë sejmenët? E ke për ne pasardhësit e Bekteshit apo për të tjerë Çorrushjotë (pothuajse, në respekt të zakonit të hershëm, ishin që të gjithë bashkëfshatarët tanë) të cilët na nderuan

me praninë e tyre, në ditën e rivarrimit të Bektashit dhe nënës së tij. A mos duhej t'i linim pa varr? Sipas teje po, sepse në komunizmin që ti dhe rraca jote krijuat është krejt normale që njeriu të ngelej pa varr. Mesa di unë, them me keqardhje, se këtë zakon të sistemit që i kushtove jetën ti, e provove në kurrizin tënd. Sinqerisht ndiej keqardhje pë ata të llojit tënd që akoma janë pa varr dhe, mesa po shoh o Duro, ti nuk po mendon që ata të tutë të kenë ndonjë varr, po vjen nga këto anë dhe mendon se si të shkruash bejte qesharake si këto që ke shkruar në këtë libër. Atje te varri i Bektashit, në një kodër të bukur të Çorrushit, pranë varreve të familjes Haxhiaj, jo vetëm ne pasardhësit e Bektashit shkojmë ngahera dhe çojmë lule, por lulet shtohen edhe nga shumë të tjerë kur mësojnë historinë e vërtetë të familjes Haxhiaj. Lulet shtohen, kryesisht edhe nga ata që ti i quan sejmen, por duket se nuk kupton që ata "Sejmenët" të nxorrën ty dhe mua, në vitet 90-të, nga burgu i Burrelit, ku na kishte rrasur që të dyve lloji yt o Duro "poeti". Do të uroja me gjithë shpirt që e njëjta gjë të ndodhë edhe në varret e fisit Shehaj, pasi ne, pasardhësit e Bektashit, historikisht nuk kemi pasur urrejtje për askënd, jo vetëm në Çorrush por gjithandej. Shoh se je treguar plot pasion dhe i palodhur në hartimin e kësaj vjershe. Kjo më detyron që edhe unë të vazhdoj bashkëbisedimin me ty në komentin e dy strofave pasardhëse:

"Kaluan mote e atij vetë,
I humbi emri, iu tret varri
Po ja në ditët tona kjamet,
dikush Bektashin na e ngjalli...
në një muze ia pash surratin,
njeriu katil e zemërzi
për mua ish ngjallur lugati,
ja pata frikën në fëmini."



O mjerani bejtexhi, shpirtligësia dhe injoranca jote intelektuale duket që nuk ka kufi. Të paktën që të mos ktheheshe qesharak nga të gjithë ata që e duan këtë vend dhe ndjekin zhvillimet në Shqipëri, para se të shkruaje bejtet e tua, duhet të kishe pyetur se çfarë bëhet me armikun tënd Bektash, me pasardhësit e familjes Haxhiaj! Sinqerisht unë po të vë në dijeni se muzeu ku ti ke parë armikun tënd është muzeu i fshatit Çorrush. Ti e kujton fare mirë muzeun, por injoranca dhe shpirtligësia jote të detyrojnë të mos tregohesh i sinqertë me lexuesit e bejteve të tua. Çorrushjotët, tashmë të lirë nga komunizmi yt gjakatar, që i kishte ndarë klasa armike duke i futur në vëllavrasje, dinë mirë të bëjnë historinë dhe vlerat e bashkëfshatarëve të tyre. Natyrisht në atë muze është edhe vëllai yt, je edhe ti, janë edhe të tjerë nga Çorrushi. Ky është një vendim i popullit të Çorrushit demokratik. Për ne pasardhësit e familjes Haxhiaj çfarëdolloj vendimi demokratik i popullit të Çorrushit është krejt normal dhe respektohet. Përsëris se ne nuk kemi vuajtur nga asnjë lloj kompleksi, pavarësisht nga kalvari 45 vjeçar i vuajtjeve të pësuara nga regjimi yt kriminal. Më tej o Duro ju vëmë në dijeni se armiku yt Bektash është nderuar dhe nga Presidenti i Republikës dhe s'ka si të mos ndodhte. Në arkivin e shtetit ndodhen dokumenta që vërtetojnë pjesëmarrjen e Bektashit në shpalljen e pavarësisë në Vlorë, në krye të grupit të Çorrushëve, së bashku me Çorrushjotë të tjerë, por sheh Ismaili nuk figuron. Aty gjendet edhe një falenderim personal nga goja e kryetarit të qeverisë, Ismail Qemalit për kontributin financiar të Bektashit në arkën e qeverisë. Më tej shohim dokumenta të tjera për qëndresën e popullit të Mallakastrës së Sipërme nën udhëheqjen e Bektashit në Kongresin e Lushnjes së bashku me Çorrushjotë të tjerë, por gjithashtu sheh Ismaili nuk figuron. Duket se ti Duro, për fatin tënd

të keq, nuk e njeh apo nuk ke dashur ta njohësh historinë e vërtetë të Çorrushit, por mesa po kuptoj unë, duket se nuk e njeh as historinë e shqiptarëve. Siç duket të ka mjaftuar vetëm historia e marksizëm-leninizmit dhe stalino-enverizmit, të cilën me shumë pasion jua mësove shqiptarëve për gjatë të gjithë jetës tënde. Unë do të vazhdoj komentin e vjershës-bejte pasi, sikurse të dhashë fjalën, kësaj "vepre të madhe me vlera edukuese" për brezat e ardhshëm, dua t'i shkoj deri në fund. Tani vjen strofa pasardhëse:

" Pa le ç'të zeza kishte bërë,
dha shpirt në Hotel Internacional...
me putanat, hordhi e tërë,
çdo natë dëfrehej, bënte skandal."

Po o "shoku poet" është e vërtetë! Bektashi vdiq në Hotel Internacional, në Tiranë, në moshën 70 vjeç. Dihet nga të gjithë bashkëkohësit e tij, përfshirë edhe bashkëfshatarët tanë, por edhe shtypi i kohës ka shkruar se, në vitet e pleqërisë, ai u sëmur nga një sëmundje e pashërueshme (kancer në stomak). Për t'u kuruar shkoi në Amerikë dhe, natyrisht, kthehet prej andej i pashëruar me këshillimin e mjekëve për të vazhduar kurimin në Shqipëri.

Sistemohet në hotel "Internacional" për të qenë afër mjekëve, ku fillon kurimin, që për fat të keq, nuk pati shërim. Në atë kohë ti o "poeti ynë" ke qenë 4-5 vjeç dhe historinë e strofës së sipërcituar nuk e ke nga vetja. Nuk përjashtoj mundësinë që Bektashi, në rininë e tij, të ketë bërë ndonjë prapësi, aty afër, në fshat, përreth...dhe, me shumë mundësi, "ty o poeti ynë" të ka therur shumë, ndryshe nuk ka se si të shpjegohet gjithë inati dhe mllefi që shpreh tek ajo strofë ndaj Bektashit. Personalisht pres që, në këtë pikë, ti të jesh i sinqertë me lexuesin tënd, t'i flasësh hapur, ashti siç në të vërtetë ta kanë treguar dhe



nuk duhet ta mashtrosh, pasi je komunist dhe komunistët i ka mësuar partia jote që të mos "gënjejnë" kurrë. Në këtë pikë, ne, pasardhësit e Bektashit, jemi në pritje. Po ecim më tej me krijimtarinë tënde o "krijues i talentuar" ! Në strofën pasardhëse lexojmë:

"Ç'më tha Mehmeti, kujtoj sot,
Nga Spanja sapo ish kthyer,
të gjallë nuk e gjeta dot,
Bektashin në krime përlyer.
Një plumb në ball e kishte hak,
për gjithë të zezat që kishte bërë
vrau, preu, piu gjak,
dhe Mbretërinë e kish përherë!"

Mesa shoh kjo është strofa e fundit ku krijuesi ynë na kujton plumbat ballit dhe kokës. O Duro, me plumba e filluat jetën tuaj dhe tek plumbi përfunduat. Ndiej keqardhje që akoma nuk e kupton fjalën plumb, duket se je nga ata komunistë që e ka vështirë të kuptojë fjalën demokraci. Gjithsesi kjo është punë për ty. Duke parë këtë vjershë më shkon mendja tek ata shqiptarë, kundërshtarë të regjimit tuaj gjakatar, që plumbi yt dhe lloji tënd i çoi në atë botë vetëm e vetëm se nuk donin një Shqipëri komuniste ashtu sikurse e ndërtuat ju dhe lloji juaj. Ligësinë, injorancën tuaj dhe të llojit tënd e provuan pasardhësit e Bektashit dhe pothuaj të gjithë shqiptarët përmbi 40 vjet të qeverisjes suaj. Me pasardhësit e Bektashit fjala plumb dhe urrejtje kundër shqiptarëve na drithëron dhe as na shkon kurrë në mendje. Në këto momente po më vjen në mendje një episod nga jeta ime në burgun e Spaçit o Duro, moment kur djali i vëllait tënd, Mehmetit, futet për herë të parë në derën e burgut të Spaçit, dënuar nga ju dhe lloji yt.

Aty u ndodha edhe unë Hysen Haxhiaj nga Çorrushi dhe, porsa e pashë fytyrën krejt të mpirë dhe të hutuar

të nipit tënd, ndjeva keqardhje, i afrohem dhe i them: Unë jam vëllai yt, Hysen Haxhiaj nga Çorrushi, qetësohu dhe hajde me mua se nuk do të lë kurrë vetëm. Në vijim bëra atë që më takonte si Çorrushjot, si vëlla,si shqiptar, I bindur se ai ishte një qenie njerëzore e pafajshme. Ashtu siç bëra unë, pra siç u solla unë me të, u sollën gjithë të burgosurit e tjerë që shumica e tyre ishin të burgosur nga ty dhe lloji yt, o Duro. Kam bindjen e plotë se këtë qëndrim, këtë sjellje të tyre, e ke vënë re dhe ti o Duro gjatë viteve të burgut tënd, por, nga këto testamente që po le, këtu në Shqipëri, duket se nuk ke kuptuar asgjë.

Mjerë ti o Duro për gjendjen e mjeruar në të cilën je katandisur. Meqënëse ti po e përfundon vjershën-bejte me titull "Varri i Bektash agait", edhe unë nuk do të doja ta vazhdoja më tej, por do të kisha dëshirë të pyesja se, përse në promovimin e librit tënd, plot bejte, nuk të erdhi asnjë nga fisi yt, asnjë nga Shehajt, përse....?! Kur ne, pasardhësit e Bektashit promovuam librin me titull: "Bektash Çorrushi" salla u mbush plot, aty kishte shumë nga Çorrushi, aty pati edhe nga Shehajt. Në atë libër ne pasardhësit e Bektashit, nuk kemi shprehur asnjë fjalë urrejtje, mllefe, inate vëllavrasëse, përkundrazi aty shkruhet qartë për jetën dhe punët e mira të bëra nga Bektashi në interes të Çorrushit, Mallakastrës, gjatë kohës që përfaqësoi në parlamentin shqiptar (një pjesë e të dhënave ishte nxjerrë nga arkivi i shtetit). Për këtë arsye pjesëmarrja ishte shumë e madhe. Si Çorrushjot me origjinë të përbashkët po të jap një mendim shumë të sinqertë: Nëqoftëse përsëri do të kthehesh në vendin tënd, për të botuar një libër tjetër, mundohu të mos mbjellësh vrerin vëllavrasës. Mundohu që të shkruash për ndryshimet që kanë ndodhur në Çorrush, Mallakastër, Shqipëri, për lirinë që unë dhe ti gëzojmë sot, për natyrën e bukur të Çorrushit, pse jo dhe për Çorrushjotët që po nderojnë



Çorrushin sot, sikurse jemi edhe ne pasardhësit e Bektashit si biznesmenë të zotë e të ndershëm, si qytetarë nderi të qytetit ku jetojmë, Durrësit, si deputetë në parlament dhe ministra në qeverinë e sotme shqiptare. Në promovimin e një libri të tillë më njofto edhe mua, Hysen Haxhiajn, nipin e Bektash Haxhiut, se të jap fjalën e nderit do të vij e të jap dorën.

## NË VAZHDIM TË NJË DISKUTIMI

Emisioni i TVA-së, drejtuar nga Artur Zheji, më tërhoqi vëmendjen, sepse midis gazetarëve ishte dhe një bashkëvuajtësi im, Fatos Lubonja. I dëgjova me kureshtje pikëpamjet e tyre dhe çuditërisht m'u kujtua Spaçi dhe një thënie e zotërisë Fatos në kuzhinën private, më 1986, ku midis të tjerave më tha: "Edhe po u përmbys pushteti popullor, Hysen vëllai, pushtetin do ta marrim ne, bijtë e atyre që janë sot"!

Nuk është çudi që u drodha atë çast. Më tmerroi ideja e vazhdueshmërisë së skëterrës së kuqe, vazhdueshmëria e krimit shtet, e perversitetit dhe e imoralitetit 50 vjeçar.

Zotërinj gazetarë! Për moshën që gëzoni dhe për mentalitetin që keni ju, ashtu e gjykoni realitetin me vetëdijen tuaj dhe ndoshta pa dashje, anashkaloni disa çështje kardinale për mbarëvajtjen e institucioneve ligjvënëse, zbatuese: pushtet e qeveri dhe ndëshkuesve: prokurori e gjykatë. Juve nuk ju vë faj për këtë, por Tosit të Spaçit nuk ia fal. Si ka mundësi i dashur Tos, të dëgjosh dhe të lexosh me vëmendje këto vitet e fundit, anashkalimin tuaj të çuditshëm që u bën gjërave? Ti që vdiqe klinikisht tre herë? Do vihet në vend drejtësia thua ti, po u reformuan institucionet. Po cilat institucione?! Cila prokurori dhe gjykatë? Çfarë prokurorie do të



reformosh zotrote Fatos? A nuk janë po ata të djeshmit prokurorët dhe gjykatës?! Cili krim u ndëshkua gjatë 50 vjetëve? Po gjatë viteve të kësaj demokracie që jetojmë, këtij farë tranzicioni alla Haxhi Qamil, kush u dënua për krimet makabre që ka kryer mbi jetët tona? Cili nga këta farë prokurorësh apo gjykatësish dënoi veten apo tjetrin për krimet e djeshme? Po për ato të sotmet? Ku janë 16 vjetët e tu të burgut, zotrote Fatos? Mos vallë edhe ty të gënjen mendja, si shumë të tjerëve se do të harrohen, se do t'i mbulojë një herë e përgjithmonë pluhuri i harresës?

Jo! Ata nuk harrohen, janë kriminelë, janë kriminelët e 50 vjetëve. Nuk harrohen as krimet e tyre, nuk harrohen lehtë as të shumëvuajturit, janë jeta dhe morali i njerëzve intelektualë dhe të ndershëm shqiptarë. Nuk do të harrohen kurrë të shumëvuajturit. Edhe po i harruam ne nuk i harron Zoti. Ky 10 vjeçar zotrote Fatos u ndërtua mbi llumin e perversitetin të 50 vjetëve, që s'besoj se janë pak! Mos e harro këtë! Ky dhjetëvjeçar nuk pati vetëm vjedhjen e votës së shqiptarëve, por dhe krime që i kaluan ato të 50 vjetëve. Në çdo qelizë të çdo partie, e majtë ose e djathtë, pozitë apo opozitë, u stimulua vjedhja e votës, u bë ligj. Ata që bënë skemat e filmit të këtij dhjetëvjeçari, çdo ligj dhe çdo direktivë e hartonin dhe e jepnin nga Karta e Katovicës e vitit 1986 për të përjetësuar pushtetin e tyre. Tek ne nuk pati as dënim, as pajtim, as falje. Këtu pati vetëm zhgënjim dhe demagogji. Atdheu është mbi të gjitha. Por secili nga ne e kupton se me ligjin antikombëtar nr. 7501 u cënuan kufijtë e këtij atdheu të dashur, Shqipërisë. Të paktën të njiheshin kufijtë duke njohur pronat, pa si do të veprohej me to, tjetër punë. Fatkeqësisht qysh me fillimet e saj lëvizja për demokraci lejoi filozofë të çdo lloj kallëpi të cilët u vetedukuan dhe u munduan të na edukojnë me sloganet perverse: "Të fillojmë nga zero se po vjen çeku

i Semës". Pra, qe një çoroditje dhe një kriminalizim i gjithçkaje, i tokës, detit, ajrit, pyllit. U kriminalizua çdo gjë shqiptare dhe tradicionale, duke lejuar të vihet në dyshim edhe lashtësia e historisë sonë. Kështu pushteti iu dha anëtarëve, simpatizantëve dhe rekrutëve nga Sigurimi i Shtetit, që në kampe e burgje na nxinin jetën, duke na dënuar për së dytë e së treti, duke na vrarë e pushkatuar me ose pa gjyq.

Na thoni zotërinj, një ligj që u zbatua në interes të këtij populli të mjerë! Veç taksave, krimeve dhe imoralitetit, ngritëm në sistem edhe mishin e bardhë të trupit tonë kombëtar. Si do ta përjetësonin pushtetin zotërinjtë e politikës pa pasuri dhe pa para? Pra u ligjërua korrupsioni dhe krimi i padënuar. Pse ndonjërit nga ju nuk i la mbresë tragjikomedia kombëtare e tre ditëve, kur dikush tha: " Unë, si e dini dhe ju kam pasaportë amerikane, e kam gati dhe mund të iki kur të dua". Pse vallë këtë pasaportë e ka vetëm Luani? O sa tigra, ujqër dhe bisha pa emër e kanë këtë dokument! Zoti Ambasador i SHBA-së e tha bukur se Shqipëria nuk ka armiq të jashtëm. Po zoti Ambasador, sepse i kemi këmbëkryq në mes të Tiranës dhe na kanë kthyer në skllevër të rradhës enveriane, duke ndenjur për ditë e javë të tëra të ngujuar për një vizë për nevojë. Deshëm të shikonim atë botë që e ëndërronim për 50 vjet, atë botë që e adhuronim fshehurazi nëpërmjet ekraneve bardhë e zi të televizorëve, por nuk na lanë. Na e prenë rrugën përsëri si dikur Enveri. Derdhëm lot dje, derdhim edhe sot, derdhim po ata lot heronjsh të Shqipërisë së mjerë që dëgjonin dje Zërin e Amerikës dhe atë të Londrës sikur dëgjonim vetë Perëndinë. Kush do t`i ngushëllojë, kush do t`i vlerësojë heronjtë e botës së vuajtur shqiptare, gjer në pafundësi?

Jo, të tillë heronj nuk harrohen kurrë. Të gjithë ekspertët e Europës dhe të Amerikës së famshme me ndihma dhe asistencë institucionale, nuk ia dolën dot. Specialistët e udhëhequr nga Ramizi deri në vitin 1991, qenë një universitet më vete për ne që të kuptonim hipokrizinë e të ashtëquajturës botë demokratike, vazhdimësi e komunizmit enverian. Janë këta që nuk janë zhdukur dhe nuk do zhduken ende, se janë nëna që kanë pjellë dhe vazhdojnë të pjellin krimin. Si do të luftohet ose do të dënohet krimi kur shihet që vriten deputetë, gjyqtarë dhe gjyqet vazhdojnë me vite dhe dekada?

Për t'u pasuruar u vodhën banka, magazina, pasuri të ligjshme dhe të paligjshme. Mirëpo më e madhja, sa dhe në Zaire nuk ka bërë vaki u vodh dhe thesari i shtetit shqiptar. Akuza të ndërsjellta si lojë e kungulleshkës dhe me kaq mori fund. O Zot çfarë diskutoni dhe kërkoni ju zotërinj?! Mos vallë mbi këtë bazë krimesh dhe fëlliqësie 60 vjeçare, të cilën e zbukuroi faqja treditore e KPD-së, mbi këto do të ndërtoni shtetin e së drejtës, apo do të mendoni ju për këtë popull?! Jo zotërinj pa u vendosur ligje të sakta, s'do të ketë as qetësi as shtet, veçse disa pallate dhe zyra kortezie për të turbulluar mendjen e të paditurve dhe për t'u përligjur para botës. Prandaj s'duhet të çuditeni, pasi ne si popull nuk çuditemi me programet tuaja televizive, pale se çfarë lexojmë nëpër gazetat dhe revistat e mediave tuaja shqiptare.

Do t'ju bëja thirrje nga shpirti im i lodhur: "Mendohuni se jeni të rinj si intelektualë të Shqipërisë fatkeqe, që të gjeni një bazament të fortë, ku të vini një gur, gurin e parë për së mbari, të pastër e jo të inkriminuar e të zbukuruar nga sloganet e politikanëve të këtyre dhjetë vjetëve.

Kështu do t'i shërbeni Atdheut tuaj!"

## KUJTESË AVOKATIT NGJELA

Nga aradha e analistëve të shumtë e të panumërt që pothuajse i gjen në çdo televizion kombëtar dhe jo kombëtar dhe që japin mendimet e tyre (të paguara me para në dorë) që nga problemet e politikës e deri në problemet e mbjelljes së trangullit në serë, krahas disa emrave të njohur nga publiku, bën pjesë edhe emri juaj zoti Ngjela. E dëgjoj oratorinë tuaj konfliktuale pothuajse me gjithë bashkëbiseduesit. Ti e mban veten për burrë të zgjuar dhe enciklopedist, por mua shpeshherë kjo enciklopedia jote, nuk më shijon dhe nuk më ngjit fare. Ndonjëherë edhe të jap të drejtë, por në shumë raste, po të them troç; më bën me dhimbje koke.

Zoti Ngjela, po të kujtoj birucën ku qemë bashkë. Të sollën pa ndjenja bishat komuniste. Besoj e mban mend, ishte mars 1981. Unë të lagia buzët me çaj deri sa erdhe më vetë. Kur hape sytë të thashë:

-Ç'të kanë bërë kështu mor i marrtë mortja?

- Shëëëëëtt! - dhe vështrove nga muret e birucës së vdekjes.

- Këtu jemi në prehër të vdekjes, prandaj mos ki frikë nga muret gjithë gjak, janë lyer me gjakun tonë, - ta ktheva.

- Më bënë kështu se thashë:- "Nuk dua të punoj për



komunizmin"! - pëshpërite gjithë mllef.

Kurse unë vazhdova:

- Po përse mor burrë, babai yt punoi gjithë jetën me komunistët dhe s'të tregoi kush ishin?! Sigurisht, ti i provove dhe vetë se cilët ishin ajo rracë djallëzore, që e mbushi Shqipërinë me burgje dhe të vdekur. Sot më 24 Korrik 2006, të dëgjova përsëri, Spartak dhe më kujtove atë Takun e birucës vdekjeprurëse. Ah, mor Taku!

Jam mbyllur si në burg në katin e dhjetë të pallatit dhe nga lart po shoh rracën njerëzore që lëviz e çoroditur. Rraca e lodhur shqiptare. Gjithandej njerëz që lëvizin e lëvizin papushim pa ndonjë qëllim. Lëvizin me duar në xhepat bosh si qenie të hutuara. Ndonjëri blen misra të pjekur te hallexhinjtë misrapjekës që janë ulur buzë rruge, çdo 20 m, ndonjë tjetër blen e përtyp çamçakiz me kokë ulur. E vërej nga lart këtë panoramë të trishtuar migjeniane dhe vetja më duket përsëri i burgosur. Dhe e qetësoj veten. Po të zbres poshtë midis njerëzve, do të sëmurem përsëri nga zemra. Më mirë këtu brenda burgut shtëpi, se sa nëpër rrugët e burgut Shqipëri.

Taku:- Jam operuar dy herë nga zemra. Më bllokohen arteriet e shkreta. Të dytën herë bëra tre baypas, por jam penduar.

- I dashur shok dhe vëlla, s'e kam një zemër borxh. Po a jetohet me zemrën borxh?!

Për çudi, unë po jetoj, dhe për çudi, një ditë m'u mbush t'i bëja një letër komunistit fitimtar, Sali Berisha dhe t'i thosha:- " Merre këtë zemër që ma çave dhe ma bëre me të qepura, merre se nuk e dua më, o misionar i Alisë dhe i Hoxhës grua. Je më i devotshëm se vetë Enver Hoxha, babai yt shpirtëror, i cili nuk e pati kurajon të na bënte të jetonim me zemër borxh. Bravo, qenke me të vërtetë më i zoti! Fitove dhe 15 vjet, madje dhe me votat e shtresës sonë, sepse pushteti yt ka marrë emrin e demokracisë që

ëndërruam ne për 50 vjet nën diktaturën dhe skllavërimin e komunizmit tënd".

Pra, me ç'shoh dhe dëgjoj i dashur Taku, ai ish sekretari, kryetari, presidenti dhe në fund kryeministri i Shqipërisë, i do të gjithë zemrat tona dhe mendjet të nënshtruara si satani Hoxha. Dhe kjo nuk më habit. Më shumë më habit fakti, mor burrë, se ti ëndërroje të ndërtoje mbi demokomunizmin, demokracinë liberale perëndimore. Po a mund të ndodhte kjo?! A të kujtohet se çfarë tha Sala një herë? Tha se do të shkatërrojë komunizmin. Kujdes se u betua për ideal të partisë, për nder të flamurit!. Kujdes Taku. Po çfarë mendon ti Taku se u vjetërua "Katovica" me 7 pikat e saj? Në një nga pikat e përkthyera në shqip, shoku Ramiz thotë: "Partinë kombëtare dhe të pronarëve do ta marrim ne komunistët dhe simpatizantët tanë që do të formojmë shtresën kapitaliste". Pra komunizmin kapitalist. Këto janë përralla me mbret or Taku?

Këta të paudhë me në krye Salën, jo vetëm Shqipërinë e copëtuan midis tyre, por edhe thesarin e shtetit e ndanë. E grabitën të dyja palët, të majtë dhe të djathtë, Tosi e Sala dhe luajnë kungulleshkën. Po mos mor Taku, harrove që më 1991 veshën pardesytë e bardha? Pse i veshën, kush jua dha, nga kush ruheshin? Po si nuk na mbrojtën ne të shkretëve, që bëmë nga 40,30,20,10 vjet burg secili? Po pse beson se do të vendosin këta shtetin ligjor, për të cilin analistëve të gjorë iu ra goja? Të shkretët, janë të rinj dhe nuk i kuptojnë hilet e skileve të vjetra! Më vjen keq sidomos për Fatos Lubonjën. Lodhet i shkreti, por kujt i flet kujt?!. Atyre që i kanë bërë hesapet qysh në vitin 1988, në Byronë Politike? Pra, në vend që t'ju kundërvihemi misionarëve të 1988,1990,1991 ne rrahim ujë në havan?

Taku më kënaqe kur fole, por dhe më hidhërove. E



kujt i fole? Pse mor Spartak vëlla, ti mendove se ka ky vend i mjerë të djathtë e të majtë, pa mendohu mirë?!

Këtu ka një dhe vetëm një klan. Zotëron klani i përjetësimit të pushtetit nga neokomunistët. Ky është qëllimi i Tosit dhe Salës dhe për këtë qëllim justifikohen të gjitha krimet, pushimet nga puna, persekutimet psikologjike e ekonomike deri në lëndim zhdukje fizike. Prandaj të lutem kujdes kur flet. Të flasësh se mos marrim ndonjë lek nga burgu që bëmë, sa të lajmë borxhet e zemrës, por më kot. Më duket se do bëhem fantazmë e borxhin pa larë nuk e lë.

Të paktën të mallkuarit të na kuronin dhe operimet të na i bënin pa para se vetë na e copëtuan zemrën dhe trupin. Por jo Taku, ata për ne thonë, "një armik më pak". Ore Spartak ke parë ti se vjen në krye të shtetit, shoku Sali, spiunët dhe ordinerët vishen me pushtet? More na mbytën dhe po na hedhin baltë, ende po na akuzojnë njëlloj si komunistët, sikur jemi ne kundër demokracisë. Përsëri ne të mjerët mbetëm armiq, pse, pse, pse?

Shoku Spartak thuaju analistëve dhe shokut tonë të vuajtjes Fatos Lubonjës të bëhen më të mençur dhe të ngrenë lart zërin e së vërtetës. Thuaju se pse nuk i kërkoni botës dhe komunistëve këtu brenda në Shqipëri që të "hapen dosjet". Të dalin kush janë engjëjt dhe kush janë djajtë? Apo këta politikanë punojnë me këta djaj që na morën jetën dhe që na dënuan për së dyti, për së treti dhe shumë shokë na i vranë apo na i pushkatuan?

Të lutem meqenëse jemi futur në këtë vorbull të kësaj politike denigruese dhe përçarëse për popullin, se më njëri-tjetrin merren vesh për bukuri, ngreje zërin si duhet.

Ja shokun Fatos duan ta bëjnë president!

Po ne viktimat e Satanit ç'do të bëjmë, do të pjekim misra apo do të lypim me paterica, se nuk po na mbajnë

më këmbët nga reumatizma e galerive skllavëruese e vdekjeprurëse? Pra, për së fundit herë merre guximin e së bashku t'i lutemi Europës dhe Amerikës, se po s'u hapën dosjet dhe po s'u dënuan kriminelët e komunizmit të vjetër e të ri, Shqipëria nuk ka rehabilitim.

Taku ti e di se edhe ligjet e miratuara, janë vetëm në shërbim të përjetësimit të pushtetit politik e ekonomik të neokomunistëve. Shih me kujdes ligjin Nr. 7501 e deri te gjithë legjislacioni i periudhës postkomuniste. Pronarët kanë 10-15 vjet nëpër gjyqe dhe ende nuk po i mbyllin, sepse për këtë qëllim janë ndërtuar të tilla ligje. I shkreti Sollaku, u bëri akuzë të rëndë politike kur tha:- "Krimi është pasojë dhe shkaku është politika juaj, zotërinj politikanë, ligjet tuaja"! Mendo, i paska vrarë në sedër!

Spartak, shumë themi ne, po kush na dëgjon? Sikur të lodha dhe ty, por plasa kur dëgjoj Tos Lubonjën që seç dërdëllit nëpër ekrane, më vjen keq se nuk ngre zërin të kërkojë dënimin e krimit! Taku le të mblidhemi bashkë dhe më parë të kërkojmë hapjen e dosjeve, të dimë kush jemi, se po na akuzojnë padrejtësisht për spiunë, pederastë, kriminelë e ku ta di unë. Po na katandisin si Ahmetin e shkretë, të cilin në Spaç, i futën në banjë atë putanën, gej pasiv, dhe e dënuan për pederast. I shkreti Ahmet Bej qante dhe betohej se nuk ishte i tillë. U betua e u betua, por nuk e besoi askush, derisa vdiq nga marazi.

O Zot na ruaj se s'dinë ç'bëjnë, s'dinë ku venë!

Spartak edhe një herë, kujdes për sa të thashë. Le të mundohemi të ndihmojmë sadopak njëri-tjetrin.

Ju uroj suksese në karrierën tuaj politiko-shoqërore dhe ekonomike!



## MJAFT MË ME PERDE TË HEKURTA NDARJESH

I drejtohem të gjithë përfaqësuesve të ambasadave dhe ekspertëve evropianë, duke ju kërkuar të drejtën tonë të ligjshme për të jetuar të lirë dhe jo akoma të burgosur në perden e hekurt të vënë po nga kjo Europë, qysh kur na diktoi komunizmin dhe na la si një kopësht zoologjik, ku dërgonte grupet e marksist-leninistëve të na shikonin jetën tonë të zezë dhe të Perdes së Hekurt.

I kërkojmë kësaj Europe të na lërë të lirë dhe jo akoma në duart e bandave, trafiqeve dhe përfaqësive, ku, për të marrë një vizë, duhet lënë peng jeta, ose jemi të detyruar të futemi në labirintet e këtyre trafikantëve, të cilët po vazhdojnë të trafikojnë mishin e bardhë të kombit tim dhe jetë njerëzish për të fituar milionat dhe miliardat e mallkuara.

Zotërinj, ju e dini mirë kohën e mbretit Zog. Ne shqiptarët qemë që vulosnim pasaportën në port dhe shëtisnim gjithë botën, kurse sot, për të marrë një vizë për në Itali, Greqi, apo kudoqoftë ballafaqohemi me ndyrësirat e një dosjeje për të marrë një vizë, e cila brenda kërkon : Kush je? Nga je? Çfarë pasurie ke? Sa pasuri ke? Duhen 5 milion lekë garanci, certifikatë, se nuk mjafton pasaporta, sa e ke pensionin, rrogën, vdekjen

dhe varrin?

Zotërinj, deri kur do të eksperimentoni me jetët tona, kur nga Italia dhe Greqia fqinje vijnë spekulantë, hajdutë, kriminelë, pedofilë dhe gjithfarë perversësh dhe s'i kontrollon njeri, por i fusin me respekt dhe dashuri. Kur qytetarët e lirë dhe të ndershëm të atdheut tim nuk lejohen të lëvizin të lirë në Europën tuaj, të cilën po e ktheni në tokë të paarritshme për ne, që jemi një nga kombet më të vjetra të Europës. Por ju, për të kënaqur fqinjët, na ndatë në katër pjesë dhe sot nuk po na lini të lëvizim të lirë. Ju që propagandoni me të madhe të drejtat dhe liritë e njeriut, ju që 50 vjet na dhuruat vdekjen dhe terrorin me sllavo-komunistët; ju që këto 13 vite të demokracisë apo të kapitalizmit europiano-komunist, bashkë me shërbëtorët e trashëguar nga komunizmi, në bazë të ligjit antikombëtar 7501, me të cilin i dhatë shërbëtorëve pronat tona dhe na latë pa pasuri dhe pa atdhe.

Ju që na futët gjithë trafiqet dhe perversitetin tuaj të trashëguar; ju që na mbajtët sehir 50 vjet, kur ne na vriste dhe burgoste komunizmi dhe sot bëni veshin të shurdhër për të na integruar në jetë

Ndoshta doni të na degradoni apo të na zhdukni. Por jo zotërinj, ne do të mbijetojmë, por turpi do të jetë i juaji, që po dënoni dhe vrisni akoma djemtë dhe vajzat tona me çmendurinë tuaj të biznesit të vizave.

Si ka mundësi që paguhen një muaj, apo dy muaj pension për një intervistë dhe me qindra qytetarë dergjen në rradhët tuaja dhe nuk u jepen vizat, por u mbajnë paratë. Mos vallë kjo nuk është një vjedhje e hapur? Përse e bëni? Deri kur do të vazhdojë ky kolonizim i paskrupullt dhe mizor? Na lini të qetë, na lini të jetojmë në atdheun tonë dhe të lëvizim të lirë si gjithë bota. Boll na mashtruat me integrimin europian! Ne jemi europianë, mjafon të shikoni hartën dhe historinë. Deri kur do të jemi skllevër



të biznesit tuaj të vizave? Nuk e kuptoni se duke lëvizur lirisht nuk do të ketë trafiqe qeniesh njerëzore, narkotikë, drogë dhe trafiqe të çdo ngjyre, që mbushin xhepat tuaj, duke shkatërruar jetët tona?! Deri kur do të jemi ne kaviet e fitimit tuaj? Boll, boll, se u lodhëm dhe ju u bëtë turpi i botës.

Ne me të vërtetë jemi viktimat dhe kufomat e dala nga deti, por ju jeni kriminelë bashkë me bashkëpunëtorët tuaj në atdheun tim.

## REVOLTA E SHPIRTIT

U lidha me mjerimin që në moshë 5 vjeçare, kur pashë duke i vënë hekurat babait tim në fushë, gjithë djersë tek po korrte misrin për bukë: " Në emër të popullit je i arrestuar!".

S'e harroj kurrë, kur e tërhoqa babanë dhe një polic. Kalo quhej polici dhe ishte nga Ballshi. Më gjuajti me shkop tek dora ime e vogël, dhe më plagosi zemrën me fjalët " Këlysh armiku".

Nuk do flas për peripecitë e jetës sime dhe burgun familjar, internimet që bëhen 76 vjet, por do të ulërij se ç'po ndodh sot me këtë popull, që në emër të tij janë dhënë dhe po jepen qindra mijëra jetë.

I vetmi popull pa elitë intelektuale që s'mund të thotë fjalën e vet, por që në emër të tij flasin vetëm zvarranikë të çdo lloj pushteti. Nga fillimi si komb deri sot që unë mbush 70 vjeç dhe Atdheu me flamurin 100 vjeç, nuk ka komb në botë që mos të ketë institucione të pavarura dhe të ndërtojë shtetin ligjor.

Satani Hoxha na la pa liri, pa prona, pa besim fetar i cili na drejtonte drejt një morali të shëndoshë, dhe e donim njëri-tjetrin, kurse sot me keqardhje shoh se



demagogjia, hipokrizia bashkë me servilizmin, përbëjnë ndërtimin e një shteti. O Zot më fal, po si e duron që udhëheqësit e partive dhe të shtetit në çdo festë fetare hyjnë kush e kush më parë te tempulli yt. Po qe se hyjnë për pendesë më dëno. Por çfarë pendese do bëjnë tek Janullatosi, i cili kërkon Vorio Epirin? Çfarë pendese do të kenë, kur vjedhin dhe abuzojnë me pasurinë kombëtare dhe pronën private? Çfarë pendese do të kenë kur tokat e shqiptarëve jua japin refugjatëve grekë?

Çfarë pendese do të të japin o Zot, kur akoma mbrojnë me fanatizëm ligjin 7501, i cili është një ligj antikombëtar? Kemi 22 vjet "dekomunizëm" dhe janë vrarë për pronën, moralin, gjakmarrjen dhe depresionin nga varfëria mbi 50.000 shqiptarë, për të cilët as edhe një nuk e ngre zërin dhe të thotë mjaft! Çfarë pendese kanë kur janë bërë 22 vjet, dhe nuk duan të ndërtojmë shtetin ligjor? Të gjitha këto o Zot dhe ti o popull, bëhen në emër të përjetësimit të pushtetit nga komunistët dhe për çudi Europa dhe Amerika bëjnë sehir duke ngrënë dreka dhe darka mbi vuajtjet, invalidët, handikapatët në shtim, lypsat që kanë pushtuar çdo rrugë e rrugicë duke shtrirë dorën për një copë bukë, të cilën as populli s`ua jep dot, as Europa dhe as Amerika.

Zotërinj ambasadorë e politikanë, misionerë të deokomunizmit! Keni lexuar ndonjëherë në shtypin tonë, se komisioni i kontrollit të lartë të shtetit të ketë bërë bilancin apo kontrollin e financave të partive, sidomos dy kryesoreve, qoftë dhe një herë të vetme për 22 vjet? Zotërinj politikanë, 22 vjet, nuk janë pak për të ndërtuar një shtet ligjor, ju përse nuk e ndërtoni?

- Apo doni të hiqni "imunitetin"? Shumë qesharake.
- Ju imunitet keni "Katovicën me pikat e saj", keni " fjalimin e ideologut dhe personifikimin e së keqes së këtij vendi, të Ramiz Alisë para byrosë politike me shtatë pika

ogurzeza ku ju lejon juve të vidhni, të digjni hipoteka e dokumenta, të vrisni e të ndërtoni këtë katrahurë institucionale dhe pasigurie për jetën e shqiptarit të thjeshtë.

Zotërinj ambasadorë! Kurrë mos mendoni se shqiptarët nuk ndërtojnë "shtet". Sepse gjatë 100 vjetëve të formimit të tij, mbreti Zog ndërtoi shtetin ligjor, kurse këta nuk duan ta ndërtojnë. Arsyeja: Duan me ndihmën e zotërisë suaj të përjetësojnë pushtetin deokomunist si bluja dhe roza.

Zotërinj! Këta janë misionarë më të devotshëm të Alive dhe Hoxhëve. I keni dëgjuar ndonjëherë të shajnë njëri-tjetrin si misionarë dhe të vendosin ligje për të drejtën dhe lirinë e individit, por vetëm ligje si ai i tokës, si ai i Kodit penal, që natën ideologët e komunizmit hoqën deputetët nga zgjedhja e popullit dhe tani i zgjedh partia. Ndryshuan dhe zgjedhjen e presidentit, tani e zgjedh partia, të gjitha institucionet i zgjedh partia.

Si ka mundësi zotërinj ambasadorë, që kaq nuk kuptoni ju, që ne u tretëm, lamë jetën dhe kaluam një skëterrë jo pak, por 50 vjet me Hoxhën, kurse këta 22 vjet e patëm shpresën tek ajo thirrje, dhe ai zë i Amerikës që e dëgjonim me terror në zemër dhe u mbushën burgjet ferr me jetët tona për liri e demokraci.

O Zot në fund të kësaj jete si 70 vjeç, të lutem mëshiroi dhe jepu dhe pak mend politikanëve tanë, ambasadorëve, misionerëve të demokracisë, shoqatave të shoqërisë, intelektualëve dhe brezave të shqiptarëve të mendojnë për Atdheun e tyre, dhe jo për pushtetin e interesave klanore.

Zoti mëshiroftë misionarët dhe shpëtoftë Shqipërinë!

Atdheu im ka djem dhe burra që do ta shpëtojnë nga amullia, anarkia, krimi dhe mjerimi i tejskajshëm.

15gusht 2012



## THIRRJA E FUNDIT

Vëllezër të dhimbjes dhe torturave prej komunizmit!

- Ngjarjet e fundit me të cilat po përballet shoqata e të burgosurve politikë dhe mbarë shoqëria shqiptare, mbetur ende peng i politikës përçarëse të qeverisë në fuqi dhe emisarëve të tyre të paskrupullt, më kanë zhgënjyer dhe dëshpëruar shumë. Duke mos dashur të qëndroj edhe unë i mënjanuar, ashtu siç bëjnë disa nga bashkëvuajtësit tanë, dëshiroj t'ju drejtohem edhe një herë juve, me fuqinë e shpirtit dhe ndërgjegjes sime të pastër.

A doni të vëmë dinjitetin në vend?

A doni të mos tallet më komunizmi me jetën tonë?

A doni të ardhmen e fëmijëve tuaj?

A doni dëmshpërblimin e mohuar?

A doni Atdheun dhe pronat tuaja?

A mendoni si jetuam dhe si vazhdojmë të jetojmë?

A mos vallë do t'i lëmë hajdutët dhe kriminelët komunistë të nëpërkëmbin gjakun që derdhëm dhe të na vjedhin identitetin?

A mos vallë na ka përçarë dhe mposhtur aq shumë komunizmi me agjentët e vet, saqë të përulemi para pinjollëve të tij që po vazhdojnë të përvetësojnë pushtetin e kuq në sytë tanë?

Edhe një herë ju bëj thirrje:

- Të bashkohemi në emër të atyre që lanë jetën në telat me gjemba të burgjeve, të atyre që u vranë në lule të rinisë, nën moton : " Të rrojë Shqipëria e lirë"!

Ju thërras nga thellësia e shpirtit:- Të bashkohemi si vëllezër të një gjaku sepse të përçarë bëhemi skllevër e përjetësojmë pushtetin komunist.

Ju bëj thirrje për të fundit herë që t'u themi pinjollëve të turpit të kombit: "Ne jemi gjallë, i duam të drejtat tona, do t'i kërkojmë dhe do t'i mbrojmë gjer në vdekje"!



## EDHE NJË LETËR NGA EMIGRIMI

Dilë e dashur! Po të shkruaj pak lirë, por jo ashtu si vlon dëshira në shpirtin dhe në zemrën time. Nuk të mëshiroj, por të adhuroj si një shok të vërtetë. Kur u njohëm, ndoshta ma quajte profetizim ligjëratën time, por sot jam më i bindur se kurrë, se kam folur atë, që më diktoi në ato momente Zoti i madh dhe i vërtetë. Shpirti im, atë që ti dhe shumë të tjerë po e shihni me sytë tuaj sot dhe do bindeni akoma më tepër në të ardhmen. Unë që pesë vjeç e mbajta peshën dhe egërsinë e paskrupullt të këtij sistemi, kur më morën atë që më lindi nga dora ime e vogël dhe unë me forcën time foshnjore përpiqesha ta ndaloja. Provova godjtjen e parë me shkop nga ata që ma morën; çuditërisht ky shkop vazhdoi të më godiste gjatë gjithë jetës sime, prandaj kur u takuam për herë të parë t'i thashë të gjitha, sepse nuk doja që fati im t'i imponohej një tjetri për hir të një bashkimi familjar. Ashtu ndodhi. Të katërmbëdhjetë vjetët e burgut, ti për mua ishe një torturë e veçantë dhe sot po e përjetoj më shumë se kurrë mungesën tënde.. Më beso se jetoj ditët më të zeza të jetës sime. Kjo botë padyshim përrallore, me ndërtime marramendëse dhe baçe plot gjelbërim e lule, ku çdo njeri i gëzohet pasurisë së vet dhe padyshim është bota ku ne kemi hedhur vështrimin e kahershëm, nuk

është asgjë përballë teje. Këtu çdo çast të jetës mendoj dhe torturohem vetëm për një gjë, që është qetësia e fundit e jetës sime, bashkimi me ty.

Mos mendo kurrë se mund të më tërheqë pamja dhe bukuria e kësaj jete. I afrohem për të parë se deri ku shkon raca njerëzore, por të kujtoj ty dhe zemra në moment vjen atje.

Kam nxjerrë përfundimin se këtu nuk mund të jetojmë familjarisht. Këtë pak jetë që na ka mbetur unë mendoj që ta kalojmë aty, ku do të ndiejmë çlodhje dhe atë kënaqësi që këtu nuk e gjen. Këtu ndryshon kafeja, ndryshon uji, për të mos folur më për të tjerat. Megjithatë unë jam dakort të vish dhe ti ta shohësh dhe ta gjykojmë së bashku.

Qoftë mallkuar kush na detyroi të ndahemi dhe të lëmë jetën e falur nga Zoti me lotë, dhimbje e brenga. Të vetmet gjëra që më ngushëllojnë, dhe që nuk i mposhti as komunizmi me egërsinë e vet, janë malli dhe dhembja për ty dhe vajzën. Po qe se t'u mbaruan forcat për t'u kujdesur për Belinën, unë fluturova për atje në çdo minutë të natës apo të ditës. Shpreh bindjen se shumë shpejt do të bashkohem me ju.

Bela e babit të dua të pastër, dhe të dlirë ashtu sikurse deri tani! Mos u nda nga anglishtja, përvetësoje dhe do të bindesh shumë shpejt se do të jesh zonjë e vetes sate.

Ju përqafoj me mall! Të gjithëve të fala e përqafime!

Viagrande, më 25. 06. 1991



## EUROPA T'I LËRË TË LIRË SHQIPARËT (ESSE)

Pas tragjedisë së 9 Janarit në detin Jon, ku humbën jetën 21 njerëz dhe disa të tjerë janë të zhdukur, shoqata e ish të përndjekurve politikë është prononcuar përmes një deklarate për shtyp, se duhet kërkuar liberalizimi i procedurave për dhënien e vizave për shtetasit shqiptarë.

" U drejtohemi të gjithë përfaqësive të gjithë ambasadave dhe ekspertëve europianë, duke u kërkuar të drejtën tonë të ligjshme për të jetuar të lirë dhe jo më të burgosur brenda perdes së hekurt të vënë po nga kjo Europë qysh kur na diktoi komunizmin dhe na la si një kopësht zoologjik. Vizitorët e vetëm të këtij kopshi ishin të dërguarit e grupeve marksiste-leniniste, ata që sillte Europa të shihnin gjendjen tonë të zezë brenda perdes së hekurt. I themi Europës: - Mjaft më me eksperimente komuniste dhe i kërkojmë të na lërë të lirë dhe jo në duart e bandave, trafiqeve dhe përfaqësive, ku për të marrë një vizë duhet të lëmë në peng jetën, ose jemi të detyruar të hyjmë në labirintet e trafikantëve, të cilët vazhdojnë të trafikojnë, përveç mishit të bardhë, edhe jetët e njerëzve tanë, për të fituar milionat dhe miliardat e tyre të mallkuara.

Në kohën e mbretit Zog, shqiptarët vetëm vulosnin

pasaportën në port dhe shëtisnin gjithë botën, kurse tani për të marrë një vizë për Greqi, Itali apo për në çdo shtet tjetër, përballemi me procedura të shumta, brenda të cilave ka pyetje të tilla si: Kush je, nga je, çfarë pasurie ke etj.

Duhen pesë milionë lekë garanci dhe certifikata, se nuk mjafton pasaporta! Pyesin për rrogën, pensionin, vdekjen dhe varrin. Deri kur do të eksperimentohet me jetën e shqiptarëve, kur shtetasit e huaj spekulantë, hajdutë apo kriminelë qofshin nuk i kontrollon njeri, por i fusim me respekt e dashuri në vendin tonë? Vallë kur qytetarët e thjeshtë e të ndershëm të atdheut tonë do të lejohen të lëvizin të lirë ne Europën që po bëhet gjithnjë më e largët për Shqipërinë, një nga vendet më të vjetra europiane?!

Ju lutem mos na lini të presim! Europë jemi dhe ne!



## NJË ISH I BURGOSUR I SPAÇIT - BERISHËS - DO TË TA BËJNË GJYQIN NJË DITË

Unë nuk jam nga ata që të besuan. Kur kam dalë nga skëterra e kampeve dhe burgjeve komuniste u zhgënjeva që në fillim. Se si më dukej ajo "demokraci" e startuar "nën udhëheqjen" e një komunisti fanatik. Kur ti vije në grevën e vitit 1991 i ulje sytë përtokë kur unë të tregoja tmerret e komunizmit. Qysh atëherë ti më bëre të dyshoj. Por kur lexova Katovicën dhe fjalën e Ramiz Alisë në byro më 1989 u binda plotësisht. U binda se ishe një nga satanët që komunizmi po na linte prapa. E ndjeva në shpirt thikën kur na bëre "bashkëfajtorë" kur ne ishim viktimat; ti dhe lajkat e tua më tronditën në funeralin e O. Kazazit, donit të na i merrnit edhe si kufomë, a thua se unë, si bashkëvuajtës i tij dhe si nënkryetar i shoqatës së tij, ishim keq për lajkat e tua.

- O Zot, - mendova, - edhe kufomat do t'i përdorin këta kafshë për t'u thënë njerëzve se "ne jemi demokracia"?

Kisha dëgjuar prej atëherë për mjekun dhe sekretarin S. Berisha atë historinë që vetëm se padashje dikush mbështolli bukën me Z.P. e bëri "problem partie". Por nuk mendova se kaq gjatë e kaq shumë vite do kishe guximin (ose çmendurinë) të quheshe "demokrat". E nise si "lider i opozitës". Pyesja veten asokohe, e pyes edhe tani: I kujt opozite? Ti misionar i suksesshëm i komunizmit,

bëre një punë që nuk do ta bënte dot as Ramiz Alia me gjithë Byronë e tij; nuk le të djathtë shqi-ptare që nga partitë e shoqatat pa e shënjestruar e pa i futur në prehër përçarjen. Një pjellë e Katovicës je! U tha atje: "Shaj komunizmin në themel e në çati, vetëm në krye të jemi ne komunistët që të kontrollojmë çdo grupim" - dhe ti e mësove shpejt mësimin; po aq shpejt sa mësoje përmendësh paragrafët e librave të diktatorit. Misionin më të vështirë, më të ndyrë dhe më kriminal ty ta ngarkuan. Dhe vijoj pyes veten: Ku janë ata që hynë në politikë asokohe për një demokraci të vërtetë? Pse ende sot ky dreq "demokrat i djathtë" mbron ligjin 7501 me kaq forcë duke trumbetuar se po u dhanë pronat do bëhet luftë? Por ty vetëm ajo karrike e gjakosur pushteti të intereson. Nuk e harroj dot kurrë si munde të rizgjedhësh veten president ato ditë të tmerrshme të '97-ës, ndërkohë që jashtë anarkia (që ti kishe detyrën ta shmangie) vriste djem e vajza shqiptare. Me servilët dhe shërbëtorët e tu nuk munde të bëje dot asgjë më tepër se të nxisje vëllavrasjen. Ti je bashkëfajtor për krimet e '97-'98-s, ti duhet të kishe shkuar me kohë të jepje llogari për 7000 jetët e shuara shqiptare, e jo më të merrje të tjera. Por ky popull ndihet kaq i lodhur nga ty, nga byroistët dhe KQ-rat, nga sekretarët e "pamposhtur" të partisë; nuk e meritonte këtë mënxyrë ky popull i urtë, por nuk e di nga e gjete ti këtë urrejtje dhe na e zbrite mes nesh nga ato male e pyje ku u rrite.

Eh, sa herë është dashur të të themi "ndal" përgjatë këtyre viteve: ndal more se po vriten djemtë e Shqipërisë, ndal se po digjen fabrika e uzina të bëra me gjakun tonë; ndal more se ky popull nuk të do se je i ligë, e provove që më '94 kur dole në qytet, fshat e lagje dhe more 24% për kushtetutën tënde, e provove dhe e riprovove sa herë të pushkatoi vetë populli politikisht me votën e tij. Por ti



vazhdon me dhunën dhe prepotencën e një komunisti; rrahe pronarët, të burgosurit dhe të persekutuarit i gjakose, por më e tmerrshmja: i ndave, u fute grindjen me vetëdije, na ke bërë 4 shoqata, Ballin Kombëtar, 3 Parti Legaliteti, 2 Parti dhe 5 copa partie nga "nëna" Parti Demokratrike. Sot gjen ende guxim të flasësh në emrin e ëndrrës sonë, trumbeton se përfaqëson shpresën tonë, por kurrë nuk të beson askush, edhe nëse dikush të thotë ndryshe, thjesht do të përfitojë diçka nga babëzia jote perverse për pushtet. Ulërimat e tua le të trembin ata që tremben, por ata që kanë dy pare mend e dinë shumë mirë se kush është misioni yt dhe i atyre si ty: të vijoni ta lini Shqipërinë dhe politikën e saj pa të djathtë. Por në natën e zezë si vetë misioni juaj, putheni dhe ndukeni nga hareja e fitores mbi mjerimin e një populli të sfilitur.

Shpesh ndihem keq me veten dhe krahasoj: Babai yt shpirtë-ror na futi në burgje dhe internime por kurrë nuk arriti të na ndajë me njëri-tjetrin. Ne, atje ku ishim bashkë me vdekjen, as spiunin dhe as hajdutin nuk e shanim dot... kurse ti këtë kontigjent na i kundërvure derisa na e nxinë jetën. Disa prej nesh ikën nga sytë këmbët dhe nuk deshën të dinin as për ideal, e as për Atdhe. Një pjesë si unë rezistoi deri më sot edhe pse na e nxive jetën me demo-komunizmin që ndërtove. Të tjerët po digjen të gjallë në rrugë. Përsa i përket grevës, ata burra nuk janë ashtu si i sheh syri yt prej komunisti të vjetër. Ti as e kupton dot si ndihen ata. Ti dhe komunistët e tjerë u morët ëndrrat, rininë, jetën dhe sot u kërkoni të durojnë injorimin tuaj. Ligji, - thua ti, histerik që kalon në agoni kur sadopak ta prekin egon. Cili ligj, po të pyes? Ai ligj që e ndryshoni sa herë ju do qejfi? Po përtej ligjit, çfarë ka o i paudhë? A e ke dëgjuar ndonjëherë fjalën humanizëm ti, o mjeku i partisë?

Ti dhe komunistët e tjerë na dërrmuat se patët në dorë pjesën më të ndyrë të shtresës sonë. Me ta na rrahët, na shatë, na hodhët baltë, por ne nuk na larosi balta e Hoxhës dhe jo më e jotja. Megjithatë ca i vdiqe, po a mendon për brezat që vijnë pas? Do ta bëjnë gjyqin, them unë, e në mos dalshin djem të zotë deri atëherë, atë gjyq do ta bëjë Zoti, i cili i sheh të gjitha. Po ai Zot që më bën sot ta ndiej shumë afër fundin e kësaj tragjedie kombëtare që nisi 22 vjet më parë.



## DERI KUR DO TË KEMI FRIKË NJËRI-TJETRIN?
(Esse)

Një senator i mençur i tha një ditë Brutit:- “Zoti Brut, fajtori nuk është ndër yjet, por midis nesh”. A nuk është edhe një paralajmërim politikanëve dhe pushtetarëve tanë, që në vendin tonë me njerëz aq të mrekullueshëm dhe trima duhet të ndërtohet ligji dhe vetëm ligji! Duke u respektuar ligji si bazë e pushtetit në të gjitha demokracitë e botës ku jetojmë ne, nuk do kemi frikë më nga njëri-tjetri. Akoma do vazhdojmë me antiligjin, me mosndëshkueshmërinë, nga frika se mos lëndojmë misionarët e Katovicës dhe farefisin, lëre pastaj xhindallakët e tërbuar të partive që janë mbështetës dhe mbrojtës të këtyre interesave meskine, dhe prej këtyre mos të ndërtojmë pushtetin ligjor dhe demokracinë në vend? Nuk duhet të harrojmë historinë, ku në të tria perandoritë që në kanë shkelur, kemi pasur burra të mençur që nuk i janë tutur vdekjes për të kundërshtuar padrejtësinë dhe poshtërsinë që i është bërë këtij vendi dhe këtij populli. Kundër kujt i vringëlluan armët Genti dhe Teuta? Po Skënderbeu kundër kujt? Po Naimi, Samiu, Avdyli, Mjeda, Fishta dhe gjithë rilindasit tanë, ku ligjëruan dhe luftuan? Dhe si rezultat i kësaj lufte Ismail Qemali krijoi shtetin e parë shqiptar. Sa vetave iu pre koka për mosbindje dhe sot kemi alfabetin dhe shqipen tonë dy krenare. Patëm dhe mbretin Zog. Sa ligjëruan në kuvendin e parlamentit shqiptar, të tillë si

Fan Noli, Gurakuqi, A. Rustemi e shumë e shumë të tjerë deri sa vunë shtetin ligjor shqiptar?

Mos mendoni zotërinj politikanë se do të talleni me demokracinë pa ju hyrë gjemb në këmbë? OSBE, SHBA dhe gjithë bota do të mund të shkojnë me mendjen tuaj të sëmurë nga udhëzimet e të parëve tuaj? Si do ju pranojë Europa në gjirin e saj me gjithë këtë sherr midis jush, dhe pa kthyer pronën tek i zoti? Lozët 23 vjet, deri kur më? Mos mendoni se durimi s'do të ketë limit dhe demokracia s'do të vihet në këtë vend? Këtu ka burra heronj dhe gra heroina, të cilët kanë dhënë jetën. Vallë 23 vjet njëçerek shekulli s'ju mjaftoi të mashtroni, gënjeni dhe të shtyni jetën me lojën e kungulleshkave? Ndërsa ditën shaheni me rrënjë e degë dhe natën vendosni simbas porosive të të vdekurve tuaj.

Na morën jetën të parët tuaj, na vranë, na internuan, na burgosën në kampe shfarosëse, ndërsa ne nuk u lodhëm. Asnjë pështymë hetuesve kriminelë, që vepronin kundër ligjit me tortura çnjerëzore fizike e psikologjike, dhe asnjëri me urdhër të partisë nuk kërkoi të paktën falje? Deri kur do të talleni me moszbatimin e ligjeve që keni vendosur ju vetë?

Një herë i vendosni, pastaj amendamentet. Pas amendamentit i ndryshoni me vendim të Këshillit të Ministrave ato që vendosni në parlament.

Ku është seriozitеti dhe sinqeriteti ndaj vetes tuaj dhe dinjitetit tuaj, Shqipërisë, atdheut tuaj?

Zotërinj politikanë, miliarderë! Si nuk ju vjen turp që keni 23 vjet që na keni nxjerrë nga burgu dhe nuk merrni mundimin të na nxirrni një pension sa të kriminelëve të popullit tonë, të cilët në emër të popullit arrestonin, na nxinë jetën nëpër internime, na lanë pa shkollë, pa familje e pa fëmijë, na lanë të huaj në atdheun tonë që kemi derdhur aq gjak. Deri kur do të vazhdoni kështu? A do flasim një herë si vëllezër me njëri-tjetrin? Mos vallë



dyshoni se s'jemi shqiptarë?

Për çfarë vëllazërie flisni ju me fqinjët tanë?

Kush jeni ju që nuk kërkoni falje për të parët tuaj dhe po vazhdoni rrugën e tyre pa pasur frikë nga ligji dhe gjyqtari?

Mendoni se do vazhdojë kështu? E gjithë lindja po futet në Europë, po ju ç'do bëni? Do shkoni në Kinë, Rusi apo tek Fidel Kastro në Kubë, ku çuan fëmijët e zonjës Hoxha, për t'i mbrojtur nga armiku i brendshëm?

O turp, O Zot na ndihmo! Jepu mend atyre që dalin nga populli të punojnë për ligjet dhe jo për Katovicën. Ato që dini ju, bota i di dhe po tallet me ju. I vini gishtin kokës. Në i doni jetët tona, për hir të së mirës së kombit dhe popullit, na i merrni dhe ne të 2.000-ve që jemi gjallë, por ju të punoni për të mirën e popullit tuaj.

E kuptoni vëllezër të një gjaku, se jeni pjellë e këtij populli, dhe ky popull ju njeh mirë se kush jeni. E keni historinë tuaj brenda nesh, prandaj vini shtetin ligjor. Po qe se dikush nga shtresa ime e persekutuar nga ju këto 23 vjet ka shkelur ligjin merreni dhe vëreni para drejtësisë, fillojeni zbatimin e ligjit nga ne. Po deshi Atdheu merrnani dhe këto ditë me sëmundje, dhimbje dhe lëngim.

S'durojmë dot më se nuk kemi të paguajmë operacionet dhe mjekimet. Na ndihmoni të paktën si ua bëtë të parëve tanë që i pushkatuat dhe ata që ngelën vdiqën në internime duke mallkuar tokën mëmë që i lindi dhe i rriti.

Bëni kaq se na shkurtoni lëngimin. Naimi thotë:

-"Njeriu ç'të ketë bërë
Do ta lajë në jetë të tërë
Mos i biri, mos e bija
Nuk e lë bosh Perëndia."

Në fund të flasim dhe të gjykojmë si vëllezër, sadopak të ndihmojmë njëri-tjetrin. Nëqoftëse do besonim në historinë, duhet të punoni mbarë, nëse jo……?

- Po ju lë demokracinë, ligjet e saj dhe Perëndinë!

## NE BIJTË E VUAJTJES DUHET TË BASHKOHEMI!
*(Nga fjala e mbajtur në një tubim)*

Vëllezër të dashur dhe motra të vuajtura e të sakrifikuara nga trashëgimia e mentalitetit shqiptar. Erdha këtu se mora vesh se Kurbini antikomunist, Kurbini që ka pasur djem e vajza të mrekullueshme nëpër burgje, mori një inisiativë që më lëndoi zemrën, që më nxiti të vij i ftuar dhe i paftuar, të vij të bisedoj pa u lodhur me ju. Përpara se të fillonim dëgjova një zotëri të thoshte: "Enver Hoxha na ka mësuar të flasim shumë mirë gjuhën shqipe". Vërej me keqardhje, vëllezër e motra, se ai ka futur keq indoktrinimin komunist te vuajtjet tona, te gjaku ynë. O sa dhimbje, shumë dhimbje, më e madhe se ajo që na diktoi komunizmi nëpër burgje, më e madhe nga ajo që na vrau baballarët, vëllezërit e motrat tona. Një dhimbje shumë e madhe. Ç`na duhen ne pazaret e ndyra politike?! Ne si shqiptarë të vuajtur në burgjet e komunizmit jemi vetë politika, por nuk duhet kurrsesi të merremi me politikën e ndyrë të këtyre 10 vjetëve, që na përçau me babanë, vëllanë e motrën, na futi zjarrin në vatrat tona familjare dhe nuk e dimë se ku të qëllojmë me mendimin tonë të drejtë: tek motra, vëllai apo tek babai? Këta të pafytyrë arritën deri aty sa me politikën e tyre të ndyrë të na neverisin edhe atë ideal të pastër për të luftuar, e po qe nevoja edhe për të vdekur për Kosovën, që është degë



e trungut shqiptar. Vaj medet se ç`kanë punuar këta tek familjet tona! Përse nuk flasin këta politikanë për 30-40 mijë vajza shqiptare që kanë mbushur rrugët e Europës dhe të mbarë botës në tregtinë e mishit të bardhë? Nuk flasin për rininë tonë që e kanë lënë rrugëve, duke e shfrytëzuar nga doket dhe zakonet tona. Përse vallë, përse? Se na duan të përçarë.

O Tom dhe Gjergj, unë nuk e quaj të përçarë shoqatën, ndaj ju flas të gjithëve si vëllezër, shoqata është një. Shoqata është po ajo e vitit 1991 të cilën Luigji e krijoi në qytetin e Kavajës me të ndjerin Osman Kazazi, është po ajo shoqatë që pati dhe vazhdon të ketë papajtueshmëri me komunizmin dhe kthimin në vend të dinjitetit të të burgosurve dhe të internuarve politikë. A e kuptoni se ku po jetojmë vëllezër? Po jetojmë në një politikë të ndyrë. Socialistët thonë se mbrojmë sistemin social dhe nga ana tjetër janë miliarderë. Vëllezër e motra, ata lozin me jetën tonë, dhe nuk denjojnë të na japin as pasuritë tona që janë të ligjshme. Thonë se demokracia është sistem i të pasurve. Jo! Demokracia është shteti ligjor i së drejtës së pakicës dhe të individit, por këta duan ta shndërrojnë me intrigën e tyre politike që ne të humbim mendjen e të themi:

- "Ja këta po flasin për shtetin tonë, për shtetin e të vuajturve, për shtetin e pronarëve, për shtetin e të pasurve". Ndërkaq këta po na kthejnë në proletarë po tokë, pa atdhe. Unë që isha çifligar i Mallakastrës me 10.000 mijë rrënjë ullinj, 400 hektar tokë, 200 hektar pyje dhe kullota, sot jam një proletar në mes të Durrësit që diskutoj bukën e përditshme, pavarësisht se bëj pjesë në fisnikërinë shqiptare, sikurse shumica prej jush. Burra të Kurbinit që jeni mbledhur këtu me besa-besë për një qëllim kaq fisnik, hajdeni pra të bashkojmë shoqatën se shpirtërisht, mendërisht, vuajtërisht jemi të gjithë të

bashkuar!

Ç'janë këto dogma?! Ne themi se jemi një shoqatë pluraliste, e pavarur nga partitë politike dhe këtë e kemi të shkruar në statutin e vitit 1991. Çuditërisht propagandohet se në shoqatë kemi antikomunistë, demokratë, socialistë dhe ballistë. Këta janë pjesë të partive dhe jo të shoqatës. Ç'na duhen neve partitë politike? Hajdeni vëllezër të bashkohemi dhe të jemi një zë i vetëm në realizimin e kërkesave tona të drejta! Ju betohem me nderin e jetës sime këto dhjetë vjet kanë qenë një kandar i saktë, ku u peshuam dhe ne si shtresë. Fatos Nano është shprehur:- "E kemi frikë shtresën tuaj". Pra, kur përbindëshi komunist thotë se na ka frikë, unë ju bëj thirrje me zërin e zemrës, juve vëllezërve të mi. Me shumicën tuaj kam qenë burgjeve dhe kampeve të vdekjes, dhe jeni djem të mrekullueshëm, ta bashkojmë shoqatën se ky bashkim do të jetë vdekja e fundit e komunizmit. Në të kundërt ma bëni varrin me duart tuaja dhe më varrosni këtu në Kurbin, se nuk e dua më jetën!

Unë erdha këtu që t'ju betohem për një gjë; shndërrimi i disa prej nesh në interesaxhinj meskinë për të rregulluar vilat, për të mbushur xhepat me dollarë, na e prishën imazhin e fisnikërisë dhe të qëllimit tonë final për të shporrur komunizmin nga Shqipëria. Edhe një deputet i Partisë Demokratike është shprehur "Fajin e patët ju dhe ne".

- Unë nuk do të isha dakort me këtë mendim vëllezër, se nuk kemi faj, ne jemi viktima, por ka edhe më viktima se ne; janë ato viktima që u tallën në politikë dhjetë vjet dhe i shërbyen me dashje apo pa dashje, sipas zotit Gjetë, atyre që ende po na bien në qafë dhe duan të na shohin të përçarë. Unë them se kur të dalim nga kjo sallë, atyre që nuk janë këtu dhe mund të jenë viktimat e kësaj politike të ndyrë, t'u japim dorën se janë gjaku dhe prejardhja e



kësaj shtrese dhe t'u themi: -"Hajdeni këtu se s'keni vend tjetër!

Ju lutem dhe njëherë dilni me një deklaratë të përbashkët, ku t'u bëhet thirrje Vlorës, Shkodrës e të gjithë qyteteve me rradhë, që të presin delegatët e caktuar nga vetë ju për realizimin e kësaj inisiative të shenjtë. Dhe këtë shenjtëri, ju lutem për hir të vuajtjeve tuaja, asnjeri mos të ketë guxim ta pengojë e për më pak ta ndalojë, vetëm ta lustrojë, ta zbukurojë që të triumfojë kështu si duhet. Duke ju uruar familjarisht të gjithëve juve që më ftuat, këtu më solli ideja, shpirti dhe zemra e vrarë, falenderoj edhe një herë inisiatorët dhe ju uroj jetë të lumtur familjare dhe sukses në bashkimin e shoqatës!

## NA DUHEN VEPRAT DHE JO FJALËT
(Debat)

Gjithmonë kemi folur dhe do të vazhdojmë të flasim, por nuk duhet të mbështetemi tek fjalët. Sepse fjalët sado të dhembshura dhe të vërteta qofshin nuk bëkan efektin e duhur në gjendjen tonë, në veprat dhe mendimet tona. Sot i bëj pyetje vetes dhe juve këtu në sallë:- Do të kërkojmë të drejtat apo do të vazhdojmë të mashtrohemi, të gënjehemi dhe të jemi mediokër në politikën moderne shqiptare të komunizmit modern?! Unë them se duhet folur, ulëritur çdo ditë në mes të këtyre ujqërve që po e shqyejnë Shqipërinë, në mes të këtyre ujqërve që po bëhen zotër të ligjeve, duke i bërë ato pronë të tyre në shërbim të interesave, në shërbim të përvetësimit të pushtetit, në përvetësim të Shqipërisë!

Unë mendoj të zgjedhim njerëz që mund t'i luftojnë këto dukuri, që ne t'u vemi mbrapa, duke kërkuar të drejtat tona përpara kryeministrisë, presidencës dhe Komunitetit Europian. Në rast të kundërt si këto 15 vjet do të vazhdojë përjetësimi i pushtetit të atyre që e rikonstruktuan dhe janë ende gjallë, pra Alia dhe Hoxha femër.

Mendoj se duhet të kuptohemi drejt si të luftojmë këta përbindësha që nuk lanë të luftohej krimi në Shqipëri. Në këta 15 vjet demokraci nuk ka asnjë dënim politik, asnjë dënim të korrupsionit politik, nuk ka asnjë dënim



të gafave politike, nuk ka asnjë dyshim të vjedhjes së thesarit të shtetit shqiptar, nuk ka asnjë dënim të vjedhjes së pronave dhe abuzimeve shtetërore, nuk ka asnjë dënim të atyre që kanë manipuluar e më pas kanë rikonstruktuar hipoteka hajdute me dokumenta hajdutësh.

Deri kur do të vazhdojë kjo gjendje? Kjo është në dorën tonë vëllezër. Ne jemi më të ndërgjegjshëm se cili është komunizmi. Në rast të kundërt, mallkuar qoftë jeta jonë dhe arsyetimi ynë i ndershëm prej këtyre argumentave që po paraqes sot këtu!

## VËLLEZËR, MOS HARRONI!

(Esse)

Vëllezër të persekutuar! Të çdo kategorie qofshi të burgosur, të internuar apo të pushkatuar politikë, sa shpejt harruat!

- Mos vallë ideali juaj ishte të hidheshit nga një parti në tjetrën sipas orkestrës së Ramiz Alisë? Mos vallë harruat skllavërinë dhe përdhunimet që pësuat ju dhe familjet tuaja dhe jo pak por për 50 vjet?!

Më e tmerrshme ishte përdhunimi dhe vrasja e jetëve tona, shpronësimi i pasurive dhe i shtëpive tona, duke stimuluar dhe perversitetin moral e shpirtëror dhe prostitucionin në familjet tona një jetë të tërë, për të na degjeneruar në fund, si dje në komunizëm dhe sot gjatë këtyre dhjetë vjetëve, që na dhanë zhgënjimin më të madh të jetës tonë skëterrë. Vëllezër të burgosur, mos vallë harruat që nuk shtrinim dorën edhe kur na shpërbënte uria?! Kujt i shtriu dorën Kiço Venediku që vdiq i uritur deri në çmenduri? Kujt i shtriu dorën Xhelal Kapernicka, Sami Dangëllia, Fadil Kokomani, Vangjel Losha, Aleksandër Sokoli ose Osman Kazazi e të tjerë, se këta mbaj mend unë në 15 vjetët e burgimit tim?

Përse vdiqën heronjtë e viteve '45,'89,'90, '97?Kujt dhe çfarë shërbimi i bënë shtresës sonë apo kombit shqiptar?



- Mos vallë jeta e tyre qe e kotë, mos vallë dhe kjo jeta jonë e përdhunuar qe e kotë?

Mos vallë jeta e 60 mijë lavireve nëpër Europë, e 10 mijë djemve të vrarë nga viti 1991-1998 vlente më pak, mos ndoshta ata qenë tifozë të vdekjes apo viktimë e të mirave që gëzojnë agallarët e rinj Ramizistë? Mos vallë hymë në burg, ashtu si na akuzojnë apo shpifin misionarët e komunizmit, për një copë diell, se nuk kishte mish, se donim muzikë moderne të huaj, se bëmë një turp në fshat apo familje?! Mos vallë qemë të gjithë të 16 mijë të burgosurit, thjesht vagabondë të tillë dhe sot po nxjerrin të fshehtën e turpit të jetës sonë? Deri kur kështu, deri kur do t'i bëjmë "hosana baraba" kësaj skëterre që po i krijojmë vetes me pasivitetin, me sharjet e ndërsjellta, me shpifjet e paskrupullta për njëri-tjetrin? Deri kur do të groposim njëri-tjetrin edhe ne që kemi mbetur me valën e e turpit të kësaj politike të mbrapshtë dhjetëvjeçare, e cila s'ka se si të ketë kolonë morali dhe atdhetarizëm?! A jemi ne ata që kanë mbetur nga vëllezërit dhe shokët që unë kisha dëshirë t`ua dëgjoja zërin, të pija një kafe me ta dhe të skalitja në kujtesën time historinë e pastër të atdheut tim të larë me gjak martirësh.

Disa të zhgënjyer i treti dheu, por të tjerët janë ende gjallë. Çfarë po u lënë ata fëmijëve të tyre, urrejtjen kundër njëri-tjetrit, shpifjet, sharjet të cilat po i mbjellin si i kanë mbjellë në dosjet tona të kampeve, të burgjeve dhe internimeve sigurimi i shtetit dhe agjentët e tij, ndoshta dhe disa nga viktimat tona? Deri kur do ta pasurojmë arsenalin e perversitetit dhe shpifjeve 50 vjeçare në adresë të vetvetes? Unë po ulërij dhe bërtas në këtë pyll ujqërish dhe egërsirash të atdheut tim. Të hapen dosjet se nuk qenë të tillë! Ata që qenë të paktë nuk do të punojnë për komunizmin, kur nuk dinë se kush janë, bashkë me misionarët e dhjetë viteve të fundit. I kemi dhe këta

kundër. Mbase nga frika të mjerët. Frigohen se mos ndonjë gazetë tregon firmën e deklaratës së tij dhe kështu vazhdon t'i shërbejë ende krimit.

O Zot, deri kur do të vazhdoni t'i shërbeni turpit! Mjaft për hir të Zotit, se do t'ju mallkojnë edhe brezat që vijnë të cilëve po ju lëmë trashëgimi vjedhjen, vrasjen, prostitucionin, drogën! Unë dua të zgjoj nga gjumi ata që mendërisht dhe moralisht qëndrojnë ende. Çfarë na dhanë partitë këta dhjetë vjet të provës së madhe, veç këtyre që thashë më lart dhe çfarë do të fitojmë në të ardhmen ne dhe fëmijët tanë? Vetëm diskriminimin dhe skllavërinë e turpit më të madh për të gjithë brezat.

A kemi shpëtim? Unë them të mblidhemi të gjithë së bashku dhe t'i themi turpit NDAL. Të mblidhemi dhe të themi fjalën tonë jo mbi bazën e interesit, vetëm se duhet të sigurojmë një copë bukë të turpit, por ashtu si mbanim me shpresë njëri-tjetrin për t'i thënë vdekjes:- JO në telat me gjemba. Edhe sot kemi fuqi t'i themi këtij zhgënjimi dhe turpi:- Ndal dhe të fillojmë nga e para. Më mirë jo nga fillimi, por si dimë ne t'i themi stop, deri këtu. Sot e tutje t'i japim kuptim jetës dhe dinjitetit tonë dhe të dimë ç'tu lëmë atyre që e duan familjen dhe Shqipërinë. Ndryshe të mjerët ne as dheu nuk do të na falë. Mirë komunizmi që na dënoi, por nuk do na pranojë as toka mëmë në gjirin e saj. Le t'i japim më në fund kuptim jetës, t'i japim dorën njëri-tjetrit, se ne dimë të falim dhe kemi bindjen se dhe Zoti do na falë. Ndryshe vaj medet, pse kemi vuajtur dhe kemi bërë burg politik? Mos janë të vërteta ato që thonë kriminelët dhe shpifësit e 50 vjetëve, të cilët po vazhdojnë akoma të shpifin ndaj nesh? Unë them jo, jo! Po qe se keni dhe dy ditë për të jetuar, ju lutemi të mblidhemi sot. Të mblidhemi sot dhe të lëmë një kujtim të mirë, të mblidhemi dhe një zëri të themi:- Jo turpit të 60 vjetëve, t'u themi jo shpifësve dhe krimeve



të tyre! T'i themi Europës se ne kemi qenë, jemi e do të jemi Europë, se jemi zemra, morali dhe dashuria e saj. T'u themi të gënjyerve mos gënjeni. T'u themi të dërrmuarve fizikisht dhe shpirtërisht se ne jemi këtu dhe s'kemi vdekur. T'u themi bijve dhe bijave tona se ne jemi nderi, krenaria dhe atdhedashuria e tyre dhe e brezave që vijnë. T'i themi më urtësi popullit tonë të dashur, të mblidhemi dhe bashkë të kërkojmë ligjin për të drejtat dhe liritë tona. Të ndalojmë lojën e ping-pongut politik e moral, të ndalojmë talljet dhe abuzimet e kësaj loje mbi kurrizin e këtij populli. Ta bëjmë jetën me kuptim duke luftuar shushunjat e saj. Ende ne jemi të akuzuarit, ne jemi të përbuzurit, ne jemi të papërfillshmit, kur kjo politikë kuçedër e di mirë se kush jemi dhe se dimë të kërkojmë të drejtat dhe liritë tona.

E harruat vitin 1973 dhe heronjtë e atij viti lapidar? E harruat 1984 dhe dëshmorët e atij viti? E harruat 1989 dhe Qafë Barin ku dhe pse qëndruat shtatë ditë pa bukë, mbajtët dy gishtat lart:"Liri Demokraci" ?! Mos vallë e fituam këtë liri? Mos vallë na dhanë shpërblim letrat që po na çojnë drejt vdekjes? Mos vallë ne kërkuam falje për kriminelët që na vranë në gjyq e pa gjyq? Mos vallë na dhanë shtëpitë e shtetëzuara dhe mbi to ngritëm pallate? Mos vallë na dhanë punën e papaguar nëpër këneta, uzina, fabrika, hekurudha dhe miniera, ku po dergjen shpirtrat e qindra vëllezërve tanë? Mos vallë na dhanë pasuritë tona të grabitura, që për sebep të tyre u groposëm, u vramë dhe u internuam për 50 vjet? Mos vallë fëmijët tanë dhe gjithë të rinjtë e tjerë që u shkolluan këta 10 vjet "demokraci" po punojnë në specialitetet e diplomave që kanë marrë? Mos vallë do ua lëmë skllavërinë dhe atyre që janë të denjë për atdheun? Mos vallë i trembeni ende sloganit: "Kush ngre kokën e pëson"?

Pikërisht për këto të drejta të ligjshme le të mblidhemi dhe të diskutojmë, mbasi nuk e kemi zgjidhur (dhe nuk do të zgjidhen dot, në vorbullën pozitë-opozitë, të majtë e të djathtë) sherrin me njëri-tjetrin.

Jo më, kush do të shkojë tek partitë le të shkojë. Ne duhet të futemi në jetë, jo nëpër parti. Kush nuk do mos të vijë! Le të mbajë Partinë?! Kush do le të mohojë veten, ne të tjerët le të mblidhemi dhe të marrim vendime për jetën tonë, idealin tonë dhe të ardhmen e fëmijëve tanë!



## LETËR MIKUT DHE SHOKUT TIM ISLAM SPAHIA

I dashur mik dhe shok Islam Spahia! Unë shpesh nuk i lexoj gazetat dhe as shoh televizor, përveç Folkut, sepse nuk e di, i dashur vëlla. Ekranimë revolton dhe më dëmton, më merr çdo ditë të kësaj jete mënxyrë, por më mban një shpresë e lindur nga fjalët e mallit të Naim Frashërit dhe brezit të tij: *Nuk do të jetë kështu Shqipëria...*

Ah, mor vëlla! Ata patën shpresa tek ne brezat që do të vinin më pas, por ne shtuam më keq dhunën, terrorin, urinë dhe përdhunimin shpirtëror dhe fizik. A e merr pak mundimin të kujtosh bashkëvuajtësit tanë?! A të kujtohet kur bisedonim bashkë? Ca thyheshin, ca dhunoheshin, ca plagoseshin.

O Zot!

A të kujtohet si dolëm të shkatërruar, pa bukë, pa veshje, pa shtëpi dhe disa edhe më fatkeqë pa familje, sepse ua kishte gllabëruar ai që quhet “komunizëm”, por që për mua dhe për ty ka qenë pa emër?

E pra, kështu dolëm në këtë gjendje edhe ne që nuk na theu barbaria, por që në këta 18 vjet na ka munguar diçka, që unë them se është më e madhe se ajo që kaluam në Spaç, Qafë Bari, Burrel, apo në çdo kamp tjetër vuajtjeje.

Atje, ata që s’u thyen në duart e kriminelëve hetues nuk u thyen më kurrë, kurse demokomunistët e Ramizit,

besnikë të Katovicës, iu nënshtruan të mjerët duke marrë në këmbim ndonjë monedhë. Ndonjë e veshën me pushtet, duke gjetur kështu rrugën për t'i thyer dhe për t'i vënë kundër nesh dhe kundër njëri-tjetrit. Humbën atë që terrori i kuq dhe vdekja neve nuk e na mori dot. Gjetën familjen të uritur dhe po nuk vendose se është më mirë i vdekur, do dhunohesh, humbet karakterin dhe, nëse humbet karakterin, ke humbur gjithçka, miku im Islam!

Desha të bashkëbisedoj pak me ju zoti Spahia duke pyetur njëri-tjetrin dhe duke iu përgjigjur njëri-tjetrit. Po ju pyes: A ka Shqipëria ish të përndjekur politikë? Ka, por jo kur iu hodhën njëri-tjetrit në fyt për rrecka kishe. Si paska, kur ndërkohë që bëhen listat e ndihmës, ato nuk dihet se ku shkojnë; si paska, kur shohim njëri-tjetrin shtrembër sipas përkatësive krahinore dhe fetare, duke i dhënë merita për hir të këtyre arsyeve meskine, vetëm se ky apo ai është i krahinës sonë, ndan të njëjtën fe dhe interesa me ne?! Po si nuk e kuptojmë që ish Sigurimi apo elita e politikanëve të sotëm janë ulur këmbëkryq mes nesh dhe po luajnë me ne, ashtu sikurse macja luan me miun? A e kupton, o miku im, se çfarë na është bërë dhe çfarë po na bëhet akoma edhe sot e kësaj dite?

Këta elementë me dashje ose pa dashje e përçanë shoqatën, duke i dhënë favore dhe pushtet elementëve më ordinerë për të mbrojtur gjoja shoqatën dhe veten nga ata që i thoshin troç të metat dhe fajet e tyre.

Zoti Islam! Patëm shumë dhunë dhe kundërvënie, sikur të mos mjaftonte ish Sigurimi, por kishim mangut edhe politikanë misionerë, me mision dhe pa mision, të maskuar me pseudonime dhe pafytyrësi, të futeshin mes nesh dhe ne sot nuk po e marrim dot vesh se kush është në vathën tonë, delja, apo ujku. Pra, ish komunistët, karrieristët dhe demokomunistët ia arritën qëllimit me



ne, dhe me votat tona. Ishim e vetmja forcë, nga e cila ata kishin frikë, por na shkatërruan dhe na mposhtën me dinakëri dhe pabesi. Sot e vetmja forcë që na ka mbetuar akoma është forca e fjalës, forca e së vërtetës që duhet ta trumbetojmë me të madhe, derisa edhe veshi më i shurdhër ta dëgjojë.

Por, sa keq, duam të arrijmë diçka dhe nuk arrijmë dot të mblidhemi, se na shpërndajnë ujqërit e vathës. Edhe nëse ndodh që të mblidhemi, dalin njëqind a dyqind mjeranë, të cilët janë pa bukë, pa punë, me fëmijë të vegjël që i kanë sjellë në jetë pas burgut, kurse 20.000 të përndjekur që ka Tirana janë molepsur me ndonjë kockë që u dhanë nga pasuritë e tyre, nga ndonjë punë që ka i biri ose e bija dhe i druhen humbjes së këtyre gjërave se mos mbesin në mes të katër rrugëve. Këto arsye meskine përdhunuan qëllimin dhe idealin e madh të përmbysjes së një sistemi klanesh pa emër, duke i dhënë atij jetë me pangopshmërinë dhe mjerimin tonë, me votat tona.

Një italian thotë: " O mangi questa minestra, o fuori dalla finestra! " ( *Ose haje këtë supë, ose jashtë nga dritarja!*)

Islam vëlla! Kur lexova emrin tënd në gazetë, e mora dhe lexova finesën tënde, por ti e di shumë mirë që mua më mungon diçka e tillë dhe që unë do të mundohem të luftoj duke ulëritur mes kësaj kopeje ujqërish.

Islami do të them fjalët më të goditura për sot: " Non e ver che sia la morte il peggioe di tutti i mali" ( *Nuk është e vërtetë që është vdekja më e keqja e të gjitha të këqijave.*)

Kështu e ndjen Hyseni sot, gjendja ime, kushtet e mia. Pra, jam i vdekur për së gjalli.

Në Spaç më thyen këmbët dhe brinjët, ndërsa sot po operoj me para borxh zemrën dhe kockat e thyera. Do t'i thoja, vëlla i dashur, cilësdo force politike që vepron

sot, qoftë kjo e djathtë apo e majtë: po të keni mirësinë, merrini këto pak ditë që më kanë mbetur, jua dhuroj me kënaqësi që të shuani përjetësimin e krimit tuaj të trashëguar, se atë jua lanë baballarët tuaj, kurse pasuritë e vëna i keni të gjitha të vjedhura. Ia keni vjedhur këtij populli mjeran, të cilit i keni thithur gjakun si shushunja. Kurrë mos u ngopshi, por ta dini, një ditë gjyqi do t'ju bëhet, në mos juve, fëmijëve tuaj!

Zoti Islam, në spitalin ku u operova, isha në dhomë me një gjerman të lindjes, i cili po operohej me *bypass*, sikurse dhe unë. Fatmirësisht, kisha pranë vajzën që më përkthente fjalët e tij dhe ai, midis të tjerave, më tha se në Gjermaninë Lindore ata respektoheshin si ish të përndjekur, se kishte bërë 3 vjet burg për agjitacion dhe propagandë dhe se pushteti dhe politikanët i kishin lidhur pension, që të jetonin njësoj si heronjtë dhe veteranët. Mjekimet dhe ilaçet i kishin falas dhe kudo nderoheshin si njerëz që i dhanë shumë demokracisë me vuajtjet dhe mjerimin e tyre.

Po ne, a e ke parë se si na shohin? Duan akoma të na hanë të gjallë o Zot, çfarë hakmarrje kërkon kjo pjellë e krimit, akoma nuk janë ngopur me gjakun tonë?

Po e përjetësojnë krimin duke ecur mbi gjurmët e baballarëve të tyre, se këto krime askush nuk po i dënon. Këta nuk po tallen me Europën dhe SHBA-në, se ato janë vende që i kanë hapur dosjet e tyre, por këta po tallen me ne dhe po na poshtërojnë, sepse nuk dimë të kërkojmë atë që me të drejtë na takon.

Sikurse e përmenda edhe më lart, ne nuk arrijmë as të mblidhemi, se spiuni, dallkauku, interesaxhiu dhe karrieristi, nuk na lenë kurrsesi të bashkohemi. Por, për fat të mirë, të gjithë që nga jugu në veri, kemi nisur ta kuptojmë që këta duan të na poshtërojnë më shumë sesa paraardhësi i tyre.



Janë me qindra ata që po kërkojnë të njëjta të drejta që po kërkojmë edhe ne, të drejta që i njohu bota në lindje-perëndim, kurse këta le të vazhdojnë me luftën e klasave, se kokën e tyre do të hanë.

Kur dolëm nga skëterra e skllavërisë, nga minierat e mesjetës nuk gjetëm kurrfarë përkrahjeje, por na ofruan si meze një politikë diskriminuese dhe një luftë të sofistikuar, aq sa nuk arritëm të kuptonim dot që po luftonim njëri-tjetrin. Çudi, shokë bashkëvuajtës që kemi ndarë bukën me njëri-tjetrin nëpër burgje dhe kampe; çudi që shikoheshim në sy dhe nuk arrinim të kuptoheshim, aq sa shpeshherë thosha me vete: More, po ky për politikë ka hyrë, apo…. Na hodhën baltë mes nesh, ashtu si u hodhën të parëve tanë për 50 vite rresht. Na bënë hajdutë për rroba të palara, ndërkohë që vetë gllabëronin milionat e dollarëve që dërgoheshin për strehimin dhe rehabilitimin e shtresës sonë.

Po na përndiqnin brenda qenies sonë. Zhgënjim i madh. Harruam krimet e përbindshme të bishës së kuqe dhe po pështynim njëri-tjetrin. Nuk jemi më ata që ishim brenda telave me gjemba. Brenda nesh hyri shejtani, u ngrit kulti i interesit, por e keqja është se u gënjyem për shumë pak, kurse persekutorët tanë u bënë milionerë me paratë tona, me sakrificën, me pronat, me gjakun tonë dhe të popullit të mjerë shqiptar. Kjo është ironia e fatit, me kapitalin dhe me votat tona ndërtoi shtresën borgjezo-komuniste shoku Ramiz.

Unë kështu e kuptoj, o vëlla! Nëse ti e kupton ndryshe, të më ndjesh për shqetësimin! Por një gjë duhet të kuptojmë të gjithë ne që kemi qenë të burgosur politikë: nëse vazhdojmë të mos kërkojmë të drejtat tona, do të jemi thjesht e vetëm të vdekur për së gjalli.

Kur lexova se ju i ndanit mediat nga qëllimi i tyre final si pushtet i 4-t, këto, sipas meje, z.Spahia, janë të

destinuara të ndihmojnë në përjetësimin e pushtetit, sidomos dy bijat kryesore të partisë mëmë PS-PD.

Të kujtoj, zotni Islam, që si ka mundësi që këto media merren me lojën e kungulleshkës, si vdiq ky e vdiq ai, përdhunoi ky e kjo, jo u vra, jo u vetëvar, jo e vrau gruaja e banalitete të tjera si këto. Por, a mundohet ndokush të gjejë shkakun e këtyre ndodhive? Po sa probleme sociale dhe kombëtare ka kjo media dhe përse nuk jep asnjë alternativë për zgjidhje apo shpresë?

Më zi u bëftë, kur jep shoqen Nexhmije dhe shokun Ramiz nëpër intervista, gjeneralët e krimit të padënuar, duke dhënë gjoja kujtimet e tyre, që s'janë gjë tjetër, veçse falsifikime dhe keqinformime të mëtejshme.

Sa i kanë kushtuar kohë vuajtjeve dhe grevave tona në gojën e ujkut komunist Hoxha, sa na janë dedikuar këto media? Sa djem dhe vajza të shqipes janë vrarë dhe sa të tjerë janë mbytur dhe sa të tjerë akoma janë në emigracion, sa vuajnë për bukën e gojës, sa janë të papunë? Sa u mor kjo media me zhdukjen e thesarit të shtetit, kur në botë mjafton një shpërdorim nga një pushtetar dhe ai del para drejtësisë? Kë ke parë të dalë para gjyqit këtu për vjedhje, pëvetësim, shfrytëzim posti e pushteti apo për korrupsion?

Jam i sigurtë, se ndarjen e kanë bërë të barabartë dy partitë kryesore, uzurpatorët e djersës dhe të pasurive të këtij kombi dhe prandaj emisarët e tyre bredhin nëpër botë si sheikë nëpër hotele me 5 yje.

Së fundi, dua të them se ku gjenden mediat dhe Kontrolli i Lartë i Shtetit, kur bëhet fjalë për burimet e fondeve partiake? Ku gjenden ato miliona dollarë që skuqin gjithë Shqipërinë në çdo prag zgjedhjesh? Si menaxhohet, ku është transparenca, ndërkohë qe Helmud Kohli, vetëm se kishin kaluar në partinë e tij 2 milionë marka (nga burime të panjohura ose të dyshimta), u



procedua dhe u detyrua të tërhiqej nga politika.

Këta, or vëlla, jo vetëm që vjedhin sa të duan për të mirën e partisë, por ndoshta mos janë vallë këto kontrolle që pengojnë punën dhe investigimin e pushtetit të katërt në vend, siç e quan ti?!

Kaq është detyra dhe misioni i medias në vendin tonë, të merret me baltrat, plehrat dhe viktimat e këtij populli; po me detyrën e saj kur do të merret?

O Zot! Sa turp!

## TË MOS VETËFLIJOHEMI POR TË SHKOJMË NË MOSBINDJE CIVILE

(Intervistë dhënë gazetës "Bulevard")

Hysen Haxhiaj, një nga ish të burgosurit politikë që aktualisht jeton në Durrës është shprehur për gazetën "Bulevard" se greva e ish të persekutuarve është jo vetëm e ligjshme, por edhe në kohën e duhur nisur nga fakti se prej 22 vitesh qeveritë e këtij vendi të majta apo të djathta, janë tallur me një nga shtyllat e shoqërisë demokratike që është shtresa e të persekutuarve politikë. Hysen Haxhija është një nga ata durrsakë që viziton çdo ditë grevën, jo më shumë për faktin se 90% e grevistëve i ka pasur kolegë burgu, se sa për idealin që përfaqësojnë të gjithë. Në intervistën ekskluzive për gazetën "Bulevard" Hysen Haxhija rrëfen pozicionin e tij dhe mesazhin për qeverinë. Në mes të lotëve dhe ngashërimeve ai ndjehet keq për fatin e atyre që po vetëflijohen, ndërsa kërkon një vend në atë çadër të vogël, ku shteti i ashtëquajtur demokratik e ka kthyer në një qeli të demokracisë. Përmes lotëve ai shpreh shpirtin e revoltës ndaj kryeministrit Berisha, të cilin e quan komunistin e fundit të Europës dhe e akuzon si pasardhësin e Ramiz Alisë dhe shpirtërisht nxënësin e Enver Hoxhës. Për herë të parë nga goja e tij, ai është kundra vetëflijimit, por shprehet se vendi duhet të kalojë



në mosbindje civile, çka do të thotë që të burgosurit politikë do t'i paraprijnë një tjetër proteste tashmë jo për të sjellë sistemin demokratik, por për ta larguar diktatorin e fundit nga një shtet në mes të Europës.

Zoti Haxhiaj, ju jeni një nga njerëzit që keni vuajtur familjarisht persekutimin komunist, por edhe nga ata njerëz që jeni bashkuar me grevën e ish të persekutuarve politikë. A keni një koment lidhur me këtë grevë dhe çfarë përfaqëson ajo në thelb?

E quaj veten pjesëtar të asaj greve, aty kam shokët e dhimbjes dhe vuajtjes, janë ata shokë që janë me karakter të lartë dhe dinjitet njerëzor, sa që vetëflijimi i tyre po sfidon komunistin e fundit në Ballkan që ka një emër dhe quhet Sali Berisha. Ajo grevë ka pikënisje talljen dhe injorimin, varfërinë dhe mjerimin ku i çoi ironia e një komunisti fshatar që quhet Sali Berisha. Por më e rëndësishme për ta dhe për mua është pikërisht ai dinjitet, i cili na detyron të jemi shembull për popullin që na lindi dhe që pas 22 vitesh premtime (por që në fakt ishin mashtrime, vjedhje, krim, prostitucion), të dinë të kërkojnë të drejtat e tyre dhe të vënë në vend dinjitetin e këtij populli që për hir të së vërtetës ka një histori të lavdishme me burra shteti në shekuj dhe jo me Enver që çuditën botën me filozofinë e tyre marksiste-leniniste ashtu siç po bën edhe kryeministri ynë aktual.

Gjatë këtyre ditëve zhvillimi të grevës, grevistëve u janë bashkuar shumë përfaqësues të shtresave të ndryshme duke filluar nga më të thjeshtët por edhe shumë politikanë, dhe natyrisht ambasadorë të vendeve perëndimore. A keni ju një koment përse qeveritarët nuk e kanë vizituar ende grevën e të persekutuarve? Më konkretisht, a është kjo një grevë politike apo ekonomike?

Nuk do të flas gjatë, pasi gjërat dihen, por duhet në kujtesën e këtij populli dhe kombi të mbeten të përjetësuara fjalët që njëkohësisht ishin dhe pikat e programit të Ramiz Alisë, i cili në një nga mbledhjet e byrosë politike, kur bëhej fjalë për ndryshimin e sistemit nga komunist në demokomunist ka thënë: "Pronarëve të mos ua japim tokat dhe aq më shumë pasuritë, pensionistët t'i gënjejmë me një pension sa për t'i përcjellë në atë botë. Të përndjekurit të kemi kujdes, t'i përçajmë dhe në çdo parti apo shoqatë që formohet të jenë nën diktatin dhe vëmendjen tonë". Sot ju e shikoni se po shitet ylli, toka, nëntoka,deti, ajri. Mos o Zot kujtohet të na shesë edhe në si skllevër në Libi apo Siri dhe ky zbatues i përpiktë i kësaj mënxyre të mbetet në histori me emrin Sali Ram Berisha.

E kisha fjalën më konkretisht për grevën, ekonomike apo politike?

Konkretisht zotërinjtë që janë në grevë kanë familje me tre-katër fëmijë dhe ligjet berishiane i kanë lënë pa bukë, pa punë, pa pension dhe pa pronë. Pikërisht është ky presion nga fëmijët e tyre që shpeshherë edhe e gdhija çdo mëngjes pa ngrënë. Çdo pasojë e ka pasur një shkak dhe në këtë rast shkaku është qeverisja mbi parimin të përjetësojë pushtetin, pavarësisht se treçereku i popullit janë me listë në furra buke dhe dyqane ushqimore. Unë jam prind dhe nuk ka më zi kur fëmija kërkon të hajë bukë dhe nuk ke çfarë t'i japësh. Mos u çudisni se shembujt i keni përditë në kronikat e zeza që janë vetëhelmimet, vetëvarjet,vetëflijimet. E pakta që mund të bëjë për dinjitetin e tij është dorëheqja nga pushteti, por kjo nuk mund të ndodhë me një njeri që është betuar si misionar



para Ramiz Alisë dhe Nexhmije Hoxhës, një njeri që quhet Sali Berisha dhe që nuk mund të ndryshojë dhe punojë për popullin, sepse formimi i tij, shërbesa e tij i ka bërë gati plumbin pas koke. Më vjen keq për këtë.

Përse pushtetarët nuk i takojnë grevistët z. Haxhiaj? Kjo ka të bëjë me pamundësinë e shpërblimit të tyre apo ka të bëjë edhe me inferioritetin që ato ndiejnë përballë kësaj shtrese të persekutuarish që i sollën në pushtet?

Gjatë 22 viteve si PS-ja dhe PD-ja janë përpjekur të na përdorin për interesat e tyre pushtetmbajtëse ose pushtetmarrëse, por më i suksesshmi për përçarjen tonë që duket edhe sot është Sali Berisha, i cili fatkeqësisht duke ardhur në pushtet dhe duke përdorur Sigurimin e Shtetit përdori pjesën më negative të atyre që do të mohonin idealin e të burgosurve politikë. Spiunët e fshehur nëpër ato dosje që ai ka në arshivën e partisë dhe tentativa e ndonjërit që guxon ta kundërshtojë komuniston Berisha ka vetëm një zgjidhje, e cila konsiston në vënien përballë me dosjen e Sigurimit: o me Berishën, o me dosjet.

Ditët e fundit ndryshe nga ç'jemi mësuar të shohim në një grevë urie, dy ish të burgosur kanë shkuar në akte ekstreme të vetëflijimit, gjë e cila nuk është parë kurrë më parë në një grevë të zhvilluar në Shqipëri. Përveç bukës, grevistët po përdorin edhe flakën për të djegur veten.

Si i shikoni ju këto veprime të tyre?

Përsa i përket vetëflijimit unë nuk do të isha dakord. Edhe një ditë e jetës sonë si të burgosur politikë, vlen sa 1.000 vjet të pushtetit të Saliut. Do të pranoja më tepër një mosbindje civile, e cila në këtë rast do të tregonte

civilizimin dhe pjekurinë politike të këtij populli të vuajtur. Vetë përgjigja e Saliut, i cili thotë se u kemi dhënë 100 milionë dollar është qesharake, kur dimë që njëri nga sejmenët e tij, 100 milionë dollarë ka të deklaruar pasurinë. Kjo grevë ka nxjerrë në pah më shumë se kurrë luftën e klasave, por mbi të gjitha ka nxjerrë në pah para opinionit shqiptar dhe atij botëror, xhelatët e pushtetit. Në vend që të ndërhyjmë për të zgjidhur problemin, qeveria komuniste Sali Berisha po merret të dënojë një ish të persekutuar me preteksin se i vuri flakën shokut të tij, kur në fakt ai vendosi të digjej bashkë me të. Më vjen keq që greva po bëhet nga njerëz të ndershëm për të denoncuar një qeveri sharlatane dhe këtë moment e ka shfrytëzuar Sali Berisha për t'i ndarë të persekutuarit politikë. Por shpirti i të burgosurit politik duron shumë dhe i them njeriut të oxhakut të Enverit mos i lëndo, boll më, ti dhe shokët tuaj ua morët rininë, jetën, pronën, u prishët familjet. Sot me paturpësi ironizon veprën tënde makabre: të luftosh pikërisht ata që i ke mohuar për 22 vjet rresht. Po të ishte vetëm për ne dhe jo për shumicën e popullit shqiptar do të kisha kaq fisnikëri e heshtje dhe të mos thosha këtë të vërtetë.

Z. Haxhiaj, ju keni qenë mbrëmë në mes të grevistëve dhe keni biseduar gjatë me ta, ndërsa keni mësuar dhe për shëndetin e tyre. Si është morali i grevistëve dhe si e shikoni ju heshtjen e qevrisë për të krijuar një kompromis me ta?

Unë i kam takuar mbrëmë, por në fakt çdo sekondë e minutë jam me ta. U kam thënë vetëm një frazë të shkurtër që mund t'i shërbejë si përgjigje pyetjes tuaj: Nëse ju duhet jeta ime, unë do ta jap bashkë me ju. Por nuk e mohoj se u kam thënë se me jetën që po tentojmë



të japim, nuk kanë pse tallen ata që u tallën 40 vjet në diktaturë dhe 20 vjet në demokraci. Nga sytë e tyre kuptova se ata do ta çojnë betejën deri në fund. Ata po i thonë me flijimin dhe qëndresën komunistit Sali Berisha se si vdes intelektuali përpara se t'i nënshtrohet përdhunuesit dhe misionarit të diktatorëve. Ata janë të bindur se do ta çojnë deri në fund grevën e tyre, tani jo më për lekun, por për zbatimin e ligjit sepse janë bërë shumë dhe nuk zbatohet asgjë. Gjithashtu për t'i treguar Berishës se dinjiteti jonë nuk u dorëzua dhe nuk u mor nëpër këmbë as edhe nga diktatura e Enver Hoxhës. Këtë nuk ka shans ta bëjë i biri shpirtëror i Ramizit dhe Nexhmijes. Doja të shtoja një gjë të fundit në këtë pyetje. Media ka 48 orë që i shërben kësaj kauze në pjesën më të madhe të saj, duke propaganduar urdhrin për të dënuar një tjetër viktimë.

Z. Haxhiaj, nëse do të kishit një mesazh për të përndjekurit, shoqërinë shqiptare dhe qeveritarët, cili do të ishte ai?

Nuk kam mesazh, kam thirrje. U bëj thirrje intelektualëve të Shqipërisë që të tregojnë veten se do të jetojnë të pavarur dhe të lirë dhe për këtë të japin mendimin e tyre për të nxjerrë në pah të vërtetën dhe të mos jenë lakenj të dhunës, se edhe fëmijët e tyre do t'i dënojnë një ditë. I bëj thirrje medias si pushtet i katërt, kolona kryesore e mbrojtjes së dhunës sociale dhe shoqërore që të sjellë në vëmendjen e të gjithëve pikërisht të vërtetën që për ne fillon nga fëmijëria dhe nuk po na ndahet edhe në momentet e fundit të jetës. Iu bëj thirrje qeveritarëve si një shpirt i lodhur nga diktatura dhe tranzicioni, gjeni mënyrën dhe pak dinjitetin për të marrë mundimin dhe për të shkuar tek ata njerëz, të ndërroni

dy fjalë shqip me ta. Është gjuha e nënës dhe në emër të atij qumështi që kemi pirë së bashku të biem dakord me dialog për të zbatuar ligjin, të cilin vetë e ndërtuat, vetë e aprovuat në vitin 2007. Ndryshe mjerë ne dhe mjerë ju që ju lindi ky popull!



## REQUIEM PËR NËNËN TIME

Nënë e dashur, drita e jetës sime, dhimbja dhe pengu im më i madh në jetë! Ti nuk jeton më mes nesh dhe mua malli po më djeg njëlloj si atëherë. Jam unë biri yt që po t'i them këto fjalë mbi kokë të varrit tënd. Jam i hidhëruar nënë, jam shumë i trishtuar dhe ty nuk të kam më pranë për të më ngushëlluar dhe për të ndërruar dy fjalë së bashku. Nuk më prite, nuk durove dot më. Sa herë që më takoje, gjoksin tim e laje me lot. Çudi, nëna ime, sikur kemi nostalgji për ata tela!

Më duket se aty të gjej ty duke derdhur lot. Të fundit herë që më takove dhe më the: " U lodha bir dhe s'takohemi më bashkë". Buza t'u drodh dhe pikat e lotit si ari kulluan mbi faqet e tua të rrudhura, jo vetëm nga mosha, por edhe nga dhembja, që po të merrte shpirtin pak nga pak. M'u drodh zemra se ndjeva dhimbjen e ndarjes sonë. Oh, u ndamë përgjithmonë, moj nënë! Por lotët e tu kurrë nuk më janë shqitur nga shpirti që prej asaj dite, kudo që shkoj në botë, në ferr a në parajsë, janë lotët e së shtrenjtës nënë që humba në mjerim.

Ashtu si skllevërit e Romës punoja në vendin tim dhe sot habitem, se si pata 15 vjet durim. Përse, o Zot, gjithë ky mallkim në jetën që jetojmë?! Përse kudo që jemi, në hidhërim dhe në gëzim lotët na shoqërojnë ne?

Qe i madh stresi, zhgënjimi, aq sa nuk mbante dot

zemra e shkretë. Por mbi të gjitha, o nënë, humbja jote qe goditja më e rëndë për mua. Kalove një jetë mes lotësh, dhimbjesh e vuajtjesh; po si nuk gëzove një herë! Edhe kur fryma të sosi mendjen e kishe te mua; ndërrove jetë me një peng të madh në zemër.

Doje të shihje vajzën nuse, të të dilte para syve e veshur me fustan të bardhë, ashtu si e ëndërroje ti, e dashur nënë!

Oh, të qe shpirti frymë e të na shikonte njëherë dashurinë që mbolle ti! Na e vranë, o nëna ime!

Kemi mbetur si kufoma, një kafe nuk kemi ku ta pimë. Jemi bërë si të huaj.

Sa mirë që ike dhe s'e pe këtë lemeri, se do lusje më shumë vdekjen, se sa këtë jetë pa dashuri!



## VDEKJA NUK ËSHTË MË E KEQJA E TË GJITHA TË KËQIJAVE

Zotërinj ambasadorë dhe në veçanti jo rastësisht ju z. Arvizu si ambasador i Amerikës. Ka një thënie të bukur të popullit italian: "Non e vero che sia la morte il peggiore di tutti i mali!" Në gjuhën shqipe përkthehet: "Nuk është e vërtetë që vdekja është më e keqja e të gjitha të këqijave!"

Çuditërisht, këto 23 vite të komunizmit të ri, i pranuar nga marrëveshjet e mëdha të politikës nga Katovica, fjalimi i Ramiz Alisë në Byronë Politike dhe realizimi i përpiktë nga misionarët e komunizmit shqiptar, i cili nga ju është cilësuar si më i egri në botë, sot jemi më mirë të vdekur se të gjallë! Jemi ne zoti Arvizu, Ambasador i SHBA-së, që dëgjonim Zërin e Amerikës që nga vitet 1950 dhe derisa Sigurimi i Shtetit, besniku i partisë na arrestoi dhe na mori jetën sepse nuk donim atë sistem çnjerëzor që vrau, burgosi dhe internoi vëllezërit e tij të një gjaku për idealin kriminal: internacionalizmin proletar. Zotërinj ambasadorë, ishim ne që të thamë kënetat, ndërtuam pallatet, bëmë rrugë, shfrytëzuam minierat si skllevërit e Romës së lashtë dhe 50 vjet nuk pamë dritë me sy. Arritëm deri në atë pikë ku mallkonim nënat tona që na lindën. Si nuk i bëni një pyetje vetes: Mirë se me politikën e jashtme kanë qenë korrektë, po me të drejtat e njeriut si janë? Na burgosën dhe nuk na kanë kërkuar falje që na morën jetën. Na morën pronën, shtëpinë e katandinë, na prishën

familjen, na lanë pa fëmijë. Na sëmurën duke na thyer kockat dhe na lanë me një koleksion sëmundjesh dhe nuk kanë humanizëm të na mjekojnë apo operojnë, po jemi të detyruar të marrim borxhe për operacione, pra jetojmë me para borxh. Akoma kërkojnë bustin e satanit Enver Hoxha, kur ne kemi kërkuar mëse një mijë herë dënimet e krimeve të komunizmit. O Zot! Kemi 23 vjet me demostrata e greva dhe akoma nuk i kanë hequr titujt e nderit të Enver Hoxhës. Për pronën, me ligjin antinjerëzor dhe antikombëtar 7501, kanë bërë 17 herë ndryshime ligjesh dhe prona akoma nuk shkon te i zoti. Nga ish të burgosurit politikë sot jetojmë rreth 1200 njerëz dhe trashëgimtarët e komunizmit, më vampirë sesa baballarët e tyre, nuk na lidhën asnjë pension, të paktën sa veteranët e luftës vëllavrasëse që të kemi mundësi të pijmë një kafe dhe të blejmë medikamentet për të pakësuar dhimbjet e fundit të jetës. Familjarisht kemi 23 vjet nëpër gjyqe që të na njohin apo marrim pronën dhe tallen në kalandrat greke të gjyqeve komuniste. Akoma është partia e komunistëve në pushtet dhe natyrisht që nuk ka si të ketë institucione në favor të së drejtës së njeriut. Pra, ky është fundi ynë dhe i pasardhësve tanë, pasi kemi ulëritur në këtë tufë ujqërish të uritur dhe nuk na dëgjon askush. Si ka mundësi, zotërinj ambasadorë të na merret jeta në emër të lirisë dhe demokracisë dhe sot të lusim vdekjen? Në vitin 1996, isha kryetar i shoqatës së ish të burgosurve politikë dhe takova zotin Rajerson. Ai më tha se do të vihet shteti i së drejtës, shteti ligjor, demokracia e vërtetë. Edhe sa vjet duhet për të arritur këtë, ndoshta dhe 50 vjet aq sa ndenji edhe komunizmi? Mos vallë e kemi më të lehtë sot që janë bërë miliardera dollarësh dhe fëmijët e tyre mbarojnë shkollat në vendet e Europës dhe Amerikë? Ju faleminderit për kulturën, civilizimin dhe ndihmën kundra komunizmit. Ju faleminderit që kemi 23 vjet që lutemi të jetojmë si njerëz dhe ju as na dëgjoni. Ju faleminderit që po



na zgjasni vuajtjet dhe po na mbani me shpresa, por po ju citoj një shprehje italiane përsëri: “Chi vive sperando, muore cagando!” Turpi qoftë i juaji dhe i politikanëve të këtij 23 vjeçari që nuk na inkuadruat në jetë, që nuk na mjekoni, që nuk na trajtoni si njerëz. Vazhdoni të na quani dhe “me bisht” dhe po punoni me persekutorët tanë. Të paktën këtë herë që po ulërij në fund të jetës sime nga dhembja dhe zhgënjimi, ju lutem të më dëgjoni mua të bindur se po dëgjoni armatën e një shtrese që është persekutuar, vrarë dhe braktisur, në emër të Zotit, që ju në vendet tuaja e besoni atë, nëse neve na e mohuan ata që sot drejtojnë vendin, bëni diçka për të larguar komunistin e fundit në Europë. Në të kundërt ulërima jonë do të shkojë vetë në vesh të Zotit dhe ju do t’ju vijë si pështpëritje varri nga mëkati që po i bëni një populli. O Zot! Mallkuar jeta që na fale! Mallkuar kush hodhi farën e komunizmit në Shqipëri! Mallkuar civilizimi juaj europian zotërinj ambasadorë, përsa kohë mbani peng këtë vend me një klasë politike komuniste që e ushqeni po vetë me shtrëngime duarsh apo deklarata hipokrizie që ndoshta paguhen edhe nga taksat e fundit të jetës sonë! Mallkuar ai zë i atyre mediave në Europë apo Amerikë që i dëgjonim nën kërcënimin e bajonetave dhe prangave të ish sigurimit të shtetit. Po si ka mundësi që ju dhe politikanët shqiptarë bien në Shqipëri 250 muhaxhedinë, ish të burgosur dhe ne që jemi bijtë e këtij vendi të burgosur vazhdojmë të rënkojmë nga dhimbjet e braktisjes së institucioneve tona. Na vdisni zotërinj pasardhës të komunizmit se e bëni më mirë këtë punë, siç e kanë bërë të parët tuaj me baballarët tanë dhe ju që po e bëni me ne duke na djegur dhe të gjallë, që zor se e ka bërë edhe sistemi i Enver Hoxhës. Nuk është koha t’u mëshirojmë se nuk dini çfarë bëni, është koha t’u themi që kurrë nuk do të gjeni mëshirë si bashkëfajtorë që ushqeni këtë klasë politike.

## HYSEN HAXHIAJ, NJERIU QË VUAJTJET DHE BRENGAT I KA KTHYER NË SHPRESË DHE PAQE!
(Nga ARTUR LLANAJ)

Ai ka humbur një pjesë të jetës së tij në burgje dhe nën kërcënimin e diktaturës, por jo buzëqeshjen e cila i rrezaton gjithçka, shoqëri, respekt, kulturë dhe mbi të gjitha atë fjalë që e ka aq për zemër e që e thotë shpesh: paqen. Bardhësia e flokëve që ia ka hedhur mosha përsipër duket se tregon qartë dhe bardhësinë e shpirtit. E thërrasin të gjithë "dajë", një epitet ky që nuk e mërzit por e gëzon. E sheh të pijë kafe me të gjitha kategoritë e njerëzve dhe të diskutojë për gjithçka. Kam pasur rastin ta njoh vonë atë njeri që rrezaton mirësi, atë njeri që duket se në çdo lëvizje të buzëve, në çdo ledhatim të flokëve nga era rrezaton dashuri për njerëzit dhe pse disa nga kjo kategori i dhanë vetëm vuajtje dhe brenga. Po ai është demokrat në shpirt, pasi shprehet se ato që i bën keq janë shumë minorancë para gjithë atyre që e nderojnë e respektojnë dhe natyrisht e bëjnë të ndihet mirë në qytetin që nuk e krahason me askënd për shumë nga vlerat që ka mundur të përjetojë. Për shumë kënd nga lexuesit ai është i njohur edhe me këtë epitet që unë thashë pak më lart, por për ato që nuk e njohin ai është Hysen Ismail Haxhiaj. Jeta e tij është det. Herë i qetë e herë me dallgë, po shpirti i tij është "notari" më i mirë



që di ta shfrytëzojë dhe butësinë dhe egërsinë e detit. Mjafton vetëm një takim i rastësishëm me të për të bërë që ta kërkosh përsëri, që të bindësh veten se e ke njohur prej kohësh. Jo vetëm fakti që ai është autor librash tashmë, madje edhe poezish, çka tregon brendësinë e shpirtit, por edhe kultura që ai shfaq në bisedë të bëjnë ta admirosh për formimin e përgjithshëm. Edhe pse njohja jonë mund të kishte "sajuar" me kohë shkrime, më është dashur kohë ta bind se ai duhet të ishte në faqet e gazetës, si njeri i vlerave dhe njeri i vuajtjeve, si njeri i paqes dhe pse hakmarrjen e ka provuar aq shumë, si njeri që di të rrezatojë shpirtmadhësinë e tij dhe ndoshta të gjitha këto para se të dilnin në një gazetë, ku nuk kanë munguar vlerat e qytetit do të ishte mirë që të ishte  Shoqata që pretendon se mbron vlerat e këtij qyteti, shoqata që nuk ka lënë pas dore dhe "batakçinj" pa i propozuar për tituj dhe që për Hysenin ka heshtur. Nuk kam pse ta fsheh këtë gjë, do të ishte krenari  e atyre që drejtojnë shoqatën për ta propozuar titullin dhe jo privelegj i Hysenit për ta marrë.

Atij jeta i ka dhënë shumë, ndoshta më shumë se çfarë mund të propozojmë dhe të shkruajmë. Kur i propozova për një shkrim në gazetë pranoi dhe m'u lut, ose më saktë më vuri një  "kusht": mos flasim gjatë për vitet e burgut, le të flasim më shumë për gjërat e mira që janë bërë apo do të bëhen. E ashtu si një babaxhan që është përsëriti një shprehje që më është ngulitur jo më shumë për nga fjalët, por nga shpirti në të cilin doli: O Zot ç'është ky mallkim?

Do ta thyej marrëveshjen dhe pyetjen e parë do ta bëj për të kaluarën. Me aq pak sa mund të më thuash….

Sot më tepër se kurrë mendohem dhe diçka më ngacmon që të kujtoj të kaluarën dhe të reflektoj mbi të,

por për të qenë i sinqertë duke menduar me tmerr për të ardhmen që më duket kaq e zymtë. E përsëris çdo ditë në tavolina me miqtë fjalinë që më tremb dhe më bën të ndihem keq: O Zot ç'është ky mallkim? Qëkur isha i vogël kam provuar urrejtjen e njeriut, ndërsa më rriste dashuria. Në atë moshë kur thuren ëndrrat unë kam provuar të dëgjoj në sy dhe pas supeve fjalën "kulak" dhe "armik" dhe kjo nuk është e lehtë. Çfarë kisha bërë që rinia dhe ëndrrat duhet të vriteshin ashtu? Ne kemi pasur një shtëpi të madhe dhe paradoksi është se unë fshihesha në muret e asaj shtëpie të madhe, aty ku linda dhe nuk e trashëgova kurrë. Kaq mjafton që jeta e njeriut të ketë brenda gjithçka që ka të bëjë me vuajtjet dhe persekutimin, por ashtu siç e kemi lënë kaq për atë të kaluar që mos ardhtë kurrë, por që menduam se ardhja e demokracisë do të na lehtësonte plagët që na ishin shkaktuar. Kjo nuk ka ndodhur për fat të keq!

Atëherë ta vazhdojmë me fjalët e fundit tuajat. Si ju duket ky tranzicion, natyrisht një njeriu që ka bërë shumë vite burg politik madje edhe me pjesëtarë të tjerë të familjes?

Sot çdo ditë e më shumë po bëhemi koshientë të gjithë për një pyetje që ka filluar të na zgjojë çdo mëngjes: Kush po mendon dhe do të mendojë për të ardhmen? Ia bëj shpesh këtë pyetje vetes duke dashur të mos e ngjyros tranzicionin as blu, as rozë, por ashtu siç po e shoh, shpesh të zi. Jam i bindur se jo vetëm për mua, por për shumë nga ato që e duan këtë vend dhe e dinë sesi ndërtohet e ardhmja e tij ku natyrisht një nga bazat më të rëndësishme është prona. Dhe për mua e gjithë kjo panoramë që pa frikë e quaj zi, ka nisur me ligjin 7501 mbi tokën, një ligj i cili sot mban peng jo vetëm qindra e mijëra pronarë, por mban peng edhe kriterin që perëndimi



ka vënë për respektimin e pronarëve. Çfarë mund të them unë fëmija që më thoshin kulak, tani që jam në moshën e tretë, ku përsëri si atëherë nuk kam marrë pronën time? Po sa ka si unë që lanë fëmijërinë, rininë, jetën, ëndrrat, të dashurit e tyre për pronën dhe përsëri sot janë pronarë pa pronë ose më saktë nga kulakë në "kulakë" demokracie? E them me bindje të plotë dhe jam i bindur jo vetëm unë se është një ligj antikombëtar. Tokën time brez pas brezi ia jep emigrantëve të ardhur nga Greqia dhe shtete të tjera të Ballkanit dhe pronarin e vërtetë e lë pa tokë, pa atdhe, pa vendlindje dhe si pasojë e kësaj janë 8100 të vrarë për pronën dhe kjo është ende një plagë që do të marrë jetë. Do ta vazhdojë më pas këtë me një tjetër gjë që më rrënqeth mishin kur e kujtoj. Krimet e komunizmit nuk u dënuan kurrë dhe vazhdojnë të mos dënohen. Madje sot e kësaj dite i kemi në politikë, në pushtet, në administratë ata që kanë lyer duart edhe me gjak, ata që kanë marrë në qafë njerëz, ata që kanë persekutuar dhe e gjitha kjo në një sistem të ashtëquajtur demokratik, ku komunistët rrëzuan komunistët dhe përsërisin ritualin çdo katër apo tetë vjet. Janë ato që e mbajnë peng këtë tranzicion që mbushi dy dekada, që na mban peng prej dy dekadash e si për ironi të fatit përditë dëgjon për vrasje, vetvrasje, krime, varje, vetvarje a thua se jeton në një vend ku mungon shteti. Po në fakt kjo është e vërtetë, këtu shteti është formal për të marrë rrogë, tendera, për të vjedhur, për të abuzuar dhe jo për t'i shërbyer njeriu. Nuk do të vazhdoj më gjatë, por po e mbyll këtë përgjigje me fjalët: Çfarë po i bëni atij populli që ju lindi?

Atëherë sipas jush kujt i shërbejnë këto dhe pse?

Pyetja që ju bëni është natyrisht e vështirë për të marrë përgjigje dhe kjo për çështje kohe dhe jo për gjë tjetër.

Po unë mendoj se të gjithë njerëzit çdo ditë e më shumë po e kuptojnë se çfarë po ndodh, kush po e bën dhe kujt po i shërben. Le të marrim një fakt të thjeshtë. Kur ju si media televizive apo e shkruar nxirrni një fakt apo jepni një argument që ka të bëjë me vjedhje, me korrupsion, që ka të bëjë me një abuzim, që ka të bëjë me pushtetarë që janë autorë të gjithë atyre që thashë më lart, askush nuk merr mundimin t'i dënojë. Hesht shteti për pushtetarët e korruptuar dhe masakron njerëzit që duan ta denoncojnë, të distancohen nga krimet e mësipërme. Dhe ajo që është edhe më e rëndë: Deri kur do të vazhdojë kështu?

Si do ta shikonit rolin e intelektualit në të gjithë këtë tranzicion?

Përgjigjen do ta nis në fakt me pyetje që nuk kanë nevojë për përgjigje. Është kjo elitë intelektuale që na serviret herë si mercenare dhe herë si kolaboracioniste e krimit dhe e vjedhjes, e korrupsionit dhe abuzimit, si partnere e së keqes në këtë vend. Po edhe në këtë pozicion që kanë marrë shumë prej atyre që quhen intelektualë a nuk e mendojnë se një ditë do t'i vrasë ndërgjegja dhe do të ndodhen para pyetjes se çfarë bënë për brezat? Jam i bindur se ajo që po i lëmë brezave nuk ka të bëjë me shëtitoret, rrugët, pallatet apo restorantet moderne, por me atë gen që po i trashëgojmë si geni i së keqes. Kjo është për t'u pasur frikë. Ndoshta për ndërtime të atyre që thashë më lart në një hark kohor të tillë mund të jemi vendi i dytë në Europë, por çfarë kemi bërë për "njeriun e ri" që po bën këto vepra kriminale këto 20 vite? E bëj këtë pyetje se besoj se askush nuk do të mund t'i japë përgjigje pyetjeve të tjera që vijnë logjikisht. Sa dekada apo shekuj do të duhen t'i edukojmë brezat ndryshe, ose troç sa kohë duhet që të civilizohet



ky popull që në këtë drejtim e mban fort vendin e fundit në Europë dhe nga të fundit edhe në shumë kontinente të tjera? Sa kohë do të na duhet të heqim urrejtjen dhe përçarjen që na kanë kultivuar sistemet dhe natyrisht edhe fqinjët tanë si Mali i Zi, Maqedonia dhe Greqia? Askush nuk e ka vrarë mendjen se sa me finesë e kanë mbjellë këtë sëmundje, pra përçarjen dhe urrejtjen në kombin tonë qarqet që nuk e kanë dashur kurrë këtë vend. Asnjë nga zotërinjtë sot nuk e kupton se për copëtimin dhe zhvatjen e kësaj Shqipërie nuk po flet vëllai me vëllanë, djali me babanë, motra me vëllanë e kështu me radhë.....e ndoshta ata kanë shumë pallate, prona, toka, po në mes ju është vrarë dashuria, ajo dashuri që do kohë të riparohet, që do kohë të rigjenerojë vlera dhe paqe.

Nëse do ju pyesja se si do ta përkufizonit demokracinë në këto 20 vite a do të kishit një përgjigje shkurt?

Po do ta kisha. Na vranë një ëndërr të madhe dhe na katandisën në tufë qensh që na hodhën një kockë dhe po hahemi me njëri-tjetrin, më keq madje se ato vetë, pasi ato kanë instiktin, ndërsa neve po na humbet arsyeja. Morali po na kthehet në iluzion dhe vërejtja ime këtu është edhe për median....

Konkretisht?

Konkretisht ajo që nuk kemi asnjë media, gazetë apo televizion që të merret qoftë dhe thjesht me edukimin e njerëzve, por kemi biznese që mundohen dhe grinden se kush e dha i pari lajmin për vrasje, përdhunim, marrje prone, abuzim etj. Është mbushur tregu me revista dhe gazeta të cilat në faqet e para të tyre paraqesin antivlera për të bërë biznes a thua se ne jemi populli që ushqehemi

me antivlera. E them me plot bindje se ata që kanë këto media janë për t'u mëshiruar. Gazetari nuk ka detyrë vetëm të dëshmojë se si degradohet një komb, por edhe të mbajë qëndrimin e tij dhe të japë arsyet se përse po ndodh dhe pse, dhe si mund të dilet.

Nëse do të kërkoja një mesazh për pozicionin tënd si i persekutuar politik për të gjithë shqiptarët pa dallim, cili do të ishte?

Mesazhi im do të ishte një thirrje në emër të Zotit dhe të shpirtit tim të lodhur për Durrësin ku unë u rrita dhe kombin tim që e dua aq shumë dhe ndihem ende krenar: Ta duam më shumë njëri-tjetrin dhe kjo sot më shumë se kurrë. Kjo mendoj se është "thembra e Akilit" për kombin shqiptar.



## AMERIKA MUND TA NDRYSHOJË SHQIPËRINË
(Letër e hapur Ambasadorit amerikan)

I nderuar zoti Ambasador!

Së pari, në emër të ish të burgosurve, të ish të internuarve dhe të ish të persekutuarve politikë që vuajtën për pesëdhjetë vjet burgjet e egra të diktatorit më të egër komunist që ka njohur Europa, Enver Hoxhës, ju urojmë mirëseardhjen në Shqipërinë e vogël, por me zemër të madhe, lidhur me misionin tuaj fisnik diplomatik.

Së dyti, pranoni falenderimet më të sinqerta të shtresës sonë për atë që bëtë dhe po bëni në dobi të kombit shqiptar për ta çliruar përfundimisht nga vargonjtë e egër komunistë sllavofilë.

Zoti Ambasador!

Shoqata jonë vuajti burgjet e plumbat e E. Hoxhës, sepse deshi lirinë e fjalës, të shtypit, të shpirtit, vuajti pse aspiroi dhe ëndërroi në vite një demokraci të vërtetë, atë demokraci të vërtetë që mbolli dhe vaditi me gjakun e tij i madhi Abraham Linkoln. Na dënuan, pushkatuan e internuan nëpër gjyqe e maskarada, sepse donim lirinë e atdheut,dëshironim që në këtë truall të valëvitej flamuri i kuq me shkabën e zezë me dy krerë që vinte nga shekujt e do të rrojë në shekuj.

Sistemi makabër 50 vjeçar komunist shqiptar i pashpirt

arriti deri aty sa të shkatërrojë bazamentin e shtetit, të prishë familjen. Në Shqipërinë e asaj kohe kishte më shumë burgje-bunkerë dhe tela me gjemba sesa shtëpi ku të fuste kokën i ngrati njeri. Rreth një e treta e popullsisë shqiptare provoi Dakaun, Triblinkën dhe Ausviçin shqiptar (Burrel-Spaç-Qafë Bar), ku njeriu hynte me këmbët e tij e dilte me barrelë ose arkivol.

Në vitin 1991 menduam se e përmbysëm diktaturën komuniste, brohoritëm, duartrokitëm, çuam peshë Sekretarin e Shtetit të SHBA-së, zotin Xhejms Bejker dhe falenderuam Zotin që së fundi ktheu sytë edhe nga Shqipëria e vogël. Mirëpo gabuam në llogaritë tona, menduam se e shembëm djallin e kuq, po ai kishte shtatë kokë, u bë më i sofistikuar e më djallëzor. Ndërroi formulë: ditën bërtiste më shumë se ne për liri-demokraci, natën përdorte e përdorte kallashnikovin. Ikën etërit kriminelë, erdhën bijtë e tyre, hijena, të ndihmuar e të fuqizuar me armë e para nga Asfalia greke dhe UDB-ja e Beogradit.

Pranvera e hidhur dhe e ftohtë e vitit 1997 do të kujtohet përherë si drama më e dhimbshme e popullit tonë. U tmerruan fëmija e porsalindur e fëmija në bark të nënës nga krismat e armëve që s'pushonin natë e ditë. Po vdiste rishtas demokracia. Kudo zjarr, vrasje, grabitje. ....Këtë tokë të bukur, perlë të vërtetë të Adriatikut, komunistët shqiptarë, të konvertuar në socialistë, vendosën ta kthenin në tokë të djegur. Dhe për këtë veprim barbar ndihmuan fuqimisht spiunazhi sllav e grek, e pse jo edhe krimi i organizuar. Ky zjarr përfshiu e dogji edhe mbarë Kosovën. Urat e tij i mbajnë në duar komunistët, që, për më tepër e për turp e faqe të zezë, sot janë në krye të shtetit e shtrëngojnë duart me personalitetet botërore.

Zoti Ambasador!

Nga zemrat tona të zhuritura e të drobitura falenderojmë Amerikën e Xhorxh Uashingtonit, NATO-n, në veçanti presidentin Bill Klinton e pse jo dhe kryeministrin Bler. Ishin ata që e fikën këtë zjarr të egër që do të kishte përfshirë mbarë Europën. Ishin ata që e shpëtuan njëherë e mirë kombin shqiptar.



Shqipëria dhe Kosova përulen me respekt para Aleancës së Atlantikut që në momentet më të vështira u gjendën pranë shqiptarëve. Ky popull dënon rreptë jo vetëm kasapin e Ballkanit, Sllobodan Milloshevniçin, por edhe çirakët e tij të maskuar me emra të rinj dhe emblema të reja.

I nderuar Zotëri!

Shtresa jonë ka mbetur në gjendje të mjeruar. Këta pushtetarë që na dënuan e na burgosën nuk kanë si të na ndihmojnë. Ata synojnë shkatërrimin e shtresës sonë. Është pikërisht ky qëllimi final që i kanë vënë vetes. Brenda nesh kanë futur kolonën e pestë, shtresën tonë e kanë ndarë në pesë parcela. Sa kohë vuan shtresa jonë, aq kohë lëngon edhe Shqipëria.

Vetëm Amerika mund t'ia ndryshojë jetën këtij populli rritur mes bunkerëve, ushqyer me bar e tollona, siç deshi diktatori Hoxha.

Zoti Ambasador!

Duke mbyllur këto pak rreshta me fjalë që dikton zemra, do të lutemi të rezervoni pak minuta për një takim me përfaqësuesit tanë. Duke na dëgjuar, mendimet tona të thjeshta do të plotësojnë imazhin tuaj për Shqipërinë dhe shqiptarët e në veçanti për shtresën tonë.

Jemi në pritje të mesazhit tuaj.

Ju faleminderit!

## <u>IKJA E TË PAHARRUARIT ARIF ALI ÇAUSHAJ</u>
(Homazh)

U nda me brengë dhe dhimbje për fatin e atdheut të tij, një nga nacionalistët e bashkëluftëtarët e Abaz Ermenit, i paharruari Arif Ali Çaushaj.

U lind më 1 janar 1914, në Dhëmblan të Tepelenës, në kohën kur erërat e pavarësisë dhe lirisë frynin e lulëzonin në shpirtrat e djalërisë shqiptare. U brumos me dashurinë ndaj atdheut dhe flamurit. Vitet e Luftës së Dytë Botërore e gjetën në radhët e Ballit Kombëtar. Pas kësaj lufte nisi kalvari i skllavërisë komuniste, kur Arifi, një djalë tridhjetë vjeçar, ishte në kulmin e moshës dhe arsyes. Bashkë me shumë të tjerë në bankën e drejtësisë çobaneske dhe barbare, u dënua me burg, por falja e viteve 1946-47 e nxori nga burgu dhe kështu filloi llahtarën e madhe të jetës skllavëruese komuniste.

Që atëherë më thoshte se Amerika do na shpëtojë nga kjo murtajë dhe më jepte shpresë se dita e lirisë po vinte. Dëgjonim së bashku “Zërin e Amerikës” dhe jetonim me shpresën se do të ishim të lirë.

Erdhi ndryshimi…Arifi i plakur në moshë, por i ri në shpresë dhe mendime, më mbante ende me kurajë. Gjatë periudhës së krijimit të Ballit Kombëtar shkonim shpesh te pesëmbëdhjetë katëshi dhe diskutonim me orë të tëra me kryesinë e re. Ishte Arifi, njeriu që ngrinte zërin më



lart, që partisë së re t’i vihej emir “Balli Kombëtar”, i atij Balli që luftoi për liri dhe demokraci të vërtetë. Por koha rrodhi e në rrjedhën e saj mori dhe Arifin që familjarisht u stabilizua në Amerikë, në Ohajo.

Në vitin 1994 shkova atje dhe ndenja gati një muaj me të. O Zot, s’e zinte gjumi. Fliste papushim për Shqipërinë, Kosovën e Çamërinë e me lot në sy më thoshte: “Çfarë bëni?…Punoni natë e ditë për atdheun tonë të dashur!” Në faqet e Arifit, me rrudha vuajtjeje, shikoja lotët që rridhnin si kristal….Desha, s’desha qava dhe unë…

Ata ishin familjarisht me Ballin Kombëtar. Dy vëllezërit e tjerë emigruan në Amerikë si shumë shqiptarë, edhe këta duke kujtuar me shumë dhimbje atdheun e tyre. Ndërsa Arifi e piu me fund kupën e helmit të fatit të kombit tonë.

Më datën 9 nëntor 2001, më lajmëruan që pushoi së rrahuri zemra e një atdhetari të flaktë. E ky atdhetar ishte Arif Çaushaj.

Me dhimbje të thellë në zemër, ngushëllojmë të gjithë të afërmit dhe bashkëvuajtësit e tij.

## ENGJËJT E KANË VENDIN NË PARAJSË
(Letër nga ferri, të paharruarit Osman Kazazi)

Lalë i dashur!

Meqë me të gjallët nuk mund të flas e të merrem vesh lidhur me arsyet e mëposhtme, Zoti i plotëfuqishëm më lidhi me shpirtin tënd të madh e fisnik, të cilit i drejtohem:

Lalë! Më thirre një javë para së të largoheshe nga kjo botë hallesh e të nisje rrugën drejt parajsës qiellore, portat e së cilës janë gjithmonë të hapura për burra trima e të besës si ti. Ajo ditë do të mbetet e paharruar në kujtesën time. Fole me mua me ngrohtësi e pastërti, fole me dorë në zemër. Të dëgjova me vëmendje dhe u çudita pa masë. Kërkove me ngulm dhe le amanet që trupi yt i lodhur nga burgjet dhe dhimbjet të varrosej pa bujë e zhurmë, jashtë mureve të asaj ndërtese të përdhunuar që shkeli me këmbë emrin tënd dhe vuajtjet tona 50-vjeçare.

Po të bëj me dije se menjëherë "miqtë e tu", që të lanë në harresë sa ishe gjallë, krijuan një komision mortor pa na pyetur fare ne si kryesi që punonim përkrah teje dhe morën vendim që trupin tënd ta vendosnin për homazhe në një nga korridoret e Bashkisë së Tiranës. Atje ndodhi paturpësia më e madhe e këtij "komisioni". Arriti deri aty sa nuk na lejuan të mbanim as fjalën e fundit të lamtumirës mbi trupin tënd të pajetë, o kryetar i legjitimuar, burrë fisnik, legjenda e përjetshme e burgjeve komuniste, nacionalist i orëve të para. Edhe të vdekur nuk donin të të linin të qetë: kërkuan rrëmbimin e kryetarit të vuajtjeve tona, donin me çdo kusht ta përdornin për propagandë trupin e engjëllit tonë mbrojtës.

Lalë i dashur! Ike dhe shpëtove nga bota e sherrit; le pas thashethemet e njerëzve të këqinj, mbetën gjallë disa bastardë që i shërbyen me besnikëri klaneve komuniste. Shoqata jonë e dhimbjes dhe mjerimit që ti krijove dhe e drejtove në vite, sot është ndarë në pesë "parcela", e unë në emër të kryesisë, para kufomës tënde, u betova dhe premtova se do t'i bashkoja në të mirë të kombit. Sot me kokën ulur, plot respekt dhe dhimbje për humbjen tënde, po të kërkoj falje, sepse një gjë e tillë është e parealizueshme.

Në funeralin tënd foli dhe një nga kryetarët e të pesë "parcelave" të shoqatës sonë, kryetari i shoqatës antikomuniste, shok i babës tim dhe i yti, njeri pa taban, pa bosht kurrizor. Ishalla e marrsh me vete se ai komandohet nga të tjerë. Janë ustallarë më të rrezikshëm se ata që kishim në kampet dhe burgjet tona.

Alarmohem kur shikoj dhe dëgjoj se shumëkujt nuk i intereson bashkimi i shoqatës sonë, të vetmes force politike ekuilibruese që ka dhe duhet të ketë atdheu ynë i dashur. Për çudi, në muhabetet e kafeneve, ku bëhet edhe politika e këtij vendi të mjerë, aty do të diskutohet dhe se kush do të bëhet kryetar, kujt partie do t'i shërbejë etj. etj. Pra, bëjnë luftë se mos u shpëton shoqata nga dora dhe rrezikohet marrja e pushtetit. Pikërisht lufta për pushtet dhe për karrike solli përçarjen e shoqatës e ndarjen e saj në parcela.

Mirë që pasurinë na e morën, mirë dhimbjet e burgjeve, internimet, përdhunimet, por kanë paturpësinë të tallen dhe të injorojnë vuajtjet tona të shkaktuara nga ata vetë bashkë me agjentët dhe perversët e shtresës sonë, të

cilët i kanë ende skllevër të një firme të marrë në rrethana çnjerëzore. Dhe mendo se asnjë nga këta debilë të mjerë nuk ka marrë guximin të prononcohet në shtyp, në media e kudo se si u rekrutuan e se si u poshtëruan për të shpëtuar nga skllavëria e shpirtit dhe e turpit, por vazhdojnë akoma me dashje apo pa dashje në rrugën e mëkatit.

Si është e mundur, i dashur Lalë, që asnjë nga ata që ishin në burgje dhe në kampe nuk e morën këtë guxim? Nuk e kuptojnë se gjyqi i madh është i pashmangshëm, vallë kaq budallenj të jenë? Zoti i faltë këta njerëz se s'dinë ç'bëjnë!

Lalë, je nisur drejt parajsës dhe nuk e di që veç atyre me të cilët luftuam tërë jetën, na kanë mbetur nëpër këmbë bijtë e tyre, neokomunistët dhe me ta duhet të luftojmë përsëri, siç luftojnë kosovarët me serbët… Se ta dish, Lalë, "Serbia e Madhe" ka nisur luftën me mbarë botën….Serbia, motra e sllavokomunizmit…

Veç ta dish, Lalë, se komunizmit të egër e barbar që kishte pllakosur edhe Shqipërinë e vogël për 50 vjet, tani i ka ardhur fundi, bashkë me Serbinë. Për këtë duhet të falenderojmë Zotin dhe Amerikën e madhe të Xhorxh Uashingtonit.

Për Zërin e Amerikës, për zërin e së vërtetës, për demokracinë e madhe amerikane 200 vjeçare, me mijëra shqiptarë u kalbën burgjeve dhe internimeve. E sot Amerika, djepi i demokracisë botërore dhe i të drejtave të njeriut, po i sjell bijës Kosovë dhe mëmës Shqipëri demokracinë e mirëfilltë amerikane. Kosova po lëngon e derdh gjak për t'u shkëputur njëherë e përgjithmonë nga Serbia. Edhe Shqipëria mëmë është ngritur në këmbë. Pranë tyre është vetë Amerika e Abraham Linkolnit. Për këtë Amerikë, o Lala ynë i shkretë, ti u kalbe burgjeve të diktaturës komuniste.



Kush përgjigjet sot për mijëra të vrarë e të sakatuar? Po për gratë e vajzat e përdhunuara, për shtëpitë e djegura, për fëmijët e mbetur jetimë, për djepat e djegur e për fëmijët e vrarë? Autori i kësaj kasaphane është komunizmi i egër sllav me në krye Pol Potin e Ballkanit, Sllobodan Milloshevicin.

Dëshiroj të pyes "Rusinë mike" dhe "Kinën motër", mos vallë shqiptarët që po vriten nuk bëjnë pjesë në racën njerëzore, si raca juaj e verdhë apo e kuqe?

Por nuk është kjo më tragjikja, o Lalë. Brenda qenies sonë kombëtare, në vend që të zërë vend bashkimi e vëllazërimi, siç u shpreh Leka Zogu, sot të ashtuquajturit politikanë shqiptarë po kacafyten si grenzat në qyp se kush do të marrë pushtet më shumë, me luftë e pa luftë, duke shkelur edhe mbi gjakun e vëllait dhe të motrës. Këta pseudopolitikanë i bëjnë pazarllëqet e blerjes së kolltuqeve nëpër klubet-bordello të fqinjëve tanë. Këtë komb, për të cilin ju, o Lalë, dhe shumë të tjerë flijuat adoleshencën dhe rininë tuaj, pinjollët komunistë e shesin në rrugët e Kretës, të Beogradit e të Athinës, pa iu dridhur dora dhe qerpiku i syrit. Ja në ç'duar ka mbetur Kombi. Veç duhet thënë: Lavdi Zotit që dërgoi Amerikën në shpëtim të këtij Kombi!

Oh, sa shumë e deshe Shqipërinë, sa shumë të lodhi komunizmi dhe telat me gjemba. U mendua se komunizmi vdiq, u gabuam se ky oktapod që ka tetë krerë, vështirë të ngordhte menjëherë. O engjëll i nacionalizmit shqiptar; ishe me fat që Zoti të thirri pranë tij. Ishe me fat që nuk i sheh këto bisha me fytyra njerëzore se si mashtrojnë, përdhunojnë dhe vrasin njëri-tjetrin pa pikë mëshire, vetëm për pushtet dhe para…

Ti e di fort mirë se bazamentin e nacionalizmit shqiptar e përbënim ne, të persekutuarit politikë nga komunizmi. Jo më kot na sakatuan. Vlen të përmendet zgjuarsia dhe

poshtërsia e tyre në këtë rast. Duke na persekutuar ne, goditën vetë shtyllën kurrizore të kombit, e paralizuan atë.

Nuk u mjaftuan me marrjen e kapitalit e të jetës sonë, por në Poloni hartuan edhe programin për "demokracinë socialiste" që po ngrinin për veten e tyre. 7 pikat e vendosura në Katovicë nga Gorbaçovi, komisari i komunizmit modern me shokë, i mësuan përmendësh dhe u betuan për t'i zbatuar me besnikëri edhe në Shqipëri këta pionierë të shokut Enver.

Ti je vetë dëshmitar, i paharruari Lalë, se këta të paudhë janë ata të djeshmit që vranë priftërinjtë e hoxhallarët dhe nuk të linin t'i drejtoheshe Zotit... Sot , më vjen për të qeshur, kur shikoj se si sekretarët dhe komisionerët e asaj politike që na quajti të vdekur për së gjalli, shtyhen kush e kush të hyjë i pari në kishë, xhami e teqe..... Habinë më të madhe e ndiejmë ne, njerëzit e shtresës sonë, kur shikojmë me sytë tanë këta persekutorë se si puthen e përqafohen me udhëheqësit e kapitalizmit botëror e sidomos meqë dje i quanin armiq të tyre, imperialistët amerikanë... Pyes veten: "Po ne përse e bëmë burgun? Jemi shqiptarë apo jo?!"

Shpresoj shumë tek i madhi Zot, se Ai dhe vetëm Ai do t'ia mbledhë mendjen këtij populli martir që në të ardhmen të dijë kujt t'i japë votën dhe të zgjedhë në drejtimin e shtetit njeriun e moralshëm, të ndershëm e të përkushtuar në shërbim të kombit dhe jo pseudopolitikanët e sotëm pa principe, mafiozë dhe të korruptuar.

Lalë, shpirtin e kam plot me mllef dhe dhimbje, që do të shërohen vetëm kur të vij pranë teje. Futu në ëndrrat e atyre që na përçanë, o Lalë, e u pëshpërit se vetëm bashkimi është shpëtim jo vetëm i njerëzve tanë, por i mbarë Shqipërisë.



Duke dashur të çoj në vend amanetin tënd, o Lalë, u ula një ditë në tryezë me shokët tanë të burgut.

Bisedova gjatë me Alikon për amanetin tënd, për ndëshkimin tonë dhe vendosëm të dilnim në një manifestim të përbashkët në mbrojtje të Kosovës, të firmosnim e të vulosnim të gjithë, por zoti-shoku Aliko nuk dëgjoi të firmosë, sepse duhet të pyeste "vjehrrën" – partinë mëmë. E dha fjalën e ribashkimit në mes të ditës dhe e drodhi të nesërmen në mëngjes...Eh, kushedi ku e pati hallin...ndoshta...ndoshta....

Lalë, shpesh më thoshe se më të rrezikshmit në burgun tonë ishin njerëzit me pseudonime. Këta njerëz, Sigurimi i Shtetit i mbronte me fanatizëm. Këta ishin dhe mbetën më të ligj se sa ata që na dilnin dëshmitarë, duke na dënuar për së dyti e për së treti herë.

Zotrote shpresoje shumë se do të hapeshin dosjet dhe do të dilte fytyra e tyre e vërtetë. Jo, more fisnik, ata po bashkëpunojnë më shumë se kurrë me ustallarët e tyre të vjetër e të rinj. Këta horra, vetëm kur të vijnë në atë botë, do gjejnë dënimin e merituar... Gjyqin do t'ua bëjnë burra si ti...Këta kanë qenë e mbeten hijet e natës, miqtë e Luçiferrit dhe vëllezërit e Judës. Këta njerëz, ashtu siç nuk kanë emra, nuk duhet të kenë as varre. Këta të pabesë, kur vdisnin vëllezërit tanë nëpër burgje, i gjuanin me shkelma dhe i varrosnin me këngën "Një armik më pak!"... Bashkë me persekutorët, me kufomat e të vrarëve tanë, qeshnin nën buzë edhe spiunët anonimë, ata bastardë pa emër, që si duket mendojnë se edhe kur të vijnë në atë botë do të kenë të bëjnë përsëri me kulisat e hetuesitë komuniste...

I miri dhe i urti, Lalë! Shoqata u përça në ngastra; "shokët e partisë" e realizuan qëllimin. Unë sot, nëpërmjet këtij shkrimi, u bëj thirrje në emër të vuajtjeve tona të gjithë të persekutuarve të ndershëm e të papërlyer nga

bisha e Sigurimit të Shtetit, të takohemi dhe të vendosim bashkarisht për bashkimin.

Vëllezër! A mund ta mbajmë qoftë edhe një shoqatë simbol të vuajtjes sonë?! A ka ende burra të atyre telave me gjemba pa interesa meskine partiake, por nacionalistë, besnikë për fe dhe atdhe? Unë jam i bindur se Shqipërisë nuk i kanë munguar burra të tillë. Këtyre trimave u them se jam me ju deri në vdekje për ta çuar në vend amanetin e legjendës Kazazi, duke i qëndruar besnik betimit tim para kufomës së kryetarit të legjitimuar të Shoqatës Kombëtare të ish të Persekutuarve Politikë të Shqipërisë, nacionalistit me emër, Osman Kazazi.



## FALENDERIM NGA SHPIRTI I ATYRE QË NGELËN NË TELAT ME GJEMBA POR EDHE NGA SHPIRTI IM I LODHUR

Zotit Enver Memishaj (Lepenica) për artikujt historikë "Nëpër greminat e përgjakura komuniste"

I dashur vëlla Memishaj!

Më trondite dhe më zhyte në kujtimet e skëterrës komuniste 15 vjeçare që unë kalova dhe përjetova, dhe m'u kujtua thënia e nacionalistit Irfan Vrioni i cili vdiq në hekurat e Burrelit.

Asokohe ndodhesha në kampin e Spaçit dhe sapo isha dënuar për së dyti. I demoralizuar doja të hidhesha telave, por mbi supe ndieva dorën e të ndjerit Irfan.

Ai më tha: "Turp të kesh, ti biri i Ismail Muharremit të vdesësh! Turp për ty, unë me tët atë kam bërë burg dhe po bëj edhe me ty por nuk dua kurrsesi të vdes, në mënyrë që nesër të tregoj të vërtetat e kësaj skëterre. Edhe po vdiqa unë do t'i tregosh ti, që je më i ri. Kush më mirë se ty do të mund të thotë të vërtetën se ç'po na bëjnë vëllezërit tanë të një gjaku, por që fatkeqësisht e kanë emrin "komunistë", që janë pa Atdhe dhe s'i besojnë atij para pushtetit, që nuk njohin familje, vëlla e motër dhe që gjakun e tyre nuk e njohin përpara Stalinit, Miladinit e Dushanit.

Janë me qindra dhe me mijëra që po vdesin në miniera, këneta dhe kanale dhe këto duhet të shkruhen, se po

nuk u pasqyruan nëpër gazeta dhe libra të kohëve që do vijnë, do harrohen dhe kjo harresë do mbulojë me turp krimet e tyre, terrorin e pashembullt, kështu që pjella e këtij sistemi dhe fëmijët e tyre do të ligjërojnë krimin dhe vjedhjen, do ligjërojnë përjetësimin e pushtetit me çdo mënyrë duke vjedhur jetën dhe kapitalin, djersën e tij qoftë edhe me pushkë dhe me gjak. Këtu nuk njohin cak, caku i tyre është terrori, dhimbja, uria dhe mashtrimi.

Unë jam dëshmitar i sa e sa krimeve duke filluar nga Maliqi, Tërbufi, Bedeni, kriporja e Vlorës, Zadrima, Laçi, Repsi, Spaçi, Burreli etj.

I lidhnin në Beden tek një çezëm në mes të oborrit në dimër e borë derisa jepnin shpirt që të terrorizonin të tjerët me punë deri në vdekje. Po kështu edhe në Maliq fundoseshin intelektualët. E pra, i dashur Memisha, veprat e tua më kujtuan Irfanin dhe porosinë e tij. Ti je bir i Lepenicës dhe i Vlorës heroike. Me penën dhe hulumtimet e tua historike më bëre dëshmitar dhe viktimë të skëterrës komuniste, ku kalova 15 vjetët e rinisë sime.

O Zot sa paskan vrarë gjatë atyre viteve dhe aq dhimbje që ndiej më bën të dyshoj te realiteti i penës tënde, por pasi kujtoj heronjtë e telave me gjemba them mos ke harruar ndonjë krim pa përmendur si ai i Korçës, ku para se ta pushkatonin një 20 vjeçar, e mbërthyen me gozhdë patkonjtë e kalit te thembrat e këmbëve.

Babai im (rahmet pastë) kur erdhi nga burgu, më gjeti 20 vjeç dhe më tregonte për kampet, për Tërbufin, Maliqin, Bedenin për djem të varur me kokë poshtë në kanalet e Myzeqesë dhe këto ishin shembuj për të terrorizuar të tjerët që të mos ngrinin krye. Ai qante dhe sot e kësaj dite kujtoj lotët e tij që rrëshqisnin mbi rrudhat e faqeve të tij të përvuajtura.

Kur më erdhi në Spaç veç lotëve që pashë më thotë: - "Më mirë të të shihja në "tabut" se sa në duart e këtyre



qenieve çnjerëzore", o Zot....sa shumë i kishin parë sytë babës tim për 12 vjet, në Maliq, Tërbuf, Beden, Aerodrom dhe Zadrimë.

I dhashë të drejtë por e kujtoj me lot dhe dhimbje në shpirt dhe ajo që është më e dhimbshme është zhgënjimi që po përjetoj unë sot dhe më vjen mirë që të paktën im atë nuk po e sheh gjithë këtë zhgënjim timin, dhe të gjithë atyre që kanë njohur komunizmin dhe që e njohin akoma duke arritur të dallojnë që është ende një përbindësh mes nesh edhe sot.

Me votat tona ne mjeranët që paskëtaj mendojmë dhe gënjehemi se do të lindë pak rreze drite demokracie; ne po përjetojmë pushtetin e tyre si majtas dhe djathtas nga këta uzurpatorë të pangopur.

Nëpërmjet kësaj kujtese të shkurtër, u bëj thirrje gjithë atyre bashkëvuajtësve, që ruajnë kujtimet e tyre, t'i shkruajnë dhe të mos harrojnë krimet e komunizmit.

Ne mund të lëndohemi dhe të vritemi shpirtërisht nga ato kujtime rrënqethëse, por ato nuk duhen harruar, që brezat t'i mësojnë krimet e "parajsës së komunizmit".



*Bektash Çorrushi*
*(foto e vitit 1924)*



*Pjesëtarë të familjes së madhe Haxhiaj.*
*Foto e vitit 1942*



*Ismail M. Haxhiaj, Hysnie R. Haxhiaj dhe djemtë e tyre:*
*Hajrua, Enveri, Haxhiu dhe Hyseni*





*Vëllezërit Adil dhe Ismail Haxhiaj*



*Hysen Haxhiaj dhe Haki Koka*



*Me Cen Dragovoin*



*Hysen Haxhiaj dhe shokët e gjimnazit*



*Me Ben Çetën*



*Me shokët e gjimnazit dhe kujdestarin Burhan Kaduku*



*Në Kongresin e P.R*



*Mësues në Ishëm*



*Para përkrenares së Skënderbeut në Muzeun e Vjenës*








*Hysen Haxhiaj dhe poeti Namik Mane*





*Në Kongresin e P.R*



*Hysen Haxhiaj bën thirrje përbashkim*




*Hysen Haxhiaj student në Institutin e Skodrës*



***Hysen Haxhiaj përpara gazetarëve***



***Hysen Haxhiaj me ambasadorin francez***



***Hysen Haxhiaj me bashkëshorten në Paris***



***Hysen Haxhiaj në Durrës***



***Hysen Haxhiaj me ambasadorin amerikan***



# POEZIA

## MISIONARIT KOMUNIST

*Në mundsh….*

*…që të vazhdosh më tej, ta hash këtë turp
me bukë*

Retorikën e sinqertë të kujtesës së Kiplingut
të madh, ta ofroj me madhështinë e
keqardhjes sime për ty, sesa me një thirrje
akuze "indecent" që ndaj teje tanimë është
gdhendur.
Opera e "stripteases" tënde ruan po atë sfond
dhe ritëm si dikur kur formacionet tuaja gay
Ane përdhunshëm vishnin pathosin e lirisë
sonë me  po këtë smog dhe ngjyrë imorale.

Ti nuk mund ta kuptosh edhe jo më ta
ndjesh që unë qesh dhe shkrythem në
vijueshmërinë tënde kur ti përsëri "vijon"!

Në këtë anonimat njohjeje ndjeva krenarinë
e  të  parëve të mi fisnikë të më lëndohej
ndaj dhe t'u paraqita për të shmangur
rastësinë në këtë pështjellim.

Shoqata që udhëheq unë, natyrshëm dhe origjina
që përfaqësoj, janë një tis i tejdukshëm
paqeje në këtë kohë të trazuar
lojërash, shpirtrash, politikash, krahinash, mediokriteti
ku dhe ti je një punëtor part-time i kësaj skene.



Klasa apo shtresa që ju i gjeopërcaktuat dhe
unë i përkas, janë larg pamjeve të kasetave
të narcizmit masturbues krahinor që eksiton
orgazmën tuaj antishqiptare, përkundrazi
shpresa dhe
shkëlqimi i syve tanë shpërfill çdo
labo & nord fobi.

Kam shumë kohë për të të
shkruajtur, prandaj dhe po të shkruaj shkurt
dhe në mundsh të
bësh çdo trill që unë të të urrej, unë përsëri
do të mëshiroj.

Shoku mjeran
Deduksionin tënd diletant e përshkon lehtazi
një sens vetëqortimi, lexoje mirë atë që
Hyseni vazhdon e ruan paqen dhe ëndrrën në
shpirtin e tij, kurse ty edhe e liga po të
vjetërohet dhe ndryshket.

Ndaj dhe një gjë në mundsh. Në mësuesinë e
moralit tim kur në rërën ekzotike të muzeve të
diktaturës me syrin e përlotur nga shpresa u
vizatoja të tjerëve hartën e shqipes së lirë, nën
kllapinë e incestit tuaj duartrokisje gjymtimin
e lulëzisë së saj, a mund!

## MJERË JU, BIJTË E MI TË GJORË!

Mjerë ju, bijtë e mi të gjorë!
Çfarë ju pret vitet që vijnë!
Kohërat sjellin vetëm dëborë,
Shpresat morën arratinë.

Këta djaj politikanë,
Njëri ujk, tjetri zagar.
Edhe kockat do t'ju hanë
do t'ju shesin në pazar.

Babëzinë e kanë të lindur
Gjysh pas gjyshi trashëgim
Nga skëterra vetë kanë zbritur
I bien fyellit në një vrimë.

Vranë gjithë fisnikët tanë,
"Floririn e gjithë floririt",
Lirinë mbyllën në hapsanë,
Gardhet ngritën rreth kufirit.

Sot na dalinë në tribuna
dhe për ligje thurin llogje.
Rroftë qejfi, vdiq puna!
Plehrat mbushin rrugët togje.

Tunden shkunden ndër makina
Shqipëria vaj medet!
Ligjet janë për vitrina
veç për fukarenjtë e shkretë.



Shtetit i janë kalbur trarët,
Këtu bëhet siç desh Ramizi.
Në kolltuk rrinë tradhëtarët
Ca bastardë dhe minj gjirizi.

Mjerë ju, bijtë e mi të gjorë!
Ç'po ju bëjnë bijtë e Enverit!
Kohërat sjellin vetëm borë,
Shqipja jonë po vdes prej vrerit.

## JETA

Ndër ballkonet e kujtimit
Fëmijëria vjen e ulet
Sytë m'i deh prej mallëngjimit
Si një kujë që nxjerrin lulet.

Më çon larg me krahët e bukur
Kur pesë vjeç sa kisha nxënë
Ajo kurrë s'mu bë një flutur
Po një natë pa yje, hënë.

Natë hijenash komuniste
Natë kur babën ma rrëmbyen
Kur mbi mish pranga kërciste
Dhe kurrë nuk na thanë arsyen.

Unë s'kuptoja çfarë po ndodhte
Fati im u shpall jetim
Jeta jonë sprovë Golgote
Lotë, torturë dhe stërmundim.

S'pata kohë ta puth tim atë
Dhe ta prekja pak me duar
Trupi i tij u zhduk në natë
Si një Krisht i kryqëzuar.

Nëna klithte edhe qante
Si do rritej vallë fëmija?
Klithma qiejt e mbrëmjes çante
Po ku pyeste barbaria!



Çfarë ish vallë ky fat tinzar
Ky ndëshkim i pamëshirë
Fara kalbej në ugar
Dielli im lindte i ngrirë.

Por në netët e pagoja
Nëpër dimrat pa mbarim
Unë në vesh një zë dëgjoja
Zërin e të shtrenjtit tim.

-Mbahu thosh siç mbahet mali
Ty të ka babai të zgjuar
Shihe jetën me sy djali
Me Kuran, Bibël në duar.

Kjo është kohë me sy shejtani
Pa fytyrë e pa moral
Të bën ta harrosh vatanin
Ta kthen jetën në moçal.

Me parulla t'i merr mendtë
Emri i saj është një humnerë
Cenua i babait tënd
Qëndroi nënës pranë përherë.

Dhe vërtet ashtu na ndodhi
Fjalë e tij dhe sot më del
Koha në moçal na hodhi
Vendi i tërë u bë Burrel.

Bukë e kripë me tollona
Në qytet dhe në katund
Vdekja është një fund i tmerrshëm
Jeta jonë një tmerr pafund.

Vetëm zëri i Neronit
Ngrinte himn për mrekullitë
Një pikë qumësht mes bidonit
Shqipen pulë bëri një ditë.

Nuk e pashë më babën kurrë
Lindi trim e vdiq burrë.



## OSMAN KAZAZIT

Ç'është ky procesion i gjatë
Që zvarritet në Tiranë
Lodhur keq nga një lëngatë
Ti po shkon të flesh Osman.

T'i mbyllësh përjetë qepallat
Rënduar nga re prej morti
Vendit tonë s'iu ndanë andrallat
Si ta ketë mallkuar Zoti.

Kukumjaçka të çdo lloji
Dhe tashti s'të lënë të qetë
Përmbi varrin tënd pa gojë
Ia thonë këngës siç dinë vetë.

Njeri linde, hero mbete
Prometetë ç'qenë para teje?
Dritë i more një komete
Sytë ia fale një rrufeje.

Në legjendë i ktheve vitet
Lë një burg, e zë një tjetër
Sepse burri s'qurravitet
S'e vesh turpin si një setër.

Ah, e arta fjala jote
Më e rëndë se pesha e arit
Ndizte zjarre asaj bote
Që t'i bënin ballë acarit.

Që t'i bënin ballë kërbaçit
Bolshevizmit enverian
Trimat lidhur rrijnë mes Spaçit
Krimbat majmen në Tiranë.

Ti na doje të bashkuar
Ike me një brengë në jetë
Se misioni s'ka mbaruar
Vdekja prapë sundon si mbret.

Ata horra që luftuam
Janë sërish atje ku ishin
Ti në varr sërish po vuan
Na lanë kockat, hëngrën mishin.

Një demokraci e shtirë
Bredh mes rrugës si bastarde
Ideali im ka ngrirë
Veten vret në bulevarde.

Ike Lal siç duhej ikur
Si një lis kur i mbush vitet
Këtu jeta ngjan e fikur
Të ngurosur ngjajnë dhe mitet.

S'pate fat të kesh fëmijë
Unë këtë kohës nuk ia fal
Po ti mbete për të gjithë
Prindi ynë më ideal.



## BISEDË ME ZOTIN

Zot i madh sa të kam dashur
Që kur erdha në ktë botë
Ndonëse mbeta buzëplasur
Ndez qiri për ty çdo mot.

Sa herë ndihem i vetmuar
Dhe prej njerëzve dëshpërohem
Emrin tënd lëmoj me duar
Dhe papritmas lehtësohem.

Ti vërtet s'dukesh në qiell
Por nga unë s'je ndarë kurrë
Dimrat shpesh m'i bëre diell
Më ndihmove të jem burrë.

Nëpër kohërat si mandatë
Trup e shpirt i rraskapitur
Emrin tënd thërrisja çdo natë
Dhe ti vije pa e ditur.

Vije, shkoje pa më thënë
Mbi një fllad prej psherëtime
-Fali tokë se s'dinë se ç'bëjnë
Se s'janë bij të grigjës sime.

Dhe unë befas buzëqeshja
Ikja, merrja arratinë
Një kostum prej reje vishja
Zemra prekte shenjtërinë.

Dhe tani që mosha shkoi
Emrin tënd e ndiej mbi vete
Të thërras kur kam nevojë
Me këshilla, me ajete.

Sepse vendi im akoma
Mendon prapë me mendt e dreqit
Toka mëmë rënkon nga ftoma
Dhe statujë i ngrejnë të keqit.

Nga Saranda në Vermosh
Të gjithë këmbët shtyjmë me zor
Eja Zot, hiç mos përtosh
Vetëm ti mund të vesh dorë.



## VËLLAIT

Xhevdet, vëlla i dashur
Më i madhi hidhërim
Si sythi i porsaplasur
I pemës në blerim.

Na ike kaq papritur
Ku shkove nuk e di
Mbi qiej të përzhitur
Si shtërgjet në stuhi.

I bukur si vetë mosha
I pastër si një lot
Si ti sa shumë djelmosha
E dhanë jetën më kot.

Të thirri ëndërrimi
Një zog që sapo iku
I zi ishte pushtimi
S'durohej më armiku.

I vogël atëherë isha
Dhe këmbët me zor më mbanin
Sa shumë zili t'i kisha
Fishekët dhe gjerdanin.

Ngadalë t'i përkëdhelja
Dhe qeshja nga gëzimi
Ti re në luftë i dashur
Por kurrë nuk erdhi çlirimi.

S’u bëre dot siç doje
Një inxhinier i mirë
Se gjakun tënd e shkelën
Disa shtriganë, vampirë.

Babait iu tha loti
Në terr vdiq ideali
Mbi plagët ngjyrë baroti
Po klithin sorra mali.

Xhevdet, vëlla i dashur
M ë i madhi dëshpërim
Të flas me buzë të plasur
Dhe qaj mbi lotin tim.



## MOTRËS SIME, LUME

Të kam dashur që kur linde
Se të kisha motër, xhan
Ne u rritëm nëpër dhimbje
Nëpër vite ngjyrë katran.

Në parcela dhe në fusha
Trupi ynë me mund u vesh
Ti më ngjaje si drenusha
Babai të thosh’ luaneshë.

Korrje misrin vetëtimë
Drapëri nuk tu nda prej dore
Unë të kisha diellin tim
Mburrjen time fëmijërore.

Burgje plot dhe internime
Për familjen ku ti linde
Por ti bashkë me Hakinë
Bolshevizmit nuk iu binde.

Kryelartë si një zonjë
Lum si nëna që të leu
Diktatura ish ulkonjë
Por ne ishim fis Anteu.

Të bezdisa shumë në jetë
Burgje, kampe, Zot na ruaj
Ti pa ngrënë qëndroje vetë
Dhe s’e le vëllanë të vuaj.

Oh, sa brenga pa mbaruar
Kam provuar dhe provoj
Unë jam plakur, burrëruar
Po sërish nga ty vështroj.

Të kam motër edhe nënë
Vendin tënd s'ma zë njeri
Kur rastis mos ta ndiej zënë
Shndërrohem befas në mërzi.

Shpesh ti zhytesh në kujtime
Kujton jetën e kaluar
Eh, sa brenga, sa rënkime
Motra ime kemi shkuar.

Udhëtuam mes skëterrës
Por sërish mbetëm sublim
Sup më sup në ballë të erës
Me fëmijët dhe Hakinë.

Motra ime, "nëna ime"
Këngë e zemrës që jehon
Pleqëria bën të vetën
Ne kemi pranverën tonë.



## MEDITIM

Mijëra këngë i kam kënduar
Dashurisë në ëndërrim
Dhe i lirë dhe  i pranguar
Nëpër kampe, syrgjynim.

Dhe pse terri më mbulonte
Edhe dritë s'më shihnin sytë
Unë i ndizja xixëllonjat
Të m'i ndrinin dashuritë.

Të m'i sillnin pranë çapkënet
Ato që doja dikur
Ca të holla, ca nazike
Që s'më lanë të bëhem gur.

Qerpikëndriturat me vesë
Belkëputur si biluri
Netët shpesh m'i bën mëngjes
Të më ikë shpeshherë dhe truri.

Mbrapa tyre teksa shkoja
Herë i qetë, herë i nxituar
S'më lanë kohë të guxoja
Se ishin mollë e ndaluar.

Kur mendoj puthjen e parë
Akoma e quaj ëndërr
Yjet varg ulen mbi bar
Ajo nuse, unë dhëndërr.

Mbas çdo puthje çelnin lule
Ato ishin mbi çdo lule
Dashuri ti pranë më erdhe
Në zemër një shtizë më ngule.

Ah, pranverë e paharruar
Nën qerpik të mbaj përjetë
Qielli yt më ra në duar
Dhe mbas qiellit, re ti vetë.



## PËRSE?

Pse s'ndiej më se çfarë ndodh rreth meje
Kur dal herët nga shtëpia?
Mos vallë plagë e një beteje
M'i ka vrarë shqisat e mia?

Kaq të vrarë nga hasmëria
Kaq nga droga e pasuritë
Portë e ferrit ngjan Shqipëria
Sa të vjen të mbyllësh sytë.

Në çdo orë kris pistoleta
Kur do gjejmë pak qetësi?
Nga mendimet plaket jeta
Horizonti nxi e nxi.

Asnjeri s'punon së mbari
Të gjithë fryhen në mjerim
Si maçokët majë mullari
Eh, i mjeri vendi im!

Një ministër braktis gruan
Dhe nuk di sa ka dashnore
Djalli i zi në pritë na ruan
Vendi qelbet si shurrtore.

Ah, o Zot pse na le gjallë?
Pse s'më more me të tjerë?
Kur mbi kokë mbajmë një budallë
Dhe mbi sup njëmijë gangsterë.

Kokëulur idealet
Ulërijnë me zë të mprehtë
Erë bretkosash vijnë kanalet
Bishat bëjnë punën e vet.

Mijëra, qindramijëra ikën
Dhe asgjë s'i panë kësaj jete
Demagogët iu vunë thikën
I degdisën nëpër shtete.

Tashmë fryma po më mbahet
Mbështes duart në një mur
Nga mërzia zemra çahet
Deri kur vallë, deri kur?



## THIRRJE

Mendje moj, përse shpërndahesh
Si një tufë me bletë zgjoi
Është koha të përmbahesh
Se për ty kam shumë nevojë.

Psherëtin mbi avuj loti
Nuk heq dorë kollaj nga huqet
Ne bëmë luftë si Don Kishoti
Sanço Pançot zunë kolltuqet.

Hajt t'i shkojmë brenda vetmisë
Koha jonë është fushë baroti
Se hallet e Shqipërisë
S'mund  t'i zgjidhë kështu dhe Zoti.

Plot një jetë jam munduar
Me një këmbë përmbi humnerë
Por askush nuk është kujtuar
Të na thotë shëndet njëherë.

Dalëngadalë  shkurtohen ditët
Që na fali Perëndia
Rrudhat ballin ma skalitën
Trupi qan nga pleqëria.

Ah, moj luftë shkatërrimtare
Pjellë  xhindi gjer në thua
Pse s'më le të çmallem fare
Me atë që fort e dua.

T'ia  puth sytë si dritë e hënës
Ta mbaj fort në trupin tim
Dashuria lind prej zemrës
Prej saj jeta merr kuptim.

Mendje moj, mos më braktis
Mos m'u bëj kujtim i tretur
Të çmallem me farë e fis
Të gëzoj sa më ka mbetur.



## FATIT

Pse  m'u shfaqe vezullim
Si qiri në mugëtirë
Pse s'më le në hallin tim
Gjysmë diell, gjysmë të ngrirë.

Më josh shpesh me ledhatime
Por tashmë dot s'më mashtron
Sot jam Zot i jetës sime
Dhe e di çfarë më kërkon.

Si vampiri më mundove
Dhe ma mbushe jetën vrer
Asnjëherë s'më mëshirove
Por më mbylle në galerë.

Ma helmove zemrën time
Ti, demon i errësirës
Vetëm dhunë edhe burgime
Larg të bukurës dhe së mirës.

Ku i le ato premtime
Për të ngrënë me lugë floriri?
Dogje ëndrra dhe gëzime
Gjer mbi flokë na doli hiri.

Nuk të ngopi jeta ime
Nënë, baba e farefis
Nëpër kampe internime
Në gjithë zgavrat e Shqipërisë.

Ma le gruan të vetmuar
Vajzën pa baba kaq vjet
Fati im, o i mallkuar
Pjellë e Luçiferit vetë.

S'dua të të flas në emër
As tani dhe as më vonë
Mbete një krijesë pa zemër
Kënga ime s'të pranon.

Pse m'u shfaqe vezullim
Si qiri në errësirë
Lermë më mirë në ashtin tim
Gjysmë diell, gjysmë të ngrirë.



ASAJ QË IKU

Unë të desha ty si jetën
Aq sa s'desha veten time
Tek ty sytë të ngjitur mbetën
Si një qiell plot ëndërrime.

Eh, sa netë më le pa fjetur
Gjumin keq ma turbullove
Shumë u lodha për të gjetur
Por ti çerdhen s'ma tregove.

Dashuria punë e madhe
S'kisha faj dhe unë i shkreti
Herë më ngjaje si sorkadhe
Herë si pulëbardhë deti.

Dhjetra herë nëpër takime
Të kam thënë je shpirti im
Ti më mbushje me gëzime
Dhe me ëndrra pa mbarim.

Ishin ëndrra platonike
Ne u deshëm si të marrë
Pas çdo ardhje e çdo ikje
Trupi im kthehej në zjarr.

Më e bukur se inxhitë
Më ndrive kudo në jetë
Ndaj unë shpesh lus Perënditë
Të rrosh sa të duash vetë.

Puthja jote më e ëmbla
Ende zgjuar rri në skaj
Kur s'na ndan telat me gjemba
As dhe vdekja s'do na ndajë.



## ENGJËLLI

Porsi engjëll ti m'u shfaqe
Kujtova se ish pranvera
Desha të të puth në faqe
Por petalet i ngriu era.

Mbinë ferrat si tërkuzë
Nuk u ngopëm as me frymë
Na mbeti puthja në buzë
U dogj jeta nëpër tym.

Strese e sherre shpesh kaluam
Muaj mjalti s'bëmë dot
Po përherë një trup qëndruam
Pranë si dy pika lot.

Manushaqe pse po tkurresh
Kaq shumë të mundoi ferra?
Ti je mbretëreshë  mes lulesh
Dhe kështu mbete përhera.

Nuk ka gjë se shkoi pranvera
Dhe u tha pa mbirë kërcelli
Vajza jonë me zë si era
Mijëra lule do të mbjelli.

Dhe në ardhtë dimri për ne
Ti do mbetesh manushaqe
Dashuria nuk njeh re
Dashuria nuk njeh plakje.

## BISEDË ME JU

S'di pse ndiej një brengë të thellë
Një trishtim më zë në leqe
Më humb gazi si në shpellë
Kur iu shoh ju farë e keqe.

Ndërsa flisni pa u drojtur
Për "demokracinë" shqiptare
Bëhem gati si i lojtur
Dal prej vetes e ik fare.

Ju që Krishtin e rivratë
Me mësimet e Stalinit
Ju që sytë pa diell na latë
Na bëtë mbretër të mjerimit.

Më habit guximi juaj
Sa për turp ju s'keni fare
Kombin tim e bëtë të vuajë
Mbyllët dyer dhe dritare.

Shtazë nga shpirti dhe fytyra
Qen çobanësh me bastun
Jetën shtytë me poshtërsira
Dhe fëmijët i bëtë spiunë.

Ku ka pendë që t'iu rrëfejë
Do duhet një mal me letër
Zoti në atë botë t'ju ndiejë
Ju, dhe miqtë tuaj të vjetër.



Dhe tani që po iu shkruaj
Më qan zemra nga marazi
Se vazhdon prapë koha juaj
Si dikur, i njëjtë avazi.

Edhe foshnja, sa hap sytë
Lidhet me harbutërinë
Mafja është pushtet i dytë
Korrupsioni bën kërdinë.

Si pa ndjerë po na shkon jeta
Vdes një djall e lind një dreq
Dulla kish huqet e veta
Po me ju është dhe më keq.

## IKJA E NËNAVE TONA

Ju po shkoni pa u ndjerë
Me çember e shall të zi
Pas ju ndjek një kohë plot erë
Dhe një qiell plot mërzi.

Bëj t'ju qaj, por nuk kam lot
Gjoksin tim e than trishtimi
Dheu i varrit kaq i ftohtë
Si kjo kohë që nxin nga tymi.

Ju na nisët në beteja
Nëpër kohërat mbushur rrenga
Që të vinin ditë të reja
Por provuat vetëm brenga.

Ku ta dinit ju moj trime
Ju Ajkuna ballë hënë
Se një gjarpër fshehur vrime
Pritë, atyre u kish zënë.

Nxorri dhëmbët vrik prej goje
Si kuçedër e vërtetë
Politika është kalë Troje
Që i ha dhe bijt e vet.

U vranë bijtë e Shqipërisë
Kali i vdekjes hingëllinte
Symbërthyer prej habisë
Se nuk dinin nga u vinte.



Kishin ëndrra për të renë
Për atë që s'erdhi kurrë
Por në majë të gjembit mbenë
Burgje, dhunë e katrahurë.

Më kot pritët që t'ju vinin
Flokëthinjur prej zhgënjimi
Plagët kore malli zinin
Klithma brengash hidhërimi.

Vallë ç'i bënë ata atdheut?
Kur për të u vranë, u prenë
Gjarpërinjtë që flenë posht' dheut
E kanë frikë e tmerr rrufenë.

Si s'u çmendët ato vite
Kur dhe koha vetë u çmend
Nëpër netë dielli mbytej
Dhe s'kish dritë në asnjë kënd.

Ne jetuam nëpër pranga
Në qeli me vdekjen shtruar
Sytë tuaj mbushur vraga
Na dhanë forcë për të qëndruar.

S'të harroj o nëna ime
Kur vije për t'më takuar
Me një thes mbushur thërrime
Dhe me mall të patreguar.

Me dy sytë mbushur me droje
Dhe vështrimin gjithë mërzi
Sikur doje të më thoje
Ç'kanë me ju këta, o bij?

Ju po ikni dalëngadalë
Nëpër udhët ngjyrë lot
Trok i kohës çalë-çalë
Rend t'ju kapë e s'ju kap dot.

Rend e thikën nxjerr prej millit
Ditët tona ajo mbyt
Politika e një prillit
Prej gënjeshtre i ka sytë.

Kurrë nuk patë në jetë pranverë
Por çember e shall të zi
Pas ju ndjek një kohë me erë
Dhe një qiell ngjyrë mërzi.



DILES

Oh, e shtrenjta ime e mirë
Kënga e shpirtit tim plagosur
Ti je dritë në errësirë
Dashuri që s'ka të sosur.

Rri pranë meje e buzëqesh
Pa ty ora është e vdekur
Si engjëll zbrite prej resh
Ma ngjalle shpirtin e mekur.

Nëpër burgjet e skëterrës
Ku veç vdekjen kisha shok
Ti më çoje fjalë mes erës
Një diell ulje përmbi flokë.

Ndaj dhe mbeta ky që isha
Gjysma trupit tënd të lirë
Përballova helm e bisha
Mbeta diell në mugëtirë.

Ti me mua kurr‘ s‘mërzitesh
Rri siç rri një det me valë
Dhe tani pas kaq vitesh
Me ty shpirti ndihet djalë.

Oh, e shtrenjta ime e mirë
Këngë e zemrës së plagosur
Më je dritë në errësirë
Dashuri që s'ka të sosur.

## NJOHA NJERËZ

Si në jetë, si në skëterrë, shumë njerëz njoha,
Me ëndrra dhe me vuajtje, më kaloi koha
Të tjerë dashuruan si mundën në këtë botë
Mua s'më qeshi buza, syri përherë me lotë.

Të jetës i harrova, por jo ata të ferrit
Ndaj çdo ditë më shfaqen viktimat e Enverit
Të rinj me ideale dhe shpirtin tërë zjarr
I mbytën ndër galera dhe i lanë pa varr.

Të tjerët më të vjetër, me dije e ideale
I futën në kafaze, se donin liri fjale
Kërkuan në atdhe të përhapnin kulturë
I shndërruan në skelete, në kockë e lëkurë.

I mbyllën në qeli, të zhveshur në acar
Tortura të pafund, sikur nuk qenë shqiptarë
Sikur të ishin qenër, duar e këmbë lidhur
Të mbushur me urrejtje, një krodhe buk' u hidhnin.

I fyenin orë e çast, deri nënat ua shanin
Por ata krenarë kokën lart e mbanin
Se dhimbje mund të kishin, por asnjë lloj frike
Se ishin bij të denjë të familjeve fisnike.

Ndaj zemra sa s'më çahet sa herë i mendoj
Ata njerëz të ndershëm që jeta i ndëshkoi
Dhe nuk i la të rrojnë, lirisë t'i gëzohen
Ashtu siç meritonin nga brezat të nderohen.



Po ky qe fati ynë, që erdhi nga mallkimi
Se pamë andej nga rusi, e jo nga perëndimi
Shqipërisë gjë s'i mungon t'i vijë begatia
Nëqoftëse s'harrojmë ç'na mësoi historia.

FËMIJËRI E VRARË

Jeta ime iku, kaloi pa fëmijëri
Pa lodra, përkëdhelje, por vetëm me uri
Dashuri nuk pata se më mbyti mjerimi
Gëzime nuk pashë se më mbuloi trishtimi.

Por dhe si u rrita, njësoj kjo puna ime
Kudo vetëm përbuzje, pastaj dhe internime
"Është bir ballisti!"- kështu thoshin të tjerët
Ndaj kudo që vajta, shokë zura të mjerët.

Jetova në mes baltës, në dhomë pa dritare
Ku era të përlante dhe drita s'kishte fare
Dhe zjarri më shumë fikur, ashtu si shpresat tona
Çdo natë pëshpërisja: - Në mundsh o Zot, shpëtona!

Kush dreqin e kish shpikur për ne luftën klasore?
Që në trup e në shpirt pamë vepra mizore
Kurrë keq s'i patëm bërë, as vendit, as njerëzisë.
Përse kaq rëndë paguam idealin e lirisë?

E prapë nuk u ngopën, në burgje më prangosën
Nuk u mjaftoi që emrin pa faj ma njollosën
E shkova dhe rininë mes telave me gjemba
Ku s'kish as aromë lulesh, ku nuk dëgjohej kënga.



E madhe vapa verës, në dimër kish dëborë
Ama unë nuk u ndieva asnjëherë i gjorë
Se nuk më bënë dot, të ligë dhe spiun
I pastër si dëbora, o miq mbeta unë.

Ja pse sot para jush, unë dal me kokën lart
Pasi mbeta njeri, ta keni shumë të qartë
Siç mbetët edhe ju, të mirët shokë të mi
Siç ishte amaneti, nga  ata që u bënë fli.

ELEGJI

LIRAK BEJKOS

Më dhemb shpirti kur t'kujtoj
Siç dhemb një plagë prej plumbi
Lirak, më mbet fjala në gojë
O trim me shpirt pëllumbi.

Të kam akoma gjallë në sy
Mes flakësh tek lëngoje
Të dogjën vëlla me pabesi
Ata që aq i doje.

Ata që ne i ngjitëm lart
I nxorrëm bashkë nga lluca
Dhe ngritën vila me dhjetë kat
Dhe ne na dhanë biruca.

Ata që vendin na e shitën
Dhe pastaj u ngërdheshën
Me det përbuzjesh na përmbytën
Me hallet tona qeshën.

Lirak, vëllai im i shtrenjtë
Po ç'qe vallë kjo hata?
Ne pasuri kemi veç qiejtë
Ata morën gjithçka.



Ata s'na deshën asnjëherë
Se janë Katovica
Lirinë e flakën në humnerë
Atdheu ndien mornica.

Lirak, vëlla i paharruar
Ti doje ligj dhe shtet
Këtu kan' të gjithë nga shtatë duar
Dhe robi-robin vret.

Këtu dita bëhet natë e zymtë
Nga klithmat e çakallit
Prandaj u shkrive si qirinjtë
Me një mijë diej mes ballit.

Më dhemb sa herë kur të kujtoj
Siç dhemb një plagë prej thike
Lirak, çdo ditë të mbaj në gojë
Dhe pse mes qiejsh ike.

## DIKTATORIT
*(Enver Hoxha)*

S'doja të zija në gojë
Shumë  për ty kanë zhgarravitur
Kalojmë ditët mbushur drojë
Me terror e plumb goditur.

Një i vdekur s'shahet kurrë
Aq më shumë një njeri hije
Por ti s'u tregove burrë
Ishe bishë me zemër zije.

Kriminel të rriti nëna
Dhe prej dheu të pangjyrë
Të kujtoj dhe më dhemb zemra
Veç Atdheun shoh në fytyrë.

Në të parë ngjaje si engjëll
Por në shpirt ishe shejtan
Si s'përmbyset vallë Tufina
Varrin tënd që ajo mban?

S'di si rri në mes të tjerësh
Nënash, motrash, baballarë
Vrarë nga ty me stil gangsterësh
Herë me plumb, herë me litar.

Na i le nënoket qyqe
Gratë si korba, barkun tharë
Dielli yt që vetëm digjte
Jetën tonë ktheu në varr.



Ty të lindi errësira
Racë prej sllavësh, egërsirë
Të fusje shokët në bira
Trurit tonë t'i bëje sirë.

50 dimra edhe vjeshta
50 vjet mbi shpinën tonë
Na ushqeve me gënjeshtra
Na vure në njësh kolonë. .

Miladin të rëntë gjëma!
Mos të zëntë shpirti rehat!
Na fute të keqen brenda
Një bastard e një xhelat.

Shumë ka parë kjo tokë e mirë
Perandorë, pushtues, shtete
Por përbindësh me 40 brirë
Vetëm ti ke qenë e mbete.

Gjysmë gjarpër, gjysmë skile
Dhëmbngarkuar helm e vrer
Historia është kopile
Dhe e tillë do mbesë përherë.

Të gjithë kombet i sheh qartë
Veç nga ne sheh me kurriz
Ti ke kohë që je bërë baltë
Por tek ne asgjë s'lëviz.

Po e njëjta stinë dëbore
Një acar që të shkallmon
Tersi prapë na merr për dore
Dhe s'na thot' ku po na çon.

Dhe nuk ka si bëhet ndryshe
Mbetëm prapë si arixhiu
Ti nga pas ke lënë këlyshë
Nga Ramizi te Saliu.

Ramiz pushti, demagogu
Seç na neverit ushqimin
Na bëri me stomak zogu
Veç mos shkelnim mbi parimin.

Parim djajsh të mallkuar
Që nuk ditën çfarë ish puna
Ne mbanim barkun me duar
Ju në Bllok bënit sauna.

Nexhi vrau shoqet e saj
Me bekimin e Partisë
Dy bisha me dhëmbë si djaj
Si Saturni i lashtësisë.

Që nga Kuba, gjer në Kinë
Nami juaj mori malet
E tmerruat njerëzinë
Me terrorin që nuk ndalet.



Atë terror që s'ta nxë goja
E vazhduan ca të tjerë
Me flamurët bojra - bojra
Pa moral edhe pa nder.

Maskarenjtë na vunë përpara
Dhe mafiozë të çdo natyre
Nëse do të t' shuhet fara
Shko e sillu përreth tyre.

Një e dy vazhdon avazi
Ti djersit dhe ata hanë
Atdheu vuan nga marazi
Varfanjakët, fund nuk kanë.

Në çdo cep një dorë të lyp
Në çdo metër një legen
Korrupsioni rrul që shtyp
Drejtësi në vend nuk gjen.

Nëse do të mbarosh hall
Do paguar shtrenjtë haraçi
Nderi sot shitet si mall
Shteti ynë ka emrin “Taçi”.

Ne që na dënove koti
Na varrose në minierë
Ende sytë i mbajmë nga Zoti
Trashgimtarët rrinë në derë.

Sot u bënë 23 vite
Mes mashtrimi dita gdhihet
Buçe e  kuqe komuniste
Dhjamin shton dhe vetëm fryhet.

Dhe kështu do të vazhdojë
Të bëjë ligjin injoranca
Gjersa populli s'ka gojë
Nga ju do anojë balanca.

Po të pyes nga bota ime
Ku jetove 80 vjet
Në parajsën plot gëzime
A në ferr të shkoi kjo jetë?

Nëse ndodhesh në parajsë
Unë nga Zoti do kërkoj
Të më çojë në ferr dhe flakë
Vetëm ty mos të shikoj.



KËRKOJ DASHURINË

Kërkoj dashuri në botë
S'e gjeta në vendin tim
Po e ndjek nga pas më kot
Por kam gjetur veç zhgënjim.

Që i vogël më degdisën
Larg nga trojet prindërore
Ëndrrat me acar m'i grisën
S'njoha vite fëmijërore.

Asnjeri s'më buzëqeshte
Bir kulaku më trajtonin
M'u zverdh jeta, gjethe vjeshte
Ajri im humbi ozonin.

Tashmë prapë m'u kthyen dhimbjet
Kur shikoj kaq marrëzira
Fati udhëkryqesh gdhihet
Në çdo orë ndesh tragjedira.

Një pjesë dashurojnë bixhozin
Një pjesë kurvat, pasurinë
Fëlliqësitë për ne nuk sosin
Se s'dimë të duam njerinë.

Ti që le trashëgim genin
Nga balta bëre njerinë
Pse s'u ndrive pakëz mendjen?
Të mendojnë për Shqipërinë?

Ndonëse jam pak i brengosur
Kam shumë shpresë se ndonjë ditë
Marrëzia do të ketë sosur
Dhe atdheu do dalë në dritë.



## DISA BASHKËVUAJTËSVE TË MI

Mbyll një fletë kalendari
Edhe sot një ditë u fshi
Jeta jonë si qe ugari
Shtyn vetveten në mërzi.

E braktisur, e zhgënjyer
Veç hosteni shpon e shpon
Zoti i fatit ngashëryer
Pak nga pak po na harron.

Edhe miqtë po na largohen
S'të flet kush pa interes
Mua rrudhat po më shtohen
Tek qëndroj mes kafenesë.

Rri pa fjalë dhe pyes veten
Ç'është kështu me këta miq?
Mosbesues për të vërtetën
Trup e mendje lakuriq.

Po të panë me laps e letër
Të përbuzin sa më s'ka
S'duan të dëgjojnë gjë tjetër
Veçse gjëra me para.

Fryhen, flasin për bizneset
Për të tyret, natyrisht
Koha mal ua shtoi veset
Ne u ngjajmë majmunëve pa bisht.

E harruan diktaturën
Vitet qorre mes qelisë
Tashmë që e hodhën urën
Janë bërë mashë e qeverisë.

Hip e zbrit nëpër kolltuqe
Për bashkëvuajtësit kush nuk flet
Porse jeta ka dhe huqe
Historia është tërmet.

Pa kuptim po u shkon jeta
Mes kulaçit dhe kërbaçit
Këta njerëz, o tungjatjeta
Duhen shpënë tek kish e Laçit.



## PENDËKUQËVE
## (Shkrimtarëve që i shërbyen diktaturës me servilizëm)

Ty Atdhe që të zhgënjyen
Dhe të hodhën baltë e dhé
Mirë çobanët kërrabën dinin
Po ju pendëkuq përse?

Ku i latë metaforat?
Nga i nxorrët hosanatë?
Në heronj i kthyet horrat
Mjekrat me flori ua latë.

Ku e gjetët frymëzimin
Miliona vargje sakat
Ku çdo nënë shkrihej në vaje
Dhe i ndanë burrat nga gratë.

Kur kërciste pistoleta
Përmbi djem njëzetvjeçarë
Ju me varg thurrnit buqeta
Për vampirin sekretar.

Tërë jetën të kërrusur
Si devetë në Sahara
Arti është vërtet i bukur
Por pa jetë, kurrë vlerë s'ka.

Shatë e shatë palodhur fare
Dostojevsk, Konicë, Fishtë
Lirinë nxorrët në pazare
Edhe veten, sigurisht.

Me bërryla shoku-shokun
Pafund shtyni në greminë
S' bëtë një këngë për borzilokun
Por veç bejte për partinë.

Dhe as sot s'jeni penduar
Llustraxhinjtë dinë furçë e bojë
Paratë ndiqni papërtuar
Gjersa turpi t'iu mbulojë.

Mjeranë lindur nga një nënë
Pa talent e pa moral
Emri juaj zverdh nën hënë
Si bretkosat në moçal.



BELINËS
(Sime bije)

Ti kujton shpesh fëmijërinë
Sa herë që përmend gërshetat
Ato kohëra që  më s'vijnë
Që u shuan si kometat.

S'të qortoj pse s'më kujton
Kur të vish në moshën time
Po ta them bijë më mungon
Kam prapë mall për ledhatime.

Sa herë më ke dalë në gjumë
Teksa dergjesha qelive
Malli yt me valë si lumë
Kryekëngë e dashurive.

Doja shumë të të gëzoja
Porsa isha bërë baba
Sytë e tu t'i pikturoja
Të të mbaja gjatë në krah.

Ty një lot të mbiu në zemër
Kur larg teje më larguan
Deshën të na lënë pa emër
Ta humbnim përjetë toruan.

Por nuk mundën bija ime
Të kisha përherë Itakë
Ma ngrohe me përqafime
Mallin tim fshatarak.

Djalë  vërtet nuk më dha Zoti
Po djalë babi të ka ty
Falmë bijë që më mbyt  loti
Dhe të puth shpesh si fëmijë.



## ZEMËR E PLAKUR

Ti moj zemër e lënduar
Rri e rri e më pickon
Sa herë që të prek me duar
Sa herë vjeshta zë afron.

Sigurisht të hapen plagët
Shenjë e prangës mbetet gjatë
Obobo se ç'kemi hequr
Ç'na kanë parë shpirtrat e ngratë!

Natë e ditë në gojë nepërke
Në një tmerr pafund e anë
Qajnë kockat ndanë një skërke
Mijëra bij që varr nuk kanë.

Se vazhdon sërish avazi
Krimi shtetin sheh pa drojë
Neve mbetëm prapë tek prasi
Ujqërit janë të tërë njëlloj.

Ah, moj zemër  e plagosur
Vrer e gjak të zi pikon
Plagë e vjetër dhemb pasosur
Dhe s'ka mjek që e shëron.

## NATYRA

Ndihem mbushur me natyrë
Më ngjan vetja bir i saj
Trupin që ta ndiej më mirë
T'i largoj shpirtit çdo vaj.

Degë e pemës më përulet
Si të jem unë Zoti vetë
Bëhem shpirt e trup me lulet
Dhe një shelg e bëj trumpet.

Ka shumë njerëz që e mohojnë
Fuqinë e përjetësisë
Veç në fund zënë e kuptojnë
Se është vlerë e Perëndisë.

Bëhem trup e shpirt me lulet
Dhe s'e ndiej si më shkon ora
Dielli brenda meje ulet
Dhe mbi ballë më thur kurora.



## KËNGË MOTRËS

Lume moj, të sjell në mendje
Vargut tim ç'i bëke hije
Dritë e mirësisë tënde
Ndrin si blic fotografie.

Ndrin kështu e do të ndrijë
Sa të rrojë kujtesa ime
Se më rrite si fëmijë
Në të keq e në gëzime.

Ato vite të vështira
Si në luftë dhe në çlirim
Përballuam kaq stuhira
Luftë klasash, izolim.

S' ti harroj lotët e tua
Brengat që të sosur s'dinin
Shteti merrej me një grua
Larot me ç'të mund na binin.

Si melhem kjo fjala jote
Shpirti, këngë në stuhi
Bashkë me nënën që më donte
Nënë të dytë të kisha ty.

Mbrapa telave prangosur
Mes qelive mbushur gjak
Ti më vije shpirt  plagosur
Të më ngrohje sadopak.

-Erdha, o Hysen, - më thoje
S'mund të rrija pa të parë
Mos e ul kokën me droje
Komunizmi është zagar.

Pesëdhjetë vite nën torturë
Por ti mbete Lumturi
Askërkujt s'iu bëre urë
Ishe fis me Perëndi.

Shyqyr që të gjeta gjallë
Të pashë për të fundit herë
Se xhaxhanë dhe Lolonë
Gjithmonë i prisje në derë.

Këngë pranvere fjala jote
Shpirti det me lumturi
Unë në jetë kisha dy nëna
Nënën time edhe ty.



LARG ATDHEUT *(Poemth)*

Përse vallë kaq dashuri
Kaq e madhe, e pamatë
Kur largohem larg nga ti
Nuk më gjen shpirti rehat.

Më vijnë pranë viset e mia
Pragu im i larë me vesë
Nuk më ndahet nostalgjia
Për ty shqipe sa të vdes.

Është e pasur Gjermania
Po s'më hyn në sy aspak
Unë jam erë nga Shqipëria
Me atë më lidh një gjak.

Kam parë vise magjiplotë
Pyje e parqe pafund
Gjithfarë bukurish në botë
Po prapë i them vetes s'mund.

Sado larg që të largohem
Si mbi krahët e dallëndyshes
Unë me veten zë mallohem
Më ndjek pas imazhi i gjyshes.

Vendi im me gurë e ferra
Dhe shtëpiza fshatarake
Veç për to më troket zemra
Humb mes ëndrrash fluturake.

Këtu ajri më zë frymën
Mushkëria më rënkon
Unë jam mik me borën, brymën
Me atë vend që s'më harron.

Sa më shumë që e njoh botën
Aq më shumë Atdhe të dua
Nuk di vetes t'ia vë notën
Po magji je ti për mua.

Ti je dashuri krejt tjetër
Ajri, buka e bekuar
Është vështirë ta hedh në letër
Gjoksin tim kaq të trazuar.

Rrugëve shkoj me shpirt të vrarë
Zemrën ndiej si një jetime
Më merr malli për të sharë
Të mallkoj në gjuhën time.

Ngado shkova dhe shëtita
I rashë qiellit pashë më pashë
Veç tek ty folenë e ngrita
Veç tek ty zemrën e lashë.

* * *

Je e varfër toka ime
S'e kuptoj pse ky mallkim
Ti që erërat i bën himne
Dhe çdo metër rrit një trim.



Poshtë avionit më shpërfaqesh
Vetëm gri, me sy të tharë
Të kanë bërë muze bajraqesh
Copa-copa të kanë ndarë.

Rrugët mbushur me hajdutë
Ngado era nevojtore
Për punë kush nuk i vret trutë
Kohën shtyjmë në pijetore.

Vaj medet ky komb i  gjorë
E ka thithur politika
Krimi sa s'të prek me dorë
Ligji qan e s'flet nga frika.

Ndaj të gjithë zënë të largohen
Shkojnë gjer në fund të botës
Se këtu veç horrat mbrohen
Antikrishtët e Golgotës.

Gjithë botën e shëtita
Sinqerisht jam ndierë vështirë
Ndaj sërish tek ti mbërrita
Le të vdes këtu, më mirë.

Përse vallë kjo dashuri
Kaq e madhe, e pamatë?
Kur largohem shpesh nga ty
Nuk më gjen shpirti rehat.

## NË KOSOVËN E LIRË

Trari ngrihet para meje
S'i besoj më vetes sime
Fushat dalin prej një reje
Zemra qan me mallëngjime.

S'i mbaj dot rrahjet e gjirit
Më ngjan vetja më i plotë
Tokën puth përtej kufirit
Dhe çdo hap më flet një lot.

Nuk janë lotë hidhërimi
Është një lumë që rrjedh prej gazi
Bashkë me zogjtë nis fluturimin
Sikur jam djalosh gjimnazi.

Në Prishtinë kish plagë akoma
Zjarri i luftës ende ndihej
Por në qiell pashë shumë shqiponja
Një flamur të kuq që ngrihej.

Eh, sa shumë që kemi dashur
Ta shihnim këtë vend të lirë
Mbrapa burgjesh, buzëplasur
Shpirt e trup në mugëtirë.

Mbrapa malesh hijerëndë
Emri yt shpesh na kujtonte
Se në shpirtin tonë një kënd
Ish prangosur e rënkonte.



Klithte bajoneta e serbit
Mbillte plagë dora mizore
Acaruar keq prej qelbit
Prej urrejtjesh shekullore.

Mijra djem me trup si bliri
Me këngë shkuan tek litari
Shpresa jonë u ngjall nga hiri
Kullë u ngrit Adem Jashari.

Veten bëri palë flamuri
Isa burrë doli nga varri
Dardania ish si guri
S'e djeg plumbi, as dhe zjarri.

- O lirinë e mëmëdheut
- O s'e duam jetën fare
Ne nuk kemi lindur skllevër
Jona është toka amtare.

Që ne lindje gjer u rritëm
Shkrirë ke qenë në genin tonë
Lavdi Zotit që mbërritëm
Faleminderit Bill Klinton!

Hej, Kosovë, tokë e pamatë
Tokë e ëndrrave përjetë
Ty në shpirt të kish im atë
Kur vdiq ma la amanet.

Dhimbje kishim ne në burgje
Na trishtonte fati yt
Gjersa prangat i këpute
Dhe lirinë e bëre mit.

Blerojnë arat nga pranvera
Pemë e jetës bulëzon
Shota del e pret tek dera
Pranë Azemit nusëron.

Më deh era e kësaj dite
Djem e çika gjithë lezete
Prej Gjakove e prej Drenice
Botën tërë e bënë për vete.

E gëzofsh lirinë Kosovë
Të uroj e s'ngopem fare
Zogjtë në qiell vijnë e shkojnë
Diejt ulen në dritare.



## ÇMENDURIA

Më bëj një vend dhe mua, o Zotni
Dhe në telat me gjemba e kisha
Dhe unë Atdheun kam dashur sa ti
Por burgjeve pafund u degdisa.

Apo mos vallë Shqipëria më harroi?
S'më ka mbetur një shok ah, medet
Shumëkush nëpër poste kjo kohë gradoi
Dhe harruan dhe emrin e vet.

Dikur tek shatërvani së bashku lodronim
Tek shkallët e Armenit tek deti
Harronim urinë dhe vuajtjet harronim
S'na mposhti as halli, as derti.

Ju kisha në zemër, të gjithë ju kam dashur
Prej jush nuk jam ndarë asnjëherë
Po koha na ndau në të mjerë e të pasur
Në njerëz dinjitozë e të panderë.

Afromuni pranë o miqtë e rinisë
Të zhdukim me rrënjë këtë skëterrë
Përndryshe ky ferr ndonjë ditë do na mbysë
Dhe jeta do na kthehet në ferr.

ËNDËRRIMI

Oh, sa dola në ballkon
M'ran në sy dallgët e tua
Të shkumbuara me tërbim
Donin të vinin tek mua.

Pse Zot na dhe egërsinë?
Në njerëzi dhe në natyrë?
Por ke dhënë dhe ëmbëlsinë
Mbi livadhe plot lulëzim.

Të shijosh erën e tyre
Si qengjat në rrotullim
Në një ditë të bukur maji
I vetëm me mrekullinë.

Të shoh qiellin blu të plotë
Pa re dhe pa turbullime
Të shplodh shpirtin e lodhur
Nga këto brenga e hidhërime.

A do të ketë një ditë të tillë?
Si dikur në rininë time?
akoma e ndiej aromën
Dhe të bukurat ëndërrime.

Mos vallë dhe ëndrrat e mia
Që lodronin në gjelbërim
Qe i njomte vetë freskia
Mbeten në kujtimin tim?



Po tani që dhembin kockat
Ku të shtrihem? Ku të shkoj?
Veç me një dyshek me pupla
Përmbi të të vallëzoj

Nuk rikthehet më rinia
Ikën mosha, të harron
Të afrohet pleqëria
Rroftë  kush ditët i shijon!

## SHOKËVE TË MI TË BURGUT

Zhurmë, sharje, vrasje
Njëzetë e tre vjet pa demokraci
Ëndërruam pak ajër pa vapë
Po këtu prapë është nëna Parti.

Babai i tyre zhduku kisha e xhamia
Të ligjtë na i ktheu në shenjtor
Gjithë vendin e mbytën spiunët dhe smira
Ku jeta vërtitet me zor.

Baballarë e bij, një binom që s'ndahet
Dje pranga dhe sot anarshi
Na japin të hamë atë që nuk hahet
Me gjak mjeranësh kanë vënë pasuri.

Dhe mjerë ata që në rrugë i pengojnë
Kallashi mbi ta shkrehet vetë
Ata paskan lindur që mbi ne të sundojnë
T'i mbajmë përmbi supe përjetë.

Të fryrë e të ngjirur si derra të ndyrë
Ne mbetëm gjithë jetën  Sokrat
Të ngrihemi miq, t'i pështyjmë në fytyrë
Sa kemi dhe pakëz takat.



## ATA QË NGA BURGJET DOLËN

Duke parë dallgët e detit
Që drejt bregut shkumëzojnë
Me furi e me gjëmime
Sikur duan ta shkallmojnë.

Edhe shkëmbi që është shkëmb
Nga kjo forcë e pandërprerë
Duket se në shpirt i dhemb
Dhe gatitet që të bjerë.

Në kujtesë të moshës sime
Jeta me një dallgë më ngjan
Por unë kurrë s'nxorra rënkime
Dhe pse shpirti shpesh më qan.

Që pesë vjeç me epitete
Ata që u dhashë të hanë
Fyerjet m'i dhanë me vete
Dhe më çuan në hapsanë.

Herë kulak e herë armik
Ç'kam dëgjuar, vetë e di
Unë që diellin bëra mik
Dhe për dritën u bësh fli.

Njëzet vite plot kaluan
Vendi im i gjorë ç'po heq
Mua plagët s'm'u shëruan
Dhe çdo ditë më shpojnë më keq.

Nuk kam forcë që të tregoj
Lëre, lëre ç'ndodh këtu
Komunizmi ndërroi veç bojë
Nga i kuq na u bë blu.

Prostituta dhe hafije
Militantë karabushë
Hajdutë me poste partie
Vidh e vidh se s'pyet kush.

Mjerë ai që e ngre zërin
Me pështymë mafja të mbyt
E kush thotë se erdh liria
Komunizmi ka shtatë shpirt.

Në tribuna edhe ekrane
Vetëm dinë të recitojnë
Vend i kthyer rrumpallhane
Ku veç djajtë mund të sundojnë.

Shqipëria brenga ime
Kryeulur përmbi gur
Ku shkuan ato premtime
Që u thanë për ty dikur?

Mbi flamurët e leckosur
Qielli im rënkon prej vrerit
S'bëhet kurrë demokraci
Me këlyshët e Enverit.



Prish bucela, bëj kanaçe
Me furi e sy mërish
Fushat mbushur me gjëmbaçe
Dhe baraka arixhinjsh.

Ata që nga burgjet dolën
Demokratë nacionalistë
Mbetën prapë me gisht në gojë
Se askush s'i ka në listë.

Duke parë dallgët e detit
Që mbi breg lëshojnë mëritë
Më kujtohet mosha ime
Dhe mërzia më zhurit.

Ju bëj thirrje kudo jeni
Nga Atdheu ktheni sytë
Se nuk ka si balta jote
E kanë thënë dhe Perënditë!

## FLAMURIT
*(Me rastin e 100- vjetorit të Pavarësisë)*

Që kur ti rilinde, u bënë 100 vjet
O sa shumë legjenda, nuk t'u ndanë në jetë
Shumë djem të rinj, kurorë ty t'u bënë
Vdiqën pa u rritur, se të kishin nënë.

Mirë ata q'u vranë, në luftë, ndër beteja
Janë sot dëshmorë, donin dit të reja
Por ka edhe të tjerë, nëpër burgje vdekur
Që i torturuan me kamzhik e hekur.

Kur Gjergj Kastrioti, luftonte majë mali
Flamur' kuq e zi turqit seç i ndali
Kur plaku i Vlorës, shpalli pavarësinë
Nuk e kishte Yllin, kishte Shqipërinë.

Vetëm komunsitët, kur dolën nga pylli
Të shitën te sllavët, për qejf të një ylli
Draprin e çekanin vunë mbi shqiponjë
Desh ta bënin korb, atë që ish zonjë.

E kujton revoltën në shtatëdhjet' e trenë
Kur ne lidhëm besën, të bëjmë si ke qenë?
Ishte mesi i majit, lulet lulëzonin
Dhe nga gjokset tona, malet po gjëmonin.

Ishim bijt e shqipes, m'u në grykë të pusit
Q'e deshëm flamurin, pa yllin e rusit
Çarçafit të bardhë, ne me gjakun tonë
I dhamë ngjyrë zemre, në mes një shqiponjë.



Djali nga Burreli, Mersin Vlashi trimi
Shqipen pikturoi, gati fluturimi
Bijtë e mëmëdheut kërkonin lirinë
Gjënë më të shtrenjtë, kishim Shqipërinë.

Roje të flamurit, me sëpatë në dorë
Rri i vogli Ndrecë, djali mirditor
E pyet hetuesi: -Sëpatën pse e mban?
-Po ruaj flamurin, nënën dhe babanë.

E qëllon hetuesi me grusht e goditi
Dhe e shan nga Lokja, atë far petriti
-Turpi të mbuloftë, që shan nënën time
Është nën' shqiptare që s'pa kurrë gëzime.

Po ju doni shkjaun, që na shkoi në plumb
Mallkim përmbi ju, emri do t'ju humbë
Ne mund të na merrni, fundja edhe jetën
Por nuk mund të nxini, kurrë të vërtetën.

Pastaj erdh' vendimi: katër djem me vdekje
Kurse për të tjerët, kalvar me përndjekje
Kërciste kërbaçi, thyej këmb' e duar
Ata qenë mjeshtra, për të torturuar.

Gjersa më në fund, erdh' demokracia
Sa e dëshiruar, kishte qenë liria
Valëvitej Flamuri që ne lamë me gjak
Thamë: "Erdh lumturia që e kishim hak".

Por  shpejt u zhgënjyem, nëpër ëndrrat tona
Në drejtim u vunë sërish po ata
Në kalendat greke, na çuan për prona
Halle përmbi halle, këto vuajtjet tona.

Bredhim nëpër zyra, me letra në dorë
Kjo dreq Katovice, prapë na la të gjorë.
Sido  të vejë puna, s'e lëshojmë Flamurin
Që atje në Spaç, ia shtuam nurin.



## HIMNI I TË BURGOSURIT TË SPAÇIT

Kush guxon të shkruajë
Pa qenë në qeli
Lidhur këmbë e duar
Në një thes të zi?

Lidhur këmbë e duar
Në dimrin e ngrirë
Një mijë bij shqiptarësh
Një mijë  djem ilirë.

Veç një llampë e vogël
Hedh pak dritë mbi krye
Qelia hap dhëmbët
Me fytyrë lubie.

Muret rrinë të vranët
Era klith me tmerr
Ky vend quhet vdekje
Ky burg quhet ferr.

Përmbi kokat tona
Rojet rrinë gatitur
Prangat ulërasin
Si ujq të uritur.

Kolla ma merr frymën
Dielli s'del akoma
Më mirë në tabutë
Se kështu kufoma.

Vallë ç'i bënë kohës
Këta martirë të mjerë
Vetëm sepse deshën
Shqipen me dy krerë?

Vetëm se s'pranuan
Këtë pushtet zuzar
Gjaku ynë i ndershëm
Pikon përmbi bar.

Erdhëm nga rinia
Dhe u plakëm fare
Qielli ynë i ëndrrës
Pa asnjë dritare.

Ah, sa kemi hequr
Tmerret s'numërohen
Këtu edhe zogjtë
Kanë frikë të afrohen.

Dhe pak dritë që kishim
Na e vranë një ditë
Diktaturë e yllit
Shtrigë me 100 shpirt.

S'më mposhti biruca
As dhe ligësia
Se s'kam dalë nga lluca
Por nga nënë Hysnia.



Jam gur i një kulle
Në majë të Çorrushit
Ndaj si gjithë të parët
Hedh vallen majë prushit.

Orët ndjekin ditët
Muajt sjellin vitet
Shpresa jonë e madhe
Bie në pus e s'mbytet.

Del nga sytë e dimrit
Çan në fluturime
Shpirti im është drita
Atdheu, jeta ime.

## 100 VJET UNË DHE FLAMURI

100 vjet thonë se i mbushe
Në Vlorë ta ngritën flamurin
Historia edhe plagët
Janë për burrat edhe gurin.

Vendi im i lashtë si mit
S'lë njeri të shkelë me këmbë
Lisat s'luajnë nga stuhitë
Se i kanë rrënjët nën shkëmb.

70 vjet dhe unë i kapa
Si një degë prej trupit tënd
Përmbi kohën plot me vraga
Mes një turme shpesh pa mend.

Që të vogël më qëlluan
Herë me brryl e herë me vrer
Të më mbysin u munduan
Por s'ia dolën asnjëherë.

Edhe kur tim atë e humba
Kur ma mbyllën në skëterrë
Hapi im matej me plumba
Dhe pëllumbat nëpër erë.

70 vjeç mbusha me dhimbje
Për inatin e armikut
Edhe para vetëtimës
S'mu drodh cepi i qerpikut.



Por një gjë s'më lë të qetë
Dhe ma prish gjumin çdo natë
Vendi im me ballë tek retë
Heq e tretet në lëngatë.

Fytyrë verdhur si meit
Nga sëmundja që e tret
Ca bastardë dhe hipokritë
Bëjnë me të siç duan vetë.

Farë hithre kultivojnë
Njëri-tjetrit sytë ia nxjerr
Me frikë netët i kalojmë
Lamë drizë e gjetëm ferr.

Thithim ajër të sëmurë
Imoral dhe të panderë
Këtë mallkim kush e ka prurë
Të na mbesë zija në derë?

## DERI KUR NËPËR KURBETE?

Për çdo ditë mbushin tragetet
Ikin, ikin pa rikthim
Loti mallit po mbyt detet
Dielli ynë veç perëndim.

Era rreh nëpër dritare
Pragu im me natë m'u mbush
Asnjë zë nuk ndihet fare
Mirëmëngjes s'më thotë askush.

Rri e pres me sy të shuar
M'u dogj malli për një fjalë
Ferrat vendin kanë mbuluar
Heshtja flet si e përdalë.

Fati ynë i rrokullisur
Vendi im me pyje det
Në humnerë na ka degdisur
Dhe në heshtje po na vret.

M'u zhurit shpirti për mbesë
Dhe për nipërit motak
Unë rilindur jam me shpresë
Dhe pa ta do vdes për pak.

Do të vdes se s'kam rrugë tjetër
Jam në moshë të ledhatimit
Se këtu zien avazi vjetër
I kërbaçit dhe mashtrimit.
Këtu dielli del me gjemba



Edhe nata nuk mbaron
M'u bë helm gjaku në rremba
Dhe askush s'po më shëron.

Në tribunë liderët flasin
Si s'u lodhën vallë njëherë?
Ardhmërinë me vrer e vrasin
Ditët hedhin në humnerë.

Në kurbet mos pafsh as qenin
Dielli flet me gjuhë të huaj
Ndaj nga gjoksi më del klithma
Ecni bij në vendin tuaj.

Eja nip e mbesë tek gjyshja
Sepse pragu u zhurit
Veç këtu flet dallëndyshja
Edhe dita quhet ditë.

Përmbi tokën e dhunuar
Me dëshirën e afrimit
Hajt të mbjellim pa vonuar
Nga një vjershëz të Naimit.

Që të ndrijë mbarësia
Me bekimin e të parit
Është e jona Shqipëria
Jo e hurit e litarit.

Ecni bij se m'u tha gjiri
Shqipëria po rënkon
Ta ringrejmë jetën nga hiri
Por tani sa nuk është vonë.

## BREGDETIT JONIAN

Zhurmojnë dallgët paprerë
Me forcë e shungëllimë
Pulëbardha rend në erë
Si  një pjesë e gazit tim.

E dua këtë peisazh
Këtë bukuri magjike
Se veç ai më ngjall
Gjithë ndjenjat platonike.

Brenda burgut ku më çuan
Si mik e kam ndierë përherë
Nuk më la ta humb toruan
Pranë më vinte si një erë.

Unë pranë teje fluturoja
Dhe kaloja çdo pengesë
Telat dhe qelitë harroja
Më dukej mbrëmja, mëngjes.

Nuk e di se ç'lidhje kemi
Unë me varg e ti me valë
Sepse vemi e nga vemi
Dhe gjithmonë na zë një mall.

Unë tërë jetën kam besuar
Se me ty jemi binjakë
Mbetëm veç duke gjëmuar
Dhe nuk zmbrapsemi aspak.



Rrethuar prej ligësisë
Edhe territ që s'po tretet
I lyp ndihmë shpesh poezisë
Valës tënde ia them dertet.

O bregdet, sa shumë të dua
Me vështrim prej Perëndie
Vetëm ti më kupton mua
Dhe më mbush me dallgë lirie.

Ti ngre dallgë posi mali
Sa Çika që ke përballë
Kënga jonë prej kristali
Bashkë me ty do mbetet gjallë.

## DASHURISË

O sa shije ka natyra
Lulet bashkë me petale
Ke parë kur i marrim erë
Flladi i lëkund ngadalë.

Ashtu dhe buzët tona
Përkunden si dy fletë
Sa bashkohen ndezin zjarr
Kjo është dashuria vetë.

Lum kush e flijon freskinë
Se jeton në ato kujtime
Por ka që e shtojnë shtëpinë
Plot me halle dhe mjerime.

Ca të tjerë i ndan fantazma
I bashkon kur do vetë Zoti
Po kujtuan disa çaste
Lumturohen si që moti.

Ah moj ferrë, ferrë e kuqe
Sa shumë halle kishe brenda
Edhe një të shenjtën lule
Ma ktheve plot me gjemba.



Kur e shoh të kuq si gjaku
Duke nxjerrë helm me rrëmbim
Inati më hyn përbrenda.
Po ç'ti bëj është gjaku im

Nuk e di sa do vazhdojë
Me këto ferra, gjemba plot
Zoti i madh mos na i shtoftë
Se unë më s'i honeps dot.

BREZAT

Kaq vite demokraci
Ligjin e bëjnë partitë
Të vogla a të mëdha
Qeveritë i kanë frikë.

Pa lënë hallkat e tjera
Kush guxonte mbi partitë
S'ngrinte kokën herë të tjera
Kështu kalonte përhera.

Nuk e di çfarë lindi sot
Djalli a engjëlli vetë
Të mos dëgjosh kryetarin
Është kujë e vërtetë.

Kështu do ndryshojnë brezat
Duan hapësirë e liri
Porsi biri që s'pyet babën
Do ndryshojë kohën e tij.



Deri tash me ne u tallën
E kjo s'është aspak çudi
Sepse krimet e të parëve
S'i dënoi asnjë drejtësi.

Ndryshe, po shkelën betimin
Për punë e vepra të mira
E them pa droje e pa frikë
I mallkoftë Perëndia!

## EPITAF

Ç'i dua lotët në vdekje
Dhe plot lule përmbi varr?
Kur të gjithë jetën ma nxitë
Ma tërhoqët fatin zvarr.

Ç'i do puthjet si të Judës
Edhe lot prej hipokritësh?
Kam nevojë për dashuri
Shpirtin tim ta përtëritësh.

Mori tatëpjetë jeta
Sa dhe vdekja s'është çudi
Për para dhe interesa
Po shpërbëhet çdo njeri.

Dashuria s'është thjesht ndjenjë
Por ushqim i shpirtit tim
Lumturi për familjen
Punë dhe kënaqësi.

Sot si lumë vërshon paraja
Mure, tokë dhe pasuri
Si harroni, mor të mjerë?
Dy metër, merr çdo njeri.



Mirë të parët që na lanë
Mjerimin si trashëgim
Gjithë jetën nëpër burgje
Më në fund dhe ky zhgënjim.

Po venitet dashuria
Jeta është bërë pa kuptim
Pse s'më mori Perëndia
Nëpër tela syrgjynim?

## ATDHEU IM

(Meditim nga Londra në Mynih)

Zot o Zot pse s'na bekove
Mbarësi dhe harmoni?
Për shumë breza na mallkove
Dhimbje, tmerr dhe lemeri.

Gjithë botën e shëtita
Në Azi, Afrikë, Rusi
Ngado shkela u çudita
M'u kujtove ti Shqipëri.

Që të gjithë i mbrojnë traditat
Me fanatizëm përherë
Kush guxon ato t'ua shkelë
Sikur i ke prek në nder.

Gjithë sa erdhën eksploruan
Lir, Bajron e shumë të tjerë
Me çdo gjë u mrekulluan
Me traditat gjithë vlerë.

Mu në mes të bulevardit
Ferra, mollë dhe thana
Askush nuk guxon t'i prekte
Sikur i mbronte vetë Zana.



Ku vanë këngët e Naimit
Histori e të parëve tanë
Pse pushoi këngë e bilbilit
Traditat tona ku vanë?

I tmerruar kudo ndesha
Bijtë e mjerë të shqiponjës
Në Omonia dhe çdo sheshe
Si lypsarë punën kërkonin.

Dikë pyeta dhe i thashë
Pse kështu more të mjerë
M'u përgjigj i gjori djalë
Me lotë halli mbushur vrerë.

S'kemi shtet që të na mbrojë
Qeveritë janë fatkeqësia
S'pyesin për fëmijët e tyre
Brohorasin "Rroftë Partia".

Më dhemb shpirti tek i shoh
Pjellat e shqipes lavire
Nëpër botë dhe kudo
Shesin me para çdo hire.

Dikush tha: Na ikën plehrat
Këtu filloi fatkeqësia
Ne qemë bijtë e atij vendi
Kryet qenë fëlliqësia.

Ky mallkim i yn i vjetër
Për çudi sërish vazhdon
Ndaj dhe bota po habitet
Qesh me ne kur na dëgjon.

Nga e gjejnë atë mllef
Për të sharë dhe mallkuar?
Dolën nga një nënë e mjerë
Sot dhe gjakun kanë harruar.

Mos është vallë haraçi i krimit
Ku u zhytën soj i tyre?
Dhe tashmë pa e kuptuar
Thellë më thellë në llum po zhyten.

Mos ka dalë llaf i Naimit
Kaq e madhe e vërtetë
Nga e bija dhe i biri
Lahen borxhet në këtë jetë.

-Mos bre xhaxho me kaq thinja
Nuk qan burri me kaq lotë
A s'i sheh ca rreze dielli
Që po ulen mbi këtë tokë?



A s'i sheh këta djem në botë?
Djem me shtatin si selvi
Të betohemi për atë Zot
Ne do vijmë në Shqipëri.

Plot me dije dhe të ndriçuar
Siç e sheh edhe ti vetë
Ligjet që kemi mësuar
Në atdhe t'i sjellim shpejt.

Kur të kthehemi tek nëna
Ligjet shpejt do t'i kërkojmë
Po vjen dita që rinia
Fatin tonë ta marrë në dorë.

Le të vënë pasuri
Mbi atdheun gjithë mjerim
Do vijë ora e shpagimit
Se çdo gjë ka një mbarim.

Lum ai që s'u përzie
Në krim dhe fëlliqësi
Atdheu do ta mbajë mbi krye
Bashkë me heronjtë e tij.

Oh, ç'më lindi shpresë e madhe
Se do shoh dhe unë një ditë
Kur ligji dhe drejtësia
Do sundojë mbi ligësitë.

Nuk më dhimbset mundi, djersa
Për atdhe dhe për vatan
Mjafton të ringjallët shpresa
Ëndrra e të parëve tanë.

Po resht loti, u çel zemra
Për brezat e kësaj toke
Qoftë lavires, edhe horrit
Pakëz vend bëju nënë loke.

Se sërish janë pjella jote
Torturuar nëpër botë
Se këtu po kalojnë mote
Kriminelët janë mbi kokë.

Të vendoset ngado ligji
Kjo është shpresa që na
mban
Nëna jonë që na lindi
Thirrje malli po shpërndan.

Kjo ma mbajti ngashërimin
Më dha forcë edhe qëndresë
Kjo rini po bën betimin
Ardhmëria s'do të vdesë.

Ndaj ju le thirrjen e zemrës
Rrini larg nga ligësitë
Virtytet, zakonet, doket
Janë mbi gjithë mrekullitë.



Ruani të shenjtë fisin
Mos shani dhe poshtëroni
Sot një rrugë të re të nisim
Shqipërinë mos e harroni.

Mëma jonë do të rrojë
Nga Presheva në Janinë
Ne veç Zotin kemi drojë
Kryekëngë kombi ynë.

## MALLAKASTRËS

(Vendlindjes sime)

Mallakastër, rrënja ime
Tokë prej ëndrre dhe prej nuri
Vetëm ti më ngjall kujtime
Më mbështjell me palë flamuri.

Ti je vendi ku unë leva
Dhe im atë më pagëzoi
Ku me diell sytë i ngjeva
Dhe nuk shoh askënd me drojë.

Kokën ngritur majë mali
Gjoksin mbushur me qëndresë
Hasmi kurrë nuk ta fali
Në Poçem kur lidhe besë.

Me fytyrë përzhitur
Nga dielli e ftoma
Duart mbi dyfeqe
Trimat mbajnë akoma.

Kështu të kam njohur
Në shekuj dhe vite
Në majë flakadanësh
Në ballë të çdo prite.



Hasmi derdhte plumba
Koha ndizte zjarre
Mallakastra jetën
Ngrinte përmbi varre.

Nga një trup balade
Mbi trok të një kali
Ende në ato shpate
Del Rrapo Hekali.

Koburen qëndisur
Me barot dhe nder
T'i tregojë pashait
Se tujët s'kanë vlerë.

Hajredin Fratari
Dhe qindra të tjerë
Çdo pëllëmbë e jotja
Krenari përherë.

Që nga qafë e Sinjës
Gjer në Tepelenë
Bijtë e këtij vendi
Nderuan folenë.

Mallakastra ime
Krenari ndër mote
Në luftë dhe në punë
U ndie fama jote.

Kaloj nëpër shtigje

Dhe humb në mendime
Këtu leu gjyshi
Dhe gjeneza ime.

Kam folur me zotat
Në majë të Çorrushit
Jam dehur me flladet
Dhe rakinë e rrushit.

Këtu hodha rrënjët
Dhe degët e jetës
Vendi im i lindjes
Këngë e së vërtetës.

Si një pjesë prej trupi
Të kam ndierë përherë
Dhe në ato vite
Kur rashë në humnerë.

Dhe ti si një nënë
Kurrë nuk më braktise
Gjithë flladet e malet
Në qeli m'i nise.

Mallakastrioti
Lumenj gjaku derdhi
Por ditë e çlirimit
S'erdhi që nuk erdhi.

Bij e bija drite
Petritë dhe asllanë
I mbushën brigadat
Plot me partizanë.
Trup më trup pa frikë



U zunë me gjermanin
Se me lugë floriri
Iu thanë do të hanin.

S'pyetën kurrë nga vdekja
Se vallë ku ta dinin
Se në vend të lugës
Burgjet do të zinin.

Mallakastër mëmë
Sa keq të mashtruan
Ata që në sofër
Këmbëkryq t'u shtruan.

Të lanë të mjeruar
Si plakëz kërcure
Ti që mes krahinash
Ndrije me shtatë nure.

Ca bastardë të ligj
Që si bij i dije
Na përçanë kaq thellë
Na bënë fije-fije.

Me luftën e klasës
Që s'e kishim hak
Ca u bënë heronj
Ca u bënë kulakë.

Ca dolën të njerkës
Ca dolën të nënës
Nxinte tradhëtia
Nën dritën e hënës.
Na u mbush stomaku

Veç me bukë e pras
Ne që nga nëntoka
Nxirrnim naftë e gaz.

S'ka gjë se me djersë
Mbytëm dhe lumenjtë
Puno fukaraja
Fryhu maskarenjtë.

Pasuri e jote
Për dhjamë qeni iku
Në raja na ktheu
Serbi e sovjetiku.

Mallakastra ime
Ç'borxh u kishe vallë?
Shehlerëve të kuq
Që të ranë me pallë.

Të braktisën nënë
Dhe s'iu dhimbse fare
Në rreth të kish vënë
Dora tradhëtare.

Zjarri e përpiu
Çdo gjë që kish vlerë
Ai s'ish regjim
Po ishte kolerë.

Nga çdo anë spiunë
Njerëz të pabesë
Dëshmorët e tu
Dheu s'mund t'i tresë.
Dielli ynë i vjetër



Derdhte rreze kot
Thomëni një shtëpi
Që s'ka derdhur lot.

Më thoni një fis
A një derë, më thoni
Që nuk përjetoi
Tmerre nga Neroni.

Fisi im i shtrenjtë
Mallakastriot
Lotë të trishtuar
Po derdh edhe sot.

Më iku im gjysh
Vëllai dhe im atë
Diktaturë e kuqe
I preu me sëpatë.

Dhe unë biri yt
Nuk di si durova
Kur të tërë burgjet
Mbi kurriz provova.

Me pranga në duar
Dhe zinxhirë në fyt
Por ia dola nënë
Isha biri yt.

Dhe sërish vazhdoj
Me ty t'i bëj ballë
Sepse komunizmi
Sërish është i gjallë.

Më kot thonë ka vdekur
Më kot thonë ka ngrirë
Fantazma e tij
Shëtit si vampir.

Mallakastra ime
Rrallë herë vij tek ti
Se një lot i ngrirë
Më ulet në sy.

Rrugët janë të shkreta
Shtëpitë pa banorë
Të gjithë i ka thithur
Kurbeti mizor.

S'rri dot gjatë tek ty
Se zemra s'më bën
Këtu s'më ka mbetur
As baba, as nënë.

As vëlla, as motër
Kushëri të parë
Kujtimet e mia
Koha i ka vrarë.

Kujtimet e mia
Kujtimet e tua
Një hënë e zhgënjyer
Zverdh mbi ne si ftua.



Prej demokracisë
Asnjë gjë nuk more
Veç varre të thyer
Dhe fate mizore.

Në vend të gëzimit
Vjosa rrjedh veç lot
Ah, vendlindja ime
Që s'të njoh më dot!

Po unë s'e humb shpresën
Ende kam besim
Se acari dimrit
Do ketë një mbarim.

Ujërat do të rrjedhin
Njëlloj si dikur
S'mund të jetë fati
Gjithmonë zemërgur.

## VDEKJA E VACE ZELËS

Veten sot e mbaj per dore
Zogjte mbi ne nxitojne me frike
Shkurti serdh me flake debore
Por me lajmin tend tragjik.

Dimri mbiu mes nesh papritur
Pentagramet i merr era
Zemres sone te perzhitur
Lot te ngrire i sjell tek dera

Kombi shtangu prej merzie
Ankthi oret i ben vite
Vdiq nje ze prej perendie
Nje stuhi prej notash drite

Vdiq ajo qe permes territ
Midis nesh mbolli nje dieli
Kur cdo gje klithte prej tmerrit
Dhe as yj skishte ne qiell

Me ca tinguj prej kitare
Ngjalli shprese ne zemren tone
Ajo s'ish vec kengetare
Por nje engjell amazone

Dridhej skena mikrofoni
Dhe me prane vinte liria
Ndërsa prangave qendronim
Ne parajse kthehej qelia



Shpirti yne shkrihej nga kenga
Shkundete veten prej merzise
Shqiperia skish vec gjemba
Por dhe tinguj te magjise

Eh sa here kemi kenduar
Un ne varr e ti mbi toke
Koha jone ish e mallkuar
Por s'na beri dot ulok

Plaga befas zinte kore
Notat ndrin si pishtare
Zeri yt na merr per dore
E na bente kaq krenar

Nuk te deshen pushtetaret
Kenga jote i lendonte
Ti kendoje per shqiptaret
Ngrije ure ne horizonte

Ike Vace krejt papritur
Ne nje udhe qe s'ka rikthim
Valsi i lumturise s'eshte fikur
Por jeton ne shpirtin tim.



*Para statujës së Lirisë New York, USA*



*Me nipin Beqir Caushi*



*Me dy motrat e tij*



*Në promovimin  e librit të tij*
*“Ringjallja e shpirtit”*



*Në Egjypt 2004*



*Në Venecia mes pëllumbave*





*Takim me shokët e maturës 1961 (Durrës)*



*Në familjen e krushkut gjerman, Mynih.*



*Me vajzën Belinën, dhëndrrin*
*Mikael dhe bashkëshorten Fadile*

## ATDHEU IM ËSHTË JETA IME

(Në vend të një biografie të shkurtuar për Hysen Haxhiajn) Nga Agim Bajrami

Përherë më kanë tërhequr njerëzit që me fjalët, gjestet dhe veprimet e tyre ngjajnë sikur nxitojnë gjithmonë në kërkim të kohës së tyre të humbur. Armiq të kafeneve dhe bisedave të stërzgjatura dhe "pa bukë" ata të imponohen dhe të bëhen miq dhe shokë vetvetiu. Të vrullshëm, të rreptë por dhe me një siguri të dukshme në vetvehte fjala e tyre sikur e bën dhe ajrin të dalë nga përditshmëria e tij e pezullt.

Hysen Haxhiajn sa herë që e takoj dhe e përshëndes gjithmonë më duket sikur lë tek unë diçka nga era dhe valët e një lumi gjithmonë në lëvizje. Vetëm ecën dhe ecën.

Ai është nga ata njerëz që në pamje të parë ngjan se takimi me të nuk përbën ndonjë lajm, por që në të vërtetë nuk është ashtu. Po të shfletosh "Librin e Jetës së tij" të krijohet bindja se je duke shfetuar një tufë dekadash që kanë mbetur të njëjta pavarësisht rrjedhës së pandalshme të kohës.

Dikush e thërret me emrin e shkurtuar Cen, dikush me emrin e tij të plotë, por shumica e njerëzve që e njohin pa dallim moshe e kanë pagëzuar me emrin Dajë. Dhe ky i fundit është emir i tij më i vërtetë sepse brenda kësaj



nofke dashamirëse ashtu si brenda nje guaske që mban brenda një perlë të çmuar fshihet bota dhe shpirti i madh i një njeriu të veçantë që jo vetëm nuk iu përul sakrificave dhe sfidave cinike të jetës, por luftoi dhe vazhdon ende ta bëjë një gjë të tillë për ta ngritur qënien e tij në piedestalet e saj të merituara.

Ka një histori jetësore që filloi thjesht por që më pas doli nga përmasat e një jete të zakonshme njerëzore, e ngjashme me fillimin e një balade epike.

Lindi në vitin 1941, në fshatin Çorrush të Mallakastrës në kohën kur në Shqipëri valët e luftës kishin përfshirë gjithçka. Biri i një familje me tradita të mëdha patriotike, jeta e tij ashtu siç thotë edhe ai vetë kaloi nga lufta në zjarr dhe anasjelltas. Vite të mbrapshta që çoroditën edhe fëmijët në barkun e nënës, kohëra të zeza kur edhe dielli i verës u fsheh dhe përhumbi në kurthin e mjegullave dhe luftës ideologjike. Ishte pinjoll i njërës prej familjeve më në zë të zonës së Mallakastrës, asaj zone ku trimëria dhe guximi për mbrojtjen e atdheut lindin që në barkun e nënës. Ngado male të lartë e të ngarkuar me historira dhe në rrëzë të tyre gjerdane këngësh e lavdish. Gjyshi i tij Bektash Çorrushi, një nga emrat më të dëgjuar të krahinës, dy herë deputet në parlamentin e viteve 1923-1930 u bë për atë kohë sinonim i luftëtarit dhe njeriut të madhe të nderuar. Po kështu i ati Ismaili, i cili përjetoi qysh herët tmerret e kampeve dhe burgjeve komuniste në vitin 1945 i piketuar nga regjimi në fuqi u arrestua tek punonte në arë, në mënyrë të beftë e djallëzore.

Hysen Haxhiaj në kujtimet e tij e ruan ende të gjallë momentin kur i arrestuan të atin.

"Isha pranë babait në arën me misër kur një polic i gjatë dhe i shëmtuar me një kapele të rrjepur në kokë dhe me yllin komunist i kumton babait tim se "Në emër të popullit" ishte arrestuar. Është një moment që më ka

ndjekur pas tërë jetën - thekson gati i përlotur Dajë Ceni. Babai im nuk bëri rezistencë, por unë si biri i tij, edhe pse isha shumë i vogël dhe nuk i kuptoja shumë mirë ato gjëra parandjeva diçka të keqe, ndaj iu derdha policit duke qarë, dhe duke iu lutur që mos të ma merrte babanë. Po kujt t'i luteshe? Prej asaj dite ndiej ende në trup një goditje të fortë e cila më dhemb akoma edhe tani që po mbush 70 vjeç."

Zëri i tij pëson një dridhje të pazakontë sa herë nis dhe e tregon këtë histori të trishtuar.

"E ndieva që do të më ndanin me vite nga babai - thotë Hyseni dhe se kjo ditë do të ishte edhe fillesa e kalvareve të mia të vuajtjes."

Hysen Haxhiajn do ta ndiqte nga pas biografia e dyshimtë e familjes së tij të njohur dhe me tradita patriotike. Them të dyshimtë pasi në atë sistem të mbrapshtë patriotizmi dhe dashuria për atdheun për përfaqësuesit e internacionalizmit proletar, ata që s'e kishin për gjë t'i quanin kinezët vëllezër, ndërsa çamët dhe kosovarët njerëz të huaj e të padëshirueshëm, konsiderohej mëkat dhe dënohej edhe me azgjesim fizik. Për këto mëkate Hysen Haxhiaj nuk do të arrinte asnjëherë të përfundonte shkollën që dëshironte. Edhe pse djalë me ëndrra dhe pasione të shumta Hysen Haxhiajn e përjashtuan me paturpësi në sezonin e provimeve të shtetit nga Instituti Pedagogjik Shkodër, preteksti dihej, sëmundja biografike.

Në vitin 1966, Hysen Haxhiaj fillon punë si axhustator në uzinën e ORMN-së me turne. Ishte një nga punëtorët më të dalluar në këtë profesion por njëkohësisht edhe një nga aktivistët më të njohur të aktiviteteve kulturore artistike që zhvilloheshin në atë kohë. Mjafton të përmendim këtu çmimin e parë në interpretimin e dramës "Të Pamposhturit" të dramaturgut të njohur shqiptar



Minush Jero. Aktivitetet artistike dhe kulturore i shërbyen Hysenit edhe si një lloj melhelmi për të harruar dhimbjen e përjashtimit nga Insituti dhe jeta e zakonshme e një të riu. Ishte një kohë e pakohë kur jeta njerëzore nuk kishte kurrfarë vlere dhe njerëzit trajtoheshin si lejfenë të rëndomtë, jeta e të cilëve i takonte vetëm interesave të partisë dhe pushtetit komunist.

Ngado përbuzje, fyerje, ndjekje, spiunime, burgje dhe kampe internimi. Këto ishin ngjyrat e ajrit dhe pejsazhit që i ndiqte nga pas dhe i shoqëronte njerëzit e sërës së Hysen Haxhiajt.

Në vitin 1976 Hysen Haxhiaj arrestohet befasisht në derën e shtëpisë së vjehrrit të tij në Golem , duke përkëdhelur vajzën e tij të vetme, dy vjeçare në atë kohë.

"Erdhën dy policë - thotë Hyseni në kujtimet e tij dhe duke përdorur slloganin e përjetshëm të tyre "në emër të popullit" më vunë prangat. E prisja këtë arrestim, pasi gjatë gjithë kohës kam jetuar me terrorin e ndjekjes dhe të spiunëve. Ata s'më ndaheshin këmba - këmbës, herë në trajtë hijesh në rrugë e pas dritaresh, e herë në forma të shumëllojshme provokimesh e ngasjesh të pabesa. Sistemi komunist spiunët i kishte njerëzit e tij më të dashur ndaj ata i ndeshje ngado ku hidhje sytë. Të qëndrosh gjashtë muaj në një birucë komuniste të asaj kohe, të mbushur deri në gjysëm me fekale ku të merrej fryma dhe ku një dritë e zbehtë dielli guxonte të hynte herë-herë gjatë ditës, të durosh kamxhikët dhe torturat gati hitleriane të hetuesve komunistë të cilët është pak t'i quash gjakatarë. Të jetosh nga ora në orë me tmerrin e dhimbjeve të padurueshme të këtyre torturave natyrisht është diçka më tepër se vuajtje. Më akuzonin për agjitacion e propogandë sikur gjoja unë kisha folur me të tjerët se sistemi komunist është një sistem çnjerëzor ku nuk ka liri, ku njerëzit janë pa dinjitet dhe personalitet dhe se

njeriu i thjeshtë është vetëm një skllav i sistemit në fuqi, se Enver Hoxha është një skllavopronar i madh që komandon dhe luan me fatet e jetës së tre million shqiptarëve."

" Për të thënë të vërtetën - thotë Hyseni- unë këto gjëra i kisha thënë nëpër ambiente të ngushta shoqërore sepse helmin e dhimbjes e kisha në trup që pesë vjeç që në atë kohë kur më arrestuan babain tim të dashur. Gjashtë muaj vazhduan torturat mbi trupin tim. Më merrnin në pyetje orë e pa orë, natë e ditë.Gjithmonë jam habitur si nuk lodheshin njëherë ata hetues bisha. Qëllimi i tyre ishte të më detyronin të bëhesha informator i tyre. Se si durova veç unë e di. Duke mos u kënaqur me arrestimin tim dhe të babait dëshira e tyre ogurzezë ishte që të mbyllnin në burg komplet familjen time. Pasi nuk ia arritën qëllimit më nxorën në gjyq. Gjyqin tim e drejtonte Hajri Shehu. Kam dëgjuar se shumë nga bashkëvuajtësit e mi të derdhin lumenj urrejtje ndaj hetuesve dhe gjyqtarëve të tyre. Nuk kam të drejtë t'i kundërshtoj, pasi si vegla të përbetuara të regjimit ata ishin përgatitur dhe gatuar për të qenë të tillë. Edhe në rastin tim gjyqtari Hajri Shehu më dha maksimumin megjithëse kishte veshur në fytyrë një lloj maske keqardhjeje. Përmes dëshmimtarëve të rremë dënimi im u materializua në burgun famkeq të Spaçit, në atë burg ku vuajtën torturat më të tmerrshme qindra e mijëra intelektualë, patriotë, klerikë, politikanë nga më të mirët dhe më të përkushtuarit për këtë vend nga të cilët Fatos Lubonja, Spartak Spahiu, Vladimir Balluku, Sami Dangëllia (ish-sekretar i Ballit Kombëtar i dënuar me 43 vjet burg), Osman Kazazi (i quajturi Mandela i Shqipërisë, i dënuar me 100 vjet burg nga të cilat shleu 35 vite). Burgu i Spaçit, i ndërtuar në një pus natyral rrethuar me male të larta dhe të zhveshura ku në dimër temperaturat arrinin deri në - 19 gradë



celcius, ku dielli ishte një mik i rrallë 2-3 orë në ditë dhe ku puna e rëndë thellë nëpër galeritë e thella të minierës ka qenë vërtet një varr i hapur dhe i madh ku hyrja dihej dhe dalja nuk dihej kurrë."

Në këtë burg Hysen Haxhiaj kreu në te vërtetë "universitetin e tij të jetës". Tingëllon makabre kjo gjë për ata që s'e kanë njohur realitetin e asaj kohe, por kjo ishte e vërteta e pamohueshme . Këtu Hysen Haxhiaj njohu më mirë dramat e kombit të tij, njohu dhe preku me duart e tij dramën e tmerrshme të eleminimit gradual të elitës kombëtare, njohu mjetet dhe mënyrat më të sofistikuara që përdorte sistemi komunist për të mbjellë terror ndaj kundërshtarëve të tij.

Unë i jap të drejtë thënies së intelektualit të shquar Uran Kalakula kur thotë se askush nuk mund të bëhet hero kur bie në burg por mund të bëhet atje. Të burgosurit e Spaçit rreshtoheshin që në mëngjes në orën 6 dhe nën goditjet e gardianëve gjysmë të çmendur detyroheshin të futeshin në thellësi të minierës për të mbushur vagonat me bakër dhe pirit dhe për t'i nxjerrë ato në sipërfaqe. Ata që nuk realizonin normën i rrihnin në mënyrë shtazarake dhe i dërgonin gjysmë të vdekur te birucat vdekjeprurëse.

"Mbaj mend se një herë kur nuk arrita të realizoja normën ngaqë isha i sëmurë e i drobitur, më lidhën duart me pranga dhe më mbyllën në një nga birucat më të tmerrshme të kampit për 11 ditë rresht. Kur dola prej andej kam qenë komplet i nxirë në trup e në fytyrë sa me shumë vështirësi arrita të vija në vete me ndihmën e mjekut të kampit. Ka qenë një rregull i njohur në burgun e Spaçit: përpara se të futeshin të burgosurit takoheshin me njëri - tjetrin me mendimin se nuk do të dilnin më gjallë prej aty".

Në kujtimet e Hysen Haxhiajt nga kampi i Spaçit një

vend të nderuar zënë çastet kur ai shoqërohej me Irfan Vrionin, Sami Dangëllinë, Vangjel Lezhon dhe Fadil Kokomanin, të katërt të vdekur në këtë burg.

"Me Fadil Kokomanin dhe Vangjel Lezhon kam pasur rastin të shoqërohem e të bisedoja herë pas here gjatë shëtitjeve te përditshme në kamp. Ishin dy nga intelektualët më në zë të asaj kohe të cilët edhe pse e vuajtën dhe e paguan me jetën e tyre idealin komunist sërish ruanin në ndërgjegjen e tyre diçka prej ëndrrave të tyre për këtë sistem.

Në vitin 1981 ende pa e kryer dënimin e parë më vjen dënimi i dytë me 10 vite të tjera. Edhe këtë radhë sistemi përdori akuzën e njohur të agjitacion propagandës. Diku kisha thënë se më mirë të vdesim në galeri se sa me këte lloj poshtërimi moral dhe fizik që po provojmë këtu.

Hysen Haxhiaj i kreu kokërr më kokërr dënimet e përbindshme të sistemit komunist por nuk u përul, nuk u deformua në karakter dhe nuk u tjetërsua sepse i tillë ishte gatuar, me dinjitet, përkushtueshmëri dhe krenari kombëtare. Sistemi i burgjeve të asaj kohe e kishte si parim bazë sfilitjen fizike të të burgosurve nëpërmjet punës së rëndë prej skllavi, ushqimit të keq dhe birucave por edhe rrahjes dhe eleminimit fizik. Me Hysenin nuk ia arriti kësaj.

Ai doli prej burgut më i fortë, më njeri se ç'kishte qenë më parë, më i kalitur dhe më i kulturuar me dijet e jetës si edhe më i gatshëm për punëra të mëdha në shërbim të kombit e atdheut.

Kërbaçi i jetës qëlloi
Pa mëshirë e pa kufi
Unë ç'hoqa s'i harroj
As tani, as në pleqëri.



Vitet' 90 janë vitet kur shpalosen më së qarti energjitë e përkushtimi i tij intelektual. Liria e premtuar për të cilën luftuan dhe u sakrifikuan miqtë dhe shokët më të mirë të Hysen Haxhiajt nuk erdhi ashtu siç pritej. Errësira e djeshme vazhdon të jetë akoma më e plotë se atëherë, vëllahvrasja dhe degjenerimi po marrin përmasa të pabesueshme. Mjerimi shihet rrugëve, lypsat zgjasin duart sikur lusin perëndinë për një copë bukë dhe njerëzit ende pyesin deri kur deri kur. Është kjo arsyeja që Hysen Haxhiaj u bë pavetëdije një nga publicistët më të njohur të atyre që kur dolën nga burgu menduan se i hodhën pas krahëve vuajtjet e së kaluarës. Me penën e tij ai vazhdon të hedhë nëpër fletë librash dhe nëpër gazeta revoltën e tij të brendshme për të ashtuquajturën demokraci shqiptare.

"Sistemi në dukje ndryshoi por çuditërisht Shqipëria ende vuan" më besoni vuan nën tentakulat e përbindëshit gjigang neokomunist. Dhe mjerisht ky popull ende nuk e ka kuptuar se vazhdon të vuajë skllavërinë e kuqe, propaganda e paskrupullt e sllavokomunizmit ende skllavëron shpirtrat tanë në forma nga më të moderuara e më mashtrueset për njeriun e thjeshtë dhe ata nuk arrijnë ta kuptojnë. Ne po, e kemi kuptuar ne intelektualët, ish të burgosurit e të persekutuarit politikë që ndihemi të zhgënjyer prej këtij modeli të ri skllavërimi.

Në një nga replikat e tij të njohura në emisionin "Top Show" duke dalë në krah të të persekutuarve politikë, të brezit të tij Hysen Haxhiaj thotë "Meqenëse komunizmi ju dënoi, ju la pa shkollë, ju shtresa e përmbysur nuk do të ëndërroni më për të ardhur në pushtet. Zotërinj përfaqësues të shtresës tonë keni të drejtë të flisni kodra pas bregu se nuk i dini mirë disa gjëra shumë të rëndësishme se pushtetarët e rinj nuk i kanë aspak në mend vuajtjet, ëndrrat dhe misionin tuaj të dikurshëm.

Harruat gjigandin Mit'hat Frashëri dhe fisnikët e tjerë të nacionalizmit shqiptar të cilët pasurinë e tyre ia dhuruan çështjes së madhe të kombit dhe vetë u larguan nga ky vend pa këpucë dhe pa asnjë qindarkë në xhep dhe tashmë emrat e tyre tentojnë të harrohen dhe të mbyllen në birucat e harresës".

Historia jonë për fat të keq i ka anashkaluar bëmat dhe sakrificat e tyre sublime. Është shumë e afërt dita kur shtresa e pushtetarëve e humbur në vjedhje dhe krime të padënuara, korrupsion dhe prostitucion do të përmbyset një herë e përgjithmonë e do të damkoset me vulën e turpit. Sepse qenka e thënë që historia dhe brezat përtërihen dhe përsëriten, dihet se çdo gjë lind, zhvillohet dhe vdes ose ngordh. Është ky ligj që mua dhe shtresës sime na jep shpresë.

Ose në një tjetër replikë me Fatos Lubonjën, ish bashkëvuajtësin e tij në televizionin TVA , Hysen Haxhiaj nuk mund të rrijë pa i kujtuar këtij të fundit thënien e tij të dikurshme në vitin 1986 kur thotë se "edhe po u përmbys pushteti popullor, Hysen vëlla pushtetin do ta marrim ne, bijtë e atyre që janë sot". Për moshën që gëzoni dhe për mentalitetin që keni ju ashtu e gjykoni dhe ndoshta pa dashje anashkaloni disa çështje kardinale për mbarëvajtjen e institucioneve ligjvënëse, zbatuesve pushtet dhe qeveri dhe ndëshkuesve prokuror dhe gjykatë. Unë nuk i vë faj gazetarit të televizionit që e drejtoi këtë emision, por Fatos Lubonjës së Spaçit nuk ia fal. Ai që vdiq tre herë klinikisht thotë se do të vihet në vend drejtësia po u reformuan institucionet. Po cilat institucione! ? Cila prokurori e gjykatë?... Çfarë prokurorie do ti, zotrote Fatos?...A nuk janë po ata të djeshmit prokurorët dhe gjykatësit?!... Cili krim u ndëshkua gjatë 50 vjetëve?... Po gjatë viteve të kësaj farë demokracie që po jetojmë, këtij farë tranzicioni alla Haxhi Qamili, kush



u dënua për krimet makabre që ka kryer mbi jetët tona, cili nga këta farë prokurorësh dhe gjykatësish dënoi veten apo dikë tjetër për krimet e djeshme? Po për ato të sotmet? Ku janë 16 vitet e tua të burgut zotrote? Mos vallë edhe ty të gënjen mendja si shumë të tjerëve se do t'i mbulojë përgjithmonë pluhuri i harresës? Kujt t'ia lemë vendimin, thellë shpirtit apo arsyes.Le ta lëmë shpirtin të fluturojë në hapësirën qiellore dhe të shpërndajë frymë profetike në shekuj. Kurse ne të ngrejmë dorën e rëndë mbi kokat e vëllezërve tradhtarë dhe në fund ky është fillimi të themi.

- Kur do jetë ky fund ?! - thotë miku im shkrimtari dhe poeti i njohur Namik Mane.

Hysen Haxhiaj është një vullkan që edhe kur ngjan si i shuar përsëri llavën e tij e ka të ndezur poshtë hirit, edhe kur s'flet ai vazhdon të meditojë e të shkruajë me gërmat e shpirtit të tij atë çka e bluan në vetvehte sepse ai jeton e frymon në çdo çast me kohën dhe njerëzit e saj, me idealet dhe brengat e saj të panumërta. Ai nuk mund të heshtë sepse nuk ka lindur për të qenë i tillë. Gjithmonë aktivist dhe i përkushtuar për interesat e bashkëvuajtësve të tij ai është gjithmonë në ballë të tribunave dhe fjalës së lirë. Kryetar i Shoqatës së të Përndjekurve, Dega Durrës 1992- 1997, tani ai vazhdon të jetë nënkryetar i Shoqatës Kombëtare të të Përndjekurve Politikë. Është dekoruar me Dekoratën e Lartë të Mirënjohjes nga Presidenti i Republikës në Shkurt të vitit 2011 dhe Nderi i Qytetit të Durresit nga Shoqata Durrësi dhe Bashkia Durrës. Si një njeri që nuk di të bëjë kompromis dhe pazare me dinjitetin e tij dhe të të tjerëve ai vazhdon ende të shkruajë dhe të mbjellë farën e dashurisë dhe të harmonisë mes njerëzve, ende predikon sinqerisht bashkim dhe vllazërim të përjetshëm. Mjafton të citojmë thirrjen që ai u bën të përndjekurve politikë të Shqipërisë në konferencën e të

përndjekurve politikë të Laçit, Shkodrës e Lezhës në vitin 2003 me këto fjalë:

"Vellezër të dhimbjes dhe torturave të komunizmit a doni ta vëmë dinjitetin në vend?

A doni që të mos tallet komunizmi me jetën tonë?

A doni të jetojmë ditët e fundit të jetës si njerëz?

Ju thërras nga thellësia e shpirtit të bashkohemi si vëllezër të një gjaku sepse të përçarë bëhemi skllevër dhe përjetësojmë kështu pushtetin e skllevërve".

Pak kohë më parë Hysen Haxhiajn e pashë të përlotet në festën e 70-vjetorit të ditëlindjes së tij. Holli i teatrit A. Moisiu atë ditë ishte mbushur plot e përplot me shokë, miq, familjarë dhe të njohur të tij. Të gjithë ishin të prekur dhe të emocionuar me festën e mikut të tyre të dashur ndaj nuk ia ndanin urimet dhe shprehjet e tyre të dashurisë dhe mirënjohjes. Sepse një njeri i tillë si Hysen Haxhiaj që të bëhet mik e vëlla vetëm me një kafe a takim, që të fal shpirtin dhe shumëçka të tij të shtrenjtë, pa mëdyshje një njeri që atdheun e ka kultin e tij më të madh të dashurisë dhe të jetës e ka merituar dhe e meriton me kohë respektin e një qyteti si Durrësi e pse jo edhe të kombit.



**PËRMBAJTJA**